**DR. KRISTO FLOQI**

U çprovûe plotësisht,
(Gjith' arqelogët thonë)
Pelasgjishtja caktimisht
Është nj' ajo Shqypja jonë,
Që e gjallë dhe sot rron
E e flasim né Shqyptarët
Edhé shumë na nderon,
Si nderonte dhe të parët.

***Kristo Floqi***
Shkodër 1917

# Pellasgë e Hellenë

(*Studim ethnollogjik e linguistik*)

**VEPRAT**

**VOLUMI I.**

Shtypshkronja M & B Tiranë
Tiranë Gusht 2023

# Lexuesit të ndershëm !

Shqipëria ka patur fatin e bardhë që gjatë historisë së saj shumë vjeçare, ka nxjerrë shumë intelektualë mëndjendritur dhe patriotë, të cilët u përpoqën për këtë vënd me sakrifica të panumurta për themelimin e shtetit shqiptar. Një ndër ta është edhe Dr. Kristo Floqi.

Në këtë libër po ribotojmë disa artikuj të K. Floqit, botuar më parë në revistat më të vlerta nga pikpamja intelektuale e shkencore, por edhe patriotike të viteve 1912-1940 si p.sh. revista "Hylli i Dritës" themeluar nga Ât Gj. Fishta, apo revista "Agimi", organ letrar i shoqërisë "Vllaznija" Shkodër, revistë të cilën e drejtonte Kristo Floqi dhe Karl Gurakuqi.

K. Floqi jetoi e punoi në një kohë kur Shqipëria ishte në një udhëkryq, atëhere kur i rrezikohej ekzistenca e saj si shtet si rezultat i synimeve grabitqare të Greqisë dhe Serbisë, por jo më pak edhe të Turqisë e Italisë, por edhe prej makutërisë të pashallarëve e bejlerëve shqiptarë të natyralizuar si nënshtetas turq që kishin frenat e pushtetit. Për të shtyrë kufirin e saj deri në lumin Shkumbin grekët shtronin tezën se shqiptarët nuk janë një komb më vehte, por janë rracë greke, kurse serbët, për të shtyrë kufirin e shtetit të tyre deri në lumin Mat shtronin tezën se shqiptarët nuk janë komb më vehte por janë rracë slave. Kundra këtyre tezave K. Floqi shkruan disa artikuj, një pjesë prej të cilave, ato më kryesoret, po i ribotojmë në këtë libër. Ai i shkroi këto artikuj për të rrëzuar me argumenta shkencore këto teza antishqiptare. "Gjuha dhe flamuri" – janë përcaktuese për identifikimine një kombi – shkruan Kristo Floqi.

Ky mentalitet antishqiptar ekziston edhe sot. Në një emision televiziv gazetari M. Mema tregon se si arkeologët maqedonas fshehin pllakat dardanase që dokumentojnë prejardhjen pellasge të shqiptarëve. Por, për mjerimin e Shqiptarëve, disa akademikë shqiptarë, duke u bashkërenduar me parimin antishkencor e antishqiptar të arkeologëve maqedonas, deklarojnë se gjuha shqipe nuk rrjedh prej pellasgjishtes por, pa dhënë asnjë argument shkencor. Kjo ndodh mbasi ata nuk njohin hellenishten e vjetër. Janë po këta akademikë shqiptarë, që, për të dyfishuar mjerimin e shqiptarëve, mbështesin tezat e Kongresit të drejtshkrimit të vitit 1972, i cili me përdhûni hoqi nga përdorimi dialektin geg, mbi bazën e të cilit qeveria vendosi që mësimet në shkollat shqiptare të mos zhvillohen në dialektin geg. Për këta lloj akademikësh, Ât Gjergj Fishta thotë: "**Pa dije e urtí, s' mbahet, jo, Shtet m' kamë**"[1]. Mendoj

[1]**Revista "Hylli i Dritës", 1924, Nr. 5-6 f. 154**

se kjo thënie lapidare e Pater Gj. Fishtës është e vlefshme edhe për ata Shqiptarë, që argumentojnë prejardhjen e gjuhës shqipe nga pellasgjishtja, pa njohur hellenishten e vjetër, dhe disa prej tyre nuk njohin as dialektin geg të shqipes.

Kristo Floqi, nipi i Thimi Mitkos, ka shkruar autobiografinë e tij prej 1788 faqesh me shkrim dore[1]. Ai lindi në qytetin e Korçës në Nëndor 1872. Katër klasat e para i bëri në qytetin e Korçës, pjesën tjetër të arsimimit të tij e vazhdoi në qytetin e Karvasarâ-së (Amfilochia) në Greqi. Në vitin 1899 mbaron studimet në Universitetin e Athinës në degën e drejtësisë dhe fiton titullin "Doktor i drejtësisë". Në atë kohë fakulteti i drejtësisë pranë Universitetit të Athinës kishte lëndë të detyrueshme hellenishten e vjetër dhe latinishten e vjetër, të cilat, siç shkruan, i ka studjuar për shumë vite me themel, të cilat i rezultuan të dobishme për artikujt që po ribotojmë në këtë libër. Njohja e thellë e greqishtes klasike, por edhe e shqipes, e ndihmoi Kristo Floqin të kuptonte metodën e përdorur nga arkeologët francezë, gjermanë, anglezë etj. për nxjerrjen e kuptimit të shkrimeve pellasgjike e etruske nëpërmjet gjuhës shqipe.

Nga ana tjetër, gjatë kohës që ishte student, për të patur ndonjë përfitim monetar, Kristo Floqi, për pak kohë ka shërbyer edhe si ciceron në vendin arkeologjik "Delfi", ku ndodhet tempulli i Apollonit.

Në artikujt "Tempull' i Dodonës", "A kemi ne Mythologji", "Pelasgë e Hellenë", si dhe në dramën "Piro Neoptolemi", Kristo Floqi argumenton se Epiri nuk ka qenë kurrë helen, dhe se qysh prej epokës parahistorike (përpara se të shkruhej historia), këto territore nuk kanë qenë kurrë të banuara nga popullsi Helene, kurse në artikullin "Kosova (Serbi e vjetër)", ai hedh poshtë tezën e akademikut serb Zvijich, sipas të cilit Kosova ishte "djepi i Serbisë".

Kristo Floqi i përcjell studjuesve arkeologë e glosollogë shqiptarë metodën për të argumentuar prejardhjen prej pelasgjishtes të gjuhës shqipe, metodë që e kishin përpunuar dekada më parë shkencëtarë të huaj të fushës.Ai thotë: "… do merremi pak edhé me glossologji përkrahësore tuke paragonuar fjalët klasike hellenike me ato të gjuhës s' onë, dhe ***nga ky krahësim do merret vesh në një mënyrë të kjartë se shumica e fjalëve të Greqishtes së vjetër, që supozohen të origjinës hellenike, s'janë tjetër***

**[1]"Autobiografime ime" e Kristo Floqit ndodhet në AQSH Fondi 429 Dok. 1**

***përveç se rrënjët e gjuhës s' onë, prej të cilave morfologjikisht janë trajtuar fjalët hellenike klasike"..***

Thuajse të gjitha shkencat e aplikuara kanë si disiplinë të veçantë metodën krahësuese. Fjalët e njëkuptimta me rrënjë të barabarta të fjalëve në gjuhën shqipe dhe atë të helenishtes së vjetër, vërtetojnë prejardhjen e të dy këtyre gjuhëve nga pellasgjishtja, me ndryshimin se gjuha helenishte e lashtë ka vdekur, kurse gjuha shqipe ekziston, çka don të thotë se për studjuesit e kësaj fushe është "conditio sine qua non[1]" njohja me themel si e helenishtes klasike (helenishtes së vjetër), ashtu edhe të gjuhës shqipe (sidomos dialektit Geg që ka ruejtë më shumë fjalë të motshme).

Nga ana tjetër Kristo Floqi e përkufizon kështu gjuhën e sotme shqipe: "….gjuha e jonë s' është tjetër përveç se trashëgimtarja e Thrako-Illyrishtes, e përzjerë me shumë fjalë greke, sllave, latine e turke".Për të dëshmuar vjetërsinë e kombit shqyptar, revista "Hylli i Dritës" 1936 boton në disa numura dorëshkrimet e Ât Shtjefën Gjeçovit me titull "TRASHIGIME THRAKO-ILIRJANE", mbi bétë, besimet, zakonet e kombit tonë të trashëguara nga Thrako-Ilirët.

Botës akademike shqiptare, Prof. Aleko Minga i ka sjellë në gjuhën amtare "Historitë" e shkruara nga Herodoti**.** Studjuesit mund t' i referohen këtij libri në se nuk kanë mundësi t' i referohen origjinalit në helenishten klasike, jo vetëm të Herodotit, por edhe të historiografëve të tjerë helenikë, siç ka bërë Kristo Floqi.

Po ribotojmë këto artikuj të K.Floqit, që unë kam bërë vetëm transkriptimin e tyre dhe pregatitjen për botim, në mbështetje të gjith' atyre studjuesve që punojnë për të argumentuar prejardhjen pelasgjike të gjuhës shqip edhe të popullit shqiptar, por edhe për të vënë në dukje se gjuha shqipe dhe hellenishtja e vjetër janë "kushërira ta largëta, disa dhjetra shekuj të largëta", por kanë së bashku prejardhje nga pellasgjishtja, dhe se, sipas Kristo Floqit, gjuha shqipe është më e vjetër se greqishtja.

Po botoj dramën "Pirro Neoptolemi" dhe "Kosova (Serbi e vjetër)", për të vënë në dukje faktin që Kristo Floqi ka përdorur edhe letërsinë për të argumentuar vjetërsinë e egzistencës së popullit shqiptar në këto troje, i domosdoshëm për udhëkryqin ku ndodhej në atë kohë Shqipëria.

Titulli i librit është marrë nga një studim i Kristo Floqit të emëruar "Pellasgë e Hellenë". Pjesa e parë e këtij studimi është botuar në revistën "Hylli i Dritës", në Shkodër në vitin 1933, kurse studimi i plotë

**[1]conditio sine qua non = konditë e domosdoshme, pa të cilën nuk mund të zgjidhet problemi, nuk arrihet qëllimi.**

është botuar në po atë revistë, duke filluar nga numri i muajve Korrik-Gusht 1935, për të përfunduar në numrin e muajit Nëndor 1936.

Uroj që një ditë, dhe sa më shpejt, shteti shqiptar tê investojë në arsimimin e të rijve shqiptarë në degën e helenishtes së vjetër, në mënyrë që të punsohen në ekipet e etruskologëve apo muzeumet etruske, kudo që ndodhen në Botë. Shpjegimi i kuptimit të shkrimit të një rrase të vetme etruske, nëpërmjet gjuhës shqipe, do t' a lartësojë gjuhën tonë, këtë gjuhë hyjnore, gjuhën e Perëndisë, siç e cilëson Ât Gjergj Fishta.

**Henrik Kaçulini**

Tiranë, Maj 2023

# Ç' RANDSI KÂ PËR NÉ "GJUHA E FLAMURI"

(Artikull i Kristo Floqit botuar në gazetën "Taraboshi"[1] Shtator 1914)

Si po shofim në kto dit t' mrame e t' rrezikshme për ne e për Shqypnien t' onë, t' tanë shamâtat e t' tana mëniet e kunërshtimet vijnë kah shkaku i gjuhës shqype e i flamurit komtar, e pra, kujtonj se s' do bajshe keq sikur se t' u thojshe me pak fjalë atdhetarëve t'mij shkodranëve, pa ndryshim fejet, ç' ka don me thân "Gjuhë" e ç' ka do me thân "Flamur" edhè ç' randsi kanë këto për ne, edhè sa mâ fort në këto rasa kritike, si do mos e sotshmja[2].

Qysh se u vendue n' Konferenc t' Londres prej t' gjashta Fuqiave t' Mdhaja, nj' ajy kânt n' buz t' Adriatikut që e ka emnin "Shqypni" t'krijohet nji shtet per vedi, e sikurse ish e ditun, që nji shtet i veçuem e i veturdhnuem, lypej me pas dy vegla karakteristike q' e ndajn kah shtetet e tjera e e caktojnë, e që quhen "Gjuh e Flamur" kujtonj se të gjashta Fuqiat që dojshin me na bâ nji shtet të veçuem e dinin fort bukur se jena vertet nji komb, e kena vërtet nji gjuhë t' tonë, gjuhën shqype të që-motçme, e cila na bashkon me njani jatrin, na lith e na forcon, na ep guxim e shpresë, e mâ fort na fal emënin e vleftun shqyptar !

Fuqiat e Mdhaja, qi na shpëtuan prej robniet, e dinin mâ mirë se neve, se shqyptarët, sa do të damun në tri fena e të mërzitur prej shoqi-shoqit kah shkaku i fevet e i anmiqsivet të motshme, po prap kan nji gjak, nji tabijât, nji i pal zakone, nji historië, nji frymë e nji shpirt.

Fuqijat e Mdhaja ashtu si mejtojshin për gjuhën t' onë mejtojshin edhè për flamurin t' onë. E dijshin që shqyptarët kan pas nji far flamurit

---

**[1]Themelues dhe pronar i gazetës "Taraboshi" ka qenë arbreshi Terenc Toçi, kryeministri i parë i Shqipërisë në kohën kur Ded Gjo Luli shpalli i pari pavarsinë e Shqipërisë më 6 prill 1911 në Deçiç. Kjo pavarësi dhe qeveria e saj u eliminuan pas një kohe të shkurtër nga ushtria turke dhe nuk u njohtën nga komuniteti ndërkombëtar. Pra,indipendenca e parë e Shqipëris, ka vetëm vlerë historike dhe asgjë më tepër. Terenc Toçi u pushkatua nga regjimi i Enver Hoxhës, kurse Ded Gjo Lulit regjimi komunist ia profanoi varrin dhe eshtrat e tij ia hodhi në lum.**

**[2]Në shtator 1914, kur Kristo Floqi botoi këtë artikull, rrebelimi i Haxhi Qamilit, këtij injoranti absolut, për çbërjen e Pavarsisë së Shqiprisë, kishte arritur kulmin, ishte ulur flamuri i Skënderbeut në Shqipërinë e Mesme e të Jugut, dhe ishte vendosur flamuri turk, gjuha shqipe ishte e ndaluar të shkruhej me germa latine dhe ishte bërë gjuhë e dytë, për t' u eliminuar fare pas pak kohëve. Në një artikull tjetër Kristo Floqi shkruan: "Na jemi Shqyptarë se flasim shqyp. Sa do e vorfen qi âsht gjuha j' onë duhet t' a flasim, t' a duam, t' a përkrahim. Kur nderojmë gjuhën, nderojmë vendin t' onë.*N' âsht nji visar dija e gjuhëve të hueja, dija e gjuhës s' ate âsht nji detyrë për ty*. Pa gjuhen s' ké as nder, as rândsi. Pra, kjo vegël e artë, kjo arm' e shêjtë, ky shpirt, kjo fuqi e kombit a duhet me u lânë mbas doret? Ktu a çâshtja".**

në mos n' kohërat e para, po sidomos n' kohë t' babës kombit, t'Skanderbegut t' Math dua t' them, flamur që historia kishte (shif historishkronjsin Marino Barletti Legrand etj. etj.).Politikisht e në ç'do pikpamje tjatër, âsht i çprovumun si flamur Shqypniet, e i salutuem gjith'ashtu, prej disaa fuqiëve (le të mos harrojm ditën që princ Wiedi shkeli n' Durrës, kur flamuri shqyptar i kuq' i zi e me shkabën u salutua kah avulloret luftnore të disa fuqieve), gjith ajy flamur që jena tuj pas edhe neve sot. E pra fuqiët e mdhaja, tuj dit se neve shqyptarët i kena ato dy shenja karakteristike si gjuhë, si flamur, s' pane kurkunt nevojën të na thojshin, se "ju shqyptarët vërtet ju bâme nji i shtet t' vetun po.... tuj mos pas nj' ato dy vegla mâ t' vjefshme qi quhen "Gjuhë e Flamur" andaj do t' kini filan gjuhë e akcilë flamur. Po lumnisht Europa këto fjalë s' na i tha.

Tash ç' randësi ka gjuha e nji flamur për nji komb, qi do me rrnojt n' Botë, e me pas nder e çmim komtâr, kam me ja u thân bashkatdhetarëvet t' mij shkodranë[1] nji tjetër herë për mos me u xgjât e mos me i mërzit në këtë artikull. Tash për tash dua t' u them vetëm këto fjalë : Qé, nevoja s' na livertis as pak t' zijena e t' mytena midis t' onë e t' derdhim gjak për kto, se përveç qi âsht nji marrì e nji turp për neve, por edhe s' kena me fitu kurgjâ, se kështu, jo vetëm mbyllim kushedi sa shpija e msynë n' vaj e n' zi kaq nana e motra e gra e fmijë, por edhe armikut i çilim derën nji sahat ma parë, e pra s' ka dyshim që kur mrrin ujku n' stan e n' vathë s' pyet cili âsht bariu e cili âsht qeni, as numron desh e sqiep e dhên e dhija !!... Këto lypet t' i dijmë mirë e t' çilim sytë e ment, tuj goditë ç'do punë, jo me hût e me fyshekë, se s' ka lezet por me t' urtë, me fjalë me arsye, me vllaznì tuj dit se jena nji gjak, nji shpirt e kena t' tanë nji palë interesa si muhamedanë si të krishterë.

**Av. Kr. Floqi**

---

**[1]Korçari Kristo Floqi i quan shkodranët "bashkatdhetarët e mij" për arsye se kishte pak muaj që ishte transferuar nga Vlora për Shkodër, ku gjeti strehim me familjen e tij për t' i shpëtuar hakmarrjes së rebelëve të Haxhi Qamilit që, me ndërmjetsinë edhe të Ismail Qemalit, hynë triumfalisht pa kundërshtim në Vlorë, më 1 shtator 1914 dhe që atë ditë, ulën flamurin kuq e zi shqiptar e ngritën flamurin turk, si dhe detyruan administratën të shkruante e të fliste vetëm turqisht.Udhëheqësit e rebelëve më 1914 ishin ushtarakët turq që K.Floqi i kishte dënuar për komplotin e Beqir Grebenesë. Por Kristo Floqi nuk shpëtoi dot, për shkak të moshës, nga pasardhësit e Beqir Grebenesë kur të mërkurën e zezë të 29 Nëndorit 1944 u sekuestrua nga Brigadat e kuqe dhe u mbajt në burg deri në vjeshtën e 1950, pak muaj para se të vdiste më 29 dhjetor 1950.**

# GJUHA SHQYPE A SHKRUHEJ DIKÙR

(Artikull nga Kristo Floqi, botuar në të përmuajshmen "AGIMI" Nr. 12 muaji Prill 1920)

T'errta e shumë të turbulla janë shenimet e disa shkrimtarvet për mbi origjinin e naturën e gjuhës shqype, edhe akoma mâ t' errta monumentat e tyne mbi gjuhen shqype të shkrueme e mbi litraturën e saj.

Të gjith thonë se Shqyptarët, të cilët pa dyshim janë Pelasgët e Ilirët e motshëm, kur zbriten prej Asis ne Europë, jetojshin nji jetë nomadike, por s' dijshin me livrue tokët, me bâ mure e kthisa e me jetue sidomos në jetë shoqnore, por edhe gati kurdoherë me luftue e me i dalë zot vendit të tyne kundra të msymeve të hueja. Qellimi i ynë ktu nuk âsht me u zgjatë në hollësina, tue hetue racën shqyptare përmes të shekujvet, përveç se me gjyrmue mbi origjinin e letresis shqype e me u kallzue kënduesave t' onë a shkruhej gjuha shqype në kohët e errshime a po jo ? A ka pasë nji farë alfabeti, me nji fjalë a ka kenë gjuhë e shkrueme si gjuhët e tjera ?

Nji problemë kjo qi ka sjellë vërdallë gjithë letretarët e glosollogët e Botës edhe mâ fort Albanollogët e interesuem. Asht thânë prej tallësvet të komit t' onë e âsht hjedhë midis nesh nji ironi e pa-krypë qi *të parët t' onë nuk u përkujdesuen me shkrue gjuhën e vet, se kurrë s'kanë pasë nji farë qytetnimi*. Të tjerë për me u tallë edhe mâ tepër me të ngratët shqyptarë kanë kuxue me thânë se *shkrolat ose germat e gjuhës shqype janë shkrue mbi fletë laknash kshtu qi kanë shkue lopët e i kanë hangër!* Edhe i shkreti popull shqyptar i zhytun e i kridhun në pellgun e padijës gati i zûni besë ksaj rrêne, këtij mashtrimi të dobët ! Por puna s'ishte ashtu. Le të shofim pra.

*Strabon*i i famshmi geograf grek e historishkrues thotë se Pelasgët e vjetër adhurojshin Djellin (ase Apolonin e Grekvet), Hanën (ase Artemis të Grekvet) Hŷjin (ase Zeusin, Zotin e Grekvet) etj. etj. e se e kishin nji farë qytetnimi, por u përzijne,e Grekët, të cilët arthnë masandej e nuk mbetne për veç se shëmtyrat[1]e ksaj race. *Herodot*i, Âta i historis greke, i cili shetiti gjith vendet e njoftun në Sinisin Ballkanike e i cili shkruen në shekullin e VI. përpara Kr., midis dokumentave të tjera historike për Pelasgët shqyptarë kallzon edhe këtê. Kur mbreti i Persianvet Xerxis luftonte kundra Elenëvet e ndodhej në fushën thesalike me ushtrinat e veta, simbas zakonit t' atëhershëm kishte çue nji xheneral të tij *Mynin* për me pvetë orakujt (falldhânsit) e ndryshëm të Greqis për fatin qi kishte me pasë lufta e tij kundra Grekvet. Ky ishte Karras prej

---

**[1]shëmtyra = gërmadha**

fisit, ishte d.m.thânë nji bisk, nji rrem i trungut të math pelasgjik, nj' ashtu si ishin edhe Lelegët, Frygët, Lydët, Lykët, Mysët etj. etj. dhjalektet e të cilvet merreshin vesht me njêni tjetrin, si Gegnishtja me Toskënishten e sotshime. Myni shkoi në Thebe, qytet i vjetër në Levadhi, e tue marrë 3 Thebas për me i shpjegue fallin e orakullit, shkoi në Foltoren e Apolonit, qi ishte mbi nji kodrinë aty afër liqenit "Kopias". Atje pvesin falltreguesin e Apolonit, tue pasë me vedi edhe nji copë drrasë për me shkrue fallin. Befas falldhânsi çilë gojën e flet me nji gjuhë, të cilen me të shpejtë e mori vesht Myni, qi ishte gjuhë pelasgjike, d.m.thânë shqype, kur se të tre Thebasit mbeten si mermer, tue mos marrë vesht kurrgjâ ! Myni atbotë ju rrëmben Thebasvet drrasen prej dore edhe e shkruen vetë fallin. Orakulli kishte folë shqyp ! Çuditet edhe Herodoti vetë si ishte e mujtun kjo gjâ që me folë orakulli në nji gjuhë barbare, si thotë, edhe si ky komb i Pelasgvet nuk â shdukë edhe prej Grekvet e me gjith kta invadime e me qytetnin greke ?

*Herodoti* thotë se gjuha pelasge flitej edhe në Egypt e shkruhej. Nji profesor Engles i Arqeologjisë Dr.Sâyce[1] botoi nji shumicë mbishkrimesh prej rrasave karrike, të gjetuna në Memphis të Misirit[2]. Prej ktyne mbishkrimeve merret vesht se dhjalekti karrik ishte nji dhjalekt pelasgjik, e si thotë Dr. Sayce i përngjet për çudë ksaj shqypes së sotshime.

Prova mâ e gjallë e shembëllimit të dhjalektit karrik me shqypen e sodit duket në nji tjetër rrasë, të gjetun prej arqeologut frank *Darresy* e të botuem në nji broshurë të tij nen titullin "*Recueil de travaux rélatifs la Philosophie egyptienne"* 1895.

Nji glosolog e historishkrues Armen *Mesrop Mastody* mbas do studimeve të thella që ka bâmun per mbi origjinin e rrâjen e gjuhës shqype, thotë se shqyptarët janë gati nji racë me Armenët, të cilët kanë ardhë prej Kaukasit prej ka kanë zdrypë edhe Shqyptarët. Kto janë perzi dikùr me Armenët nen sunduesin Armen *Valarsak* ose *Vaganargjsh* tue marrë qytetnimin e alfabetin e Armenvet, të cilët mandej e ndryshuen, tue e bâmun si krejt të veçantë e të tynin. Gjith ky boton edhe nji drrasë paralelizmi t' alfabetit armen me at t' alfabetit shqyptar (pelasg) e kallzon me argumenta të forta afrimin e si me thânë kushrinín qi kanë njana gjuhë me tjetren, armenishtja me shqypen.

Dr. *Hahn-i* ka gjetë nji tjeter lloj alfabetit n' Elbasan, të perbâmun prej 52 germash e e beson ket si nji monument pelasgo-finiko-grek, Prof. *Meyeri* i a mohon ket origjin Hahnit, tue kujtue se shpiksi i ktij alfabeti ka qênë një farë *Theodori*, msues grek (!).

---

[1]**Transactions of the Society of Biblical Archaeology 1887-1893**
[2]**Misir = Egypt**

Nji tjeter shkrimtar *Tajan*[1] thotë se Shqyptarët nën mbretnin e Armenit Vatçagjan (480 para Kr.) kishin ligjët e tyne të shkrueme, të cilat, thotë, kanë qenë dritat e qytetnimit e të kulturës shqyptare, por mjerisht janë shdukë prej shekullit e sot nuk shifet as gjyrmë prej sosh. Mbas do botimeve arqeologo-glosologjike t' Armenvet, thotë ky shkrimtar, alfabeti i perdoruem per ligjet e shkrueme shqype i a përngjiste tepër alfabetit armen, ase ishte nji ndërmjetës midis alfabetit armen e alfabetit gjeorgjijan.

Por cili ishte ai popull, qi 2000 e sa vjet para Krishtit zhdrivilloj e përhapi gjith atë qytetni të naltë e të mrekullueshme, atë qytetni të rrallë e klasike, të njoftun në Histori nen titullin *Qytetnija Minoike* në Kretë? Të gjithë dijetarët e rruzullimit habiten përpara ksaj pyetje edhe përgjigjen e presin vetëm prej shpjegimit të do rrasave të motshime e të pa-këndueshme. Disa janë diftue guximtarë sa me thânë se kjo ishte nji qytetni egyptiane, disa kanë kujtue se â kenë nji qytetni finotatarike e disa të tjerë për nji qytetni greke. Por rrasat qi u gjeten në Kretë si edhe në ishullin Lemnos prej rëmuesavet Inglizë e Italjanë më 1897-1899 hodhen mjaft dritë në ket errësinë.

U munduen shumë arqeologët të mendshëm për me mujtë me i shpjegue kto rrasa tue perdorue të gjitha gjuhët e idjomat e vjetra greke, si edhe gjuhë të tjera të vjetra të trungut *ljapetik* ose *Arijan*, a *Hindogjermanik*, por s' mujten kurrsesi ! Përfunduen pra mâ të shumët e tyne se *kto rrasa nuk âsht punë të lexohen e të shpjegohen kurrsesi !*

Të gjith u dishpruene, por jo edhe i famshmi arqeolog gjerman *Otto Blau*. Ky, tue marrë para sŷsh historin e Pelasgëvet e ndollinat e hershme qi si kta u shpërngulën prej Asis së vogel e u derdhen n' ishuj e Egeut, Lemnos, Lesvos, Kretë etj. etj. e mandej si zûne vend në Kontinentin ballkanik, qindroj e u mundue shumë në këndonjetoren e vet. Kqyri mandej Homerin, i cili tue bâ fjalë për banorët e Kretës (më 900 e sa vjet para Krishtit) thotë se kta ishin mâ të shumët *Heteokretas* si edhe *Dorrinj* e *Pelasgë*, e ra në nji përfundim të bazuem në dokumenta, se *Heteokretasit* e Homerit ishin gjith ata *Hetejët* e vjetër, popull i shkëlqyeshëm e i qytetnuem, për të cilin bân fjalë edhe Bibli i shêjtë i Israelitvet, tue i quejtë *Hetta*, *Hatta, Hitti*, ase *Kitti*, të cilët merret vesh se ishin racë pelasge e ishin ata qi zhdrivilluen gjith atë qytetni klasike, të quejtun "Qytetni Minoike" e cila filloj shi prej 2.000 e sa vjet para Kr. e u shduk më 700 para Kr. e lulzoj gjithsejt 1.300 vjet !

Larousse thotë në diksjonarin e math të tij kto për Hetejët; *Les Hethéers, Hittites ou Khitti était un peuple de l' antiquité, qui antérieurement à la civilisation phénicienne fonda un puissant Empire en Asie Mineure*,

---

[1]**Tajan = mbledhës veprash arti, shkrimesh e gjithfarë sendesh, etj.**

d.m.thânë Hetejët ishin nji popull i vjetër qi në kohët e kalueme para qytetnimit Finikas, kish themelue nji mbretni të fuqishme n' Azi të vogël.

Arqeologët, tue kqyrë disa rrasa asyrike e egyptjane marrin vesht se Hetejët ishin nji popull i përhapun në Kapadokì, Armenì e Palestinë (1800-1700 para Kr.)i mendshëm e i qytetnuem. Mjeshtrìt e ktij populli e hartimet e çfaquna ndër rrasa e monumenta qi janë gjetë, dishmojnë nji qytetnì të naltë e të shkelqyeshme edhe gërmat e mbishkrimeve të ktyne rrasave përngjasin shumë me germat e mbishkrimeve të rrasave, të gjetuna në Kretë e në Lemnos.

Historija e Armenëve bân fjalë për Hetej Pelasgë të cilët jetojshin në qarkun e Vanit, njerës të qytetnuem, të cilët flitshin nji gjuhë të dlirtë e e shkruejshin. Gjuha armenishte ruen edhe sot me mija fjalë pelasgjike ashtu edhe gjuha persishte, por edhe do gjuhë tjera semetike, si Haldaishtja, Arabishtja e Ibranishtja, etymologjin e të cilave e gjêjmë në rrâjet e fjalët nji rrokshe të gjuhës shqype.

Gjith kto e bâjshin *Otto Blaun* me u mendue hollë e me kujdes. Mâ anen tjetër *Pasqyrat Etrusqike* qi u gjeten n' Itali të Verit, ishin gati me ato germa të shkrueme si edhe rrasat e Kretës ose rrasat Heteokretike edhe rrasat e Lemnos-it ose rrasat Lemnike. Po si të parat si edhe kto të tjerat, s' mundeshin me u shpjegue kurrsesi as me germat e idjomat greke, as me ato të Finikës, ase të Egyptit, as me Armenishten, as me tjetër gjuhë të vjetër.

Në studim të ktyne rrasave tjera (Pasqyrat Etrusqike) Otto Blau u shtŷ prej nji libri të nji Inglizi *Thomas Dempster*, të shkruem latinisht prej 3 shekujsh mâ parë nen titullin *Etruria Regalis*. Kjo ish e para shkndi për shpjegimin e Pasqyrave Etrusqike, se aty shpjegohej se *Turrijt* ose *Turrsijt* ase *Etruskët* e Italis, ishin gjith prej Popullit pelasg, i cili prej Herodotit (Libri I, 94) edhe prej Strabonit (V, 221) merrej vesh se kishin lundrue prej ishullit Lemnos n' Itali, ku zûnë vend, tue marrë mâ von emnin *Latinë* , por se ishin nji racë me *Karras, Frygas* etj. popuj Pelasgë.

Otto Blau tue i u afrue me theori xgjidhjes së ksaj probleme kaqe të vështirë, filloi me u mendue kshtu. Mbassi Hetejët ishin Pelasgë, mbassi Heteokretasit e Homerit ishin gjith ata Hetejët e vjetër qi përhapen atë qytetnimin në zâ "Minoike" e mbassi edhe Turrisijt ose Etruskët e Italis ishin gjith ata Hetei (Heteotruskë, Truskë, Toskë, fjala prej verbit pelasg ase shqyp *turrem*-lshohem, derdhem, vrulem, se pse kta u turren prej ishujve t' Egeut e u ngulën n' Itali) kshtu pra, u mendue Otto Blau, kta popuj, pelasgë duhet të kên nji farë afrimi me Shqyptarët e sotshëm, të cilët padyshim janë ata stërnipat e thjeshtë të Pelasgvet të parë. Ky afrim, kjo hypothezë, tha Blau duhet të kërkohet në gjuhën shqype! Ç'duhet bâmun pra ? Duhet msue gjuha shqyp. Tha dhe e vûni në veprim.

Qendroj 5 vjet radhas e me durim të madh e vullnet të pa-tundun msoj gjuhën shqype. Si e msoj ju përvesh rishtas rrasave Heteo-kretike e Lemnike si edhe Pasqyrave Etrusqike, edhe aherë kur dijetarët arqeollogë të Gjermanis e të Francës, të topitun prej vështirsis të shpjegimit të ktyne rrasave i kishin dhânë fund se *kto rrasa janë të pashpjegueme*, Otto Blau, tue pasë shkrue nji broshurë të posatshme nën titullin *Die albanische Sprache als Hülfsmitfel zur Erklärung der Lykischen Inschriften. Gjuha shqype si mjetë për mbi zhvillimin e mbishkrimeve Lyqike* vjen përpara ktyne sivllazënve të habitun edhe tue marrë fjalën bërtet në midis t'Akademis "E gjeta, s' kini pse mendohi mâ; rrasat Heteo kretike e Lemnike, qi janë shkrue në djalektin Lyqik, si edhe Pasqyrat Etrusqike (Die Etruskishe Spiegel) *vetëm* me gjuhen shqype munden me u shpjegue!" Edhe i u parashtroj gjith provat e argumentat qi mundi, në nji mënyrë qi kta dijëtarët e mbëdhaj u binden e s' patën as nji kundrë-folje.

Përpara Otto Blaut disa të tjerë ishin mundue për Pasqyrat Etrusqike,të cilat, si thamë, ishin gjetë 3-4 shekuj mâ parë. Më 1840 arqeologu Gerhard filloj me çpallë të shtypuna Pasqyrat Etrusqike, të cilat mundeshin me u lexue, por jo edhe me u shpjegue. Më 1867 profesori Italjan Fabretti botoj nji përmbledhje mbishkrimesh italike nen titullin Corpus Inscriptiorum Italicarum. Tash ish e mujtun m' u kndue lehtësisht "Pasqyrat Etrusqike" por prapë nuk shpjegoheshin kurrsesi. Shtyrjen mâ të madhe e dha profesori gjerman, arqeologu Corsen me librin e tij klasik, të titulluem "Über die Sprache der Etrusker" Leipzig 1874; pasuen mandej edhe do dijetarë të tjerë si Decke, Bugge, Torp, Pauli, Herbig etj. etj.

Sa do qi u gjeten mâ se 8.000 rrasa etrusqike, shpjeguesit e ktyne s' ishin as pak më nji mendje të unijshime; dikush i shpjegonte ndryshe me gjuhën Keltike, e ndryshe tjetri me Italiken e motshime, me Altaiken ase me Finotatariken edhe dikur me Armeniken. Kta të ngratit kishin të drejtë se kurrkush prej sijsh nuk dinte shqyp, e kishin lânë mbas dore kët gjuhë aqe të vjetër e aqë te nevojshime në pikpamje arqeologjije, busollën e mbishkrimeve mâ antike se antikat !

Otto Bllau ish aj qi i xgjoj të gjith kta prej lithargut e i pshtoj prej nji mundimi të madh e nji agonije. Tue shpjegue rrasat Heteokretike e Lemnike me gjuhen shqype ka shpjegue edhe rrasat, ase Pasqyrat Etrusqike gjith me atë lehtësi, si edhe të parat.

Tash âsht koha të vîjmë pak në praktikë për me marrë vesht populli jonë se gjuha e tij shkruehej dikur e se ironit e anmiqve ishin *rrena të poshtme.*

Si thame, rrasat heteokretike të gjetuna në Kretë si edhe në Lemnos janë shumë, edhe disa prej atyne tepër të gjata e disa të çartuna prej moti e të pa lezueshme. Shumë prej ktyne janë fotografue njashtu si

kanë kenë të shkrueme me germat e vjetra lyqike e janë mandej shpjegue prej Prof. Otto Blau. Këtu po parashtrojmë për shembull disa :

Nji farë Arkakoklessi (Arka-kokë-leshi) nji farë djalit kishte nji të dashtun, si thotë O.Blau, n' emên Arkia (si edhe sot shifen emnat shqyp të femnave si po e zâmë *Prenda, Bardhja, Molla, Suta* etj. etj. njashtu edhe ajo quhej Arkia). Kjo dikur ra e ligë e i dashtuni i saj Arkakokleshi i u lut duket hyjneshës së Pelasgvet qi quhej *Anai* e qi ish mprojtsja e varzavet si merret vesht prej mythologjisë armene, për me e pshtue; duket se *Anai* i a pat ndigjue lutjen edhe Arkia u shndosh, por mjerisht mbas sa kohe diq prej nji lngate tjetër. Arkakokleshi i kushtoi perëndeshës *Anait* nji kushtim për të dashtunen e tij Arkien mbi vorr të saj kinse të bânte nji mrekulli e t' a ngjallte prapë ! Qe edhe rrasa, e cila me germat latine â shpjegue kshtu:

I.NKALL MITKE O SI VARZEA ARKIA PSETIMEJN ARKAKOKLESSI (F) EP A SEPIN ANAIT.

Ket rrasë Otto Blau e shpjegon shqyp në ket mënyrë :

NGJALLU MIKE, O TI VARZA ARKIA (e) PSHTUME (qi ke pasë pshtue dikur prej lëngate)ARKA-KOK-LESHI JEP NJë SHEMBULL ANAJT (d.m.thânë nji ket lutje po i bân hŷjneshës Anait për me bâ nji mrekulli e me të ngjallë).

Gjithkushi nuk mundet me dyshuem se kjo rrasë s' âsht shkrue shqyp, çudija âsht, edhe mâ e madhe në qoftë se marrim parasysh mos-ndryshimin e gjuhës shqype mbas kaq mij vjetësh (1.200 e sa vjet para Kr. qi duket se âsht kushtue rrasa), e cila âsht gati gjith ajo qi flitet edhe sot, kur se gjuhët e tjera (si Greqishtja e vjetër me neoelenishten e sotme) ndryshojnë si nata me ditën, sa po të flittë sot *Hesiodi, Homeri, Platoni, Eskili, Sofokliu e Pindari* nuk do të kuptoheshin aspak prej Grekve të sotshëm.

Nji tjeter rrasë po parashtrojmë gjithashtu Heteokretike. Në nji qytet të vjetër t' ishullit të Kretës, qi quhej *Frasojë* (si me thânë *Beltojë, Gropojë*, etj.) qi Grekët i thojshin Prassos, kishte pasë ra nji lëngatë ndër ara e mbassi nuk kishte falë Zoti as shi e bima nuk ishte çfaqë mbi tokë, u bâ nji zi e madhe ûje e njerzit ishin tue hjekë keq. Me nji urdhën të sunduesit të vendit banorët e qytetit ikën e e lanë qytetin Frasojën. Për kujtim të asaj zije kushtuen ati nji përmendore. Qe edhe rrasa :

II. ONA DHE SSI TE METE BIME TFAK DO FARA LA FRASOJNA.

Të cilen rrasë Otto Blau e shpjegon shqyp kshtu :

ONI (ose ÛNI) DHE SHI (shîni) TË METË (të mangut, gati të pakenë) BIMË TFAQ (bimën e tfaqë) DO FARA (do farë ose rode) LA (lanë tue ikë) FRASOJËN (d.m.th. iken e e lanë qytetin e Frasojës).

Kjarisht merret vesht edhe kjo rrasë (rrasë lyqike) qi âsht nji rrasë shqype.

Në vend të rrasës së tretë heteokretike, e cila âsht shum e gjatë e nuk kemi mjerisht vend në ket periodikë për me u xgjatë, po parashtrojmë nji rrasë prej atyne qi janë gjetë n' ishull të Lemnos-it.

Në ket rrasë shifet profili i nji luftari, i cili ka luftue burrnisht e ka dekë për Atdhe. Po të vêhet oroe mirë fytyra, do të shifet se âsht fytyrë Shqyptari. Nen te â shkrue ky kushtim :

III. HOLLAIK Z NAFTH IAZI-N MARAS MAJ. Otto Blau ket rrasë e shpjegon shqyp kso-mënyre :

HOLLAK (ose ULLAK A UDHAK udhtar, shtektar) QI NJEF (qi e njef) JAZIN (zînë ose jazin, si i thonë edhe ktu në Shkodër) MARAS MBAJ (d.m. thânë mbaje marras,bajë zi nji ket burrë).

Prej rrasave Karrike po parashtrojmë ktu nji qi u gjet në Memphis t'Egyptit prej profesorit t' arqeologjis, frangut *Darresy*. Âsht nji ftyrë e nji shakaxhis qi tallej (loste, qeshte, gergitte, zhigatte popullin) me shakat e tija e ky e pelqente e shkonte kohën me atê. Por ky shakaxhija i shkretë vdiq dikur e nji miku i tij, të cilit i kushtoj fort humbja e ktij shakaxhis, ose rrenacakut si i thojshin, i kushtoj nji mbishkrim mbi nji rrasë, ku i lutej Harrit (Perëndis, i cili quhej pelasgisht *Harr* edhe *Atûm*) per me i dhânë jetë e nŷje (gjû e kërqikë të fortë) jetë me nji fjalë ktij renacaku. Qe edhe rrasa të cilën e shpjegon Otto Blau.

IV. HNI O HARR I ON

(F) EP O YL RRNSAKUTH NY

E (F) ETE.

Otto Blau e shpjegon shqyp kshtu :

HYNÎ (ose Hienì) O HARR I JON (o Zot i jonë).

JEP O HYLL RENACAKUT NYJ E JETË.

S' ka dyshim pra se edhe djalekti karrik âsht nji djalekt pelasg, âsht gjith ajo gjuha shqype.

Tue mos pasë shum vend në ket të përkohëshme, mjaftohemi me shtue edhe nji mbishkrim tjetër edhe me i dhânë fund artikullit. Ket send

e ka pasë gjetë Doktori Engles *Sayce*, e cila si kuptohet âsht shkrue në nji djalekt *Hetik* prej mâ të vjetrëvet, qi i a perngjet ksaj shqypes s' onë.

Dr. *Sayce* ka gjetë nji kapëzë-çpojse (bajonetë) sermit me nji kushtim (mbishkrim) mbi atê ne ket mënyrë :

V. TARRUK DIMME SAR MAT ERMES, të cilën Otto Blau e shpjegon shqyp kshtu :

TARROK (ose TARROC-bûll i vogel si i thonë edhe ndër Malsinat e Dugagjinit TARROÇ, fjala vjen prej pelasgjishtes TAURR-bûlli, kau,latinisht TAURUS, greqisht TAUROS) Pra TARROÇ DEMI (qi âsht si DEM, duhet vû oroe qi kau quhet edhe DEM shqyp) SAR MAT ERMES (ishte d.m.thânë SAR ose TSAR, CESAR, CAESAR a KAJSER I MATH I ERMESË (i asaj mbretnije qi quhej ERME-ERMESË) SAR pelasgjisht d.m.thânë MBRET edhe duket se ashtu i thojshin edhe Etruskët Pelasgë prej të cilvet e mueren Latinët, tue e përbâmun në fjalen CAESAR.

Mbi ket kapëzë shifet nji fytyrë njeriut, i cili ka kenë vetë mbreti me nji krenare ku përfytyrohet nji krye kau, se edhe Mbreti quhej si duket DEM ose TARRUK DEMI.

Për Pasqyrat Etrusqike mundemi me folë tjetër herë si edhe per do rrasa Lyqike e Frygjike.

Prej ktyne të pakave shifet se Pelasgët kanë kenë njimend prindët t' onë, se *Hetejët* kanë kenë njimend Pelasgë, se ata flitshin djalekta, qi s' kanë shumë ndryshime me ket shqypen t' onë, e cila edhe mbas kaq shekujsh rron e gjallë në gojat t' ona njashtu si flitej po thue edhe prej shtërgjyshavet t' onë. Këta ishin ata qi me dritat e dijes e të qytetnimit lamburiten kaq shekuj rrjeshtas gjith botën, deri më 700 vjet para Kr. ku shkndija e mbrame u shduk bashkë me shdukjen e "*Qytetnimit Minoik*", në Kretë. Prindët t' onë s' ishin po vetë Kthizbâmës e luftarë, por u dane në shêj edhe në mjeshtrim në gjuhë e në hartim.

Gjuha pelasgjike, gjuha e âmbël e e kjartë e kthellët e zânore shqype, njajo gjuhë e bukur iranike qi dikur ishte në lakmi prej popujve tjerë, *shkruhej*, po, *shkruhej* edhe *këndohej* edhe ket s' po e thomi se na vjen mirë, por se flasin faktat e dokumentat. Per ket ka me folë mâ gjatë letresija e Shqypnis së re, e mbaj uzdaj në Zotin, se edhe letraturat e tjera kanë me u xgjuhë pak prej lithargut e kanë me folë edhe ato fjalen e fundit per gjuhën shqype. Nji gjuhë pra e ktillë, me kso rândsije e kuptimi, nji gjuhë si kjo shqypja e jonë, a duhet, me u lânë mbas dore prej Shqyptarvet? Ktu âsht çâshtja.

**Kristo Floqi**.

**SHËNIM NGA HENRIK KAÇULINI**:

Në rininë teme, mbaj mend se vinte shpesh herë në shtëpinë tonë, gati një herë në javë, Prof. Filip Fishta, të cilin baba i jem Kola, e kishte djalë tezje. Prof. Filip Fishta ishte poliglot, njohës i mirë, ndër të tjera edhe i greqishtes së lashtë dhe latinishtes së lashtë. Në periudhën 1945-1952 ai ka qenë në burg, si i burgosur politik, sepse para vitit 1943 kishte shkrue një artikull me temë "Si e kalojnë balilat shqiptar pushimet në Itali". Mbas daljes nga burgu ai punësohet në Akademinë e Shkencave, në sektorin e gjuhësisë, bashkë me Prof. Eqerem Çabej. Ai merrej dhe fliste shpesh herë për kto probleme, duke vue në dukje se deshifrimi i pllakave të varreve pelasge ishte një punë shumë e vështirë dhe e mundimshme. Ai punonte, mundohej dhe frytet e punës i vilnin të ashtuquajturit dhe të vetquajturit "Akademikë shqiptarë", të cilët realisht ishin plagjiatorë sepse Filipi, si ish i burgosur politik, nuk mund të fliste për eprorët si plagjiatorë.

Mbaj shumë mirë në mend, se kur Filip Fishta doli në pensjon, ai na tha se i erdhi në shtëpi Kryetari i Akademisë së Shkencave Androkli Kostallari dhe i kërkoi që të vinte në punë për të deshifruar një pllakë pelasge që e kishin sjellë nga jashtë shtetit disa arkeologë jo shqiptarë, që nuk e njihnin gjuhën shqipe. Vetë Androkliu dhe akademikët e tij nuk ia kishin idenë këtyre problemeve. Filip Fishta refuzoi që në fund të jetës së tij të përdorej nga të tjerët.

Mendoj se Filip Fishta është shkencëtari i fundit shqiptar (për këtë nuk jam i sigurtë) që është marrë me shpjegimin e pllakave pelasgjike. Sot kam vënë re se arkeologët shqiptarë entuziasmohen për të zbuluar venbdbanimet greke në Shqipëri dhe bëjnë mirë, por bëjnë keq që nuk interesohen për të thelluar studimet mbi rolin e gjuhës shqipe në shpjegimin e pllakave pelasgjike, që është pjesë përbërëse e historisë së herëshme të popullit t' onë.

Fatkeqsisht, shpresa në Zotin e Kristo Floqit se "letrsija e Shqypnis së re dhe letraturat e tjera kanë me u xgjuhë pak prej lithargut e kanë me folë edhe ato fjalën e fundit per gjuhën shqype" nuk u realizuan, përkundrazi, gjuha shqipe, sipas mendimit tim, është futur në një letargji akoma më të thellë pas "Kongresit të Drejtshkrimit" të vitit 1972 ku gati i gjithë dialekti GEG i gjuhës shqipe u shpall i papërdorshëm. Mjafton të themi këtu se nga ky "Kongres" u hoqën mijra fjalë të përdorura nga poeti jonë kombëtar, Homeri shqiptar Ât Gjergj Fishta dhe shkrimtarë e poetë të tjerë që shkruan në dialektin GEG, pa përmendun këtu hollësitë teknike që ka në vetvehte një dialekt i folur dhe i shkruar.

# Tempull' i Dodonës

(***Studim arqeollogjik***)

(Artikull nga Kristo Floqi botuar në të përmuajshmen "AGIMI" Shkodër në Nr. 1,2,5,6 viti 1919)

Kush nuk e ka ndi emnin e *Dodonës*, e ksaj faltores së vjetër të shtërgjyshve t'onë Pelasgë, tempullit mâ të vjetër e mâ në zâ të Shqypnisë? Kjo faltore, e cila ka hjekë verejtjen e gjithë botës së qytetnueme, e për të cilën me qindra janë kushtue libra e dorshkrime të arqeollogve të huej, të historishkronjëve e moralistëve të mdhaj të Europës duhet mos me u studijue e mos me u njoftë prej nesh Shqyptarve, të cilëvet na perket ?

Sot qi kombi jonë u çue prej gjumit të rândë të dekës, sot qi gjuha jonë shqypja filloj me hî në rend të gjuhëve të shdrivillueme e të gjytetnueme, nuk âsht turp me ndêjë me duart në gji e mos me e kapë punen njashtû si duhet nè shqyptarët? Përpara ktyne veprave të madhnueshme historike të cilat janë shkrue për mbi shemtyrat e vjetra të vendeve t' ona, na qi tash po i marrim vesht e po i shofim, njiment kena me u habitë e kena me qortue vedin qi pse paskena fjetë deri më sot, por se s' duhet me hupë kohën e me përtue, mas tashit për me mujtë me i studjue bukur e kthellët gjith kto mrekulli e me ja kushtue kombit t' onë, si pasunin' e vet, qi bres mas brezit t' i mbesin trashigim.

I.

Prindët, katragjyshat t' onë Pelasgë (se mos të harrojmë se na sbresim drejt per drejt prej sijsh e jena per të vërtetë stërnipat e tyne, edhe kjo s' kà as pak dyshim), prindët t' onë, po thâm, kishin edhe ata faltore ose tempuj, si kena edhe na e gjith bota.Ata nuk adhrojshin nji Perendi, nji Zot, si na sot, por shumë. Fantazi e atyne kishte pasë pjellë disà Perendi, si Perendin' e dritës, të zjarmit, të luftës, të detit, të ajrit, të ditunis, të muzikës, etj. Por se gjith kta Perendi kishin edhe mâ të madhin e tyne, qi quhej "Hŷj" ose *Zeus*, si i thirrshin Grekët e vjetër, (qi prapë se prapë âsht nj' ajo fjala shqyp Zot[1]) ose *Jupiter* , si i thirshin kushrijtë t'onë Latinët.

Ky Hŷji, ose Zeusi ish Perendija, ishte Zoti i Pelasgve, edhe ket fjalë nuk po e thona na, por e thonë ata Grekët vetë, e thotë *Homeri*[2] , qi

**[1]Grekët fjalën Zeus e lakojnë kso doret: Zeus, Zinos – Zini – Zina, ose mbas djalektit dorik Zana, qi edhe shqyp po e lakojmë, Zot, Zotit, Zotin ose Zotnë ase Zonë.(**

**[2]Zeus Dodonas Pelasgjikos – Zot Dodonas i Pelasgëve (Iliade XVI – 233)**

âsht âta i poezisë greke, e thotë *Herodoti*[1] qi âsht baba i historis greke, e thonë edhe gjithë të vjetrit historishkrues, e filosofë të Greqisë.

Pra, masi e dishmojnë kaqë njerës të shkëlqyshëm, duhet edhe na t' i xâmë besë fjalës.

Hŷji banote për mbi majën e Tomorit, malit plak të Shqypnisë, qi ndodhet aty afër Beratit (3 orë lark qytetit) e qi prej naltsisë qi kà, duket edhe sot si me kenë nji zotnues për mbi malet e tjerë të Shqypnisë.

Hŷji kish disà faltore në Pellasgji (d.m. thanë në Shqypni), si thotë Herodoti, por se prej ktyne mâ në zâ ishte faltorja e Dodonës, e cila gjindej aty afër qytetit të Janinës, ku sot âsht katundi *Gardiq* ose *Gardikaq*, i prishun qysh në kohën e Ali Pashës, e ku rrnojnë edhe sot shemtyra të ktij tempulli. Me e caktue me taman vendin, Dodona gjindet cok mbi atê kodrë ku sot âsht qela e frymës së shêjte (*Moni tu agjin pnevmatos*)3 orë lark Janinës.

Êmnin "Dodonë" duket se e kà marrë ky tempull prej zânit të nji legeni të trunxhtë, me anë të së cilit çpallej falli i orakllit (falltorit), si thotë edhe *Pouquevi*[2]**,** edhe mbasi zân' i legenit bâte *don – don* kur i bijshin, njashtû duket se edhe tempulli i ktij falltorit mori êmnin *Don-don,* ase *Dodon.*

Edhè sot, mbas kaqe qindra vjetesh prapë se prapë kujtohet monumenti i Dodonës, sepse vendi ku â kenë Dodona quhet edhe sot prej banorve t' atyshëm *Prosqinisis*, d.m. thânë vendi ku falen.

Pouquevilli, tuej studjue thellë çâshtjen e Dodonës, thotë se aty afër liqenit *Lepshisht* qi gjindet gjith ashtû afër Dodonës, kah ana e verit naltsohet edhe nji mal tjetër, ku kujton se ish Tomori i vjetër i Zotit, ndonse edhe vetë âsht i bindun se Tomori Beratit, i cili edhe êmnin e vet i ka dhânë malit tjetër mandej tij, edhe krahinës[3] qi shtrihet n' ato qarke, âsht gjith nj' aj Tomor, për të cilin aqë fjalë ban Mythologjia.

Shemtyrat e Dodonës njifen edhe sot, me gjith qi, si thotë historishkruesi *Polybius* nji farë *Dorymachos* ka rrenue edhe tempullin e Dodonës edhe shtyllat e saja, si edhe qytetin "Dodonë"[4] ku banojshin *Sellijtë,*njerës të shêjtë të Zotit e shërbtorët e faltores.

Vêndi ku ka kênë tempulli i Dodonës, si duket edhe sot âsht nji kodrinë e bukur e e shestueme në maje, ku njifen edhe tash muret pelasgjikë; mbas termaleve[5] të ksaj kodrine mburojnë disà ujna të ftofta

---

**[1]Herodote, libri i II § 54, ku thotë se Tempulli i Zotit të Pelasgve që ish në Dodonë, ka kenë mâ e vjetra e gjith faltoreve, sepse Pelasgët kan kenë edhe mâ të vjêtër se Perënditë**

**[2]Pouqueville. Voyage de la Grèce I. 118**

**[3]Tomoritcës**

**[4] Ku sot gjindet Katundi "Kastrica"**

**[5] Tërmal ose tërmall = anë mali**

e të kulluara, e ky duket se kà kênë shkaku qi Homeri në epopèn’ e tij e quen Dodonen “Dyschimerron” don me thânë “vent i ftoftë si dimni”. Ket e shofim në nji të përshndetun qi fatosi *Aqileti*[1] i ushtris Greke të Trojës i çon Hŷjit të Dodonës, qi âsht Perendija i atdheut të tij, Thessalis, (e cila ish nji krahinë e Pelasgjisë, due ne thânë e Shqypnis së motshme)[2].

Kryeqyteti i Pelasgve n’ Epir kà qenë atje ku sot gjindet katundi “Kastrica” në Hellopi (fushen e Janinës), kû shifet nji architekturë polygonale (shumë çipash) e pa-rregullshmë. Ky kryeqytet thirrej prej Pelasgve “Hella”[3].

Afër tempullit gjindej edhe nji qytet tjeter në êmen “Dodonë” i cili shtrihet kah veri i tempullit, nërmjet të kufive të Thesprotis (Çamerìs) e të Hellopìs, tue përshì nji krahinë të tânë qi zgjatej deri në mallet *Arakinthos* (Zygôs) t’ Etolis, e quhej gjith âshtu “Dodonë”. Kjo krahinë pelasgjike ishte në zâ dikuer, porse nami i saj pushoj qysh njatëhera kur tempulli ose *hieni* (ijerôn) e Dodonës shkëlqevi mbî të gjithë tempujt e tjerë e fama e oraklit mbet historike[4].

Sellijtë të cilët thame se ishin dragomanët e Hyjit të Dodonës si kallxon edhe Homeri[5], nuk i lajshin kurr kâmbët; ishin *aniptopodhes* (kambë pà-larë), e flijshin në tokë, të stervitun në vshtirsi e të msuem me hjekë zori e gjith farë travajet, edhè kët e bâjshin për nder e drojë ndaj Zotit të tyne, Hŷjit Pelasgjik. Herodoti tregon se kta ishin ministrat (nënpunsit) ose priftnat (si me thânë mungarët) e Hŷjit. Si duket kta ishin prej Sellejâdës të Theprotis, e cila âsht gjith’ ajy *Suli* i sotshëm i Çamris, e kso-doret mêrret vesht se Sellijtë ishin katragjyshat e Suljotve të sotshëm.

Homeri nuk permënd të tjerë banorë në qytetin e Dodonës përveç Sellëve, ose Sellijve[6]; Herodoti nuk bân fjalë përveç se për *Ypofitai* d.m.thânë për ministra, ose nënpunës të Hyjit, të cilët i kâa pamun edhè ajy me syt’ e tij kùr kà ardhë e kà vizitue Dodonen, por se merret vesht prej Homerit prep se Sellijtë, si njerëz të kushtuëm të Hŷjit bânojshin

---

**[1]Aqileti = Akili**

**[2]*Zef ana Dodonaîe Pelasgjike tellothi neion Dodonis medêom dyschimêrru, amfi dé Selloi Soì naiousin ypofitai aniptopodhes hamaievnai***

**Don me thanë : “O Zot, mbret’ i Dodonës Pelasgjik, qi je n’ ato vênde të gjâna, Perendi qi sundon mbi Dodonë, e cila âsht e ftoftë si dimni, rrotull teje banojnë *Sellijtë*, dragomanët t’ uej, të cilët kurrë s’ i lajnë kâmbët, e flejnë për tokë. Homeri – Illiadë XVI. 233**

**[3]Ella Kathedhra, ose Pelasgòn édhranon, si thotë Hesiodi**

**[4]*Dionysios Perrigjitie* 430, 431, 432**

**[5]Illiadë XVI, 233**

**[6]Gjith’ aty**

përgjithmonë afër tempullit të Dodonës, si sherbtorë të Zotit që ishin, e se qyteti i Dodonës banohej prej banuesave të tjerë, të cilët ishin grumullue atje herë mbas heret për me kênë mâ të afërmit të Hŷjit së Dodonës. *Hesiodi* thotë se Sellët banojshin në nji avullì të madhe, e cila ish bana[1] e përhershme e tyne, si me thânë qela e ktyne kallojerve, e cila quhej "ban' e Pelasgve" (Pelasgon edhranon). Gjith âshtu kŷ thotë se qyteti i Dodonës nuk ish tjetër përveç se ajo Hella, e cila ish edhè kryeqyteti i Pelasgve në Epir.

Dionysi i Halikarnaseusi[2] tregon se qyteti Dodona banohej prej Haonëve, të cilët janë shtërgjyshat e Lapëve të sotshëm. M' andej thotë se e muerne Mollosët, nji tjetër rodë epirote. Tragediani *Eschyllos* thotë se aty banojshin edhè Thesprotë edhè Mollosë bashkë[3].

Mythologjija tregon se Hŷji banote mbî mal të Tomorrit. Disà janë rrejtë tuj kujtue se Tomor' i Mythologjis ka qenë mali "Mërtçka" qi naltësohej nga ânë e lindjes të luginës së Dropullit, e se mburimet, t' cilët gjindeshin rreth malit ishin ato për të cilët bân fjalë Plini[4]. Por Plini bân gabim se në ket luginë s' gjinden as shymtyra muresh si ata qi ka pasë Dodona, as të dy liqenat nër mjet të cilve ka kênë Dodona, si mbas shkrimtarve klasikë, t' cilët i nepshin asaj lugine êmnin "Hellopì" prej fjalës "Hellos" qi don me thânë "liqê" ase "knetë" nonse fjala duket qi kâ etymologin e saj prej fjalëve Pelagjike "Heje-lopë" qi si edhè mbas shpjegimeve të Pouquevillit kët êmen e kâ marrë fusha e Janinës pse vêndi i saj kâ kenë shum pjellor e kullotshin n' atê shum lopë.

Tomori afër të cilit gjindej Dodona âsht nji mal i veçantë që i thonë "Mal' i Gardiqit" e gjindet si nga âna e verit të fushës së Janinës, ku kjo fushë mbyllet. Në kët mêndim âsht dhe Pouquevilli[5], i cili ka caktù me taman vêndin e Tomorit e kà botue edhè kartin topografik i cili pershin fushen e Hellopis e Tomorrin e Dodonën, edhè t' cilin kartë e ka pelqye edhe Akademija letrare e Parisit. Ky mal' i Tomorrit të Hellopis nuk âsht sot si mâ parë se mungojnë gjith' ata lisat e motshëm që e stolisnin dikuer e sot âsht krejt i çdeshun, nj'âshtu si âsht çdeshë edhè mali i Libanit (Libanos) në Palestin prej ahëvet që kish dikuer në kohënat e para. Sot rotull ktij Tomorit historik nuk shifen mâ përveç se do pullumba t' egra qe flutrojnë e kanë aty çerdhat.

Sa do që Plini kallxon për "Tomor" malin e "Mertçkës" afër Dropullit, e thotë se kŷ â mali ku banote Hŷji, sot âsht caktue pa farë

---

**[1]bana = banesa**
**[2]Libër I, 51. Homer Odyss XIV – 544**
**[3]Eschyllos në dramin e tij *Prometheus dhesmotis***
**[4]Plinius. Liv. IV. Tomarus centum nobilis Theopombo celabratus**
**[5]Voyages de la Gréce I. – 174**

dyshimit se bân' e Hŷjit ish Tomorri i motshëm i Beratit, e se tempulli i Hyjit, tempulli i Dodonës, ish mbi Tomorrin tjetër të Hellopìs, të fushës së Janinës, si u caktue mâ nalt.

II.

Tempull' i Dodonës, si mbas tregimeve të Herodotit âsht krijuem mbas deshirit të shtërgjyshave t' onë Pelasgë të çfaqun para oraklit "*Them*", i cili banonte aty në Hellopì shum vjet mâ parë se të ngrihej tempull' i Dodonës[1]. Pelasgët tue dishrue me pasë nji tempull të Hŷjit pelasgjik për mbi nji kodrinë aq të kandëshme e bjeshkore, ju suellne orakllit "Them" i cilli kish nji rândsi tepër të madhe mbi popujt pelasgë të Hellopìs për fallet e famshëm e të çuditshëm e të sigurt e effektivë qi çpallte ndër ata vende, edhe jo vetëm ata vende por edhe gjith vendet e tjerë fqijë e të larkmë t' asaj kohe ja njifshin oraklit vleftën e rândsin e e drojshin. Ky orakli pra ju dha lêjen fetakve Pelasgë për me i bâmun nji tempull Hŷjit, e kso dore ngrehne Pelasgët aty mbi kodrë atê mâ të bukrin e mâ të shkelzyshmin tempull të shekullit.

Orakli "Them" ase "Themis"[2] si i thojshin Grekët e vjetër, ishte mâ i motshëm prej gjithë orakleve (fall-dhânsavet) të njoftun të atyne kohëve[3]. Gojë-dhânja thotë se "Themi" ishte e bija e Dheut edhe e motra e Hŷjit. Tue qenë se "Themi" u rrit mirë e dronte shum vllaun e vet "Hŷjin", por edhe e desh tepër t' âmen e saj "Dheun" (Greqisht *Gaja Gâ ose Dhêa, Dhâ*), e âma për ket dashnì i fali së bijës mjeshtrìn e prophetìs do me thânë fuqin për me çpallë falle të drejta e të sigurta për kohën e pritme. Kshtu tue qenë se Pelasgët e çmojshin ket fall-rëfese si nji bij Perendije dojshin qi edhe vëllaut të saj Hŷjit t' i ngrehshin nji faltore, si edhe e ngritne me lêjen e saj.

---

**[1]Mythologija tregon se orakli "Them", banonte në Epir shumë shekuj mâ parë se të ngjiste përmbytja (deluge) e Deukalijonit. Kët e përmendin edhe historishkruesat Herodoti e Pausania. Qysh në kohët e hershme e deri në krijim të tempullit të Dodonës e qysh aherë e deri në kohë të Herodotit (600 vjet para Krishtit) ky orakël i famshëm qendroj bres mbas brezit në Shqypni.**

**[2] Asht gjith ajo fjala shqyp *them* ase *thom*, *the, thashë,thënë* qi Grekët i shtuene edhe sufiksin *is* e kshtu u bâ *Themis* njashtu si ka qenë edhe fjala *Thet* ose *Tet (Det)* të cilën Grekët e bâne *Thetis* gjith ashtu *Fat Fatis* (fati bahti) *Artym Artymis* ose *Artemis* (Dijana-Hâna) etj.etj.**

**Si thotë Pausania, orakli kur çpallte fallin fillonte me fjalën pelasgjike *them*, d.m.thanë *them* kështu ose ashtu për ç' ka qi më pyetni, edhe duket se këndejmi orakli mori titullin *Them*, prej së cilës fjalë duli emnimi i perendeshës së drejtsis *Them* ose *Themis* greqisht. Prej kësaj fjale kanë përbâmun Grekët verbin "Thespizo", vê ligje, fjalen "Thespisma", ligje, ligjeratë, kanun etj. etj.**

**[3] Herodotë Lib II 54**

Nji tjeter arqéollog, *Tringland*[1] tue besue se kan qenë dy kso tempuj të Dodonës e tue bâmun fjalë për "*Them-in*" thotë se kjo fall-dhânse, e bij e Dheut, para se me ardhë në Hellopì t' Epirit e kish banen në *Têbe* të Egyptës, se pse tempulli mâ i vjetër i Hŷjit[2] ish kētû afër këtij qyteti. *Themi*, pra, kishte dashtë qi edhe në Epir të adhurohej gjith ashtû Hŷji midis Pelasgvet[3]. Për mbi ket hypotezë tregohej edhe kjo gojë-dhânje: Dy plaka egyptase, të cilat gojë-dhânja i quan *Pêleiai*[4] dulne nji dit prej tempullit të perendìs së Egyptës *Osiris*, edhe njana prej ktyne shkoj e qendroj në *Libia* të Afrikës, tjetra ardhi e xûni vent në Epir të Shqypnìs. Si njana si tjetra atje ku qendrûne perhapne ndër ata popuj edhe adhurimin e asaj perendije. Në *Oasis* të Libijes adhurohej nji farë *Osiris*,të cilin vendasit i thirshin *Ammon*, edhe i cili nën riten e Hŷjit s' ish tjeter përveç se *Djelli*, të cilin Grekët prej Ammon e qujten Apollû ose Apollon gjith ashtû e qujten edhe *Diellos* ose *Dellos* edhe mâ von *Helios*[5]. Per atê plaken qi qindroj n'Epir, thonë se ajo, mbasi kish tretë rrugën u xû rop prej disa detarve qi udhëtojshin ndaj zallet e Thesprotìs (Çamërìs) edhe se këta ja shitne Pelasgvet t' Epirit[6].

Mbas nji traditionit tjetër, kto Pêleiai ose Pleiâde nuk ishin plaka egyptiane por dy pullumba[7], të cilët flutruan prej tempullit të *Osiris* njana në Libye, si thamë sypri, edhe tjetra n' Epir, në dhé të Thesprotëve ose të Mollossëve, i cili ish edhe vendi i Ferrit mbas mythologisë greke edhe të cilën edhe Homeri e quan Dhé të zì të Thesprotve[8]. Kto dy pullumba,

---

**[1] Conject, in. Dodon b. 824**

**[2] Hŷjit Egyptasit i thojshin Osiris.**

**[3] Për ket bân fjalë edhe Hesiodi në "Théogoni", gjith ashtu edhe tragédijâni i math *Eschyllos* në dramën e tij "Eumenides", ashtu edhe Euripidis në dramën e vet "Ifigenia en Tauride".**

**[4]*Pausanas. Peleiai para Dodonaiois emanteusanto*. Do me thânë këto "Peleíai", ose "Pelejade", "Pelejake" (qi duket të jetë ajo fjala shqyp "Plakë" se përnjiment kto dy të zeza egyptiane ishin dy plaka), kto çpiknë fallin në Dodonë.**

**[5]Gjithnji fjala shqyp *Djelli*. Fjala Apollon mundet me qenë nji metaforë e fjalëve shqyp *a-po-lén* po lén Djelli**

**[6]*Lilius Gyrard,* Syntagm 2. Hist. Deor.**

**[7]Pouqueville T. 184**

**[8] Thesprotoon me lênin gaîan. Homer. Odyss. V. 115.**

**Tue qenë se regioni i Çamëris vjen ashtu si nga perendimi po të shihet prej anës së Greqis, Grekët e vjetër tue pamun për gjith ditën qi Dielli perëndonte nga ato vende, kujtojshin se ato vende të Çameris do t' ishin vende të errsinave e kshtu fantasia e begatë e tyne krijoj aty Tenebrat e Ferrin e mbretnin e Plutonit ose të Adonit a Aïdoneus-it. Edhe sot kjo krahinë, e cila shtrihet nërmjet lumejve *Thyamis* (Kallamajt) e *Acheronit* (Lumit t' âmbël) quhet *Aïdonât.*Straboni (X faqe 467 edhe VII. faqe 327) thotë se ky vent u qujt "Thesproti" prej oraklit të Dodonës, e fjala "Thesprotë" (Çamëri) vjen prej fjalëve "thespis", "thespizo", "thespisma" (oraculum).**

ishin dy virgjinesha e u thritshin edhe me nji mi-emen tjeter *Parthenûse*[1]. Ishin, si thotë legenda, shërbtoret e Zotit, si me thânë mungesha të pa-përlyme, të pa-prekuna. Herodoti[2], i cili, si thamë në numrin e kaluem, e vizitoj vetë tempullin e Dodonës, kishte mujtë, si thotë, me pvetë ministrat e Hŷjit (Sellîjtë) për legendën e ktyne "Parthenuseve" ose pullumbave, e kishte marrë vesht prej gojës së tyne se kto kishin flutrue prej tempullit të Osiris qi ish në qytetin *Thêbe* edhe mbasi ardhne në tempullin e Dodonës[3] filluene me çpallë falle, se pse Hŷji flitte me gojen e tyne. Riti (adhurimi) qi kto pullumba kishin prue në Pelasgjidë, ishte, thotë Herodoti, adhurim phoenikas ose mâ mirë egyptas do e mos kto virgjinesha të kushtueme ndaj Osiris (Hŷji) si priftnesha e sherbtore të tij, së mundej të vinin për fije tjetër sojsh falle, përveç se asaj të Zotit të tyne.

Kur avritet njeriu afër kodrës së ktij tempulli[4] me nji herë sŷn' i tij haset me nji pamje bregoresh e pyjesh kaq të kandëshëm e me nji ajr aqë të but' e të lehtë, sa shpirti i tij topitet me nji herë edhe sa kaqe ndjen nevojën të çlodhet afër rezës të ksaj kodrine per m' u çuditë me pamjen pitoreske e me bukurit' e natyrshme të vendit, por edhe me u mendue e m' u habitë për hîrën e hartìn e rallë të Pelasgëve per të zgjedhurit e ktij vendi për tempull të Hyjt Pelasgjik. Nji qi âsht marrë pak a shumë me arqeologji ndjen se për njiment ktu â vendi i orakleve; fantasi e tij naltsohet me nji herë edhe dal-ka-dalë mendja e tij fluturon në kohnat e mjergullta e të kalueme, në kohna të herta prehistorike ku tregimet e turbullta e të ndryshme të poetëve, të historishkruesve të skoliastëve përpiqen njana me tjetrën të mshefta e të ngatrrueme gati t' ja trullojnë mendjen e t' a hutojnë.

---

**[1] Fjalën "Parthenuse" e bân Mythologija greke prej fjalës greqisht "Parthenos" qi don me thânë "virgjineshë". Shtesa "nûse" nuk gjindet kurrsesi në etymologin greke, por edhe fjala e parë "Parthe" ose "Parthên" më duket se âsht fjala pelasgjike "bardhë" pra "Parthenûse" ose "Bardhë-nûse" s' ka dyshim se tregon njato "Nuset e bardha" mungeshat e papërlyme të Hŷjit, pullumbat e bardha të Osiris-it Egyptës, të cilat quheshin edhe Dbora.**

**[2] Herodoti II.56 – Aristophanus Sfiiqe 159, 161 – Xenophontos Apomnimoneumata I. 3, 1. Philostratos f. 802.**

**[3] Kjo merret vesht prej ktyne fjalve qi thotë Herodoti "*Osperiin eikòs, amphipolêusan en Thêbesi ijerôn Dhiòs êntha apiqeto, entaftha mnimin aftû êphin*" d.m.thânë qi ktu (n' Epir) ku kjo (pathe-nûse ose nuse e bardhë) ardhi e doj me pasë dhe kujtimin e tij (e Hŷjit) i cili kish në Thêbe tempulline vet.**

**[4] Shkruesi i ktyne radhëve ka shkue edhe vetë e i ka vizitue dy herë kto vende. Disa prej ndertesave e sendeve të tjera qi përmend Pouquevilli sot nuk gjinden as pak; do shemtyra poshtë e përpjetë kallzojnë se edhe në një kohë jo të larkme ishin edhe mure e dyer e avulli (oborre) të tjera.**

Kur hypën majen e kodrës të Gardiqit ku gjindet tempulli, ana jugore shef se kunorohet me nji avullì të madhe me mure pelasgjike ose kyklopike. Në kto shëmtyra shifet nji qytetzë (acropolis) prej atyne mâ të vjetrave, polygonale e e fortë, pa gëlgjere, pa çimento; nji shkallë mjaft e gjatë afër 60 kambësh, qi shtrihet nga an' e të lemit njifet edhe sot e përbâme me gurë të trashë katërçipash, m'ândej nji tjetër avullì, të cilës vetëm gërmadhat i njihen, edhe kjo, mbas shkrimtarve të permendun duket se do t' ish bana e Sellijve, sherbtorve të Hyjit; përfundi ksaj shkalle gjinden dy puse, prej të cillve njani ka pak ujë e tjetri âsht shterrë.

Historishkruesi *Didymos*[1] refen se nji dravar n' emën *Hellos*, aj e ka kallzue pik së parit oraklin e Dodonës  Kshtu duket se Pelasgët aso kohet ishin mjaft të përparuem sa kishin çpikë edhe spatën për me pré drû. Nji e tillë spatë difton se ka gjetë edhe Pouquenvilli kur ish konsull i Francës pranë Ali Pashë Tepelenës[2]. Edhe ky thotë se pa qenë nji i tillë drû-prerës, tempull' i Dodonës nuk do merte famën qi mori[3].

Epir' i vjetër ish mbuluem rafsh me pyje të dendur, të cilët ishin ndenjet e njerësve të parë, të cilët mas theogonis së Hesiodit, ishin msue me jetue brenda në trungjet e lisave të thelluem prej motit[4]. Kta lisa shekullorë përmbanin në gjî të tyne edhe njerës mashtruës (hypokritë), të cilët bukur fort dijshin me e rrejtë popullin e ngratë e të pa-dreqzuem, edhe gënjeshtra ose mashtrimi ish nji sent aqë i lehtë sa i kandshëm ish pelqimi i popullit me t' cilin ky e aprovonte rrenën e bukur. Mjerisht kso rrenash edhe sot i adopton populli tue besue sende të mrekullushëm, gjâna qi s' munden të ngjasin kurrë, vetëm e vetëm se i pelqen mâ fort të mashtrohet se sa t' a peshojë ç' do çâshtje e t' a kritikojë me logjikë; kshtu bâhet fli i nji rrenacakut[5]. Kta pyje për ndryshe ishin të pa-avritun prej popullit i cili i dronte tepër. Kshtu ngjet edhe për tempullin e Dodonës, edhe kshtu druni i saj i mrekullushem, i cili tundej e lkundej

---

**[1] Komanderi i Iliadës së Homerit.**

**[2] Pouquéville T. 180**

**[3] Missionaire d' un dieu inconnu, celle qui an. nonça le Jupiter de Dodone serait peut-être demeuré à l' oubli pour jamais, sans un bûcheron de la Hellopie qui decouvrit l' oracle, auquel on éleva un *hieron* semblable à l'autel, qui eût bientet ses mintstres, ses rites et une celebrité auss éttonante que son origine avait été obseure. *Pounqui.* Aty.**

**[4] ket e permend edhe vjershtori latin Virgilius. Gensque virum, truncis et duro robore nata.**

**[5]*Mundus vult decipi* Bota dëshiron të mashtrohet. Me të drejtë të plotë thotë Pouquéville: Le premier devin ou prophete fût le premiér fripon qui rencontra un imbecille (c' est-à dire le peuple ignorant),ainsi les oraacles sont de la plus haute antiquité. D.m.th. i pari profet (fall-rrëfyes) ish i pari vagabond i cili hasi më nji budallë (d.m.th. popullin e pa dijshëm) e e mashtroj, kshtu fall-dhânsit janë shumë të vjetër.**

gjith sa herë lypnim kshillen tui diftue vullnetin e Zotit[1], ish i adhurueshem edhe kish mrekullin e naltë të përgjigjej më shumë gjuhë[2].

Si thamë edhe mâ nelt drûni i shejtë (*ierâ figôs*) i oraklit të Dodonës tundej sa herë që shtektarët lypshin prej tij fallin, edhe jo vetëm tundej po edhe nxirte edhe nji farë zânit, i cili ish zâni i Hyjit i çpallun e i shpjeguem me anë të oraklit sa do qi edhe me të tjera mënyra ju kallzohej falli shtektarëve, si b.f. me anë të nji legeni të rahun prej nji kërbaçi të trunçtë. Historishkruesi *Suidas* na jep nji shenim të posatshem per qi druni i shejtë tundej[3]. Pouquevilli thotë se nuk â çudi se drun' i shejtë tundej edhe prej ernave të veri-perendimit të cilat dominojnë në fushën e Hellopîs (të Janinës)[4] edhe të cilat janë shumë të shpeshta e të rregullshëme. Gjith ashtu kto erna ishin njato qi tundnin edhe kërbaçin automat qi rrihte legenin e trunçtë[5].

III.

Tue bâ fjalë për çâshtjen e dy Dodonave, në kaptinën e dytë, thamë se nji arqeollog në emën *Tringland*[6] ka kujtue se kanë qenë dy Dodona; prej të cilave e para ka qenë në Kanton të krahinës greke "Fthiotis" ku asht sot katundi *Bodonitsa*, âsht aj qytet i vjetër i Dodonës, edhe mbasi kjo Dodonë u çduk mbas disà vjetsh, tue pasë mbetë pa nji mpshtetje mbas vdekjes së Pirros[7], shtërnipat e ktij e prunë oraklin n' Epir edhe kshtû llamburiti Dodon' e dytë. Tringlandi bashkë me do shokë të tjerë, thonë se Dodona e *Lamis* (Thesali e vjetër) u krijue 10 vjet mâ von se lufta e Trojës. Kta duket se konfuzojnë kohët, se në qoftë, si mbas Homerit, se Aqileu thirri dikuer ndihmë Zotin Pelasgjik të Dodonës[8], at herë si munt të jish nji Dodonë në Thessalì, kur kjo u bâ 10 vjet mbas luftës së Trojës? E në qoftë se pretendojnë se Aqileu thirri Hyjin e Thessalis, kjo nuk âsht nji kundrathânje, se aso kohet Thessalija

**[1] Ek dryôs ypsikomoio Dhios voulin ypakousai – Prej drunit kryenaltë dëgjohej vullneti i Zotit. Homere Odyss I. XX.**
**[2]Drŷn polyglottan – Drû shumë gjuhësh, si i thotë edhe *Sofokliu e Plutarchu*.**
**[3] Eisionton ton manteuomenon eqineito i drŷs dhithem ihoûs, d.m.th. kur hinin fall-lypsit tundej drûni kinse tue tingllue.**
**[4] Janina ka qenë nji qytet shekulluer, si difton historija, qendra e Epirit Pelasgjik edhe djepi i mythollogis. Kjo ka ndrue shumë emna në kohët e kalueme por se emnin e ri "Janinë" e mori prej imperatorit Jan (Gjon) Aleks Komnenit, i cili e goditi të ré në vjetin 1118 mbas Kr. (shif edhe Pouqu. I, 140)**
**[5] Pouquénville II. 459.**
**[6] Conject in Dodon, b. 824.**
**7 Pirrua, i cili quhej edhe Neoptolemos, i biri i fatosit të Thesalis Aqileut**
**8 Homère II. XVI, 233**

ish nji krahin e Pelasgjìs (Shqypnìs) së madhe, pra edhe Aqileu nuk thirri përveç se nji Hŷj, protektor t' atdheut të tij.

Dodona (tempulli) â caktue si prej *Homerit*, ashtû edhe prej tragedianit *Eschyllos*[1] edhe prej *Didymos*[2], si edhe prej *Pindarit e Pausanias*[3], prej *Dionys Alikarnasit*[4], prej *Hygin-it*[5] e shum e shum të tjerve qi gjindet n' Epir në fushën e Hellopis, ku kemi folë e kemi pretendue, e kshtû Tringlandi me shokët duket se janë në gabim se dy Dodona s' kanë qenë kurr, përveç se nji, ajo e Epirit; edhe sa do qi sot nuk shifet gjith ajy çkëlqim e hijeshim, dyert e kollonat e famshme të tempullit e eltert e motshëm, për mbì të cilët dhuratat e luftës pa kursim ja kushtojshin Hŷjit pelasgjik të Shqypnìs mbretnit e mdhaj e burrat e tjerë luftarë pelasgë[6], po prapë se prapë ato pak shemtyra qi i respekton deri sot moti e gjinden me kâmbë, vendi i hieshem e liqenet e bukur, mburimet e ftohtë e të kulluem edhe kodrinat e kândëshme e të veshuna per qark, diftojnë që per ket tempull të Dodonës qi ka qenë ktû, kurr kush s' duhet me pasë as pikën e dyshimit.

Qi fallet nepeshin në gjuhë pelasgjike e jo greqishte e qi orakli nuk e dinte gjuhen hellenike për kto kemi shumë dishmime. I pari *Thukydidi* , historishkruesi autentik i Greqisë thotë se Pelasgët e Epirit nuk e dijshin as pakë greqishten[7] e se ajy (n' Epir) flitej gjith kahë gjuha Pelasgjike (Shqype), e cila për Grekët ish një gjuhë barbare e ata qi e flitshin i quhanin gjith ashtû "barbarë". Gjith ky thotë se kta (Pelasgët e Epirit) shum vjet mâ von u përzjenë me racen hellenike[8]. Gjith ashtû Herodoti disa herë kà bâ fjalë se rodet Epirote ishin për Grekët "rode barbare" aq sa edhe në ditët e tij kto rode barbare quheshin. Epirotët mas historìs ndaheshin në *Perevoj, Attintanë, Chaonë, Mollosë, Thesprotë, Druôpë, Dolopë, Atamanë, Amfilokë, Kassopë e Hejlopë.* Nga ana tjetër edhe *Polybios*, thotë se Epirotët s' ishin Grekë[9].

---

**1 Prometheus dhesmotis 829**

**2*Dodoni horion en ypervoreio Thesprotias*, d.m.th. Dodona â nji vent në veri të Thesprotis.**

**3 Lib. I. f. 30 i cili i nep Dodonës miemnin "Thesprotik".**

**4 D. Al. I, 51**

**5*Hygin* c. 225, i cili e quan edhe "Mollossik"**

**6*Pausanias* Lib. II, f. 125. Pyrrua i Mollosëve kishte kushtue në ket tempull shumë skuta të cilat i kishte fitue në luftën e madhe kundra Antigonit, mbretit të Maqedhonis.**

**7 Lib. II, 423, 68, etj.**

**8 Thuk. II. 123 *Gronov.* Lib. VI. f. 3436, *Pastoyet,* Legislature des Epirotes VII,f.389.**

**9 Lib. XVII, K. 5 e 6. Pouqu. Voyage de Gr. II. 268**

Prapë Herodoti thotë se jo vetëm orakli i Epirit por edhe aj i Thesalìs në Têbe, i Dhelfis etj.etj. qi gjindeshin ne Pelasgjidë (Shqypnì t' atëhershëm*)* i nepshin fallet e kshillat e tyne në gjuhën pelasgjike, që Grekët e asaj kohe s' e merrnin vesh as pakë. Prej gjith ktyne tregimeve kuptohet qartas se Tempulli i Dodonës ish një tempull pelasgjik, si edhe fall-dhânsi saj ish edhe ky pelasg ashtû edhe priftnit e sherbtorët e falltores Sellijtë (Sulotët) e mbasi kur themi "Pelasgji" e "Pelasgë" ndërmejtojmë "Shqypnì" e "Shqyptarë" s' ka dyshim se gjith sa treguam në ket studim i përkasin kombit e historìs s' onë.

*Funt*

## A kemi nè Mythollogji ?

**(Shkruen Dr. Kr. Floqi)**

(Artikull botuar në revistën "Zâni i Shna Ndout),
viti 1920, Nr. 7,f.179-182 Nr.8,9,10)

Emni "Mythologji" përbâhet prej fjalëve greke "mythos" (prrallë) edhè "logos" (fjalë) edhè përfytyron nj' atë dijë që merret me prrallat e motshme. Me fjalën "Mythologji" kemi parasysh "Historin e prallave" të Perëndijve, të gjysë-Perëndijve (Emitheos greq.) e të fatosave[1] të kohës së lashtë. Mythologjia âsht një shqenzë prallore edhè si e këtillë njifet nën titullin "Mythollogji e krahësueme" (Mythologie comparèe) e bân fjalë për prallat e vjetra të popujve Indogjermanë, ose Indoeuropeanë, të cilët janë Indasit, Pelasgët (Shqyptarë, Grekë e Latinë), Persanët, Gjermanët, Slavët, Keltët. Studimi i prallave mythologjike nuk ka pasë tjetër herë për qellim përveç se një interes klasik, porse dijetarët e rij, tue e trajtue **scienzën** e "Historisë së Fevet" i kanë dhânë një domethânje tepër të naltë Mythologjisë e e kanë formue kso doret një shqenzë të posaçme.

---

**[1]fatos = kreshnik, trim i fortë.**

Mbasi pjesa letrare e hartore e ksaj përkohëshme âsht tepër e vogël e n’ a duhet me bâ kursim të tekstit, do të kufizohem me hetue shkurtas shka n’ a intereson nè Shqyptarët çashtja e Mythologjis.

**I.**

Besohet përgjithsisht se Mythologjia greke âsht ajo mâ e begatshmje e mâ klasikeja së gjithash, sepsè âsht mâ e plottë në fantasi e mâ e strukthme[1] në mjeshtri se mythologjit e tjera. Kjo mythologji ka për bazë librin klasik “Theogonija” të vershtorit grek **Hesiodit**, i cili e ka trajtue në shekullin e IX para Kr. – Si merret vesht prej historishkruesave të huej,kjo mythologji nuk âsht si me thânë fantasi e thjeshtë e origjinale e Hesiodit, por disa gojë-dhânje e pralla të motshime, të cilat gojë mbas gojet i kishin mbledhë nxânsat e Hesiodit e i përmblodhi e i rrjeshtoj ky.

Mythologjia greke fillon kso-doret: Piksparit ka qënë **Haos-i** (d.m.th. erësina) e m’ andej doli **Gjèa** (Dheu) bashkë me **Tartara** (Ferri). Prej Haos-it leu **Erevos** (erësinë) edhè **Nyks** (nata) e prej Nuks-ës e Erevos-it kanë lemun **Ethiri** (ajri) e **Imera** (dita). Gjêa lindi **Uranos-in** (Qiellën) edhè **Thetis-in** (Detin), gjithashtu levi edhè gjashtë Perëndi të tjerë që quheshin **Titanes**, prej të cilvet mâ i madhi ishte **Kronos-i.** Gjèe (Dheu), tue kenë se Uranos-i (Qielli) i hante gjithë fëmijët që lèjshin prej Dheut këjo i dha Kronit një drapën, me të cilin ky e therri babën e vet e morri në dorë mbretnin e gjithsis bashkë me të pêsë vllaznët e tjerë Titanët.

Kronit i patnë lemun trè djelm **Plutoni,Posidhoni e Zeus-i** edhè tri varza **Estia,Dhemetra**, **Era**. Por se edhè Kroni pat gjith’ atë frikë që kishte edhè i jati i tij Uranosi, se mos ja rëmbejshin fronin të bijtë, prandaj të lemunit këta, ky i merte me të shpejtë, i përpinte e i ruante në bark të gjallë. Gjè-as (Dheut) i ardhi keq per kèt pabesi të Kronit edhè kshtu kur ka dashtë ky me hangër edhè Zeusin, ajo në vent të tij i dha një gur të mpshtjellë në shparga, të cilin Kroni e gëlltiti, tue kujtue se ka përpii Zeusin, të cilin m’ andej e âma (Dheu) e ka pshtue, tue e mshehë brenda në një shpellë të thellë në Kretë, ku një dhii pllè vinte për dit e i jepte sisë.

Kur u rrit Zeusi e u burrnue e âma Gjèa i ka lujtë edhè një lojë tjetër Kronit. Me qellim që Zeusi të forcohet èdhe mâ mirë për me msye Kronin, i jep këtij të shkretit një farë barit, të cilin e piu e i ardhi me një herë të mpshtjellë edhè volli të gjithë fëmijët e tij që kishte pasë thithë tjetër herë. Kshtu Zeusi u forcue e e msyni Kronin me gjithë fuqi; gjemoj atbotë deti, ushtuen gjithë malet e u tunt e u çkatrue toka; Kroni u rëzue

---

[1] **zdrukthtoj = Rrafshoj, pastroj, lëmoj.**

prej fronit, u coptue edhè u gremis në funt të Ferrit bashkë me Titanët e tjerë që i kishin ndihmue edhè Zeusi zaptoj selìn e mbretnoj bashkë me vllaznit e motrat e tij e me fëmijët e tjerë të vet e të ktyne.

Mjedis të sa e sa Perëndijve mbi të cilët mbretnonte Zeusi mâ të përmendunit ishin **Efestos** (Perëndi e zjermit e e mjeshtrive), **Ermès** (Perëndi e tregtis e lajmtar i Perëndijve tjerë), **Athenâ** (Perëndesh' e dijes) **Afrodhiti** (Perëndesh' e bukuris) **Artemis**,(Perëndesh e gjojes e e aravet), **Era** (Perëndesh' e ajrit), **Aris** (Perëndesh e luftës), **Pan** (Perëndi e baktive), **Apolon** (Perëndi e dritës e e bukuris e e muzhikës), **Dhemèter** (Perëndesh' e drithnave) **Hàrites** (Perëndeshat e gzimeve) etj. etj. **Zeusi** kishte edhè do Perëndesha të tjera, të cilat si të mallkueme prej ktij rrijshin lark Zeusit, e ky i përdorote për me ndëshkue popullin e me i ardhë hakut në rasa të veçanta; kto perëndesha ishin **Nemesis**, **Horrai** edhè **Errinyes.**

Një prej Titanëve ish edhè Prometheu, thotë Mythologjia, i cili tue ushqye një dashtni për popujt e Dheut, e tue dashtë me i u bâmun të mirë kuxoj me ju kundrështue Zeusit[1] e me i thye porosin, tue vjedhë zjarmin prej Qiellit, tue ja u prue ktyne e tue ju msue gjithë mjeshtritë, gjâ, për të cilën Zeusi u hidhnue e e ndeshkoj, tue e lidhë për një lisi si thotë tragedijani **Aischylos**, ku dit e për ditë vijte një shqype e i hante mushknitë[2].

Prometheu kish një djalë emnit **Dheukalìon**, i cili kish për grue **Pyrrën**. Asokohet ligshtija, cmira e të kqijat e tjera kishin kalue ç' do masë. Zeusi desh me e ndëshkue popullin e keq e kshtu për 9 dit rrjesht dërgoj shijna të mdhej mbi tokën sa u mbytne të gjithë e pshtoj vetëm Dheukalioni me Pyrrën, të ndrymun brenda në një arkë, të bâme si mbas prosis të Prometheut. Kjo arka, mbassi u shperndane ujnat kishte zânë vend për mbi majën e malit "Parnasos[3]"

---

**[1] H e s i o d i thotë O û n e k' e r ì z e t o v o u l à s y p e r m e n e i K r o n i d.m.th. ky (Prometheu) kuxoj me i kundrështue urdhnit të birit Kronit (Zeusit).**

**[2] Kjo prall e bukur symbolizon shpërblimin e keq që merr ajy, i cili bâhet një bâmirës i math i popullit: n' a sjell ner ment S o k r a t i n, i cili zbriti filozofín prej Qiellit per me ja u msue popullit i cili mandej e helmatisi; n' a perment K o l o m b i n , që gjeti e zbuloj nji botë të rêe e më në funt vdiq i mjerë, i lidhun me zinxhira në podrumet e Spanjës: G a l i l è o n, i cili i qiti poshtë gjith ato rrêna e marrina t' asohershme për lâmshin e dheut e i kallxoj popullit rrotullimin e planetit t' onë e ky e hypi mi nji turrë drûsh e e dogji mizorisht ! (Shënim i Henrik Kaçulinit: Në lidhje me Galileon Kristo Floqi ka bërë biografinë e tij ku tregon se me të vërtetë ai u dënua me vdekje, porse dënimi iu kthye në arrest shtëpie sepse nënshkroi aktin e pendesës, ABIURA-n) G u t e m b e r g u n, që gjet atë veglën ma të madhnueshme të qytetnimit, typografinë, e te e mbramja vdiq i përbuzun.**

**[3]Kët përmbyjtje e stërditim edhè në historit e motshime të do kombeve të tjerë si Indisitt, Kinezët, Chaldejtë Asyrët etj. por edhè në historin e Amerikanve të Jugut**

Tani lè të shofim palè a ka një farë të përpjekun kjo mythologji me nè Shqyptarët edhè a kemi të drejtë edhè nè t' a fillojmë historin t' onë ksodoret e t' a trajtojmë në ket mënyrë, tue u bazue mbi ethymologjin e vërtetë gjuhës t' onë.

Para se me ju përveshë ksaj pune âsht nevoja të hedhim një sŷ mbi historin e motshme e të shofim cilët jemi e si kemi ardhë në kta vende ku gjindemi sot. Lè të m' a falin lexuesat e ndershëm të "Z.Sh. Andout" në qoftë se xgjatem pakë, por se ju nap fjalen se nuk kam me i lodhë tepër.

Marrim parsŷsh historishkrusat mâ të përmendun të shekullit, frëngjë, gjermanë e englezë, si **Rochette[1], Clayer, Lachère, Neibuhr, Kurtius[2], Thirluall,Grotte,** e tjerë.

Kta thonë se para se me ardhë Grekët në kët kontinentin e sotmë ktu banonte një tjetër popull, populli Pelasg, i damun nër rode, prej t' cilve mâ të përmendun ishin **Lelegët, Lykët, Frygët,Karrasit, Lydët, Mysët** etj. etj. Pelasgët e kësaj toke ishin ishin një rod prej të sypërmët; kishin ardhë prej Kaukasit e ka-dalas ishin shtrimun në bregjet e Asis së vogël e s' andejmi disa janë shpêrndamun në ishullat e Egeut, disa në gadishullin e Ballkanit edhè disa kanë lundrue në Siçilje e n' Itali ku shofim m' andej **Etruskët e Turrenët** (popuj pelasgë) e mâ von **Latinët.** Mâ të shumat e ktyne tribuve pelasgë mbetnë në Asi të vogël ku shofim **Troasit, Paflagonët, Temikët, Aonët** etj. të cilët ishin të gjithë një kombsijet, se dialektat e tyne s' ndryshoshin fort.

Kur kanë ardhë Grekët mbas sa qindra vjetsh, gjetnë ktu kët popull, të cilët as gjuhën i merrshin vesht, as zakonet i kishin të njëjta, prandaj edhè "barbarë" i quajtne. Kët veç historishkruesave të përmendun, e dishmon edhè **Herodoti**, ky Âta i historis greke, si edhe nxânsi i tij **Thukydhidhi,** historishkruësat e tjerë **Eforos, Esychios, Stavron,** etj. etj. grekë të gjithë.

Sado qi Grekët u përzjenë me Pelasgët, prapë se prapë i kqyrshin kta si për një komb tjetër deri sa në kohën e D h a n a o s i t me nji dekret të ktij, Gregê e Pelasgë u qojtnë D h a n a o i. Gregët pra, si merret vesht, murne zakonet e gjithë tradicjonet e prallat e popullit pelasg që gjetne aty e kshtu si mâ të dishëm e mâ të qytetnuem trajtune edhè mâ mirë e plotësune historin e tyne, tue ja fillue prej mythologjis, e cila, mbas dokumentave historikë ishte feja e popujve pelasgë; edhè në qoftë se si

**[1] Desirè-Raoul Rochette (1790-1854) = arkeolog e numismatik francez. Ka qenë superintendent i antikiteteve në Bibliopthekën e Parisit, etj.**
**[2]Quintus Curtius Rufus = historian romak i shek. I-rë i njohur sidomos per shkrimin e "historis së Alexandrit të Madh", por në këtë rast është gjermani G. Curtius që Kristo Floqi e përmend më poshtë.**

mbas historis të pa anëshme besojmë edhè nè Shqyptarët se jena shternipat e atyne Pelasgëvet, ahere kena të drejtë me marrë kandilin në dorë, qi âsht gjuha e jonë[1], për me gërmue e me gjetë për mjedis të terrësinave prohistorike mythologjin e katragjyshave t' onë. Tash pra lè të hijmë prapë në themë

# II.

Mythologjija greke njëment âsht trajtue ashtu si kena folë, por se etymologjija e fjalëve të Perëndîjve e Perëndeshave âsht fort e mangut që të mos themi se nuk shifet as pak në fjalorët e vjetër e të rij grek. Rrâjet e ktyne emnave vetem nër fjalët e vjetra pelasge stërditen, prej të cilavet duket se i ka marrë edhè Hesiodi, Homeri e sa e sa vjershotorë të moshës klasike greke, si mbas tregimeve të Herodotit, edhè, si folmë edhè mâ syprit në zhdrivillim të fjalës mbasi ne Shqyptarët duket se verevertet jemi stërnipat e atyne Pelasgvet, në qoftë kjo një gjê e vërtetë, atbotë duhet me e gjetë etymologjin e ktyne fjalëve në fjalët e gjuhës t' onë, e gjuhës Shqype, edhè në qoftë se i gjejmë, problemi âsht i xgjidhun për hesap t' onë, e kshtu nuk duhet të hidhnohen Grekët,ose kush të dojë tjetër, në qoftë se edhè nè Shqyptarët e fillojmë historin e kombit t' onë tue marrë parasysh gjith' atë fenë e Pelasgëve, prallën pelasgjike që kanë marrë edhè Grekët për bazë. Lè të mundohemi prâ.

Thotë mythologjia greke se piksparit ishte H a o s. Greqisht kjo fjalë përbâhet prej rrâjës h a edhè prej sufiksit grek o s; por fjalën h a nuk e gjejmë mjerisht në etymologjinë greke. Ndoshta pretendojnë grekët se kët rrâjë e ka fjalori grek, se prandej kanë edhè fjalët h a n o = hup, hump, h a m o s = hupje, h a s k o = rri me gojë çilët etj. etj. porsè të gjitha kto fjalë që duket se kanë për rrâjë fjalën h a jânë gjithë fjalë të reja të gjuhës neohellenikë e jo të greqishtes klasike. Fjala h a âshtë prej verbave të vjetra monosylabe, si ishin gjithë verbat e gjuhëve primitive; kësijsh fjalësh, ose verbash gjen edhè sot të gjalla e me qinda në gjuhën shqyp, si h a, pì, m a r r, j a p, a p, m b y l l, p r e s, s h k o j, q e p, r r j e p, q e s h, v d e s, r r n o j, g j ej, b â j, l o s, t h r a s f l a s, r r i, m i h, f s h i j ,n g r i j, v è, v i j, v r a s, etj. etj. – Fjala pra **ha** âshtë fjalë pelasge ku **a-ja** âshtë e gjatë si me thanë h a a, edhè ka gjith atë domethânje që ka edhè fjala shqyp h a (ha bukë, djathë, gjellë etj.).

Fantasi e Pelasgëvet si po shofim edhè në gojë-dhânjet të popujve të tjerë (Asyrë e Chaldëj) ishte kjo që, në fillim, para se me u kryjue Toka e Qjelli e Djelli e Hâna e Hŷllet, (të cilët ju bâjshin një përshtypje të

**[1]Me këtë shprehje, Kristo Floqi e quan gjuhën shqype "kandil", që, simbas besimeve fetare, simbolizon dritën e jetës.**

madhe, për pa dijtë, merret vesht principet e bazat e Astronomis), ishte një terrsinë e hapët, një hapsin' e madhe, një natë e pa-anët, e cila ç' do gjë e përpîte, e thithte e gollofitte me një fjalë e hante ! Pra fjala h a pelasge âsht gjith' ajo fjala Shqyp h a. Nuk âsht çudë që fjala h a o s âsht gjith' ajo fjala h a û s ose h a v ûs = një gjânsi e hapët një terrsin e madhe, që e gjejmë edhè në sanskriten e vjetër.

Prej H a o s – i t duli G j ê a = Dheu, Toka. Vjershtorët e tragjedjanët grekë e thonë dikush G a a e dikush D h a a. Asht fjalë pelasge D h â që don me thânë D h è e, si i thona edhè nè shqyp. Mbasi tjetër gjâ nuk kishte si me dalë prej një hausit, një terrësinet, d h ê n i, do e mos ishte i pari që leu prej terrsinave, mbas fantasis pelasge, nj' ashtu si e pranojnë edhè prallat asyrike, hindase e haldike.

Me D h e n e bashkë ka lemun edhè T a r t a r a. Tartara greqisht i thojshin Ferrit. Rrâja âsht t a r t a r edhè **a-ja** sufiksi. Por a gjindet rrâja "tartar" në Etymologjin (rrâjtoren) greke ? Jo, as pak. Por në mos gjindet në etymologjin helenike gjindet në gjuhën pelasge në fjalën t a r që don me thânë sheshtoj, e baj barabar, e shduk. Sanskritisht t a r si edhè h i n d i s h t do me thanë shqepoj, fashit, shlyej. Por edhè në gjuhën shqype fjala t a r do me thanë me t r i n u e si b.f. e livroj tokën e e tar = e trinojose i qit plehun tokës e e tar, e shkel për me zânë rrâjë fara. Pra t a r t a r âsht përsëritje e fjalës t a r, me të cilën u qojt F e r r i, i cili mbas kuptimit metaforik e fantasis pelasgjike, ish ajy që merrte shpirtet e njerësve mbassi vdisnin[1]. Fjalët f e r r, e n f e r, i n f e r n o duket se vijnë prej fjalës t a r ose t e r (errësi, terrësinë) mbas perbâmjes të germës **t** në një **f.**

Fjalët E r e v o s edhe N y k s janë fjalë pelasge E r e v, N a k t që shqyp i themi E r ë t e N a t ë edhè symbolizojnë, që të dyja terësinën e natën, si të bijat e Tartarit ose të Ferrit. Domosdo në Ferr brenda nuk munt të isht tjetërgjâ përveç se terrësinë e natë. Pra fjalët greke E r e v o s e N y k s janë bâmun prej fjalvet E r e v t e N a k t, tue ju shtue sufikset greke **os** edhè **s,** por se as njanen fjalë, as tjetërn nuk e gjen në etymologjin greke. Gjith'ashtu prej T e r ë s i n ë s e N a t ë s dualn E t h i r – i që âsht fjalë pelasge a t e r = ajri e I m e r a , qi âsht fjala pelasge i m a r = mêngjezit ose nadja, si i thonë në Shkodër. Fjala m ë n g j è s thohet edhè m e r n g j e s që duket se mburon gjithë prej fjalës pelasge i m a r tue kputë **i**-në e tue shtue një

---

**[1]Tar-i ose Tartari i shpirtnave. Ka mbet edhè proverbë shqype "e marrtë Tartari" ose "Tartari s' e merr vesht" si thonë në Toskni për nji send qi ja kushtojnë Ferrit, ose per nji send qi s' ka si kuptohet.**

rrokëzë g j è s. Asht e dijtun që mbas terrsinës e natës vjen mëngjezi, dita, të cilat mbas fantasis pelasge dukshin se lêjshin prej atyne[1].

Gjêja, ose Dheu, folmë mâ parë leu **Uranos-in** (Qiellën), edhè **Thetis-in** (Detin). Shofim se në diksionarët grekë klasikë e të rêj nuk gjindet se prej kah vjen etymologjija e fjalës Uranos, ose Ouranos greqisht do-me-thânë Q i e l l a, por se si vjen e kahë vjen nuk çquhet. Pra kjo, një fjalë si me thânë e fjalorit grek e thjeshtë nuk âshtë, përveç se (nj' ashtu si edhè shumë fjalë tjera që s' ju dihet rrâja) âsht një fjalë e huej që ka hî në vokabularin grek. Pelasgët Qiellës i thojshin V r â n, si edhè në Chaldeiken e vjetër Qiella quhej V a r â n, prej të cilvet m' andej e kanë marr edhè Foenikasit.Në gjuhën shqype kemi një verbë v r â n e t ose t o s k n i s ht v r ë h e t ose m v r ê h e t, e cila stërditet[2] vetëm në personin e tretë si verbë, asnjanëse, si f.v. v r â n e t, Q i e l l a, ose v r ë h e t Q i e l l i, që sinjifikon Qiellën të mbushun me rèe. Gjith' ashtu themi âshtë v r â n ë t, ose është m v r ë r ë t, edhè adjektivë v r a n m û s ose v r a m û s, qi d.m.th. një njeri me buzë - lëshumun, një njeri që âsht serioz e s' i qesh fytyra. Pra mbasi Qiella quhet pelasgisht v r â n, s' ka dyshim se fjala greke U r a n- o s vjen prej fjalës V r â n, e mbasi edhè nè në gjûhën shqype V-në të parë, ose b i g â m e n (dhigama) e ruajm, kur se gjuha greqishte gjithmonë e ka hjekë kët shkrolë prej fjalve të saja (si v e s h greq. u â s h mbas Homerit, fyell greq. a y l l – os, v e n ë greq. o i n o s etj. etj.) merret vesht se fjala U r a n o s ka të përpjekun me gjuhën shqype, e cila si mâ e vjetër se greqishtja, ka të drejtë të ketë pjesë në të këtilla emna të Mythologjis greke.

Gjith'ashtu fjala mythologjike T h e t i s që përfytyron greqisht D e t i n, vjen prej pelasgjishtes t e t qi do me thânë prapë d e t , porse Grekëve ju desht me e përbâmun shkrolën **t** në **th** e kshtu lexuesi s' ka as një ndërdymje se fjala t h e t i s, që përfaqëson perëndeshën e Deteve, âshtë gjith' ajo fjalë shqyp **det**, kur se në etymologjin greke klasike s' mundesh kurrsesi me gjetë rrâjen e ksaj fjale:**is-i** âsht sufiksi i ksaj.

Si thame edhè tjetër herë Dheu ka lemun edhè disa Perêndi të tjerë që quheshin T i t a n ë prej të cilvet mâ i madhi ishte **Kronos-i** ose **Saturni**, si i thonë Latinët, e ky përfytyrohet me një drapën në dorë, si symbol, me të cilin ka vraa të jatin U r a n o s- i n e ka zaptue selin. Grekët thonë se Kronos âsht një fjalë greqishte, të cilën edhè sot e ruan gjuh' e tyne në fjalën H r o n o s që d.m.th. m o t i . Por si e psè prej

[1] **Edhè vjershtarët grekë si edhè tragedijanët klasikë A e s c hy l l o s, S o f o k l è s, E u r i p i d ê s e përdorojnë fjalën pelasge i m a r, tue kujtue me ket mëngjesin (zbardhimin), ose ditën.**

[2] **Stërditet = takohet, gjindet etj. (marrë nga fjalori i Kr. Floqit)**

Perêndis K r o n o s u përbâ fjala H r o n o s = m o t i, kët s' po e marrim vesht edhè aqe mâ tepër se nuk kanë no i përpjekje të dy fjalët, ose nuk âsht fjala H r o n o s m e t a f o r i, ose p a r a f t h o r i (metaforà i parafthorà) e fjalës Kronos.

Në pelasgjishten e vjetër nuk gjejmë një emën të tillë, por se në gjuhën shqype kemi dy verba k r u a j, ose k r u a n j edhè q e r o j, ose q e r o n j = d l i r edhè metaforikisht s h p e l a n j, s h d u k, n x j e r r k a h m j e d i s i, si f.v. u qerua – u çduk se ishte bâmun një brengë, një belâ etj. Pra, në màrrshim para sysh legjendat e vjetra për mbi luftën e K r o n - i t me U r a n o s- i n, shofim se ky e ka krojtun, e ka qerue prej mezit U r a n o s i n që u gjent brengë, se psè i hante fëmijët që lejshin prej Dheut. Nuk âsht çudë pra që fjala K r o n o s të vijë prej njanës prej ktyne verbavet, që substantivet e tyne janë Q e r o n j ë s ose k r u a n j- ë s, k r o n j ë s.

Por nè pjestojmë edhè në mythologjinë latine, e cila âshtë gjith' ajo mythologjija e Etruskëvet, që edhè ata Pelasgë ishin. Fjalën S a t u r n u s që d.m.thânë prapë K r o n o s e gjejmë si emënim të njanës prej ditve të javës në gjuhën t' onë. Ky emnim âsht dita e S h t u n ë ose e S h t u n d ë (si i thonë në Shkodër), e cila vjen prej fjalës S a t u r n u s e S a t u r n ë e S t u r n ë e S h t u n ë, d.m.thânë dita e kushtume Saturnit, si po e zemë e Diella i âshtë kushtue Diellit, (Apolonit) e Hâna, Hânës ose Dijanës të Latinëvet (Dies Janei = dita e Hanës = Dijana, ose A r t e m i s e grekve, A r t y m ë s e Pelasgëve), e Marta, Marsit (Perëndis së luftës ose A r i s greqisht edhè H a r r pelasgjisht), e Mërkura, Merkurit (Mercurus Latinisht, E r m è s greqisht T u r m è s pelasgjisht) etj. etj.

Kroni ose Saturni mbas Etruskve symbolizohej me një farë satëri (hanxhari) në dorë, si shêjë qi me këtë kishte mujtë babën e tij Uranosin. Pra duket se fjala S a t u r n u s vjen prej fjalës S a t ë r, që edhè nè e kemi në gjuhën t' onë, si b.f. "i ra me satër", "i preu kryet me satër" etj. etj.

Kroni kish trè djelm P l u t o n, P o s i d h o n, Z e u s, edhè tri varza E s t i a, D h e - m e t r a, E r a. Fjala Pluton rrâjen e ka p l u t edhè o n âshtë sufiksi i saj. Pelasgjisht Plutoni quhej P l o t h edhè prej P l o t h u bâ P l o t h - o n P l o u t h – o n P l o u t o n. Quhej kështu se mbas fantasis pelasge ishte një Perëndi ose një mbret që mbretnin e tij e kishte plot me shpirtna, ishte i plottë me fjalë të tjera. Fjala si shofim rrnon edhè sot në gjuhën t' onë, se themi p l o t, i p l o t t ë, p l o t s o j, i p l o t s u e m ose p l o t t h, p l o t t h i, si e përdorojnë në do katunde të Tosknìs.

Për fjalën "Poseidhon", mythologjija e krahësume nuk na jep shpjegime të plotta prej kah vjen. Disa vrojtime janë bâmun mbi kët

emën, por edhè ato s' janë të mjafta, sa të na bindin se mundena me e gjetë etymologjin e fjalës në pelasgjishten e vjetër. Një goj-dhânje dëgjojmë sot nëpër do katunde të Çamris, si edhè në Pargë brenda. Thonë se në funt të puseve gjindet një l l a m j e (kulçedrë, dragon, xhint a shejtan, thuj si të duesh), që shpesh herë hidhnohet e turbullon ûjët, ose e ngufon e e çon përpjetë deri sa vërshon ûji e derdhet jashta pusit. Fjala latine prapë N e p t u n u s (e përbâme prej pelasgjishtes N e t h u n s që i theshin Poseidhonit) ka paralelisht gjith' atë kuptim që ka edhè gojë-dhânja e Çamvet, se psè mbas mythologjisë latine (që âsht gjith' ajo mythologjija pelasge) Neptuni ishte perëndi e Deteve, e pallasin e tij e kish në fund të detit, ku kishte qerren e vet me kual shkumbuësa gati kurdoherë me sharrue detin, me tundë ûjin e njelmët e me bâ tallaze e valë, një fantasi kjo e gatueme për valët e shkumbzûme e për stuhìn e detit. Pra, si gojë-dhânja çame përngjet të ketë për shëmbull P o s e i d h o n i n (Pusi dhënë = i dhânë mbas pusevet, mbrojtsi i pusevet) ashtu edhè fjala latine "Neptunus" duket se përbâhet prej fjalve n e p - t u n d j e, (jep ose nep pelasgjisht âsht n e t edhè fjala t u n d pelasgjisht âsht t h u n, t u n d ë s, pelasgjisht t h u – n – s se psè Neptuni i Etruskëvet ose Poseidhoni i Grekve tallazet i bâjshin me anë të një të tundunit, të cilën e nepshin me kualt e qerren e tyne e me patërshânën tridhâmbshe (frangjisht t r i de n t greqisht t r i a i n a). Kështu mbasi fjalët n e p edhè t u n d janë fjalë shqype pjestimi jonë edhè mbi kët Perëndi mythologjik âsht i kjartë.

Sa për Z e u s - i n, i cili, si thamë në numrin e parë të këtij artikulli, u bâ mâ von Perëndija mbi gjithë Perënditë e Perëndeshat e tjera, ky lakohet greqisht në kët mënyrë: Z e u s, Z i n o s, Z i n i, Z î n a ose Z â n a. Edhe shqip e lakojmë Zot, Zotit, Zotin, Zotnë, ose Zonë, që âsht gjith ajo fjalë Z e u s. Pelasgjisht quhej Z â , prâ etymologji e fjalës përveç se në pelasgjishten njeti s' gjindet.

Të tri varzat e Kronit E s t i a , D h e m e t r a edhè E r a, të cilat ishin e para Perëndesha e votrës (e familjes si me thânë), e dyta e drithnave, edhè e treta e ajrit, shqip i kena kshtu "Vatra" ose "Votra" (që Latinët kanë bâ Perëndeshën e tyne V e s t a, që ka gjith' atë domethânje me E s t i a (Vestia) të Grekve ashtu edhè me votrën e Shqyptarëvet); D h e m e t r a âshtë gjith' ajo D h e m o t r a ose M o t r a e D h e u t edhè E r a (ose "Ira" greqisht) âshtë gjith ajo fjala shqyp E r a, pra kështu merret vesht se që të trija kto Perëndesha rrâjen e tyne e kanë si njena, si tjetra pelasgjike, gjuhë që i përshtatet cokrisht[1] kësaj shqypes t' onë.

**Efestos** ose **Ifestos** ishte mbas mythologjis Perëndi e zjermit e e mjeshtrive. Latinët i thojshin Volkanus. Ky Perëndi quhej në gjuhën

---

**[1] Cok = tamam, pikërisht ashtu.**

pelasge **Afsht**; pra rrâja âsht **afsht** edhè **os** âshtë sufiksi grek. Sa për kët besonj se nuk do ketë Shqyptarë që të mos dijë se fjalën **afsh, afshë** e përdorojmë në gjuhën shqype për me tregue siellën e zjarmit, tymin e flaktë, ose avullin përvëluës të ujit të zîjmë, si kur se themi **afshi i zjermit, afsh' e flagë, afshti, i afshtë** edhè fjalime "mos ju afrit zjermit, se ka afshë shumë" ose shmangu zjermit se të përvlon afshti etj. etj. Pra s' ka dyshim se fjala Efestos (Afestos) e ka rrâjen prej pelasgjishtes **afsht**, se ky perëndi i zjarmit përfytyrohej gjithmonë i kuq si flaka ose afshi i zjarmit e bashkë me këtë edhè si i çalë (topall), se si thotë Mythologjija, ishte mâ i dobti e mâ i përbuzuni nër perëndit e tjerë.

**Ermès** ose **Hermès,** ishte perëndi e tregtis, e vjedhjes, etj. përsjellësi i shpirtnave, lajmëtari i Perëndive, etj. etj. Fjala vjen prej pelasgjishtes **Turms**, ose edhè Pelasgët (Karras e Frygas) e qujshin **Turmes**. Ermisi ose Turmes-i i Pelasgve për symbol të shpejtsis që kishte përfytyrohej me një pishë të ndezun në dorë gjithë tue bredhë e tue ngae përpara, sikurse me u vrulë a me u turrë për me mbarue punë shpejt. Edhè nè themi shqyp **turrem** = shkoj përpara me furrì, edhè atij që shkon përpara i themi **turrës** edhè prej fjalës tjetër shqyp **turrmë**, që âsht gjith' ajo fjalë turrë kemi partiqipin **turmës, turrmësi**, që âsht baras me fjalën pelasgjike **turms** ose **turrmës**, që ka gjith' atë kuptim, kur se në etymologjin greke **Hermès** (e cila ka qenë **termes = turmes**) nuk e hass kërrkunt.

**Afrodhiti** i Grekve, që ish perëndija e bukuris e me të cilën emën quhet astronomisht hŷlli mâ i shndritshëm nër hŷjet e tjerë (planeti Afrodhiti) bâhet padyshim prej fjalve shqyp **Afër-ditë** = afërdita, që edhè nè quajm gjith' atë hyll që del kur zbardhellèn Qielli e vjen dita (afër dita).[1]Në qoftë se kjo fjalë formohet, si thonë Grekët, prej fjalëve greke **afros-dhyo** )= zhytun në shkumbë si mbas gojdhanjes, se kjo perëndeshë ish e bij' e Hyjit i cili nën formë të një pate u martue me perëndeshën e detit (Thetis) prej së cilës ka lemun Afërdita prej

**[1]Simbas mitologjisë kombëtare shqyptare, duke qenë se Ylli Afërdita ishte më i bukuri, më i shkëlqyeri, më tërheqësi nga gjithë yjet e tjerë, ishte vend-banimi i hyjneshës së bukurisë që grekët e quanin Afrodhiti, romanët e quanin Venus, kurse shqiptarët Prênda. Pra, për shqyptarët e hershëm, Hyjnesha e bukurisë quhej Zoja Prênde. Ylberin, paraardhësit e shqyptarëve mijra vjet më parë e quanin "Brezi i Prêndës". Ylberi ka 3 ngjyra më të dukshme që, sipas mitologjisë shqiptare, ishin 3 hiret e Zojës Prêndë, që ajo i mbante në brez dhe që i jepnin asaj bukurinë.E krishtënueme, në ditën e kremte të Shna-Prêndes, grat' shqiptare i luteshin kësaj hyjneshe, zbukuroheshin,nxirrnin nga arka pajën e ja tregonin shoqeve të tyre.Në nderim të saj shqyptarët i kushtuan Prêndës një ditë të javës, ditën e Premte.(marrë nga revista "AGIMI", Korrik 1919, Nr. 3, f.42,43 e 44 me drejtues Dr.Kristo Floqin e shkruar nga M.L.), por edhe një fshat në Gramsh quhet "Shënepremte.**

shkumbës së detit, në qoftë po thom se emni Afrodhiti vjen prej të dyja fjalve të përmenduna greke, ahere duhej m' u shkrue **Afrodhyti** e jo **Afrodhiti.** Pra duket se vjen cok prej fjalëve Shqype **afër ditë**, se ju përshtatet m' mirë ktyne fjalëve shqype se sa fjalëve greke.

**Athena,** perëndesha e dijës, thonë se ka dalë prej mendjes së Hyjit, të cilit dikur i patnë çamun më dysh kryet me kmesë. Kjo â një fantasì e çpikun për dijën e naltë, sepse prej kokës së mentshme të madhnushmit Hyj nuk mundej me dalë tjeter shka përposë dijes, ditunis, e cila ishte symbol i të mençëve, fati i tyne e "thana" e tyne. Pra **Athena** âsht e **thana,** fjala, mendja goja e Hyjit.

**Artemis**, perëndesh' e gjojës[1] e e aravet, ishte gjith' ajo **Diana** e Etruskvet. Pelasgët i theshin Ar-tyms = arë tymëse, prej se pandehej se kjo perendeshë çfaqej si nji farë tymi permbi arat. **Diana** përbahet prej fjalëve **dies Janei**, të cilat fjalë shpjegohen si dita e **Hênës**, se pse Artemis, ose Diana nuk âsht tjetër përveç se **Hâna**. Në një pasqyrë[2] Etruske prej atyne që janë gjetë në Italì janë të perfytyruem Apolon-i (Dielli) me Dianën (Hânën). **Apoloni** perfaqsohet me një rreth mbi krye plot me reza (xhirita) si një Djellë kur lèn. M' anën tjeter **Diana** ka mbi krye një farë drapni që i përngjet Hanës kur âsht e ree. Nen Apolonin shifet fjala "LALA" e nen **Dianën** fjala "MOTR". Ky symbolizim âsht mjaft i kjartë per me na diftue se Pelasgët i kqyrshin si vëlla e motër Diellin e Hanën se edhe shqyp fjalët "Lala", "Motre" janë gjith' ato fjalët "vëlla", "motër" ("Lala" në Toskni edhè sot i thonë vëllaut).

**Arìs** (Mars) ishte perëndi e luftës. Pelasgët i thojshin **Harr**, prej së cilës vjen edhè fjala greke **Harron** ose neollinisht **Harros,** që don me thânë vdekje. **Harr** edhè **farr** janë prapë verba lyqike të vjetra, domethânë pelasgjike, kurse lyqishtja ishte një dialekt pelasg: Kuptimi i ktyne dy verbave ishte të çartunit, të shqepunit, të shkatruemit, si edhe fjala **tarr** që folmë mâ supri. Pra **Harr** ose **Harrs** do me thânë shkatruës,shqepuës, si kurse **Aris** (Harr-is) ish një i tillë, d.m.th. perëndi e vdekjes. Por edhè shqip kemi verbin **farroj** ose **farronj** = shduk prej faqes së dheut, shqeponj shpërlanj edhè partiqipe **farruës**, **farronjës** për një që shkatron, që prish kryekrejt. Kështu kupëtohet edhè etymologjia e afrimi i fjalës **Aris** me fjalët **Harr-is**, edhè me verbat **harr, farr** etj. Do me thânë edhè ky perëndi rrâjen e ka pelasge.

**Pân** ishte perëndi e berrave, e baktive. Symbolizohej si njeri por me kâmbë sqjapi e më një xhurâ (fyell) në gojë. Etymologjin e ksaj fjalë

---

**[1] Gjojës = gjuetisë**

**[2] Pasqyrë = në një shkrim tjetër Kristo Floqi skjaron se pasqyra Etruske ishin pllakat e varreve te pellasgëve të Italisë së Veriut (Etruskëve) që ndodhen në muzeume të ndryshme dhe përmbajnë shkrime (epigrama)**

prapë s' e gjejmë në gjuhën klasike greke. Shqyp kemi një emën "Stopân" me të cilin quajm barinë, çobanin rojtar të berrave i cili zakonisht i fishllen ose i fryn (i bije fyellit). Pra fjala stopân, duket të jetë gjith' ajo fjala **Pân**, por edhè fjala **çoban** që âsht gjith' ajo fjalë **stopân**, âshtë mjaft karakteristike për etymologjin e kuptimit e fjalës **Pân.**

(Vijon)

SHËNIM I HENRIK KAÇULINIT : Nga kërkimet e mija nuk arrita të gjej vazhdimin e këtij artikulli. Gjithë ata që janë të interesuar dhe e gjejnë vazhdimin janë të lutur t' ja bashkangjisin vazhdimin këtu[1].

Në vitin 1935 Kristo Floqi ka botuar artikullin "Pellasgë e Hellenë". Pjesa e fundit e këtij artikulli është një "Studim linguistik krahësues midis helenishtes dhe shqipes", ku Kristo Floqi krahason rrënjët e qindra fjalëve të helenishtes së vjetër me rrënjët e fjalëve respektive shqip e që kanë të njëjtin kuptim. Në këtë optikë ai përpiqet të argumentojë etymologjinë pelasge të shumë fjalëve shqip për të vërtetuar prejardhjen pelasge të shqiptarëve, si dhe qënien autoktone të shqiptarëve në Ballkan, duke kundërshtuar kështu tezat e grekëve e serbëve që mohojnë prejardhjen pelasge të shqiptarëve.

**[1]Një pjesë e Mythologjia Shqiptare është botuar në Revistën "Hylli i Dritës" me kreshnikët mitologjikë të Mujit, të Halilit, të Omerit të Ri etj.Rapsodi shqiptar,apo Orfeu Shqiptar,përshkruan me vargje Homerike Jutbinën, vendin ku vepronin këta heronj, apo bukurin' e femrës shqiptare, etj. Po, kush e mësoi rapsodin shqiptar të hartojë vargje Homerike më se 2000 vjet më vonë se Homeri ? Kush tjetër veç "nanës natyrë" ?**

# Pellasgë e Hellenë.

Një krahasim midis gjuhës Greqishte e Shqipes

(*Studim ethnollogjik e linguistik*)

prej

**Kristo Floqit**

(Botuar në revistën “Hylli i Dritës” Nr. 05-06 viti 1933, f.262. Ky artikull është ribotuaredhe te”Hylli i Dritës” nr.07-08 viti 1935,f.390, e në vijim, por në këto numra është shtuar edhe një pjesë e dytë)

Është koha të përpiqemi edhé né Shqiptarët të shkruajm historinë t’ onë,si gjith kombet e tjerë, tuke i vënë themele të shëndosha e të pakundrështuara, të mshtetura në dokumenta historike. Duhet të çfaqemi përpara botës së qytetëruar si një komp me existencë kombëtare e sidomos si një komp i vjetër me një historí të plottë ethnike e me traditat t’ ona, tuke kërkuar me të drejtën e padiskutuar t’ onën, gjithë lëndën historike që i përket racës s’ onë e gjuhës s’ onë, lêndë që fatsisht nuk n’ a mungon, sepsé gjindet në një sasí të mjaftë në gjirin e historive të huaja edhé mê fort në historinë greke, me të cilën né Shqiptarët kemi mê të madhin afrim, prandaj, nuk mbetet përveç se vullnetit të mirë dhe energjisë të mundohemi t’ i gjejmë gjithë ato argumenta që çfaqin e sigurojnë existencën e historisë s’ onë, të kombit dua të thom, e të gjuhës s’ onë, e t’ i radhitim gradualisht, tue e trajtuar historinë t’ onë të vërtetë.

Në këtë studim ethnollogjik e linguistik nuk do të zgjatemi shumë, sepsé qellimi i jonë nuk është këtu të përshkruajm gjithë historinë e kombit e të gjuhës s’ onë[1], sa është të parashtrojmë përpara intelektualëve t’ onë një thesar të vogël, po të mjaftë argumentash mbi të dy këto pikpamje, edhé këtë thesar do t’ a marrim po prej asaj historisë hellenike, e cila, në trajtimin e saj ka aqe fakte të gjalla për né, për origjinën e jetën t’ onë, të mshtetuna në tregimet e historishkronjësve mê klasikë Grekë, sa nuk do t’ i mbetet dyshim askushit, se këto që kemi për të sërenditur e për të stërditur këtu janë prova të gjalla e të

**[1] Në Arkivin Qëndror Shtetror Tiranë, ndodhet një studim i Kristo Floqit me titull “Historia e Shqipërisë” prej gati 100 faqesh me shkrim dore, ku flitet për organizimin e jetës së pellasgëve. Fatkeqësisht origjinali është mbajtur keq dhe, nga lagështira, boja është përhapur në shumë vende dhe fjali të tëra nuk lexohen. AQSH Fondi 429 Dok. 3.**

pakundrështuara që të bindin ç' do njeri për që, cilët jemi né, nga kemi ardhur, si kemi qëndruar këtu, ku jemi sot, dhe si kemi jetuar përmes stuhive e humnerave, permes ndryshimeve të shekujve.

Historishkronjës, glossollogë e arqeollogë të tjerë të huaj, tuke bërë fjalë mbi né Shqiptarët, mbi racën e gjuhën t' onë, kanë dëshmuar se vërtet jemi një komp i vjetër, që zbresim nga Pellasgët e vjetër, nga të cilët sbresin dhe Hellenët, se né kemi një afrim të math me ata, gjuhe e zakonesh, se kemi gati një historí dhe gjith' ato tradita e legjenda, gjith' atë kult e fé, të trashëguar nga popujt mê të vjetër të Asisë, Hindû, Sanskrit Zêndas etj., se historija e jonë është e përzjerë në atë të Hellenëve dhe se né jemi mê të vjetër se ata, mbassi ata ardhë tré shekuj mê von se né në gadishullin Ballkanik, etj. etj. Por janë ndodhur edhé disa të tjerë që na kanë mohuar krejt si Shqiptarë, tuke thënë se jemi racë greke e jo një komp i veçantë ose jemi Sllavë ! Të tjerë nuk kanë përtuar të thonë se Shqiptari nënë embrat "Allvanôs" ose "Avranit, ose Arnaut" nuk u duk në sqenën historike përveç se nga shekulli i VII, ose i VIII mbas Krishtit[1]!

Nuk dua të zgjatem mbi argumentat që parashtrojnë ata të kategorisë së dytë, për me iu provue gabimet e tyre,po, për t' u mbyllur derën e gënjeshtrës e të çpifjeve tentenciose e për t' u prerë një her' e mirë hovin e ç' do mashtrimi e padrejtësije mbi kurrizin t' onë, jemi munduar pak a shumë t' a studijojmë çështjen për së afërmi e imtazi, të marrim një kuptim sa të jetë e mundur të plottë e ta pagabuarshëm mbi domethënjen e kombësisë e të gjuhës s' onë dhe sot të jemi në gjëndje t' i bëjmë ballë kujdo, tuke u bazuar në fakte e dokumenta të patundura, tuke i caktuar kombit t' onë vendin që i meriton në historí, në plejâdhën e popujve.

Nuk kam dashur me këtë studim të bënj ndo një zbulim të math, as kam dashur të tregonj si qendron veza e Kollombit më këmbë, po kam dashur të tërheq verejtjen dhe interesin e dijetarëve dhe të ç'do kujt, dhe të cilëve ju lutem të më observojnë ç' do gabim që munt të kem pasur në përpillimin e sipër të këtij trajtimi.

Në disa konferenca që kemi mbajtur mbi origjinën e gjuhës s' onë, kemi mundur të provojmë se këjo është një nga dialektet e shumta Pellasge të motshme, shumë mê e vjetër se Hellenishtja, ose Greqishtja klasike, se këjo derivon pikërisht prej dialekteve Thrako-illyriane, se është një nga gêmat e shelgut të madh gjuhor *Arijan*, *Hindugjermân,* ose *Hindueuropeân*, edhé se, përpara se të formohej kombi Thrako-illyrân, gjuha e jonë existonte edhé mê përpara në popuj mê të motshëm

[1]**Fjalinë e fundit, që fillon pas fjalës "Sllavë!", autori Kristo Floqi e ka hequr ai vetë, në ribotimin që i ka bërë këtij artikulli te "Hylli i Dritës",Nr.07-08 viti 1935.**

akoma,që historija shekullore i njeh nën embrat e "*Lelegëve*, ose *Lelekëve,Karasve, Lydëve, Mysëve* e *Frigasve*", si kur si argumenta të mjafta mbishkrimesh të vorreve karike, klegjike, lemnike e eteokretike, në kohët e mbrame, kanë vërtetuar këtë thesën t' onë.

Po konferencat janë kurdoherë konferenca, sende do me thënë të përkohëshme, që mbahen ment aty ças për ças e që harrohen shumë shpejt, kur se "s c r i p t a   m a n e n t", sendet do me thënë të shkruar kanë dhe jetën mê të gjattë e mbeten për gjithënjë, e sidomos në një kohë ku fqinjët t' onë me hîre e me pahîrë po mundohen të na mohojnë vetëqënjen t' onë kombtare, të lidhur me një historí e të mshtetur në tradita e zakone katragjyshe. Pra një studimi këtillë më duket se është *sine qua non* për kohën e sotme dhe brenda qellimit, i cili na shtyri në këtë.

Në këtë trajtim të shkurtër do përpiqemi të hedhim pak dritë mbi ndollinat e terrta e të mjergullta të kohës së lashtë,tue treguar se kombi e gjuha e jonë nuk janë një *parodhì* e historisë, po kanë themele ku bazohen e se exsistenca jonë ethnike e politike nuk janë sende që tani duall për të parën herë në pallkosqenën e popujve, po meritojnë të zenë vendin e tyre e të dallohen në jetën shoqnore. Nga ana tjetër duam t' u çilim rrugën atyre mê të stërviturve nga né për një trajtim historije mê të plottë nacionale.

Kështu, mbassi qellimi jonë është të parashtrojmë faktet mbi qënjen e Pellasgëve, nga të cilët fillon historija e jonë, tuke treguar raportet e relacjonet e tyre me Hellenët,do fillojmë që këtej.

**I.**

Cilët, pra, ishin këta Pellasgët ?

Të gjithë né, sa kemi kënduar historí në për shkollat kemi dëgjuar të bëhet fjalë për Pellasgët, për ardhjen e tyre në sinisin[1] e Ballkanit,per jetën e veprat e tyre dhe përgjithësisht për rollin që kanë lojtur në historí, i cili ka një rëndësi të posaçme për popujt e tjerë.

Disa historishkronjës e kritikanë kanë mohuar krejt qënjen e këtyre; të tjerë kanë dashur të thonë se Pellasgët kanë qënë "një traditë e vjetër legjendare" që ka të bënjë vetëm me kohët e errta mythollogjike dhe të tjerë, se "Pellasgët nuk kanë qenë një popull i veçantë, por se nënë këtë embër janë qojtur gjithë ata popuj që kanë zbritur nga Kaukazi e nga Asija e vogël në Europë, edhé se, sa që thohen për ata nuk munt të jenë të vërteta, sepsé në atë kohë s' kishte historí, e cila historí fillon vetëm mbas shekullit të IX para Kr."

---

**[1]sinisi = fjalë që nuk e gjej në fjalor, por në literaturën e kohës gjithmonë gjindet në kuptimin e fjalës "gadishull".**

Prandej né do provojmë me dokumenta këtu se, populli Pellasg me të vërtet existonte, se këta ardhë nga Asija e vogël e u shpërndanë së parit në ishullin e detit Egjé dhe s’ andejmi në gadishullën e Ballkanit, para se kombi Hellenik të tregonte shenja gjallnije nër ata vende. Do provojmë se këta kanë qënë shtërgjyshët t’ onë dhe se gjuha që flasim né sot e ka rrënjen nga gjuh’ e tyre. Do tregojmë rrojtjen e tyre dhe ndasit’ e tyre në rodë e dialekte si dhe marrëdhënjet që kishin me popullin grek që u duk 300 vjet mê von në atë vent dhe më së fundi do zhvillojmë marrëdhënjen e afrimin e gjuhës s’ onë me atë të Hellenëvet në pikpamje etymollogjije.

Mendimet t’ ona bazohen, si thamë, mbi ata vetë historishkronjësit Hellenë dhe nga këta, kemi preferuar ata më authentikët që janë në sërë *Herodhoti*, baba i historisë greke, nxënësi i tij *Thuqydhidhi*, histrijan i thellë e kritik, *Straboni, Pafsanija, Esyhi, Polybi, Efori, Dhionys Alikarnasi, Dhiodhor Siqelioti*, etj.etj. Por jemi bazuar edhé mbi vjershëtorët e dëgjuar *Homerin*, babën e poezisë dhe *Hesiodhin*, mbi tragjedianin *Euripidis* mbi filosofët *Platonin* e *Aristotelin* dhe mbi oratorët *Dhemosthenin* e *Eshinin* etj. Paralelisht jemi mbështetur edhé mbi disa historjânë të huaj e glossollogë.

Tuke krahësuar gjuhën Hellenike me Shqipen do të fillojmë pikërisht nga Mythollogjija, sepsé duhet ditur se kullti ose adhurimi, feja *hellenike* me fjalë të tjera, ashtu si e tregon Mythollogjija, s’ ishte një çpikje e veçantë e fantasisë greke, por imagjinata të trashëguara nga kombe të tjera mê të vjetra që u shpërngulë disa prej syresh e zunë vent në gadishullin e Ballkanit, një nga të cilët ishin edhé Pellasgët. Gradualisht do pasojmë mbi shpjegimin e embrave fantastike të Perëndive të ndryshme tuke i krahasuar me domethënjen e fjalëve shqipe, që rrojnë edhé sot në gojët e Shqiptarëve, në kontakt me dialektet klasike të Ionëve, Eolëve e Atikasve, do me thënë me gjuhën vjershëtore epike, me atë zânoren e poetëve lirike dhe me atë të filosofëve e oratorëve hellenë.Lé të shohim pra pikseparit ç’ ishin Pellasgët.

Tuke përshkuar historinë hellenike shohim se ata që quheshin Pellasgë janë shpërngulur nga Asija e vogël më 1800 para Kr. tuke zënë vent në ishullat, si thamë të Egjeut, Samotraqi, Lemnos, Dellos, Tenedos etj. etj. si dhe në Kretë, e m’ andej tuke u përhapur, kanë qendruar në gadishullën Ballkanike, kurse Hellenët fillojnë të duken në atë sinisi më 1500 para Kr.

Kush banonte mê përpara në këta vende nuk na intereson né, po ajo që na intereson është këjo, se kur ardhë Hellenët gjetnë aty kombin e Pellasgëve (*Thuqidhidhi* 1,3), të cilët flisnin një gjuhë të ndryshme nga ajo e Hellenëve (*Herodhoti* 1,57) dhe se gjuha Pellasgjike, ose Pellasgjôte kishte një aksent të veçantë në fjalim, tuke përdorur germën

"digamma" ose "bigamma"[1], të cilën mê von e adoptuan edhé dialektet Eolike e Ionike, e m' andej e mbajtnë edhé popujt Pellasgë që emigruan në Italí (*Herod.* 7,95)

Historishkronjësi authentik hellen Herodhoti në librin II,56 të tij e quan "Pellasgjí" gjithë Helladhën e vjetër e cila, thotë, banohej krejt prej popullit që quhej "Pellasg", që ka pasur edhé kulltin e tij, të njohur nënë embrin "kullti Pellasgjik" dhe ku në ishullën Samothraqi të Egjeut gjendej prej kohësh një faltore e tyre (*Herod*. 2,51) në formën e faltoreve që existonin edhé në Frygjí të Asisë edhé se, kësish faltoresh u ngrenë mê von edhé në Thrakë, n' Epir, në Thesalí e në shumicën e vendeve të Helladhës së vjetër, me e shkëlqyshme dhe mê e reshperuar[2] nga të cilat ishte ajo e Beotisë (*Ptôos Apollon*[3]).

Herodhoti bën fjalë edhé për Lelekët që ishin Pellasgë e që banonin në ishullat e Samothraqi (IX, 145). Shton akoma se Pellasgët ishin të përhapur edhé në Pelloponesë,në Etolí, në Akarnaní e njeti[4], dhe se, kur kanë ardhur Hellenët në ata vende kanë gjetur të qojturat "Mure Pellasgjike" (*Pelasgjikâ toihi*). Thotë se, kur sbriti prîsi i Persidhëve Dhanaôsi në Argos, më 1530 para Kr., vendasit indigjenë të Argosit quheshin "Pellasgë" edhé ky urdhroj që të quheshin qysh ahere me emrin e tij "Danaoî" (*Her*. 2,91). Këtë na dëshmon edhé tragjediani i math grek Euripidi (*Arhilohos*), po e forcon edhé Straboni (V, 220), i cili tregon se të gjithë kombet Epirotas ishin Pellasgë edhé se fjala "Pellasg", ose "Pellarg" derivon nga fjalët "pello-Argos" (të ardhurit të gjendurit ose të banuarit në Argos) dhe se këtë embër ua kishin ngjitur hellenët e Athinës, të cilët i quanin edhé "Pellargoî, që d.m.th. "Lelekë", se fjala "pellargôs" greqisht sinjifikon "lelekun". Straboni thotë se edhé në Athinë brenda banorët ishin Pellasgë.

Vjershëtori i math Homeri (*Iliadhë* IX,681) e quhan Thessalinë "Pellasgjike" dhe Hŷjin, ose "Zotin e Dhodhônës" të Epirit, "Dhodhônas Pellasgjik" ("ZEUS DHODHONAÎOS PELLASGJIKOS" – *Iliadhë* II, 233), të cilën e shofim në një përshëndetje që fatosi i Trojës Ahileu[5] i dërgon së largut Zotit të tij protektor, *Zeusit Pellasgjik*, kur mori armët të luftojë kundra Hektorit, sepse e njihte e e quante vehten për Pellasg. Ky,

---

[1] **përkthimi fjalë për fjalë i fjalës "digamma" ose "bigamma" është = dy gamma. Shembull germash "digamma ose bigamma" Γγ për germën grekë γ (gamma), ose për germën F ( Fϝ). Përdorej në greqishten e lashtë (nxjerrë nga Wikipedia)**

[2] **reshperoj = frekuentoj, hyj e dal.**

[3] **Ptôos Apollon (kjo shprehje greqisht është shtuar nga Kristo Floqi në botimin e vitit 1935.**

[4] **njeti = në vënde të tjera, diku tjetër.**

[5] **Ahileu = Akili**

njeti (*Iliadë* B. 867) Karasit Pellasgë i quan *varvarofonas*, do me thënë "barbarë", ose "të huaj" sepsé flisnin një gjuhë që s'e kuptonin Hellenët.

Mbas Herodhotit, Pellasgët e Kretës ishin Karas, shtetas të sunduësit të Kretës Minosit, të cilët quheshin edhé "Lèlegjes" dhe banonin jo vetëm në Kretë, po edhé në ishullat e tjera të detit Egjé (*To gar palaiôn Kares Mino katékooi kai kaleómenoi "Léleges" éeihon tas nésous"* që do me thënë: "*Në atë kohën e vjetër Karasit që ishin subjektët të Minosit banonin ishullat.Her*. I,171). Edhé Homeri (*Odhysseîa* 177) tregon se Pellasgët nga Asija e vogël u hodhë në Kretë, e cila Kretë ishte asokohe qendra e të qojturit "*Qytetrimi Minoik*"dhe çerdhja e zhvillimit politik e kullturor të asaj kohe, dhe nuk është çudi që fjala "Kretë" (greqisht KRITI) vjen nga fjala "kryet" (krye-kretë, greqisht "k a r a"), që do me th. ishulla Kretë ish kryet e vendit, ose e mbretnisë, me fjalë të tjera kryeqyteti, ose kryeqendra.

Që Kreta banohej prej Karasve, të cilët, si thamë ishin Pellasgë si edhé Lelekët, e vërteton edhe Thuqydhidhi, i cili thotë se kur u bënë rëmimet në ishullën Dhêlos në kohën e luftës Peloponesiake u gjetnë shumë vorre karike se emni "Leleges" është i lidhur me atë të "Karasvet".

Thuqydhidhi (IV, 109), na tregon se edhé në ditët e tija akoma, në gadishullin Halqidhike (Mal' i Shêjtë) si edhé në gjithë Maqedhoninë banonin Pellasgë, të cilët dalloheshin në "Turrinj, ose Turrsinj" (fjala duket se derivon prej fjalës Illyre "turrmes" do me th. "t u r r ë s, ose sulmues, mbassi ajy popull turrej prej një vendi te tjetri), edhé në "Etruskë" (Truskë, Tuskë, ose Toskë) Pellasgë, për të cilët do flasim mê poshtë.

Vjershëtori tjetër Grek Hesiodhi na thotë se Pellasgët kanë qënë banorët mê të parë të Helladhës, e cila mê parë quhej "Pellasgjîs" edhé se Orakli i Dhodhônës (për të cilin disa thonë se ishte mbi një kodrë afër Janinës së sotme, në fushën e Hellopisë, dhe disa tjerë se ishte mbi malin historik të Nemerçkës midis Përmetit e Gjinokastrës s' onë), ishte një qendrë Pellasgjike (*Pellasgôn Édhranon*). Shton se Pellasgët flisnin një gjuhë tjetër me zê barbare (*varvarófonon gllôtan*), të cilën e dëshmon edhé Herodhoti gjithë po n' atë mënyrë. Fjala "varvaros" vjen prej fjalës sanskrite "barbarata". Kjo fjalë shpjegohet sanskritisht me fjalën "katundar", ose edhé fjalën "i trashë" dhe Grekët prej kësaj kanë bërë fjalën "varvaros", do me thënë njerës të trashë, si kur se katundarët, sepsé kështu i konsideronin Pellasgët, të cilët nuk flisnin gjuhën e hollë hellenike. Nga këjo fjalë kanë Grekët edhé verbin "varvarizo" do me th. bënj ose sillem si barbar. Sot kemi edhé në Greqi njëgjaksit t' onë Shqiptarë, që Grekët i quajn gjithashtu "Barbaçë", që s' është tjetër veç se parafthora e fjalës "barbarë".

Dy historishkronjës të tjerë Hellenë me rëndësi, Pafsanias e Esyhios thonë se Laqedhemona (një krahinë e Peleponesit) quhej "Lelegjiîs", se banohej prej Pellasgëve Lelekë edhé se qendra e tyre ishte qyteti Sparta, ecila mori embrin prej Spartit, që ishte një prîës leles. Po edhé sot këtë embër e gjejmë edhé në Shqipëri, ku kemi Shpa(r)tin (krahinë e Elbasanit) edhé Shpa(r)tarakët, banorët e saj.

Lelegët, thotë filosofi Stagjerit Aristoteli, banonin gjithë Thessalinë, Lokridhën e Akarnaninë dhe se Thessalija njiheshe si "Lelegjîs" ose "Pellasgjîs" me gjithë Peloponezin tjetër, edhé se dy fatosa të mbëdhenj të Lyqisë *Temerri e Lyku* (Tmerri dhe Ulku) ishin Lelekë dhe kështu, Karas, Lelekë, Lydë (Lydhoî) dhe Mysë (Mysoî) a Frygas (Frygoî) ishin një komp, dhe dialektet e një gjuhe, të Pellasgjishtes. Edhé filosofi tjetër Platon, msuesi i Aristotelit, thotë në një nga veprat e tija (*Protagoras*, 27), tuke folur për mbi Prodhikon, se, "gjuha Lesbiane (Eolike) ishte një gjuhë barbare, që e kishte rrënjen në një nga dialektet Pellasgjike".

Një epizodë që n' a tregon Herodhoti, harrin të n' a provojë se dialekti i Karrasve merret vesht prej dialekteve të tjera të Pellasgëvet, se psé ishte edhé ky dialekt Pellasg, gjithashtu n' a tregon edhé nji farë urrejtjeje që ushqeshin Hellenët e asaj kohe mbi racën Pellasge. Herodhoti thotë: Kur mbreti i Persëve Xerxes luftonte kundra Hellenëve, edhé me qenë se e xuri dimbri qendroj me ushtrit' e tija në Thessalí. Tuke dashur të dijë përfundimin e luftës, ngarkoj një nga gjenerallët e tij, Mysin, që të vejë të pyesë oraklin (falldhënësin) e Apollônit, (i cili Apolôn ishte Perendija e bukurisë, edhe përfytyronte edhé Djellin, si kur se Artemis, ose Diâna përfytyronte Hënën) që Pellasgët e quanin "Apollû". Orakli gjindej afër liqenit Kopaîs të Thivës për mbi një kodrinë. Kështu Mysi ardhi në Thivë dhe me qenë se ishte Karas prej fisi, do me thënë Pellasg, mori me vehte tré Thivas që t' i shpjegonin fallin që do të jepte orakli i Apollonit, mbassi nuk dinte gjuhën hellenike. Thivasit muar me vehte edhé një drasë për të shkruar fallin dhe kështu u ngjitnë te orakli. Po befas orakli çili gojën e foli, edhé foli në një gjuhë që Thivasit nuk e muar vesh aspak, kur se gjenerali Mys, si Pellazg që ishte e kuptoj me një herë ç' tha orakli, dhe u rëmbeu Thivasve drasën prej duarve dhe rrjeshtoj fallin. Oraklli kishte folur në gjuhën karike, do me thënë pellasgjishte, të cilën gjuhë Mysi, si Karas, e mori vesht! Falldhënësi, thotë Herodhoti foli në *gjuhën barbare* dhe çuditet edhé vetë ky, si edhé në kohën e tij akoma të ndodhen barbarë ne Helladhë !

Herodhoti gjuhën Pellasge e gjenë që flitej edhé në Egyptë e sidomos dialektin "Pellasg karik" dhe një profesor inglis i arqeologjisë Dr. S a y c e (*Transactions ose the Society of Biblical Archeology 1887-1893*), botoj një sasi mbishkrimesh të nxjerra prej rasave karike që u

gjetnë në Memfis të Egyptës, prej të cilave merret vesht bukur dialekti karas, që i përngjet, si thotë arqeologu në fjalë, gjuhës së sotme Shqipes me pak ndryshime. Por shëmbëllimi e ngjarja mê e madhe e e mrekullueshme shifet mê fort në një monument tjetër karik, mbi një myll bajonete, që u gjent në Egyptë e që mbishkrimi i tij u botua prej arqeologut frënk *Darresy* me anë të një broshure që titullohet "*Recueil des traveaux relatifs à la Philosophie Egyptienne 1895*" që ajy mbishkrim, si thotë ky arqeollog si dhe një tjetër glosollog gjerman *Blau* nuk shpjegohet me tjetër gjuhë, veçse me gjuhën Shqipe, që kështu kjo duket se ja përngjet dialektit karas.

Herodhoti thotë akoma se edhé *kulti i Hellenëve* ishte marrë prej Pellasgëve, të cilët e kishin trashëguar prej shekujsh mê parë, prej kombeve të tjerë edhé se mënyra e çfaqjes të statuavet u muar prej Athinasve prapë nga Pellasgët, si p.sh. çfaqja e Ermesit (Ermès, Tûrmes) që paraqitet lakuriq, fantasi që i shërbeu shumë mê von mjeshtrive skulturore të skultorëve të mbëdhenj e zylmorë[1] Hellenë *Fidhias* e *Apellîs.*

Straboni tregon se kur ardhë Hellenët në Helladhë gjetnë aty 12 skota[2], ose orta të ndryshme Pellasgësh, të cilët quheshin *Thrakas, Illyrinj, Peônë, Dryopë,Paflagonë, Karas, Frygas, Triballë, Haônë, Thesprotë e Mollosë* e se ata, për arsye se kishin një pamje të ashpërt edhé msynin si me qenë shkaba, prejë një vendi te tjetri, prandaj u qojtnë prej Athinasve "Pellargë" (*Dhiàto plánetas einai kai dhiqin ornêon epifoitân ef' oûs etyhe topous, "Pelargoûs" ypo tôn Athenaîon qeklithênai*). Po ç' ishin tjetër Trakasit e Illyrët e Triballët e Karasit e Haônët (Lapët e sotmë, "Lepuris") e Thesprotët (Çamët e sotmë) etj. etj. përveç se shtërnipat e Pellasgëve?

Thuqydhidhi(3, 94), tregon për banorët e Etolis së Helladhës se ata nuk ishin Hellenë, sepsé flisnin një gjuhë shumë të trashë që s' e kuptonin Hellenët, të cilët nuk kishin as një marrëdhënje me ata. Thotë se Etolinjtë ishin barbarë, njerës të egër e të ashpërt (*Agnostótatoi dhé glôssan qe omofágoi eisín*). Këtë e vërteton edhé historishkronjësi Polybi (17,5) (Shif hollësina në historinë hellenike të prof. gjerman Zinkeisen "*Geschihte von Grienchenland"* Vol. I faqe 699 e tutje).

Historishkronjësi grek Paparigopullos, i cili ka trajtuar një histori mjaft të gjërë, në 5 volume të mbëdhâ të Greqisë, kallzon shumë hollësina mbi Pellasgët e sidomos mbi dy rode me rëndësi të këtyre d.m.th. mbi Thrakasit e mbi Illyrët e thotë se, nga studimi i gjuhëve e i tradicionevet historike, Thrakasit e Illyrët, që kishin një afrim shumë të math në mes

---

[1] **zulmë = famë, lavdi.**

[2] **skotë = Tërësi njerëzish me prejardhje të njëjtë si familje, si soj a si race.**

të tyre, ishin nga të parët që qendruan në gadishullën Ballkanike, dhe *origjinin e tyre e kishin nga kombet mê të vjetra Pellasgjike.* Që të dy këta kombe kishin sbritur nga Kaukazi e nga Asia e vogël. Thrakasit okupuan vendet prej Helispondit e gati të gjithë Helladhën verilindore, kurse Illyrët u përhapnë në anëdetin e Ionit e të Adrisë deri ku mbaronin kufit e Istrisë dhe nga ana perëndimore u shtrinë deri te lumi Pô (Pados) i Italisë së sotme. Kufit e tyre shtriheshin edhé gjer te lumi Savos, që përlak Beligradin e sotmë. Se skota të kombit Ilyrijàn mê të permendura ishin *Tavllandët, Liburnët*, *Istrasit*, dhe *Venetët* gjatë detit Adriatik, *Dhardhanët* në kufit e Maqedhonisë e të Sërbisë së sotme dhe *Panonët*, që banonin në Bosnjën e Herzegovinën e sotme, që mê vonë u shpërngullë në Hungarin' e sotme, e cila qysh ahere ka marrë edhé embrin "Panonia".

Gjith' ajy shton se kombet Illyrjâne me kohë u shduknë, edhé disa të tjerë u përzjenë me kombe të tjerë dhe "vetëm Shqiptarët e sotmë" konsiderohen prej shumë shkrimtarëve si "raca e thjeshtë Illyrjane" që rron edhé sot, *sepsé gjuha e tyre, me pak ndryshime të kohës, është po ajo e Illyrjânëve të vjetër pa dyshim.* Kur se Thrakasit të cilët u shtrinë deri te lumi Istros e deri në Detin e Zî (Euxinos Pontos) ndaheshin në *Odrusët*, ose *Drusët* në Gjetët (që tregojnë se ishin një popull me shtat të gjatë e që banonin në Sanxhakun, ose Novi Pazarin e sotmë, e që s' ishin tjetër përveç Kosovasit e sotmë) në *Triballët*, në *Mysët* dhe në *Dacët*, e se tuke u përzjerë me kombe të tjerë formuan Dacët e Mysët e sotshëm që janë Romunët si edhé Serbët e Hungarët. Sa për Maqedhonët, Paparigopulli thotë se *ishin një komp fis me Thrakasit e Illyrët*, si kur se ishin edhé Epirotët, prandaj Illyras, Thrakas, Maqedonë dhe Epirotë ishin pothuaj një racë, *racë Pellasge*, të cilët, si mbas Strabonit (H.st. 9) këtë embër e muar nga fjalët "Pello dhe Argos" si thamë edhé mê lart, (*Pellargoî, Pellasgoî*, domethënja e të cilave fjalë është "gjendem ose banoj" (pello) dhe "fushë" (argos), fjalë maqedhonjâne që sinjifikon *fushën,* për arsye që këta piksëparit kishin zënë vent në fushën e sotme të qytetit Argos të Helladhës. Dhe nuk është e vërtetë, thotë Paparigopulli, që *Pellasgët të ishin një komb barbar, po përkundrazi ata ishin një komp i qytetëruar*, sepsé qytetërimin e tyre e çfaqnë e përhapnë në Epir, si dhe në Thesali e mê von ne Beotí e n' Atikë dhe shenjat e këtij qytetërimi, si dhe të hartit të tyre, duken edhé sot në Argos e në Mycenë në Tyrinthë e në Orhomên të Helladhës. Dhe prapë, thotë: *Pellasgët suall e installuan kultin e tyre në Helladhë, tuke ngrehur dy faltore në shënjë, mê të vjetrat, do me thënë faltoren e Dhodhonës në Epir dhe të Apollonit në Dhelfôs.*

## II.

# Etruskë e Turrenë.

Lé të hedhim tani një sŷ mbi dy popuj të tjerë, Pellasgë edhé këta, të cilët kanë një marrëdhënje e një rëndësi të posaçme për historinë t'onë. Këta dy popuj janë ETRUSKËT e TURRENËT.

Nga Iliadha e Homerit msojmë se, mbassi u shkatrua Troja prej Hellenve, dy popuj viganë, Turrenët e Etruskët, që muar pjesë më atë luftë dhetëvjetshare të përgjakshme, u shpërndanë dhe, nënë prîjsin e tyne fatosin Aenêas, Pellasg prej fisi, shkuan prej Troje dhe, tuke lundruar gjatë Egjeut e Jonit ardhë në sinisinë Italike, tuke u zbarkuar në ishullën e bukur të Siqelisë.

Prej këtyre të dy popujve, Turrenët qendruan përkohësisht në Siqelí, ku muar mbiemnin *Siqellë*, ose *Sŷqellë*, për të cilët një legjendë na tregon se ishin sŷkalltërt, ose sŷ-ngjyrëqielli dhe flokë të verdhë (blondë) si ishin gjithë racat Pellasge, dhe prej këtej u qojtnë prej banorëve të tjerë që stërditnë aty, *Siqellë*, ose *Sŷ-qellë* dhe vendi u qojt Siqelí. Këta më von u thirë dhe *Siqellinj*, ose *Siqellojetë*, dhe deti i Siqelisë u qojt edhé ky nga Turrenët "Pellk Turren" si emrohet edhé sot.

Etruskët u shtynë mê lart, tuke zënë vent në Toskanën e sotme të Italisë, e cila Toskanë u qojt prej Etruskëve ETRURIA, por edhé një sasi tjetër Turrenësh u shpërngulë në Italin e mesme, në fushat pjellore që vadit lumi i math Arno dhe disa të tjerë, prapë Turrenë u shtrinë nga ana e lumit Pô të Italisë ku mbajtnë miemnin e parë *Turrenë*, ose *Turrsij*, që fjala derivon prej fjalës Pellasge *turrs*, që sinjifikon "popullin bredhës" prej një vendi te tjetri që është fjala shqip e sotshme *turr,turrem* = vrulem.

Për ardhjen e shpërnguljen e Turrenëve e të Etruskëve në Itali bëjnë fjalë gjër' e gjatë dy historjanë authentikë Grekë Straboni dhe Dhionys Alikarnassi po edhé Herodhoti thotë se këta dy popuj ishin Lydhinj, do me th. racë Pellasge, sepsé Lydhijtë, si folmë dhe mê sipër, ishin një nga racat e shumta Pellasge.

Duhet shtuar këtu që, mê von kanë ardhur në Italí dhe tré popuj të tjerë Pellasgë prej Asisë së Vogël, që ishin *Japygët, Messapët e Venetët.* Këta të fundit ishin Illyrjanë, të ardhun prej bregut lindor të Adrisë dhe u qojtnë prej vendasve *Tuskë*, sepse ishin race Etruske, ndonse vetë këta emigruës e quanin vehten *Razênë*, prej një kryeprîjsit të tyne Razéna, (Dhionys Alikarnassit Rom. Arq. 1, 30 i cili thotë: *Autoì men toi sfas autous apo ton egemônon tinos Razéna, ton autôn eqeino tropon onomazousi,* do me thënë: Këta vehten e tyre e quanin Razênë prej një prîjsit të tyre që kishte po këtë embër). Po edhé Straboni i quan Venetët *Etruskë*, tuke u shpjeguar se këta janë shtërnipët e tyre.

Etruskët, mê të qytetëruar se Turrenët, formuan me kohë një federatë prej dy-mbë-dhet qyteteve, kryeqendra e së cilës federatë ishte qyteti *Fellqì*, që derivon prej fjalës Pellasge *Fellqî*, që do me thënë *përpjekje, brije*, frëngjisht *concours*, për arsye se Etruskët dojshin me këtë embër të symbolizonin konkursin e idheve e të përparimeve të federatës që formuan. Sot këjo fjalë rron e gjallë në gjuhën Shqipe (shif fjalorin e Kristoforidhit, në fjalën *Fëllqinj* e disa fjalorë të tjerë Shqip). *Fëllqinjë* kur themi, kemi parasysh përpjekjet që bëjmë për me obtenue[1] një sent.Qyteti *Fëllqì* ishte ngrehur cok në vendin ku shtrihet sot qyteti Bologna i Italisë.

Tjetër federatë krijuan Etruskët prapë prej dy-mbë-dhetë qytetesh (475 para Kr.) midis Romës e Florendìs së sotme, ose Firences.

Etruskët ishin mjaft të zgjuar e të përparuar si në mjeshtërì ashtu edhé në hartet e bukura e sidomos në skullturë, prandaj edhé gjithë Bota çuditet me statuat e rasat hartistike e monumentat e tjera Etruskike, që rrojnë edhé sot ndër muzêot e ndryshme europjane.

Shumë mbishkrime rasash të vorrevet janë gjetur në Toskanë, të kepitura[2] me germa etruskike, që kuptohet se gjuha e Etruskëve shkruhej dhe se Etruskët kishin një farë qytetrimi të përhapur e të njohur nënë titullin "Qytetërimi Etruskik" dhe ky qytetërim ishte qytetërim Pellasg,si e vërtetojnë shumë arqeollogë ashtu si kur ishte edhé i qojturi "Qytetërim Minoïk" i Kretës.

Mbishkrimet etruskike, si thotë profesori Gjerman, arqeollogu *Otto Blau*, nuk ish e mundur të shpjegoheshin me as një prej gjuhëve të vjetra klasike, hellenishten, latinishten, finikasen e vjetër, dakhiken ose zendishten. Ajo që sjell një farë shëmbëllimi mbi shpjegimin e këtyre, gjuha që i afrohet domethënjes së mbishkrimeve, është këjo gjuha jonë Shqipja, thotë ky glossollog i math.Në një konferencë që pati mbajtur në nji mbledhje të madhe gjuhore orientale në Universitetin e qytetit Götingen të Gjermanisë, kur ka filluar të flasë, në parathënjen e tij, ka deklaruar se "gjuha Shqipe është i vetmi mjet për të shpjeguar rasat e vjetra Etruskike" (*Die albanische Schprahe ist das Hüllsmittel für Ercklerung der etruskischen Inscriptionen).*

Skulltura etruskike, ose mjeshtrija skullturore Etruske nga disa statua duket shumë herë se kalon edhé atë të Hellenëve, sepsé harti skullturor hellenik është inspiruar shumë prej hartit skullturor etruskik.

Por edhé në kepimin e trunxhit e të bakrit ishin dalluar Etruskët. Janë gjetur pesë pllaka të mbëdha bakrit, të njohura si *Rasa Euguvijâne*,

---

**[1] obtenere = me përfitue, me fitue, me marrë.**

**[2] me kepë = me grrye,me çukitë, me hanger gurin apo metalin pak e nga pak me daltë.**

të kepuna me shkronja etruskike. Mbishkrimet e këtyne, sikur se ato të rasave të tjera etruskike, qi përmendmë mê lart, nuk këndohen, as shpjegohen me tjetër gjuhë, për veç se me ndihmën e gjuhës Shqipe.

Etruskët ishin të përparuar edhé në mjeshtërinë hydraulike. Në Toskanën e sotme existojnë akoma shëmtyra[1] kanalesh të mbëdhenj, hendekësh dhe ledhesh gjatë lumit Pâdo, ose Pô me të cilat mbroheshin fushat e mbjellura të Toskanës nga vershimet e këtij lumi. Gjithashtu shohim shumë këneta në Toskanë e gjetiu të përthara qysh në kohën e Etruskëve.

Etruskët kanë lënë edhé monumenta të mjafta arqitekture, sidomos avullive[2] kollosale, theatrosh, mausoleûmesh, argjesh nënëdhese etj. e sidomos monumentet e qyteteve te vjetra të Federatës Etruske,që quheshin *Olter, Klûs, Arêt dhe Prûs*, ku, për kujtim ngrihen sot qytetet omonyme *Voltera, Chiusi, Arrezza* dhe *Perugia* të Italisë. Këto tregojnë se Etruskët kishin një qytetërim shumë mê të math se atë që zhvilluan mê von Romanët në Etrurì.

Monumentat e Etruskëve ndryshojnë mjaft me ato të Egjyptasve se psé kanë edhé një farë qellimi të dobishëm e komun e nuk janë si Pyramidhet e Egjyptit, e si Obelisqet e Tempujt e panumurt Egjyptianë, të cilët karakterizojnë mê fort krenarinë e lakmin e zylmës[3] të sunduësve të Misirit të vjetër, si kur se i konsiderojnë këto arqeollogët e sotshëm.

Regjimi i Etruskëve ishte një trashëgim prej popujve të vjetër të Asisë. Gjithcili qytet sundohej më vehte, tuke përfshirë në rayonin e tij gjithë qytetet e tjera mê të vogla e gjithë katundet që ndodheshin përqark, dhe kishin secili edhé nga një sunduës, jo të trashëgushëm, i cili ishte ndërkohë jo vetëm sunduës, por edhé prîjës në luftra, gjykatës dhe kryetari i fesë. Këta mbanin edhé nga një kurorë ari mbi krye dhe në dorë një farë patershâne[4] me një shkabë në majë. Froni i tyre ishte prej fildishi dhe sipër tij përfytyrohej një shpatë me një tufë shkopinjsh, si tregon dhe historjani Grek Dhionys Alikarnassi (Histori e vjetër A. 3, 61).

Kulti i Etruskëve përbëhej prej dy-mbë-dhetë Perëndive suprêmë, të cilve në kohët e errta ju bëheshin edhé kurbane prej njerësve. Ceremonit e tyre fetare kishin një farë karakteri të vrazhët dhe si për qëllim kishin më fort fallëdhënjet dhe shpjegimet e fallevet.

Mythologjija e Etruskëve, që ishte një me Mythologjinë Pellasge, njihte një Perëndi të veçantë të tyre me emnin *Tag*, i cili pandehej se kishte mbirë dikur prej dheut dhe i cili, në kohët e lashta, u kishte mësuar

**[1] shëmtyrë = rrënoja, gërmadha, mbeturina shembje ndërtesash.**
**[2] avulli = mur rrethues, por edhe oborr.**
**[3] zylma = lavdi, gloria.**
**[4] patershânë = heshtë, shtizë.**

Etruskëve qysh t' a njohin vullnetin e Perëndive ose të arthmen e tyre, si edhé fatin e njerësve, prej shpatullash të kurbaneve te berrave, të zoqve e të disa shtâzave tjera, si dhe prej shêjave të gjëmimeve, të rruféve e të humnerave të motit.

Libra të vjetra tregonin hollësira mbi domethënjen e mbi mësimin e fesë së Etruskëvet. Por Mythologjija Etruske, tuke u përzjerë edhé me mythologjitë e komeve tjerë të vjetër, u zhvillua mê von në një trajtë madhështore dhe mbet si trashëgim për shtërnipat e tyre, Romanët, të cilët,tuke e zhvilluar fen' e tyre paralelisht me Mythologjinë hellenike i shtuan aqe shumë Perëndit e veta, si edhé ceremonit faqe atyre, sa as një komp tjetër i antiquitetit. Harrinë deri atje, sa ç' do shtëpi të ketë edhé Perëndin e saj protektor dhe mê von gjithë shtërgjyshët e tyre merrshin një hije perëndore dhe adhuroheshin si Perëndí prej shtërnipave brenda në shtëpit' e tyre.

Muzika e Etruskëve u trashëgua gjithashtu prej Romanëvet me shifrat e saj rythmike. Shifra të këtilla thohet se janë parë dhe në meloditë e vjetra të Anakreondit, të Pyndharit e të Sapfosë.

Etruskët ishin mjaft të përparuar edhé në shkenxat e Mjekësisë e të Astronomisë. Këta inventuan edhé mënyrën e ndarjes së stinave të motit. Prej këtyre u influencuan mê vonë edhé Arabët. Kishin përparuar shumë edhé në industri e në tregëti, tuke gjetur mjete të dobishme për secilën degë.

Nga ana tjetër, ata prej Etruskëve që banonin zallet e Mediteranesë e të Adriatikut ishin edhé piratë të keqinj. Historija e vjetër është rafsh me aventûra këso doret, sepsé Etruskët piratë kishin tmeruar gati gjithë anijet e kombeve fqinjë.

Hesiodhi në "Theogonin"e tij thotë se, këta piratë kishin një prîjës shumë të keq e mizor, që quhet *Eger*, njeri d.m.th. i egër si e tregon edhé fjala, i cili ishte tmerri i detarëve të ngratë që kishin fatin e keq të lundronin në ato ujra. Thohet akoma se edhé pralla, ose gojëdhënja e *Skijllës* dhe *Harivdhës*, dy kulçedrave legjendare që kishin zênë kanalin e Mesinës në Siqelì, dhe të cilat tmeronin anijet greke që kalonin nga ajo grykë, tregon gjithashtu frikën e madhe të detarëve Grekë, që udhëtonin në Itali, nga piratët Etruskë.

Turrenët, të cilët ishin gati një me Etruskët[1] si në gjuhë ashtu dhe në zakone me disa ndryshime dialektike, sado qi Historija i përzjen gati krejt me Etruskët pa dalluar njerin popull prej tjetërit, ishin edhé këta të

[1] **Disa historjanë i përzjejnë këta dy popuj, dhe flasin me njêrin, ose me tjetrin titull, tuke ndermjetsuar të dy popujt, p.sh.flasin për Turrenët, tuke patur parasysh Etruskët, ose viceversa.**

zgjuar mjaft. Në historin'e vjetër të Romës figurojnë si një element mjaft me rëndësi dhe, si thohet, përbënin një të tretën e atyne që themeluan Romën, të njohur mê von si një tribú e veçantë nënë embrin *Luceres*.

Mbretët Tarkuinë ishin origine Turrene. Fllota detare e tyre ishte mjaftë e madhe e e fortë dhe kishte për qendrë ishullën e Korsikës, por mbas një kohe të gjatë ajo u shkatërrua prej Jeronit të I të Sirakusës dhe nga viti 474 p.Kr. gjithë vendet e Turrenëve afer lumit Pô ranë në dorë të Gallatëvet. Dekadenca e Turrenëve datohet nga viti 396 p. Kr.

Qytetërimi i Turrenëve, si dhe ajy i Etruskëvet ka qenë baza e qytetrimit Romak të parë. Gjithashtu edhé këta, si Etruskët, ishin mjaft të përparuar në mjeshtëritë, si edhé në tregëtì dhe rronin një jetë shumë mê aristokrate e luksoze se sa Etruskët, sepsé fitonin shumë në tregëtì, tuke pasur një tregëtì të hapur me popujt e Veriut e të Jugës si dhe me popujt e tjerë të Asis së Vogël. Limanet e tyre kishin po një embër: *Tregëtija ndërkombëtare*.

Mbi veshjen dhe hartin e tyre na japin një idhé të mjaftë pikturat grafike që gjinden përfyturuar mbi mure e mbi rasa varresh Turrene. Për jetën e tyre luksoze kanë folur mjaft disa historjanë Grekë e Latinë e sidomos poeti i math Virgjil në "Gjeorgjiket" e tij na jep një përfytyrim të plottë për tryezat e shtresat luksoze të tyre, për jetën e shumështpenzushme e aristokrate që jetonin dhe për enët e servicjot e tyre të arta e të argjendta që përdornin. Veshja e tyre shërbeu mê von si model për veshjen e senatorëve Romakë.

Gjuha e Turrenëve, si edhé ajo e Etruskëve ka shpëtuar deri më sot mbi disa rrasa të vogla e të mbëdha dhe mbi disa kushtime mermeri e brunxhi, që numûrohen gjithsej 1.800 copë. Alfabeti i tyre, sado që disa pretendojnë se e ka origjinën nga alfabeti fenik, por se nga hetimet e mê pasme u pâ se nuk kishte marrëdhënje me gjuhën finikase. Italjani *Buonarroti*, i cili u muarr shumë vjet me shpjegimet e rasave Etrusko-turrenike, kujtoj se ajo gjuhë mund të ishte një nga dialektet e vjetra Italike, por edhé këjo s' u vërtetua. Glossologë e arqeologë të tjerë e si do mos Gjermanë, përfunduan se gjuha e Etrusko-Turrenëve nuk ishte as Italike, as Fenike, as ndo një prej gjuhëve tjera Hindo-gjermane. Më së fundi, prej një rrase që u gjent në ishullën e Lemnos më 1885 u pâ se mbishkrimi i saj ishte shkruar me shkronja që ja përgjisnin gjuhës Turrene dhe sado që disa thonë se këjo gjuhë është një myster e nuk ka si shpjegohet me as një gjuhë tjetër, Gjermani Otto Blau si thamë edhé mê lart, me do shokë të tjerë, besojnë sigurisht se, *gjuha Turrene, si një bisk Pelasgjik, duket se rron në këtë gjuhën e sotme të Shqiptarëvet, dhe vetëm me gjuhën Shqipe munt të nxiret një idhé pak a shumë shëmbëllore për shpjegimin e kësaj rase (Lemnike), si dhe të disa rasavet e kushtimeve të tjerë.*

Një sufiks karakteristik i gjuhës Etrusko-Turrene është *th*-ja, ose *ìth*-ja që tregon vogëlsinë e sendit që emron, që, si thonë, prej kësaj ka derivue sufiksi spanjol *ita* si dhe ajy sufiksi i shumë përdorun Italjan *etta* ose *etto* (casa-casetta, fanciulo-etto) ashtu dhe në gjuhën frënge suffiksi *ette* (clarinette, marionette). Por këtë e shohim mê mirë në gjuhën t' onë Shqipen, kur duam të vogëlojmë një sent që emrojmë, si p. sh. *Fjalor-Fjalorth, Libër-Libërth, Djalë-Djalth* etj. etj. ku duket se është gjith ajy sufiksi Etruskik *th.*

Gjithashtu sufiksi *es*,që përdoret shpesh në epigramat[1] Turrene, ose Etruske, gjendet edhé në gjuhën t' onë si p.sh. *Br-es, th-es, m-es, km-es,z-es, nd-es,thr-es,zbr-es, pr-es,q-es*,etj. etj. dhe këto fjalë monosylabe Shqipe e kanë origjinin shumë të vjetër, mê të vjetër se fjalët e Greqishtes klasike, e cila, si do shohim mê von, ka marrë hua shumë fjalë të këtilla të gjuhës s' onë, si p.sh. né kemi fjalën *llos-zi*, kur se Grekët kanë fjalën *moh-llôs*, gjithashtu fjalën t' onë *përpara përparathi* Homeri e përdorë me fjalën *Proparithi*, fjalën *ather,* ose *athere* me fjalën *atar* etj. etj. (Shif REMARQUES SUR LA PARENTE DE LA LANGUE ETRUSQUE par Thomsen 1899, Trop.ETRUSKISCHE BËITRAGE 1903 etj.).

Për të vënë ré janë disa fjalë Etruske e sidomos ato që kanë të bëjnë me bujqët e me kafshët, të cilat ngjasin fort me fjalët t' ona Shqipe si p.sh. *Bos, vitull, vin, fig, kân, mel* etj.që korespondojnë me fjalët Shqipe *buall, viç, vênë, fik, qên, mjaltë* etj. dhe të cilat nga Etruskët i adoptuan mê von Latinët, me gjithë që, edhé gjuha hellenike është mjaft huajtur prej Etrusko-Turrenes, si do shofim mê poshtë.

Prej këtyre të paktave që përshkruam, merret vesh se gjuha jonë ka një fisnì të madhe e një afrim me dialektet Etrusko-Turrene, që ishin dialekte të vjetra Pelasge, e një marrëdhënje të mjaftë në pikpamje etymollogjije, dhe si do zhvillojmë çështjen më gjërë në pjesën linguistike të këtij artikulli, tuke paragonuar[2] gjuhën Shqipe me Helenishten klasike, do kuptojmë mê mirë origjinën e vërtetë dhe vjetërsinë e gjuhës s' onë, e cila, me gjithë kalimin e kaqe e kaqe shekujve ka mundur të ruajë edhé sot akoma origjinën e saj. Mbassi të bëjmë edhé pak fjalë mbi Illyrët e Thrakasit, dhe mbi Maqedhonasit e Epirotët, të cilët janë edhé këta nga raca e jonë, do mundohemi të zhvillojmë e të përshkruajmë në një mënyrë të kjartë e të padyshimtë afrimin e gjuhës Shqipe me Helenishten klasike, kështu që do të dallohet se gjuha jonë ka

---

**[1] epigrama = shkrim poetik encomiastik (lavd publik, elozh shkrimor kundrejt një apo disa personave, që zakonisht është lavd funerar) e që shkruhet mbi pllaka guri ose të mermerta, sidomos të varreve.**
**[2] paragonare = me krahasue.**

qenë mê e vjetër se ajo dhe që tuke e orvatur mirë e me kujdes munt të sjellim në një shkallë të dukshme e të meritushme.

## III.

## T H R A K A S * I L L Y R Ë

Si kur se patmë thënë edhé në kapitullin e parë të këtij trajtimi, historijanët e vjetër kanë bërë shumë fjalë mbi Thrakasit e Illyrët, që derivojnë prej Pellasgëvet edhé që janë të permendur fort,tuke u konsideruar si shtërgjyshët e Shqiptarëve të sotshëm, e sidomos historijani grek Paparigopullos përment se, nga studimi i gjuhëve dhe nga tradicjonet e trashëguara historike, këta dy popuj kishin një afrim shumë të math me njëri-jatrin dhe se ishin nga të parët që qendruan në Gadishullën Ballkanike, tuke pasur origjinin e tyre prej kombeve të vjetra Pellasgjike e tuke zbritur prej Kaukazit e prej Asis së Vogël.

Herodhoti i quan Thrakasit "*Ton megjiston tôn llaôn meta tous Indhûs*" d.m.th. "*Popullin mê të math nga popujt e tjerë mbas Hindasve"*, dhe Hellenët e vjetër i konsideronin Thrakasit e Illyrët si një popull me dy dialekte të trungut Hindoeuropeân, dhe si një komp të qytetëruar.

Përpara periudhës Mycenaike Thrakasit kqyreshin si një komp mê i qytetëruar edhé nga Hellenët e tjerë, sepsé Hellenët prej Thrakasvet kishin marrë kulltin e Zânavet (Moûsai), si edhé shumë zakone fetare adhurimi.Gjithashtu prej Thrakasvet kanë marrë Hellenët mësimet për të mbjellë e për të lëvruar tokën, për të forcuar qytetet me mure të forta, si edhé për taktikën e luftës edhé për systemin e armatimit.

Hellenët e vjetër i ndanin Thrakasit në dy pjesë: në pjesën e qytetëruar, prej së cilës kishin dalë shumë njerës dijetarë, që kishin përhapur mësimet e tyre edhé në ata Hellenët akoma, që, si thamë, nuk ishin mê të qytetëruar se Thrakasit, edhé në pjesën e paqytetëruar, ose pjesën barbare, që përbënte shumicën e këtij populli. Pjesa e qytetëruar Thrakase banonte, mbas Herodhotit, kontinentin jugor të maleve të Ballkanit (Aîmos), tuke u shtrirë gjer në Maqedhonin e sotme, dhe pjesa tjetër e paqytetëruar okuponte vendet nga veriu i Ballkanit gjer te lumi Danub dhe nga ana e perëndimit gjer në detin Adriatik. Për këtë pjesën e dytë Thrakase bën shumë fjalë edhe Homeri në Iliadhën e tij,tuke çfaqur çudin e tij mbi trimërin e tyre, mbi mjeshtërin e luftës, mbi kuajt që i ushqenin e hipnin etj. etj. Gjithashtu flet edhé Herodhoti për këta, tuke përshkruar në një mënyrë shumë t' imtë armët e tyre, po edhé tuke i qortuar mjaft si kusarë e plaçkaxhinj e si njerës të pamëshirtë, mê të këqij se Qeltët e Gjermanët e motshëm, kur se nxënësi i tij Thuqidhidhi

përkundrazi i lëvdon si njerës luftëtarë e shpirt-mbëdhej. Në këtë mejtim është edhé Euripidi.

Homeri tregon se në luftën e madhe e të përgjakshme të Trojës, Thrakasit kanë marrë pjesën mê aktive me anën e Troasve nënë prijsit e tyre Akamantin e Pêjron dhe mê von nënë mbretin e tyre Rêson. Këta edhé Peônët (tjetër rod Pellasg) luftonin së bashku, si beslidhur të Troasve, nënë prîjsin e përgjithshëm trojan Hektorin.

Thrakasit, si shkelnë në Gadishullën Ballkanike u shtrinë, si thamë edhé tjetër herë,deri në Detin e Zî dhe nga juga deri në kufit e Maqedhonisë dhe ndaheshin në shumë popuj, mê të përmendunit nga të cilët ishin *Odrusët*,ose *Drusët*, *Gjetët* (njerës të gjetë), *Triballët* (tri-ballë), *Mysët* dhe *Dacët*, ose *Dakët*.

Qytetet mê të përmenduna, që ngrehnë Thrakasit gjatë zallit të Detit të Zî, ishin *Apollonija*, ose *Pojani*, *Anhialli*, *Selibrija,Kallati, Mesembrija*, etj. etj. që edhé sot duken, d.m.th. të krijuara rishtas po me ato embra në Bullgarin' e sotme.

Historjanët Grekë tregojnë se Thrakasit kishin një qytetërim të përmendur dhe shumë prej atyre ishin msuësit e vërtetë të Grekëve, që ardhë mbas atyre. Përveç sa tregojnë për 'ta për kohën prohistorike d.m.thënë, se patnë shumë njerës të çquar, si kur se *Thamyrin*, këngëtorin epik, që e perment edhé Homeri, si një vik[1] që bashkon hymnet e vjetra fetare me vjershat epike, të cillat i shërbyen Homerit për Iliadhën e tij të pavdekur, violinistin e famëshem legjendar *Orfêun*, për të cilin disa gojëdhënje të bukura kanë shpëtuar edhé sot në historinë klasike Greke, *Eumolpin,* që ishte themeluësi i *Mysterevet Eleufsine,* të cilin e përment edhé Homeri në hymnin e tij për Perëndeshën *Dhemetra*, etj. etj. por shênojnë akoma se ishin, si me thënë, Thrakasit edhé parabredhësit e udhëheqësit e Hellenëve të mbasandajmë, të cilët ishin frymëzuar mjaft në trajtimin e vepravet e të monumentave të tyre të pavdekura.

Plutarhu në *Jetat* e tij *Paralele*, tuke filluar të tregojë jetën e veprat e politikanit e prîjsit të math Themistokliut që e la të pavdekur Greqinë me luftën detare të Sallaminës kundra Persëvet, thotë në krye të kësaj vepre se e ëma e Themistokliut, që quhej *Avrotonon*, ishte grua Thrakase, dhe mburreshe fort që, Thrakase ajo tuke qenë, lindi të madhin Themistoklì midis Grekëve :

---

1**vig = Trâ që shërben si urë për të kaluar një përrua.**

## Ἀβρότουου Θρήεισα γυνή γένος
## Ἀλλά τεκέσθαι τόν μέγαν Ἕλλησιν
## φημί Θεμιστοκλέα !

Herodhoti tregon (Her. 6.34 e vijim) se *Dollongët*, një nga popujt Thrakas, kishin generallin e famëshëm grekun *Miltiadhin*, mundësin e Persëve në Marathonë, të cilit i besuan sundimin e vendit të tyre për shumë vjet me radhë prej frikës që kishin nga tirani i Athinës *Pisistrati*, dhe i dhanë akoma për grua të bijën e vetëm të mbretit të tyre Ollorit,(embër me të cilin u qojt edhé i ati i historjanit Thuqidhidhi mê von).

Si kur se tregojnë historjanët Grekë, Thrakasit ishin ata që prunë kulltin e tyre fetar në Gadishullën e Ballkanit, dhe se prej këtyre e trashëguan edhé Hellenët, që krijuan Mythologjin' e tyre edhé kur ardhë në Sinisinë e Ballkanit ngrehnë disa faltore e falltore. Thrakasit adhuronin mê fort *Dhiônysson,* ose *Bâkon* Perëndinë e verës e të dehjes, *Ermenë*, ose *Turmësin*, si e quanin ata,që ishte perëndija e ligjëratës, e tregëtisë, po edhé e kusarisë, *Apollonin*, të cilin e quanin Apollû, Perëndinë e bukurisë, e poesisë e të harteve të bukura, si dhe *Artemisin*, Perëndinë e aravet e të pŷjevet dhe mbrojtësen e shtâzavet. Këtë kult, si dhe oraklet e tyre, ose falltorët i trashëguan mê von edhé Hellenët.

Thrakasit besonin në pavdekshmënin e shpirtit dhe ngrehnin përmendore të dukshme mbi varret e të vdekurvet, të cilët i diqnin, edhe hinine tyre e ruanin në shtëmba, që i mbulonin nër ato varre. Bënin kurbane mbi këto rreth të cilëvet organizonin fëllqinja (konkurse) të shënuara. Por Thrakasit e veriut, të cilët nuk mundnë të qytetërohen për shumë shekuj,ishin përgjithërisht të egër e barbarë.Këta kishin adoptuar polygaminë, dhe kur martoheshin i paguanin gratë që mernin, gjë që existon edhé sot ndër disa katunde t' ona, por kishin edhé disa zakone të tjera çnjerzore, një nga të cilët ishte edhé varrimi i gruas bashkë me bashkëshortin e saj të vdekur, në një varr ! Thrakasit verijorë kishin edhé zakonin që qanin e vajtonin kur lindej ndo një fëmijë, dhe qeshnin e gëzoheshin kur vdisnin njerëzit e afërm të tyre.

Për gjuhën që flisnin Thrakasit e motshëm nuk kanë mbetur sot përveç disa të pakta shënja, por nga studimi i monumentave të tyre, nga epigramat e ndryshme, nga paragonimi i disa tregimeve historike dhe nga gojëdhënjet e tjera greke, kuptohet se gjuha thrakase ishte gati një me atë të illyrëve, por mê e trashë se e këtyre. Thrakas e Illyrë merreshin vesh lehtas midis tyre dhe gjuha e tyre u stërhollua mê shumë prej Illyrëve, me të cilët kishin një palë zakone e tradita, si me qenë një komp i thjeshtë. Fragmenta të gjuhës thraqike ndodhen edhé sot akoma, dhe glosollogët

mê të përmendur Gjermanë e Frëngjër vërtetojnë se këjo gjuhë edhe ajo e Illyrjanëvet rrojnë në gjuhën Shqipe të sotshme, me fjalë të tjera, gjuha e jonë s' është tjetër perveç se trashëgimtarja e Thrako-Illyrishtes, e përzjerë me shumë fjalë greke, sllave, latine e turke. Në pjesën linguistike që do të pasojë, do të shenojmë aty këtu, si pas fjalëve që do stërditim, disa fjalë të shpëtuara sot për sot prej Thrako-Illyrikes.

Sa për Illyrët, përpara se të bëjmë fjalë mbi historin e tyre, do tregojmë me pak fjalë nga derivon emni *Illyrë* me të cilin këta u qojtnë.

Mbi domethënjen e emnit ILLYRE kemi disa kombinime :

Thuqydhidhi (1, 12), tue tregue për Herakidhët, si trashigimtarë të fatosit legjendar Herakliut, thotë se, kur u dbuan këta prej qytetit Tyrinthos nga mbreti Eurystheu, ardhë në Dhoridhë të Peloponezit nënë prîjsin e tyre *Yllon* më 1120 para Kr. dhe tue u bashkue me Dhorijtë ose Dorrinjtë, që ishin Pellasgë e që kishin okupuar atë vent shumë shekuj mê parë, u përzjehnë me këta e formuan *Shtetet Dorrike*, të përmenduna në historinë Hellenike. Thohet se ky prîjsi i tyre Yllua derivonte nga fisi i Herakliut dhe prej këtij u qojtnë gjith ata YLLIRE, ose ILLYRE.

Të tjerë historjanë thonë se Illyrët e muar emnin prej të birit të Herakliut Illius qysh prej vitit 1837 para Kr.

Historjani e arqeollogu frënk *Ducange* thotë se Illyrët u qojtnë kështu prej të birit të mbretit të Illyrisë, Dyrrahus (prej të cilit mori emnin DYRRAHION Durrësi i sotshme, ose EPIDHAMNI i vjetër), dhe kështu, mbassi i biri i Dyrrahusit quhej Illyrius, u qojt edhé populli i tij ILLYRE.

Një tjetër arqeollog gjerman *Böhman* thotë se, Illyrët u qojtnë kështu prej të birit të Eghyptasit Kadhmos, që quhej Illyrius, kur se një tjetër shkrimtar *Sabelico* tregon se Illyrius ishte i biri i Galatesë e i Prometheut, dhe prej këtij muar embrin Illyrët.

Janë një tok të tjerë shkrimtarësh Gjermanë, që pretendojnë se emni ILLYRE derivon nga fjalët shqype HYLL I RI (Hyllirë,Illyrë) por dhe disa të tjerë janë të mendimit se Illyrët e kanë qojtur qysh herët vehten e tyre ILLYRË (i lirë, ose TË LIRË), sepsé ishin një popull që jetonte lirisht ku do që gjendej, ose shtektonte, do me thënë "popull i lirë" nj' ashtu si Shqiptarët, që e kanë titulluar vehten e tyre *Shqyptarë*, d.m.th. si bijt e Shqypes, e jo si *Albanoì*, ose *Arvanites*, si i quajn të huajt. Por, cili prej këtyre tregimevet i përshtatet, ose munt t' i përshtatet së vërtetës, nuk munt të shprehojmë me siguri një mendim të kjartë.

Si kemi thënë edhé tjetër herë, Illyrët kanë qënë një popull mjaft i përmendur dhe ndaheshin në disa skota, nga të cilat mê të dukshëm ishin *Tavllantët, Liburnët, Istrasit* dhe *Venetët*, që kishin okupuar gati gjithë zallet e detit Adriatik e të detit Ionik, *Dhardhanët*, ose *Dardanët* të cilët shtriheshin prej Ohris (Lyhnidhôs) së sotshme, tu përfshi edhé Kosovën gjithë si edhé Sanxhakun e Novopazarit e deri te lumi Savôs i Serbisë,

dhe *Panonët*, që banonin Bosnjën e Herzegovinën e sotshme, që mê von u përhapnë edhé në Hungarì edhé deri te lumi Danub.

Herodhoti, tuke përshkruar gjendjen e Illyrëvet, thotë se kanë qënë nga kombet e parë që ardhë në Europë shumë shekuj përpara Hellenëvet dhe se origjinin e kishin, si edhé Thrakasit, nga Pellasget e Asisë. Po s' përton të thotë se disa nga këta bënin edhe kurbane njerzish.

Gjeografi *Kiepert* thotë se Illyrët ishin një fis me Lelegët e motshëm dhe këjo u provua edhé nga rëmimet që u bënë në Bosnjë e në Dallmací, nga të cilat është provuar se ata e shkruanin gjuhën e tyre dhenga epigramat e rasave të ndryshme që u gjetnë, kuptohet se ishin edhé të qytetëruar mjaft.

Gjuha e Illyrëvet ishte një bisk i thjeshtë i trungut të math Arijân, ose Hindueuropeân, sepse edhé Illyrët ishin Arjânë, dhe si merret vesh, ndaheshe në dy dialekte, në dialektin verijor, të cilën e flisnin gjithë banorët e Illyris Verjore, si edhé Venetët, dhe në dialektin jugor të njohtur edhé me embrin "dialekti Messapik" prej të cilit derivon gjuha Shqipe e sotshme, e ndarë në dialektet Gegë e Toskë.

Si skota Illyrjane permenden edhé *Dalamët* e vjetër, *Dhasaritët* edhé *Pirustët,* të cilët kanë shënuar një stinë të meritushme përmes Historisë.

Për historinë e gjendjen e banorëvet jugorë të Illyrisë fillon të bëhet fjalë prej Historjanëve Grekë qysh prej shekullit të shtattë para Kr., ahere kur filluan t' i njihnin mirë Hellenët prej të cilëvet, dy popuj të përmendur në histori, Korrinthasit dhe Korfjatët (të cilët u përzjenhnë me ata), krijuan disa qytete të mbëdha, si *Epidhamnin*, ose *Durrësin Apoloninë*, ose *Pojanin* të cilin Ciceroni e quan *Magna urbs et gravis* (qytet të math e me rëndësi). *Akrolisson,* ose Leshin, *Efyrën (Fijerin) Buthrintin* dhe *Onhesmin*[1]. Qysh ahere filloj të ndërhyjë qytetërimi grek dhe Illyrët u shtërnguan të shkruajn gjuhën e tyre me germat e Hellenishtes, të cilën e përdornin rëndom nga shkaku i marrëdhënjeve të tyre tregëtare me Hellenët e atëhershëm. Por se pikërisht qytetërimin grek e prunë në Illyrì Maqedhonasit e sidomos Filipi dhe i biri i tij Aleksandri i Math, qysh se Illyrija ra në duart e atyre, si do shohim mê poshtë[2].

Nga mezi i shekullit të III para Kr. i shohim Illyrët të bashkohen me Maqedhonasit kundra Romanëvet, të cilët konsideroheshin armiq të perbashkët të të dy popujve. Dy lufta të mbëdha bënë këta kundra Romanëvet më 229 e 219 para Kr. Por në vitin 168, me qenë se Mbreti IIllyrëve Gjençi kishte përkrahur atë të Maqedhonisë, Persênë, Romanët

**[1]Në anëzallet e Pasha-Limanit në Vlonë.**

**[2] Këto vërtetohen nga gjithë historjanët Grekë e Latinë, si dhe nga gjetja e disa monedhave argjenti e bakri që janë gjendur në Lesh, Durrës etj.**

msynë Illyrinë me gjith fuqit e tyre dhe e shkatëruan, (si Illyrët ashtu dhe Maqedhonasit) dhe kështu, nënë prîjsin e tyre Pavlo Emilin u pushtua gjith Illyrija me Epirin e u doqnë 70 e ca qytete të përmendura! Qysh ahere u ndanë edhe Dallmatët nga Illyrët.

Po gadhnimi[1] i plottë i Illyrisë prej Romanvet ngjau në Kohën e Cesarit Oktavijân, ose të August Cesarit, i cili, për të shdukur kusarinë detare që ushtronin Illyrët piratë asokohet, që kishin harrirë të bëhen tmeri i anijevet e i detarëve Romakë, luftoj kundra atyre më 35-33 para Kr. dhe i mundi krejt, tuke shtirë në dorë gjithë Illyrinë, si dhe Dallmacinë e Panoninë, ose Hungarin e sotshme.

Qysh ahere Illyrët u bënë subjektët e Romanëve, të cilëvet u dhanë kohë mbas kohe mjaft burra të shënuar, imperatorë, papë etj.etj. Illyrët ishin elementi mê i shëndoshtë e mê i dëgjuar i Perandorisë Romake, si kur se mê von Shqiptarët e rinj i Perandorisë Ottomane.

Illyria jugore, në kohën e Byzantinëvet, u bë protektorati i tyre dhe qysh ahere mori embrin ILLYRICUM, në vent të embrit ILLYRIJA, me të cilin titullohej deri ahere.

Nga shekujt IV e V Illyrija u zaptua prej Gotthëve, prej të cilëvet i shelboj imperatori Byzantinas Justiniâni më 535 pas Kr.

Qysh prej shekullit të VII pas Kr. Illyrija ra në duart e Serbeve (640 pas Kr.) si edhé të Kroatëve, tuke formuar Shtetin Serb, ku u shduk krejt embri i saj si ILLYRI. Serbo-Kroatët me disa ndërpremje zaptimesh, e patnë Illyrinë (Shqiprinë) në dorë deri më 1360, kur se Bullgarët, qysh më vitin 861 pushtonin Shqipëri Jugore deri në Himarë, ku qendruan deri më 1014, tuke zaptuar edhé Durrësin.

Më 1081, mbas disa kryengritjesh, Illyrët, (që tash do t' ia quajm Shqiptarë), ranë nënë zgjedhën e Normanëve, dhe mê 1204 prapë nënë zgjedhën e Byzantinëve.

Passi u shkatërua Perandorija Byzantine, Shqipërija u transformua në disa Despotata, mê e degjuara nga të cilat ishte ajo e perandorit Mihail Komnenit (1318), por se Durrësi me Beratin, si edhé gjithë Shqipërija e mesme ranë në dorë të mbretërive të Siqelisë (1271-1368),tëcilët, për herën e parë formuan MBRETNIN SHQIPTARE.

Qysh më 1368 fillon historija e Shqypëris së ré, ku sundojnë familja e Ballçajve Shkodrën me Malsinat e tjera (1366-1421), Dukagjinit qysh prej Leshit e deri në Ipek, Topijet në qarqet e Durrësit e të Kruës (1359-1392) e m' andej Kastriotët, kur se në Berat, Vlorë e teposhtë sundonin Muzakajt (1368-1476).

**[1] gadhnim = pushtim.**

Mbas vdekjes së fatosit të math Skënderbeut, Shqipërija ra nenë Turqit deri sa më 1912, ditën e madhnueshme të 15/28 Nëntorit pa dritën e Lirisë e u bë Shtet më vehte.

Tuke mbyllur këtë pjesë të studimit t' onë shtojmë se, gjuha Illyrjane, e cila nuk dihet mirë në ishte një gjuhë e shkruar, ose jo,në kohën e përzîmit të Illyrëve me Grekët, e sidomos qysh se Illyrija u gadhnua prej Filipit të Maqedhonisë në kohën e mbretit Illyr, Bardhylit, shofim se gjuha Illyre shkruhej me karakteret hellenikë, si kur se duket nga disa fragmenta e monumenta të tjera, të shpëtuara prej hymnerave të shekujvet, si edhé nga disa monedha bakrit. Po ndodhen edhé tjerë shkrimtarë që pretendojnë se disa epigrama në rasa të vjetra thraqike duket se janë qepun me germa Illyrike, se Illyrët, thonë kishin mjaft stërhollue gjuhën e Thrakasve, me gjithë që këjo nuk ndryshonte fort me atë të Illyrëve në të folun.

Shumë fjalë Illyrike shërbyen si baza të gjuhëve Harvate e Slavone, por se në gjuhën Shqipe shifet gati si e papërzjerë etymollogjija e vjetër Illyrjane si p.sh. në fjalët *vllak*, që né e themi *vëlla*, ose *vllâ*, *gora*, që ne e themi *gur-ri*, *far*, që edhé né kemi fjalën *farë-ra*, *bar, elp, ris,* si kur se i quajm edhé né *bar-ri, elp-bi,oris-zi*, ashtu edhé fjalët Illyre *grah = grua, rask = rrush*, vesh rrushi, *laka = lakra, tikva = thika* (brisku),*shaba = zsaba (bretkosi), sokol = skyfteri, gjeraqina, sokoli, nar = njeriu, sin = çun-ni*, (djali), etj. etj.

Me kaq po i japim funt edhé këtij titulli, tuke zënë fill nga pjesa që na mbet, d.m.thënë për sa i takon të dy rodeve tjerë të kombit t' onë, Maqedhonasve e Epirotëvet.

## IV.
## MAQEDHONAS – EPIROTË

Fillimi i historis Maqedhonjane, si kur se ngjet në historinë e ç' do kombi të vjetër, mbulohet nga prrallat. Këjo dihet sigurisht, se psé, gjithë mbretët e Maqedhonis konsideronin si shtërgjyshin e tyre fatosin legjandar Heraklinë. Këtë e besonin edhé Grekët e tjerë për Maqedhonasit, edhé prandaj, si thotë edhé Herodhoti, (Herodh. 5, 22) Grekët e motshëm i pranonin po vetëm Maqedonasit, në kurset e tyre Olymbiake, sepsé i hiqnin si fis të tyne.

Historija prallore e Maqedhonis përment një seri të gjattë mbretësh, që kanë sunduar kohë pas kohet Maqedhoninë në kohrat e lashta dhe dynastija e Temenëvet, me mbretin e tyne Karân në krye, sypozohej prej Hellenëve se e kish mburrimin prej *Temenit*, shtërnipit të Herakliut.

Maqedhonija filloj dukjen e saj në histori prej një ngastre të madhe toksore, që quhej E MADHJA, ose EMATHIJA (që si merret vesht ka kuptimin e një krahine të madhe, si e tregojnë dhe fjalët) dhe këjo krahinë gjindej gjatë gjirit Thermaik, ose gjirit të Selenikut të sotmë.

Maqedhonasit e vjetër, me gjithë që ishin një racë me Illyrët e Thrakasit, si njëkombas, gjendeshin gjithmonë në luftë me këta, si dhe me një tjetër racë Pellasge, Peônët, si kur se Athinasit me Spartasit, Soartasit me Thebasit etj. etj. ndonse ishin njëkombas.

Origjini i Maqedhonasvet, sado që paraqit ngatëresa e ndërliqime të mbëdha midis historjanëve të ndryshmë, besohet me sigurì se e ka mburrimin nga Pellasgët e vjetër.

Shumica e shkrimtarëvet janë të mendimit se Maqedhonasit ishin një racë gati Illyrike, por e përzjerë edhé me Grekë.Në këtë kuptim janë shtyrë këta shkrimtarë jo se janë bindur se Maqedhonasit ishin me të vërtet një farë e përzjerë Maqedhono-hellen, por se janë influencuar si domos nga gjuha Maqedhonase, e cila ka një thesar të math fjalësh helenike, diku të plotta e diku të shitura, gjë e cila ka ardhur nga marrëdhënjet e shpeshta e të dendura midis të kombeve, sikurse ngjet nër kombet fqinjë shumë herë.

Që gjuha Maqedhonase ndryshonte fort nga gjuha Hellene nuk ka asnjë dyshim, mbassi dijmë sigurisht se Hellenët nuk munt të merreshin vesht ne ata, veç se me dragomanë[1], pra, nuk munt të supozohet se gjuha e Maqedhonasvet ishte një dialekt i Hellenishtes. Këtë e vërtetojnë gati të gjithë historjanët Grekë, të cilët i konsiderojnë si komp të huaj e të afërt mê fort me Thrako-Illyrët, se sa me rodet e tjera hellenike.

Maqedhonia në kohët e lashta quhej EMATHIJA, që duket se është fjala Shqipe E MADHJA, se ishte një vent i gjerrë e i math në paragonim me vendet e tjera, të okupuara prej kombeve të tjerë, e sidomos prej Illyrëve, Thrakasve, Peônëve, Paflagonëve etj. etj. që banojshin në Gadishullën e Ballkanit.

Embri MAQEDHONJA ju dhâ piksëparit prej historjanit Herodhot i cili e quante edhê MAQEDHONÌ GJÎ, d.m.th. DHÉ MAQEDHONASE (Herod. 7, 127), si edhé prej historjanit tjetër Grek Ailianit u qojtë MAQEDHONÍTIS (Ail. Z. 15, 20). Ky emën MAQEDHONIJA derivon prej fjalës greke maqedhnòs, që do me th. i gjattë, ose e gjattë (vent i gjattë, ose tokë e gjattë). Por Maqedhonasit quheshin mê parë MAQÉTAI prej Hellenëvet, dhe, si duan të thonë prej fjalëve Maqetë-dhê (Dheu, ose vendi i Maqetëve), u bë edhe fjala Maqet-dhêja; Maqet-dhenì,Maqedhonì.

---

[1] **dragoman = përkthyes.**

Në fillim Maqedhonija shtrihej gjatë gjirit Thermaik e m' andej u zgjerua deri te mali i naltë Olymbos edhê dêri te lumi Strymos, dhe mê von u shtrî në gadishullën Halqidhike (Mal i Shêjtë), si dhe në Thessalì, dhe nga ana e jugoperëndimit deri në kufit e Epirit. Mbas luftave që bënë Maqedhonasit kundra Illyrëvet, si kurse edhé mbi Greqin në kohët e Filipit e të Aleksandrit të math, i cili ja çoj kufitë deri në Hind, tue përfshî gjithë Asinë gati.

Simbas tregimeve Byzantine, Maqedhonija në kohët e mesme pershinte gjithë Thrakën e sotme,gjithë Rumelinë Lindore, gjithë Bullgarinë, Epirin dhe Shqipërinë, me gjithë Kosovën e Sanxhakun e Ri.

Vetë Maqedhonasit e hiqnin vehten si me qenë shtërnipat e fatosëve të mbëdhenj Ahileut dhe Pirro Neoptolemit[1], d.m.thënë nuk e konsideronin vehten e tyre si Hellenë, me gjithë që shumë historishkronjës Grekë thonë se ishin shumë të afërt me Hellenët, si me qenë gati një komp. Këjo nuk dokumentohet aspak, se, përveç se këta kanë qënë edhé mê të vjetër se Grekët dhe kanë ardhur në Sinisinë Ballkanike shumë mê parë se sa Grekët e vjetër, por edhé vetë ata prîjsit e tyre, njerëzit mê të mbëdhenj të shekullit, oratorë, e politikanë etj. i shifshin me një sŷ të vrengërt Maqedhonasit, tuke i konsideruar si të huaj dhe si përdhunues të lirisë së tyre. Një prej atyre, siç dihet, ishte edhé oratori i math Dhemostheni, i cili në Filipiket e tij bërtet me dëshprim kundra sulmuësit Maqedhonas, Filipit të math, tuke e qojtur për të huaj, për një gadhnimtar mizor e barbar, që nuk ka as pikën e gjakut Grek nër rëmbat e tija, po as mëshirë, as njerëzì, dhe kndjell Athinasit kundra atij, që të marin armët e t' a shtynë përtej me gjith fuqit e tyre, sepsé mjerë Athinasit ç'do të vuanin prej sish ! Prej të cilavet merret vesht se Filipi, si dhe gjithë Maqedhonasit ishin të huaj për Hellenët.

Si thamë mê lart, Maqedhonasit e hiqshin vehten si me qenë shtërnipat e fatosit të Trojës Ahileut e të birit të tij Neoptolemit Pirros, prandaj historija n' a tregon, se kur ardhi Aleksandri i Math në Trojë bëri një ceremoni fetare të përmendur, tuke therur shumë kurbane, si e si të zbutte mninë e Perëndive të zembruara prej mallkimit të Prijamit kundra Ahileut, i cili i kishte vrarë të birin trim, Hektorin e math. Mbassi i bëri lutjet e duhura Jupiterit, Minervës dhe shtërgjyshit të tij Herakliut, vuri një kunorë të madhe mbi varrin e Ahileut dhe si u xhvesh lakuriq, leu trupin e tij me vaj dhe kapërzeu tri herë varrin, tuke bërtitur me zê dhe duke kërkuar ndjesë për fajin që i shkaktoj Ahileu Priamit, si edhé bir' i tij Pirro Neoptolemi, që pat therur të bijën e Prijamit Polyksenën. Kur e la Trojën ngrefi edhé një përmendore kolosale mbi varrin e Ahileut.

---

[1] **Pirro Neoptolemi = i biri i Akilit siç e shpjegon Kr. Floqi tek tragjedia e tij "Pirro Neoptolemi".**

Maqedhonasit, si kur se dihet, kishin për kryeqytet qytetin e bukur e pitoresk EDHESSA[1], ose Vodenën e sotme, krijuar maje një bregu gjigandesk me një panoramë të bukur mjaft, si shifet edhé sot, dhe me gjithë që mê von bënë për kryeqytet Pellën[2] historike, afër detit dhe midis valltovet[3], por prapë se prapë Edhessa mbet qyteti klasik i Maqedhonasve, kathedra e mbretënve Maqedhonas dhe selîja e shêjtë, sepsé atjé varroseshin mbretët Maqedhonas.

Sa për gjuhën që flisnin Maqedhonasit, me gjithë që nuk ka shpëtuar deri sot as një monument, ose epigramë, ose fragment tjetër, por një shumicë shkrimtarësh pranojnë se dialekti i Maqedhonas ishte një dialekt midis Thraqikes e Illyrikës. Disa të tjerë pretendojnë se Maqedhonishtja shkruheshe me germa greke, por fjalët e saj ndryshonin esencialisht me greqishten, prej së cilës Maqedhonishtja kishte huajtur një sasi të madhe fjalësh. Një gjë dihet se gjuha e tyre kuptohej prej Peônasve, si edhé prej Thrako-Illyrëve.

Professori Universitar Grek Gjergj Haxhidhaqis kërkon të thotë se gjuha e Maqedhonasve kish një afrim të math me Hellenishten, së cilës i ishte gati një dialekt, me ndryshimin se pronuncohej trashë dhe se disa germa greke, si p.sh. f-në, h-në, th-në i shkruante me germat v, k, t, dhe shpesh herë përdorte konsone dyfijshe, si p.sh. rr, tt, bb, etj.

Që Maqedhonasit nuk ishin Grekë edhê që gjuha e tyre nuk ish një dialekt Grek, si thotë profesor Haxhidhaqis, merret vesht edhé nga fakti i dokumentuar, se Aleksandri i math vetë nuk e dinte Greqishtën dhe se për të parën herë ky filloj të mësojë Greqishten prej mësuesit të tij filosofit Stagjerit Maqedhonas Aristotelit, kur ish tre-mbë-dhet vjetsh, ahere kur i ati i tij Filippi ja dorëzoj Aristotelit për t' i mësuar Greqishten e për t' a edukuar.

Një tjetër argument për të forcuar këtë tezën t' onë, që Maqedhonishtja d.m.th. nuk ish një dialekt Grek është edhé ky që, si kur se shifet në monedhat e ndryshme Maqedhonase, si të kohës së Aleksandrit të math, si dhe të kohëve të trashgimtarëve të tij, emnat kryesore nuk kishin sufikse Greke, si p.sh. PERDHIKAS, ANTIOHOS, AMYNTAS etj. etj. sufiksi i të cilavet është a s, o s, as, etj por shkruheshin PERDHIKA, ANTIOKA, AMYNTA, që merret vesht se

---

**[1]Edessa (në Bullgarisht Voden,) është një komunë e Greqisë me 30.000 banorë në vitin 2001, vendosur në periferi të Maqedonisë qëndrore (Maqedonia greke me kryeqender Selanikun). Emri EDESSA vjen nga gjuha indoeuropiane frigo, që tashmë është zhdukur, e don të thotë "ujë", me që zona ka shumë burime ujore, ashtu si edhe fjala bullgare "Voden" që don të thotë"ujë" (nxjerrë nga Wikipedia)**
**[2] Pella sot në Greqi është një nga shtatë njësitë në të cilat është ndarë Maqedonia qendrore (nxjerr nga Wikipedia)**
**[3]vallto = kënetë (nga fjalori i Kristo Floqit)**

kanë pasun sufikse Illyrike, si me thënë Shqipe, a, i, u si munt të themi GJELA (Vangjeli) PALOKA, KOLA, VATA,DEDA,RROKU, GJERÇIS, PAÇI etj. etj.(Shif edhê *Otto Hoffman, Die Makedonen, ihre Sprache und ihr Volkstum, Göttingen 1906)*.

Për Epirin e Epirotët kanë shkruar mjaft edhé Grekët edhé të huajt.Si domos prej shkrimtarëve Grekë mê të përmendur Pyndhari,Thukydhidhi, Ksenofondi dhe Stravoni kanë lënë mjaft dokumenta të gjalla.

Epiri quhej prej Thrako-Illyrëve edhé prej fqinëve tjerë EPER, APER, ose SEPER, që, si duan të thojnë e qojtnë kështu këtë kontinent si një vent të epërt, një krahinë të sipërme, dhe ndërmentonin si Eper, ose Aper gjithë vendin që fillonte prej lumit Shkumbin gjatë liqenit t' Ohrisë, në Fëllërinën e sotme e deri në kufit e Thessalis nga veriu e në detin e qytetit Patraso nga ana e jugperëndimit.

Mbas mendimit të Pyndharit, Epirotët kishin ardhur në Gadishullën t' onë mijra vjete mê parë se Grekët dhe gati ishin nga të parët Pellasgë që shkelën Sinisinë Ballkanike, dhe ishin një popull bulk e blegtar dhe jetonin në çeta (tribù) e në bajraqe.

Historijanët e tjerë, si Theopombi etj. thonë se Epirotasit ishin plot 14 orta me shoqi-shoqin, por se rronin në harmoni midis tyre dhe kishin një jetë patriarkale. Këto 14 rode ishin Haônët (Labrit e sotmë), Thesprotët (Çamët e sotmë) Mollosët (Sulotët etj.), Kassopët, Atintanët, Orestët, Etikët, Tymfejt, Atamanët,Amfillohët, Agrejt, Paravët, Apodotët dhe Avandët, por ata që dalloheshin si per trimëri, si për punë ishin pikërisht Haônët (Labërija, Kurveleshi, Himara), Thesprotët (Çamërija dhe gjithë krahina e Janinës) dhe Mollosët (Sulotët, Ambraqôtët etj.).

Mbi historinë e Epirotëve të vjetër nuk kemi përveç se informatat e historijanëve të motshëm, sepsé monumentat e tjera, d.m.thënë gërmadha, rasa varresh, ndërtesa, mure etj. etj. mungojnë krejt. Të vetëmet argumenta kemi ato të rrënimeve të oraklit të Dhodhonës në fushën e Janinës.

Epirotët janë po thuaj se nga të parat raca Pellasge, si kundrë janë edhê Maqedhonasit, që ardhën prej Asijet e u instaluan në Gadishullën e Ballkanit.

Prej tregimeve të Homerit merret vesh se gjithë Thessaljotët ishin Epirotas Pellasgë, një nga të cilët ishte edhé fatosi Ahileus, i cili e tregon fisin e tij prej një përshëndetje, që i çon prej fushës luftarake të Trojës, Perëndisë së tij mbrojtës Zeusit (Zotit), për të cilin kemi bërë fjalë edhê tjetër herë, si edhé prej shamatës që bëri me prijsin e Grekëve Agamemnonin dhe prej fjalëve përbuzëse që ndruan me shoqi-shoqin për shkak të robneshës Vrisidhë, që ja rëmbevi Agamemnoni, ku kuptohet se Ahileusi e heq vehten si Thessaljot e jo si Grek.

Pikërisht historija e Epirotëve fillon prej shekullit VIII para Kr. e sidomos qysh se Korinthasit filluan të përzjehen në Epir e në ishullat përkundrejt të Epirit, ku krijuan disa qytete e formuan kolonit e tyre.

Arqeollogët Gjermanë *Nissen, Mayer, Vilamovich* dokumentojnë argumenta të sakta se Epirotasit ishin racë Pellasge, një racë me Illyrët, tuke derivuar, prej Mesapëve dhe Japygëvet, si kur se prej këtyre derivonin dhe Alitolinjtë dhe Akarnanët.

Pindhari (Nem. IV, 51) si dhe Homeri (Odhyssia VIII, 7-8) e quajn Epirin APEIROS dhe Epirotët i konsiderojnë Pellasgë. Epirin e quajn djepin e Mythollogjisë Greke, sepsé në atë gjindeshin *Plutoni,* HADHIS, AHERONI, KOKYTOS, liqeni AHERUSIJA, AORKOS, PYLAI (dyert që zbrisnin në Ferr, ku duken sot shpella në Karaburunin e Vlorës) malet rrufe-heqëse AKRO-QERAUNIA, ose malet e Himarës, tue përfshirë edhé Llogarânë, aty gjendesh orakli i famshëm i *Dodonës,* aty u formua regjimi mê i parë e i dukshëm kushtetuar, i përmendur me fjalën ISIGORIJA (d.m.th. lirì e barasì fjalësh e të drejtash qytetnore) aty mori formën kullti mythologjik Pelasgjik etj. etj.

Epiri është sunduar prej shumë mbretësh, por kulmin e madhësis e të famës së tij e mori në kohën e Pirros të math, ose të *Burrit*. Ky me diturinë, aftësinë dhe trimërin' e madhe, me të cilat ishte pajuar, mundi në pak kohë të qetësojë vendin, që ishte gati në një kryengritje të vazhduar dhe mundi t' i bashkonjë e t' i shtronjë Epirotët, të cilët, kur ja njohtën vleftën e paçmuar, ju bindtnë të gjithë dhe i dhanë ndihmën e duhur me ushtarë të zgjedhur e ta patrembur e me burra mendjembëdhenj e të matur, si kur se këshilltari i Pirros, Kinêa, etj. etj.

Një kujtim karakteristik kemi trashëguar për Pirron nga ana e të famshmit Gjerman *Niebuhr*, historishkronjësit e kritikanit të pavdekur si një kritikë të hollë e plot kuptim, mbassi këjo kritikë, në favor të Pirros kurdoherë, është mjaft e gjattë, na pëlqen të sërënditim këtu një shkurtim të vogël e sidomos mbi expeditën e tij në Taranto, ku shkoj vullndetish t' i ndihmonjë Tarantinëve kundra Romanëvet:

"Pirrua, thotë Niebuhri, shkeli në Itali kur ish akoma 37 vjetsh, i pajosur me gjithë çilsinat e nevojshme që lipsen për një gjenerall. Me edukatën e pashoqtë qi kish me eksperiencën e madhe prej cirkonstancave të ndryshme që i takuan gjattë jetës së turbull që kaloj, u tregua i drejtë e I zellshëm në misjonine tij të naltë e bujar që mori për sipër kundra nji populli që ndodhej në rrezik e që i kishte nevojën. Mënyra e tij impozante i tmerroj Romanët, të cilët kurrë s' kishin kujtuar se do të munt të hasnin një anmik aqe të fortë, sa edhé fisnik.Dhe sado që mundi Romanët, por, duke çmuar edhé ky burrninë e qytetërimin e tyre, i adhuronte fort edhé gjithnji i mbante në gojë për shëmblla ushtrije e discipline. Si gjenerall kerkonte një disciplinë strikte prej inferiorëve të

tij, por si mbret ja falte fajin ç' do fajtori dhe kurrë nuk kërkonte dënimin e tij. Si njeri ishte pajuar me të gjitha virtutat e mundëshme dhe si prijës ishte vëlla me ushtarët e tij, me të cilët këndonte e kërxente së bashku si me i pasë shokë".

Si kur se na tregon historija, Pirrua vërtet i mundi Romanët, por damet që pësoj prej atyreve dhe humbjet kolosale të ushtarëve të tij, ishin aqe të mëdha, sa ju duk si kur kishte humbur e jo si kur kish fituar. Pat humbur mê shumë se 4.000 ushtarë të vlefshëm, ndonse Plutarku dhe disa të tjerë e dyfishojnë këtë numur.

Që të munt të japim një përfytyrim e një përshtypje të vogël mbi ndjesinat e Pirros faqe Romanëve, si dhe për fitoren luftarake, që e konsideronte Pirrua bjerrje mjafton të përmendim këtu një kushtim, që ky i kushtoj Jupiterit në tempullin e tij, ku i la edhé disa darova[1]të tjera, që kish si prêje lufte, dhe të cilin kushtim e pat përkthyer latinisht *Orosi*, kushtim i cili nderon shumë edhé Pirron edhé Romanët :

*Qui antehac invicti fuere viri, pater optime Olimpi,*
*Hos ego in pugna vici, victusque sum ab isdem.*

Që Shqip shpjegohet :

*Të pamundunit deri sot burrat e dallushëm,qê un i munda,*
*O atë(Jupiter) i Olympit të math, prej sijsh unë u munda !*

Kushtim karakteristik ky për një burrë të vërtetë, si ishte Pirrua, dhe nder i math për Romanët të pamundur, të cilët kështu e admiruan.

Sa për gjuhën, ose dialektin Epirot shtojmë këto se ky dialekt ish një farë idiomet ndërmjet Thrako-Illyrikes dhe Peonikes. Epirotas Thrako-Illyrë e Epirotë merreshin vesh bukur midis tyre, por edhé me Maqedhonasit prap kuptoheshin Epirotët.

Një bisk i dialektit Epirot ishte edhé dialekti Etolik, sepsé Etolinjtë, si edhé Lokrinjtë ishin fqinjë me Epirotët e gjendeshin në marrëdhënje të shpeshta me ata, prandaj edhé gjuhën e kishin gati një.

Thukydhidhi thotë se, edhé Dorrinjtë që zbritnë në Helladhë e që formuan një dynasti të veçantë, flisnin po atë dialektin Epirot, por me një aksent të trashë.Si këta ashtu dhe Epirotët e Maqedhonasit përdornin gërmat greke për gjuhën e tyre dhe kishin adoptuar një thesar të math fjalësh prej Hellenishtes, për shkak të fqinjëris e të marrëdhënjeve të tyre, (Shif dhe *Merleker, Darstellung des Landes und der Bewohnervon Epeiros,* Königsberg, 1862).

---

**[1]darova = dhurata.**

Me këto të pakta që shkruam deri tash kemi dashur të japim një shënim të vogël mbi historinë t' onë të vërtetë, e cila historija jonë duhet të fillojë natyrisht qysh nga kohët e prallavet, si kur se fillon për Hellenët e për ç' do komp tjetër të vjetër, sepse Shqiptarët, si një komp mê të vjetrit, kanë të drejtë t' a fillojnë në këtë mënyrë historin e tyre.

Tani do merremi pak edhé me glossologji përkrahësore tuke paragonuar fjalët klasike hellenike me ato të gjuhës s' onë, dhe ***nga ky krahësim do merret vesh në një mënyrë të kjartë se shumica e fjalëve të Greqishtes së vjetër, që supozohen të origjinës hellenike, s'janë tjetër përveç se rrënjët e gjuhës s' onë, prej të cilave morfologjikisht janë trajtuar fjalët hellenike klasike.***[1] Këtë krahasim do t' a fillojmë nga Mythologjija, e cila është shpirti i historisë hellenike, por edhé i historisë s' onë.

## KRAHESIM LINGUISTIK MIDIS SHQIPES E HELLENISHTES

Tuke filluar të bëjmë fjalë mbi origjinën e njësimin e disa fjalëve të vjetra Hellenike me fjalë njërrënjëse të gjuhës Shqipe, n' a u duk e volitshme të nisim nga Mythologjija për dy arësye: a) Se Mythologjija Hellenike është marrë, si thamë, prej Mythologjisë së vjetër Pellasgjike, gjë, që e dëshmojnë dhe Herodhoti, Thukydhidhi e shumë e shumë shkrimtarë Grekë të tjerë, e prandaj do të stërditim aty rrënjat mê të vjetra fjalësh Perëndish e Perëndeshash të origjinit Pellasgjik, mbassi kulti ka qënë gjithë po ajy dhe b) Sepsé studimi e kuptimi i Mythologjisë është sot për sot i nevojshëm jo vetëm për ç' do njeri të qytetëruar, sepsé ësht' e ditur se gjithë logotehnija, ose mjeshtria e fjalëve, si edhé gjithë hartet e zêjet po thua e kanë mburrimin po prej asaj Mythologjije, prej së cilës huan mê fort landën e parë e të nevojshme për inspirasjonet e tyre, tue u tërheqë prej një fantasije të një bote të tërë Perëndish e Perëndeshash prrallorë, Emithejsh, Titanësh, Gjigandësh e Herojësh[2].

---

**[1]paraqitja korsive e këtyre germave është bërë prej meje dhe jo nga K. Floqi (H.K.)**

**[2] Për studime mê të imta mythologjike, si të *Mythologjisë symbolike* ashtu edhé të *Mythologjisë krahësore* ju rekomandojme lexuësve t' onë : P.DECHABME, professor letr. i Universitetit të Parisit, *Mythologie Grèque*, Paris 1879, BANIER, *La Mythologie et les fables expliquée par l' histoire*, Nancy 1856, MOREAU DE JONES, *Les temps mythologiques,éssai du restitution historique*, Paris Diedier, 1876, WILLIAM COX, *Mythology of the Aryan nations*, London 1870, MAYRY, *Croyances et legends d' Antiquité*, MAX MULLER,*Essais de Mythologie comparée*,përkthyer prej G. PERROTfrëngjisht,DADUCHOS,*Einleitung in***

**a)**

# M Y T H O L O G J I J A

**Ζεύς** (**Ζηνός,** ose**Διός, Ζηνί,** ose**Διϊ, Ζήνα,** ose**Δία =** Hŷji, Zoti. Dorrinjtë e quanin **Δεύς** prej të cilëvet e muar Latinët D e u s , ose J u p i t e r = Jus – pater. Hellenët betoheshin me fjalët **Νή Ζήνα** = n ë Z o t i n, ose për Zotin. Perëndi e Perëndive dhe e burravet, **Πατήρ άνδρωυ τε θεων τε** si e quante Homeri).

**Ήρα** (Í u n o, shoq' e Zeusit, e bij' e Saturnit (**Κρόνος**), perëndesha e martesës. Shqip E r a.

**Άθενά (**M i n e r v a, derivon prej fjalëvet **Ά-θήνη,** e bij' e Zeusit, Perëndesh' e diturisë. Thonë se është fjala ibranishte E t h a n. Kuptimi i fjalës është d i t u r i j a, f a t i, shqip E t h â n a, ose E t h ë n a).

**Άφροδίτε** (V e n u s, perëndesha e bukurisë, e bij' e Zeusit. Mythologjija thotë se fjala derivon nga fjalët greke **άφρός =** shkumbë edhé **δύω** = krydhem në ujë, ose dal prej ujit sipër. Por, po t' ishte kështu duhet të shkruhej **Άφροδυτε**, kurse shkruhet **Άφροδίτη,** që, do me thënë është fjala shqipe A f ë r d i t a, që tregon Hŷllin e mëngjezit, Hŷllin e dritës).

**Άρτεμις** (D i a n a = Deus-Íanei, e bij' e Jupiterit e e Latônës, perëndesh' e pyjeve e e gjujtisë. Derivon prej fjalëve D i t a e s ë H â n ë s (Dijâna), shqip A r ë – t y m e s, që symbolizon Hânën, ose Hënën, si kur se Apolloni sinjifikon Djellin).

**Ρέα** (e ama e Jupiterit. Shqip kemi fjalën R é – j a, si dhe fjalët r j e t h, r j e d h ë. Kjo ishte **Κυβέλη** (Cubèle), e shoqja e Kronit, ose Saturnit, e cila, tue qënë se i shoqi i hante fëmijët posa që lindeshin, për me e shpëtue Jupiterin, i dha në vent të tij një gur të math, mpshtjellë në shparga, të cilin gur Saturni e gëlltiti).

---

***das Verständniss der hellenischen Mythen*, Kiell 1876, G. CURTIUS,*Grundzüge der grieehischen Etymologie*, SHWARTZ, *Urspung der Mythologie*, Leipzich 1872 etj.etj.**

**Θέτις** (E bij' e Neresë e e Peleut, e âma e fatosit të math Ahileusit, perëndesh' e deteve. Shqipja ruan Akoma fjalën D e t, që s' është tjatër, përveç se fjala Mythologjike **Θέτις).**

**Δήμητηρ** (Prej fjalëve **Δή,** ose **Γή** edhé **μήτηρ** (Dhé-motër, ose Dhé-mëmë = M ë ma e D h e u t (C e r e s), e bij' e Saturnit e e Kybelit perëndesha e drithnavet.

**Νέμεσις** (Perëndesha e ahmarrjeve. Edhé né kemi fjalën shqipe N ë m a, ose N a m a, i n a m u n ose i n ë m u n = njeri i mallkuar. Kemi edhé mallkimin: E marrtë Nëma) dhe verbat n ë m, ose nam = mallkoj.

**Έρινΰς** (Gjithashtu perëndesh' e ahmarjes. Shqip kemi foljen r ë n o j = gremis, shduk, r ë n i m, r ë n u e s, r ë n u ë s e).

**Νηρυϊς** (përbâmë prej fjalëve **Νηρ-υϊς** = nuse-deti, që edhé shqip kemi fjalët N ë r, ose N d ë r – u j ë, N d ë r- u j s e).

**Dρυάδες** (përbâmë prej fjalës **Dρύς** Shqip d r û. Nuset mythologjike të pŷjevet).

**Θέμις** (Perëndeshë e drejtësisë. Né kemi fjalën shqip t h e m - t h e m i = flas, vërtetonj, gjykonj me fjalë, si p.sh. "kështu them", them se kështu është, ose kështu e gjykonj.

**Μοΰσαι** (Zânat), Perëndeshat e harteve të lira, bijat e Jupiterit e të Mnemosynës, ishin gjithsej nêntë dhe quheshin motra, tuke simbolizuar me këtë afrimin e harteve të lira, afrim motër-sije me njera-tjatrën. Prej këtyre : K l i j ô – ja, ishte muza (Zâna e historisë. E u t e r p i, e muzikës, T h á l e i j a e komedisë, M e l p o m e n i e tragjedisë, T e r p s i h o r i e valles, E r a t ô- ja e elegjisë, P o l y m n i a e poezisë lirike, U r a n i a e Astronomisë, K a l i o p i e poezis herojike. Me një fjalë këto ishin msûesat e këtyre harteve. Fjala përbehet prej verbit grek **μάω, μανιέω**, ose **μαυθάνω**. Shqip kemi fjalët m ë s o j, m ë s i m, m ë s u ë s, që ka po atë rrënjë).

**Ούρανός.** (Qielli, Perëndi e hapsirës, i âti i Saturnit, i Oqeanit, i Titanëve dhe i Kyklopëvet. Përbëhet prej fjalës së vjetër pellasge v r â n = **Ουρανός**. Shqip kemi fjalët v r â n = vrejtjet Qjelli, v r â n ë t, ose v r ë r e t = koha e mbushur me rè, e vrërët, që është gjith' ajo fjalë V r â n u s ose U r â n a s ose **Ουρανός.**

**Κρόνος** (Saturnus, i bir' i Uranos-it e i Gjêës) **Γή, Dά** = Dheut, dhe i shoqi Kybelit, i ati i Jupiterit i Neptunit e i Plutonit e i Junos. Ky, si thamë më sipër, i hante fëmijën e tij posa që lindeshin, por e am' e tij Kybeli (Rea) e shpëtoj, tuke i dhënë Kronus-it një gur të math, të mbështjellë në shparga, të cilin ky e gollofitë, tuke kujtuar se hëngri të birin. Pellasgët, e sidomos Thrakasit e quanin S a t r e s prej fjalës s a t ë r = drap, sepsè Saturni përfytyrohet me një drap në dorë. Nè kemi fjalën shqip s a t ë r i = thikë, ose hanxhar i trash' e i mprehtë, që presin mishtë; fjala e mbetur prej gjuhës Thrako-Illyrike. Mitologjija thotë se "drapri i Saturnit ishte me dhëmbë të mprehta, si të peshkaqenit (requin), të cilin Grekët e quanin **Καρχαρίας** prandej edhè Hesiodhi në Theogonin e tij (181) thotë, ose e quan **Dρέπανον Καρχαρόδοντα** = drap me dhëmbë peshkaqeni. Nè shqip kemi fjalët q e r o n j = spastronj, shpërlanj, k r u a n j, k r ë h ë r ose k r a h ë n, prej kah edhè fjala **K r o n o s** = qeronjësi, kruajtësi, ndonse Grekët duan të thonë se deri von prej fjalës **Χρόνος** = moti, viti, koha, të cilin edhè përfaqëson. Gjithashtu për fjalën S a t u r n ë s kemi fjalën S a t e r - S a t ë r i, perëndi që ishte S a t ë r ose x h e l at për fëmijën e tij sikur se **Χρόνος** = moti, që i përpin të gjitha e i çduk.

**Ἀπόλλων** (Apollo, perëndi e harteve të bukura, e mjeksisë e e dritës, i qojtur edhè **Φοίβος Ἀπόλλων** (Phebus), i bir' i Jupiterit e i Latónës e i vëllaj i **Ἄρτεμις** (Dianës, Hânës). Apolloni sinjifikon Djellin dhe Artemis-i Hânën. Pellasgët e quanin A p o l l û (A-po-lèn, Djelli). Nè kemi fjalët shqip l è, ose l è n dhe p j e l l, p o l l a, që është gjith' ajo,që tregon të lemit e ditës, agimin. Pellasgët e nderonin tepër Apollonin dhe Thrakasit kishin tri faltore të përmenduna t' Apollonit, një në bregun e Kopaidhës në Thesali, një në ishullin e Samothrakës dhe një në ishullin **Dήλος** (Dellos) të detit Egjè. Por Apolloni quhej prej Hellenëvet edhè **Dήλειος**, është gjith' ajo fjala D j e l l i shqip).

**Ἄρης** (Mars, perëndija e luftës, i bir' i Jupiterit e i Junos, i cili tregohet prej Mythologjisë si një gjakzës e si një i marrë. Shqip kemi fjalët h a r r, t a r r = pres, korr, dhe m a r, m a r r ë (i, e marrë) dhe m a r ë s = ajy që merr, që grabit, që rëmben, si dhe muajin M a r s–i, mueji i marrë, si e kujtonin dhe Latinët, të cilën fjalën **Ἄρης** e bënë M a r e s, M a r s).

**Ἑρμής** (Mercurius, i bir' i Jupiterit, ndërmjetsi i Perëndive dhe ajy vetë perëndi e gojtaris, e tregtis dhe e kusaris. Pellasgët, e sidomos Etrusko-Turrenët e quanin T u r m e s prej fjalës Etrusqike t u r r = msynj, vrulem, sulem, që edhè ne kemi fjalët Shqipe t u r r, t u r r e m, t u r r e s h, u t u r r a, prandaj Turmës, ose Turrës (**Ἑρμής)** symbolizon perëndinë bredhës prej njerit perendi te tjetri, prandej edhè përfytyrohet në hikje e sipër me thundrat, krahë (fletë) si me fluturue, dhe me një pishtar në dorë që i ndritson rrugën).

**Ἥφαιστος** (Vulcanus, perëndi e zjarit e e metalevet, i bir' i Jupiterit e i Junos, i shoqi i Venus-it (Afërditës); Nè kemi fjalët Shqipe: a f s h e (zjari) a f s h t ë (i, e) a f s h o n j (djek, sillonj, perzhit) që është gjith po ajo rrênja a f s h, a f s h t o s **Ἥφαιοτος.**

**Ἅδης** (Pluton, mbreti i Ferrit dhe perëndija e të vdekunvet, i biri i Saturnit e i Resë, i vëllaj i Jupiterit e Neptunit.Përbahet prej fjalës së vjetër V a d s,që Thrakasit e quajshinV a d e s dhe Maqedhonasit, V d â a s. Nè kemi fjalën shqipe v d e s, që është gjith' ajo V a d e s ose V d â a s, **Ἅδης**).

**Αἴολος**(Eolus, perëndi e erravet e e stuhivet, i bir' i Jupiterit. Illyrët e quajshin V a v u l u s dhe Thrakasit A v u l l s ose V a v u l l s. Nè kemi fjalët Shqipe A v u l l, A v u l l o n j, A v u l l u ë s, V a l ë, që përbëhet prej erës, V a l o n j, V a l ë – ujë i nxehtë etj.).

**Ὧραι** (Bijat e Jupiterit, që edhè nè i quajm o r a, o r a t, por kemi edhè fjalën shqipe h e r ë, o r' e m i r ë, o r' e k e q e, njeri me o r a etj.).

**Μοίραι** (Gjithashtu bijat e Jupiterit, perëndeshat e fatit, të cilin edhè Homeri edhe tragjedianët klasikë **Αϊσχυλος**, **Σοφοκλής**, **Είρύπιδης** e quajn **φάτις.**Fjala **μοίραι** derivon prej verbit **μείρομαι** ose **μοίρομαι** = marr, marr pjesë, prej së cilës përbahen edhè embrat grekë **μοίρα** = fati, e thëna, pjesa, **μοίράξω** ndanj. Nè kemi fjalën shqipe, mar, m o r a, (mar, ose mora pjesë), m e r r e m etj.

**Χάριτες** (Perëndeshat e veseve të mira e të ândavet. Prej këtej derivon verbi grek **Χαίρω**, **Χάίρομαι**= gëzohem, **Χάρις** = hir, gëzim, etj. Edhè nè kemi fjalët h i r-i, h i r a t, h i r o n j, h i r o h e m me h i r, ose me p a – h i r, etj. gjithë të një rrënje).

**Χάος**(Hapësirë prej fjalës Pellasgë h â, ose k â, që edhè shqip kemi fjalët h â, h a p, h u p, = bjerr etj.).

**Έρεθος** (Erësinë, ose Tersinë, gjith' ajo fjalë Shqip e r ë t ose t e r ë t)

Këto të pakta sa për krahasimin e fjalës Mythologjike të hellenishtes klasike me ato të gjuhës shqipe, e cila,si merret vesht, mban akoma në gjirin e saj një thesar të mjaftueshëm fjalësh, sa të vërtetohet se, kulti fetar i Hellenëve ka qënë po ajy i Pellasgëve të vjetër, prej të cilëvet e trashëguan Hellenët, si e tregon edhè Herodhoti, Thukydhidhi e shumë e shumë historjanë e shkrimtarë klasikë Grekë.

Tani lè të hedhim një sŷ edhè mbi fjalë të tjera hellenike që janë një me ato të gjuhës s' onë.

## VERBE E EMBRA TË NDRYSHME

### A.

**Άγάλλω** (dhe pas. **άγάλλομαι** = gëzohem, prej së cilës derivojnë edhè fjalët **άγαλλμα** = statuë, **άγγελος** = ëngjell etj. etj. Shqip kemi fjalët g a l l d i m, g a l l d o h e m = gëzim, gëzohem. Rrënja **γαλλ** ose g a l l).

**Άγγελος**( = Engjell, gjith ajo fjalë).

**Ἀείρω** (Homeri shkruan **ἀγέειρω** = ngreh, storas përpjekë. Rrënja **γερ** (**ά-γερ-ω**). Edhè nè kemi fjalën shqip n g r e h, po njërrënjese.

**Ἄγρα** (= gjeje shtâzash t' egra, dhe verbi **άγρεἱω** = gjuhanj. Shqip kemi fjalët g j a h, g j u j ë ose g ju j t i, g j u a n j, g j u j t a r, rrënja **αγρ** = egër, prej së cilës derivon edhè fjala **άγρίος** = i egër.

**Ἄχω**(= shtërngonj me forcë, mbys. Prej kësaj rrjeth edhè fjala **άγχόνη** = vent mvarrjeje, **σονάγχη** = rufa, flama, të buturit. Ne kemi fjalët Shqipe a n k t h, ose m a n k ë t h; më mbyti ankthi, më zuri fytin ankthi, kam një ankëth në krahnor etj. Por kemi edhè fjalët n g u s h t ë, a n g u s h t i, z a g u s h i, etj. Si dhe fjalët a n k i m, a n k o n j, a n k o h e m,rrënja kurdoherë a n k, prej së cilës edhè fjala greke **άγπος** (Homer) = ankth, siklet.).

**Ἄγω** (= heq,ec, ose shkonj përpara, **άγωγή** = padijë, **άγωγείς** = qiraxhi. Rrënja **αγ**, ose **αχ-ω**. Nè kemi fjalën shqipe h e q, heq përpara, heq në gjyq, heq karvanin e kuajve etj.)

**Ἀήρ** (= era, ajri, gjith' ajo).

**Αϊθω** (= djek, përvëlonj, zhurit, sillonj.Nè kemi fjalën shqipe h e t h e – h e d h e t, sëmundje që vjen me zjarmi, tuke djegur gjithë trupin).

**Αίϰίξω** (= përdor keq dikënt, bënj të keqe, zhigat ; rrënja **αίϰ** prej së cilës edhè fjala **αίϰισμός** = keqsim, e keqe, të zhigatunit. Shqip kemi fjalët k e q, e k e q e, k ë q s o n j..

**Αϊω**, ose **Αϊσσω**(= heq përpara, fjala shqipe a j s ose v á j s, që e përdorin bujqit kur ngasin qetë në arë - a j s i - v a j s i, = hiq përpara).

**Ἀϰέομαι**(= mjekohem, shërohem. Hom. **μαϰέογιαι**, rrënja mak, prej së cilës edhè fjala **Μαϰάων** i bir' i Eskullapit, mjeku i math i Hellenëve në luftën kundra Troasvet. Nè kemi fjalët shqipe m j e k, m j e k i m, m j e k o j, m j e k o h e m, m j e k s i etj. etj.).

**Ἄλγος**(= dhëmbje, lëndim, që përbëhet prej **ά-λεγ-ος** , që shqip kemi fjalët l ë n d o n j, l ë n d i m, rrënja l e g – n - d o n j. Merret vesht më mirë nga fjala derivuëse **άλγεινός,** , **άλεγ-νός** = i lëndueshëm, ose që bje dhimbje, ose lëndim).

**Ἀλείφω**(= lyenj. Rrënja **λεφ**, që shqip kemi fjalët lyfinj, ose lyenj ose lyej etj. një rrënjëse

**Ἀλέξω**(= largonj, shtynj lark, e cila ka qenë më parë **άλέρκ-σω**, rrënja **λεκ** ose **λερκ** që edhè kemi cok fjalën l a r k, l a r g o n j, l a r g i m. Homeri thotë **άλαλκε** = së largut, po thotë edhè **τηλόθι** (**τέι-τό-θι**) që nè kemi edhè për këtë fjalën shqipe t e j, p ë r t e j etj.).

**Ἄλλομαι**= hidhem, kërcenj, prej rrënjës **Fαλλ**, ose **άλλ**.

**Ἄλς-ώς** (= deti. Fjala shqip valë është po një rrënjëse. Shqip kemi fjalën v a l l e, që është një rrënjëse).

**Ἄλως**(= lëmë, prej së cilës derivon dhe fjala **λικμός** = vegël me të cilën ndahet gruni nga byku, dhe verbin **λικμίξω** = ndanj grunin nga byku. Nè kemi shqip fjalën l ë m ë,rrënja l ë - m ë).

**μέλγω** = mjel, rrënja **μελγ**, që edhè nè kemi fjalën m j e l dhëntë, dhitë, lopët etj. gjithë një rrënjëse).

**Ἀμωέχα**(më parë ishte **αμωέ-σ-χω**, rrënja **μωεχσ** = mvesh,mvishem, që edhè nè kemi këto fjalë një rrënjse passif. **άμωέ-σ-χομαι** = mvishem).

**Ἀναΐσσω** pas: **άναΐσσμαι**, synthetë prej steretikës **α** dhe rrënjës **ναΐσσ** = sulem, vrulem, turrem në luftë.Por edhè nè kemi fjalët më simpël n d e s h, n d e s h e m, që është po ajo rrënjë.

**Ἀνδάνω** (= dëfrehem, kam gëzim, pëlqenj, deshëronj, fjala shqipe â n d ë, ose ë n d ë, si p.sh. m’ a ka ënda = më pëlqen, e dëshëronj një gjë).

**Ἀνήρ** (= burrë.Pellasgët kishin fjalën N a r = njeri, të cilën përdorim edhè nè. Pra, nga fjala n a r u bë fjala **άνήρ**.

**Ἀνθίξω** (= lulëzonj, bleronj, rrënja **ανθ**, prej së cilës derivon fjala **άνθος** = lule.Shqip kemi fjalën e n t = lulëzonj që është gjith' ajo rrënja **ανθ**).

**Ἀνίω** = mbaroj, 'ap funt, dal mb' anë. Por edhè nè kemi fjalën a n ë, dolla mb' anë, i gjenj anën etj.

**Ἀράομαι** = uronj, bekonj, kurse **καταράομαι** = mallkonj. Edhè nè kemi fjalët shqipe U r o n j, u r i m, u r r a t ë që jânë të gjitha një rrënjëse me verbin **άρά-ομαι.**

**Ἀρέσκω** = pëlqenj. Prej kësaj derivojnë fjalët greke **άρετή** = virtut, **άρεστός** = i mirë, i pëlqyer, i arësyshëm. Edhè nè kemi fjalët a r ë s i m , a r ë s y e etj.

**Ἀρόω** (= lëvronj tokën, arën, prej së ciles derivojnë edhè fjalët **άρουρα, άγρός**. Ne kemi fjalën shqipe a r ë – a.

**Ἀρτίξω**= krijonj, (f. shqipe a r a t i s = krijonj, Zoti aratisi Qiellë e Dhè)

**Αὒγή** ose **Ἡώς** = agimi, (fjala shqipe a g i m, a g o n j, a g o n).

**Αὺλός** = fyell, xhurrâ.Rrënja **Fαυλ**, e cila ruan edhe bigamën **F**, ose **V**. Shqip kemi fjalën f y e l l, që është një me fjalën **αύλός**.

**Αὒω**(ndes, shterr, thanj. Nè kemi fjalët a f s h ë (zjari) a f s h o n j, a f s h o h e m, a f s h i m, i a f s h ë t etj.

**Ἀφαρ**(fjalë Homerike) = shpejt, atë ças, por ka edhè domethënjen e fjalës a f ë r, që gjindet edhè në gjuhën t' onë.

**Ἀχθος** (= barr' e rëndë, rëndësisë. Rrënja **αχθ** , pas. **άχϑομαι** më vjen rëndë, hidhrohem, më vjen keq. Nè kemi fjalët a n k ë t h, e m a k

ë t h etj. shif edhe fjalët **άγχω** , **άγχος**. Grekët theshin : **άχθος άρούρης** = rëndësi e dheut, tuke symbolizuer kështu të pa-punshmin, tembelin, parasitin).

## B.

**Βάβυκα**(fjalë, të cilën përdornin Spartiatët e vjetër me kuptimin e një ure të vogël të drunjtë, ose trapi, për të kaluar lumin.**Βάβυξ** që derivon gjithë prej asaj fjale sinjifikon l l a mb i k o n, që përdoret për raki, tuke transferuar alkoolin e bërsive në enën e rakisë, d.m.th. si një farë uret që bashkon njërën me tjatrën. Shqip kemi fjalën v i k – v i g u = ur' e vogël, ose drasë për të kaluar virin, ose lumin, rrënja kurdoherë **B υ k** – v i k).

**Βαδίξω**(= ecënj, bares, shetit. Rrënja **βαδ**. Né kemi fjalët Shqipe v a – d h – d ë v a z h d é, v a d h d o n j = v a z h d o n j , v a d h – d i m – që është gjith' ajo rrënja **βαδ**).

**βαίνω** (= ecënj, shkonj përpara, fjalët shqipe v e t e, v á j t a, v a j t j e).

**Βάλλω**(vé, heth përtej. Shqip v é me disa kuptime si p.sh. e vé mir' ose keq, i vé drurin = e rraf, vé për së largu = shtije në nishan shum lark, Vé këmbë = ngulë këmbë, insistonj etj.).

**Βάλλω** (vé, shtynj, heth përtej. Shqipe v a l ë – a (e detit) është po një rrënjëse me kuptimin e shtytjes së ujit prej ere. Gjithashtu fjalët (i, e) v a l ë, v a l o n j, v a l ë t , etj.

**Βάλος** ose **φάλος**, (Homeri **βαλίος**) – balli i krenares të luftëtarëve Grekë e Trojanë. Rrënja **βαλ**, që edhé né kemi Shqip b a l l – i , ose b a l l ë - b a l l a, po një rrënjëse. Kali i fatosit Ahileus quhej prej Homerit **βαλίος**, fjalët shqipe b a l o s h, ose b a l l o s h, b a l a sh, b a l i k – u).

**Βάλτος** (= kënetë, vent balte, muzgë. Shqip kemi fjalën v a l l t o).

**βαράω** (= godis, plagos, varronj, ose varos. Fjala Shqipe v r a r ë = plagë, rrënja v a r - **βαρ**).

**Βάρος**(= barrë, gjith' ajo rrënja **Βαρ**, ose b a r)

**Βάτραχος** = zhaba, fjala Shqipe b re t k o s, ose b r e t k o c).

**Βέκος,** ose **Βέιος** (Herodh.), që né Shqip kemi fjalën b u k ë, me gjith që buka quhet greqisht edhé **άρτος).**

**Βελλάω**, ose **Βελλάξω,** fjala Shqipe b l e g ë r i n j.

**Βίος**(= jetë, rrënja **βί**, fjala Shqipe j e t a. **Βιόω** = jetoj, **άποβιόω** = vdes).

**Βοή** (= zë i fortë, thirrje, klithmë. Shqip b u j ë, një rrënjëse).

**Βόθρος** (= grop' e thellë, hendek. Shqip kemi fjalën v or r – i, rrënja v o r r ose v o r t h).

**Βόσκω**(kullos, ushqehem tuke ngrënë barishta. Rrënja **βοσκ**,e cila ruan në krye edhé bigamën B. Shqip kemi fjalët (v) u s h q e n j, (v) u s h q i m.

**Βούβαλος** (Shqip kemi fjalën një rrënjëse b u a l l).

**Βορράς** (er' e veriut, er' e marrë, murlan. Né kemi fjalën Shqipe v e r i - i u, b o r ë, d b o r ë , ose v d o r ë.

**Βούς**(lat. bos-bovis = kau. Shqip kemi fjalën v i ç që është gjith' ajo rrënjë).

**Βροτός** ( = i vdekshëm, njeri që i shtrohet vdekjes. Fjala Shqip v r a s, ka gjith' at kuptimin e vdekjes).

**Βρύω** (= mburronj, **βρίει** = buron,del ujë.**Βρύσις** = krua, çezme. Né kemi shqip fjalët b u r o j ose m b u r r o n j (mburron uji) m b u r r i m, m b u r r e s ë, po kemi edhé fjalën v r e l l = m b u r r i m, a m b u l l, g û r r ë, p û s dhe fjalën v r î gjithë të asaj rrënje).

**Βράχος** (= shkëmp, kodrinë. Shqip b r e k - g u , b r e g o r e gjithë një rrënjëse. Gjithashtu v r â - u = stivë, ose kapicë drithnash për të shitur).

**Βύξω** (thras, bërtas,flas. Fjala Shqipe b uz ë – a, është po një rrënjëse).

## Γ.

**Γαμφή** ( = sqep shkabe, një sent që çpon. Fjala Shqipe g j e m p - b i).

**Γένος** (= fjala Shqipe g j i n , g j i n i = fis).

**Γένος** ( = gjini. **Γεννήτωρ** = prind ; fjala shqipe G j y s h.

**Γεύομαι** ( = ngjeronj, shijonj. Gjith' ajo fjala Shqipe G j e r o n j, ose n g j e r o n j. **Γεϋσις** = ngjerim, sidhé fjalët a g j e r o n j, a g j e r i m, ose a g j e n i m, kanë po atë rrënjë).

**Γή, Γάα,** ose **Δάα** = (dheu, gjith ajo fjala Shqipe D h é - e u.

**Γηθομαι** (= gëzohem, **γηθοσύνως**= gëzimisht,rrënja **Γηθ** ose **Γηθσ**, që né kemi fjalët shqipe g ë z i m, g ë z o h e m , g ë z i m i s h t etj.).

**Γιγνώσκω** (njoh, di, **γνώσις** = njohtje, dije, dijeni. Né kemi fjalën Shqipe n j o h ; rrënja **γνώ** = njoh, prej së cilës derivojnë fjalët **γνώμη** = njohje, mejtim, opinion, idhé, **γνώμων** **γνώστης**, etj.).

**Γλωσσα**ose **Γλωττα** (gjith' ajo fjala Shqipe g l u a, ose g j u h a).

**Γόνυ** (= fjala Shqipe g j û - g j u n i, ose g j u r i).

**Γραΰς**(= grua, Illyrët i theshnin g r a h, që edhé né kemi fjalën g r u a, g r a t ë, po një rrënjëse).

**Γίργαθος** ( = kofini i thurrur me thupra.Fjala Shqipe G a r t h – dhi

## Δ.

**Δάα** (dhorisht dhe **Γέα,** ose **Γή** atikisht = dheu, gjith' ajo fjala **δάα** = dheu).

**Δάϊος** ose **Δαϊφρων** (Homeri) = krenar, i mburrm, kryenaltë, luftëdashës,lerent.Etruskëti theshin d á i dhe Illyrët d a j, që ne kemi fjalën Shqipe d a j, o s e d a jí = njeri kryepërgjelë, fodull,burrë, rrënja gjith' ajo dâ.

**Δαϊω** (Hom.) **Διδασκω** atikisht; rrënja d e ose d i, por edhé né kemi fjalët shqipe d i = njoh, kuptonj, d i j e, d i j e n i, d i j t u r (i, e), d i t u r i etj.etj.

**Δαίω**(djek, përvëlonj, prej së cilës derivon fjala **δαυλός** = urr'[1] e ndezur. Greqisht fjala **δαϊω** ka qënë në fillim **δαϊσω ,** rrënja **δα ,** ose **δασ** prej së cilës rrënjë derivon edhé fjala **δάς–δαδός =** pisha e ndezur. Pra, né kemi fjalën, ose foljen d e s, ose n d e s, deriv. n d e z ur ose n d e z i m , n d i z e (zjarin, shkrepsin) etj. gjithë një rrënjë, po kemi edhé fjalët d j e k ; d j e g i e, d j e g ë s, d j e g u r, d i g j ë m (**δαίομαι**) etj. që edhé këto një rrënjëse).

**Δαμάξω** (= ûl, mposht, vé nënë zgjedhë. Rrënja **δαμ** , prej së cilës derivon fjala **δάμαχις** = lopa, bullica. Né kemi fjalët d e m – i = Kâ i pa-përdorur për lëvrim toke, d ë m, ose d â m = prishje, zarar, d ë m t o n j, ose d â m t o n j etj. po një rrënjëse).

**Δάμαρ** (= grua e martuar, **Δάμαρτος** = burr' i martuar) ; fjalët shqipe d h ë n d e r ose d h a n d e r dhe m a r t o n j, m a r t o h e m, m a r t e s ë, d a r s m ë, d a s m ë ose d a m s ë etj. po atë rrënjë. Thrakasit kishin fjalën G a s i n = gëzim, gas, pra G a s m - d a s m ë (greqisht **γά-ξ-μος**, **γάμος** , martesë, ngjarje gazmore).

---

**[1] urë = Copë druri, kopaçe që është e ndezur ose që vazhdon të digjet në zjarr.**

**Δάνειον**(hua, dhanje, huadhanje. Rrënja **δα,** prej së cilës fjalët **δανείξω** = jap hua, **δανειοτής** = huadhënës etj. Shqip kemi fjalën d h a n j e ose d h ë n j e), gjith' ajo me fjalën **δάνειον**), d h a n ë s, d h a n t i, d h a n ë (me) etj.

**Δείκνυμι** (= tregonj, dëftonj. Shumë herë hellenishtja e vjetër e transformon **κ** në **χ** , ose në **φ** , sikurse në neohelleniken kemi fjalën **δείχνω** = deftonj). Pra,rrënja **δείκ** ose **δειφ**. Edhé né kemi fjalën shqipe d e f t e n j, ku rrënja është = **δειφ.**

**Δέομαι** (= kam nevojë, dua. Thrakasit kishin fjalën d e u, Illyrët fjalën dû, që edhé në Shqip kemi fjalën d u a , d o , d e s h a (greqisht **έδεάμην**) gjith' ajo rrënjë.

**Δέρκω** pas. **δέρκομαι** (= shoh me sŷ të zqujtë. Derivime **δέρκος** = pamje, **όξυδερκής** = njeri që sheh lark, i zgjujtë. Né kemi fjalët d r i t ë = p a m j e, rrënja d e r ose d e r t, d ë r i t a – d r i t ë).

**Διάβολος** (= djall, i mallkuar, shejtan, lugat. Shqip d j a l l – i, gjithë një rrënjat).

**Διώκω** (= dbonj, çporr, ndjek. Rrënja **διεχ** = **διέκω-διώκω**, shqip d j e k , ose u d j e k,gjith' ajo).

**Δηριάω** (prej së cilës fjalët Homerike **δήρις** , **δηρός** = i fortë. **Δηριάω** ose **Δηριάομαι** = duronj. Rrënja **δηρ** = dur gjithë ajo. Dhe fjalët Shqipe d u r i m , d o r o h e m, d u r u a r, d u r u ë s. **Δήρις** (Hom.), sinjifikon durimin e madh, qendrimin, luftën, zënjen, ose zihjen. **Δηριάομαι** sinjifikon edhé fjalët n d e s h em, l u f t o nj, b r i h e m).

**Δημός** (= gjâ e lyrëshme, unyrë, tëlynë, gjalp, dhjamë,ose vjamë. Edhé né kemi fjalënd h j a m – i, ose d h j a m ë - a , rrënja **δημ**, ose d h a m, po ajo).

**Δοκέω**dhe më fort përdoret personi i tretë i këtij verbi **δοκεϊ** = duket **δοκεί-μοι** = më duket. Rrënja **δοκ** ose shqip d u k = d u k j e, gjith' ajo, si edhé fjalët d u k j e , d u k u r, m ë d u k e t , i d u k s h e m etj.

**Δουπέω** (= godit, râf, bënj zhurmë. **Δοῦπος** = zhurmë. Né kemi verbin z h u p = raf. E z h u p a = e rava, u z h u p = u r a f, z h u p j e = rahje etj. një rrënjëse).

**Δούρειος** (Hom.), **Δουρήχϊος** ose **Δουράτειος** = i drujtë, prej druri. **Δουρήϊος Ϊππος** quhej prej Homerit ajy kali i d r u n j t ë, ku në barkun e tij brenda hipnë Odhyseusi me shokët, e hynë brenda mureve të Trojës dinakërisht, që kështu e gadhnuan. Po edhé né Shqip kemi fjalët d r û, i d r û j t ë etj. gjithë një rrënjese).

**Δράκων** ( = kulçedër, llamjë, shprohë, kafsh' e egër, mythologjike. Rrënja **δρακ**, që né kemi fjalën d r a g ua, luan etj.

**Δραπετείω** (**διδράσκω**, = ikinj me vrap, hikinj fshahtazi. Né kemi fjalën v r a p – i, ikje e shpejtë, v r a p o n j, v r a p t h i, v r a p j e etj.)

**Δρέπανο**ν ose **δράπανον** ( = drap-i, rrënja **δρεπ** ose **δραπ**, gjithë një rrënjëse).

**Δύη** (Hom. = poterë e keqje, mjerim, hidhërim. Rrënja **δυ**, ose **ξϋ** që edhé né kemi fjalën zî-zija, mbanj zî, kam zî, u shtî ose u mvesh në të zî. Gjith' ashtu fjalët i z î , e z e z ë = (i, e) mjerë).

**Δύω** (=zhyt, kryth në ujë, perëndonj, fut në ujë brenda, pas. **δύομαι,** paragoge[1] **δύσις** = perëndimi (i Djellit kur zhytet në ujë), **δύτης** = zhytës, krydhës etj. Rrënja **δυ** ose **ξϋ**. Né kemi fjalën z h y t , z h y t e m, gjithë po një rrënjëse).

**Δϖρον**, ose **Δωρεά** (= darovë, dhantî, dhuratë, peshqesh. Rrënja d o ose **δϖ** = jap, prej së cilës derivon fjala d o r e. **Δίδωμι** = jap. Né kemi fjalët shqipe d h u r a t ë, d h u r o n j, d a r o v ë, d a r o v i t një

---

**[1]paragoge ose epitesi = emër i vënë nga gramatikollogët e vjetër kur shtohet një zanore e vetme ose rrokja e tërë në fund të një fjale. Në greqisht παραγωγή, paragogí = prodhim (me që nga kjo shtesë prodhohet një fjalë e re. Nxjerrë nga Wikipedia)**

rrënjëse. Shif edhé fjalën d h ë n j e. **Δωρόομαι** (fjala shqipe dhuronj = jap dhuratë, gjith' ajo).

## E.

**Έαρ** (= verë, gjith' ajo fjala shqipe v e r ë , e cila ruan edhé bigamen "**ν**". **Έαρινός** = v e r o r – v e r o r e gjithë një rrënjese).

**Έρρω** (dhe më fort përdoret në imperativën **Έρρε** , = h i q ç p o r r u , si p.sh. **Έρρ' έσ κόρακας** = çporru në sorrat, çporru të të hanë sorrat ! Shqip kemi fjalën : a r r a t i s u , a r r a t i s, a r r a t i s e m a r r a t i, = mergim, shdukje, nga faq' e dheut si p.sh. a r r a t i s u p r e j m e j e t . Gjith' ajo rrënja **ερρ**, ose a r r).

**Έρσις** (neoellinisht **ίδρώς** = djersë. Rrënja **ερς** , ose **ν-ερς** me bigamën. Shqip d j e r s ë , ose d i r s ë d j e r s i n j , ose d ë r s i n j , gjithë një rrënjesë).

**Έγείρω** (= ngreh përpjetë, sforas, rrënja **γερ**. Shqip kemi fjalën g r e h – ose n g r e h. **Έγείρομαι** = ngrihem , **'εγέρξητι** = ngrehu etj. gjithë një rrënjëse).

**Έγχελυς**(= njalë, ose ngjalë, gjith' ajo fjala jonë n g j a l ë).

**Έγχος** (Homeri) = kamë, thikë, rrënja **εχ**. Edhè ne kemi fjalët **e h** = mpreh, thikën, kamën, briskun etj., gjith' ajo rrënjë e fjalë).

**Εϊκω** (= shtërmangun, kthehem mrapa, ikinj. Gjith' ajo fjala shqipe i k, i k i n j ,i k j e etj.).

**Είμί** (= jam. Rrënja **εμ**, gjith' ajo fjala shqipe j a m).

**Έλεημοσ-ύνη**(= lëmoshë, gjithë një rrënjesë l ë m o s h **λεημοσ** , një fjalë).

**Εἲρω** (= ndanj,shpërndanj, prej së cilës fjala **Ὀρός**. Nè kemi shqip fjalën i r ë[1] = kullim, si p.sh. i r a e d j a t h i t, l ë s h o n i r ë, e cila i r ë ë s h t ë g j i z a).

**Ἐλαία**(= ullîri , ose ullini. **Ἐλαίον** = vaj , ose val. Rrënja **β-ελ**,, gjith' ajo fjala jonë v a l ,ose v o ji. V a l o r e – V l o r e , = vend voji, ose val-i).

**Ἐλεϖ** (= jap lëmoshë, tregonj mëshirë. **Ἐλεος** = lëmoshë, mëshirë , **Ἐλεήμων** = mëshirues. Rrënja **ελ** me bigamë. Shqip kemi fjalët f a l , f a l j e , f a l ë s , f a l ë t or e ose f a l t o r e, vendi ku falin, ose ku falen, prej fjalëve f a l – f a l e m, lus adhuronj. **Ἐλεος** = falje, lutje: (fjala l u s , l u t e m kanë gjithë atë rrënje lè = leus-lus = **έλεϖ**, lusje, ose lutje = **έλεος**.

**Ἐλϰω** (= heq, tërheq, rrënja **ελϰ**, gjithë një me fjalën shqipe h e q).

**Ἐντέλλομαι** (= porosit, jap urdhër, jap lêje. Fjalët shqipe n d j e l l–k ë n d j e ll, janë një rrënjëse, sepsè fjala **'εντέλλομαι** ësht përbërë prej fjalëvet **Ἐν-τέλλομαι** , që rrënja është **τελλ**, një me fjalën n d j e l l = ndërsenj, tërheq me vehte, si p.sh. e n d j e l l , ose e k ë n d j e l l (qenin, kalin etj. të vijë pranë meje), në kuptimin e domethënjës i jap u r d h ë r , e p o r o s i t).

**Ἐπάω ( =** ep një sent, një hekur, një verigë kallaji, ose plumbi që epet, gjith' ajo fjalë Shqip e p, e p e m , e p j e).

**Ἐπάω** ( = ep, thyenj. Rrënja **επ** , gjith' ajo fjala shqipe e p , e p e m).

**Ἐπτω** (ose **Ἐπσω** = pjek, gjith' ajo fjala shqip p j e k).

[1] **irë = hirrë , hirra.**

**Έρπω**(= hiqem xvari si gjarpri. Rrënja **ερπ** , ose **γερπ** me bigamën.Nè kemi fjalën shqipe g j a r p ë r, ose g j a r p ë n , gjithë një rrënjëse).

**Έρχομαι**(= vinj. Pass.**Ήλθσν**dhe neohellen. **Ηρθα** = ardha.Pra fjala a r t h – d h i, ose e r d h a – e – i ka po atë rrënjë, sepse e fjalës **έρχομαι** rrënja është **ερχθ** , prej së cilës është shdukun shkronja **θ** , si ngjet në shumë verba greke, porse shqipja e ruan edhè këtë germë, ku duket më mirë në të shkuarin (definit) e r d h a - e r t h – d h a dhe e r t h – d h i, ku ruhet germa **θ** = th).

**Έχω** (= kam. Rrënja **χε** ose **κε**, ku duket më mirë në paragoget **κτημα – κτήσις**, kamje, pasje, pasuni, pronë, si edhè në verbin **χτάομαι – κτωμαι**, = kam, përfitonj, zotnonj. Fjala, ose folja Shqipe k a m , është po një rrënjese me rrënjën **χε**, ose **κε**).

**Έίφραίνυμι**(përbame prej **Έί-φραίνυμι** = gëzohem, shkonjë kohën, bënj qef. Edhè nè kemi fjalën d ë f r e n j , d ë f r e h e m , d ë f r i m).

**Έϊργω** ( = mbyll në burg, ose në nji vent të mbyllur. Rrënja **Βειργ** me bigamën, që është gjith' ajo shqipe b u r g , b u r g o n j , ose b u r g o s).

## Z.

**Ζαμενής** (Homer) = njeri i rëmbyer, z ê m b r a k , hidhnak, rrënja **Ζαμ** ose **Ζαμεν**. Nè kemi fjalën z e m b e r, z e m b r a k , z e m b r o h e m.

**Ζεύγνυμι** (= ju vè qevet zgjedhën për të lëvruar token. Prej kësaj derivojnë fjalët **Ζεύγος** = palë, çift, **Ζευγίτης** = bulku që lëvron arën. Rrënja **Ζευγ**, fjalët shqipe z è , z h u g ë).

**Ζέω** (= zjenj, valonj, vè në zjar ujë të nxehet. Gjith ajo fjala shqip z j e n j , ose z j e j = nxeh).

**Ζήλος** (= zell, rrënja **ξελ** , gjith' ajo fjala shqipe z e l l , z e l l i).

**Ζημιόω** (= bënj dëm. Rrënja **ξημ** gjith' ajo fjala shqipe d ë m , ose d a m , d a m t o j , d a m t o j , d a m t i m).

**Ζόφος** (= erësirë, të mugtit, zî. Gjith' ajo fjala shqipe z î – ja , i zi , e z e z ë).

**Ζωγρέω** (= zè, ose kap një gjë të gjallë, një shpez, një shtazë. **Ζωγρεύς** = ajy që zè një gjë të gjallë, një shpez, një ljepur, dhelpër etj. Nè kemi fjalën z a g a r – i dhe fjalën z è , z u r a , gjith' ato fjalë **Ζωγρέω, Ζωγρεύς**).

## Θ.

**Θάλασσα** ( = det. Shqip kemi fjalën t a l l a s – z i gjith' ajo).

**Θάω** pass. **Θάομαι** (= deh, dehem, pijem. Rrënja **Θα** neol. **μεδάω-ω** = dehem, **μέθη** dehje **μέθυσος** i dehun, i pîjshem, pianec,sarhosh).

**Θεάομαι** që është po ajo fjalë **Θίς** (= shoh, verrenj. Fjala Shqipe s h o h, ose s h o f).

**Θερίξω** (= korr. Rrënja **Θερ**. Né kemi fjalën t h e r r = pres, shkurtoj, korr, gjithë një rrënjëse)

**Θέω** (= ec me shpejti, vent, breth me vrap. Edhé né kemi fjalën Shqipe t h y ej, si p. sh. t h y e j t a t ë p j e t ë n , ose teposhtën, t h e v a p o s h t ë = brodha me vrap tatëpjetë, ose teposhtë etj.).

**Θήγω** (= përkas, fjala Shqipe ç i k, e ç i k u , i ç i k u r.

**Θίς-νός** (= buzë deti, ose anë deti, zall, brek deti. Tjetër kuptim ka rerën, ose rânën e detit dhe baltin që le një lumë, ose një përrua

kur shterron. Por edhé né kemi fjalën t i n ë = balt' e mbetur mbassi kullon uji. Themi p.sh. Q u a r i u b ê t i n ë, r r u g a ë s h t ë t i n ë p r e j b a l t i t e n u k k a l o h e t etj. etj.

**Θλάω** (= thuej, këput në mes. Thohet edhé **θραύω** thyej, gjith' ajo fjala Shqipe t h y e j, t h e v a).

**Θόλος** (= arg, kubí, gjë e thellë. Shqip kemi fjalët t h e l l ë, t h e l l ë s i, t h e l l o n j etj. Rrënja **θολ** = thell.

**Θρίπτω** (= Thërmoj, bënj thrime. Shqip kemi fjalën t h ë r m o j **θρϋμμα** = thrime, **θρίμματα** = t h r i m e t d.m.th. gjith' ajo fjalë).

**Θίελλα** (= mot i keq, furtunë, shakullinë, tufan, mërlân. Po edhé né kemi fjalën t h ë l l i m, po një rrënjese).

**Θυμίαμα** (= tym temjani. Rrënja **θιμ** por edhé Shqip kemi fjalën t i m , t y m (tymonj) tym-njan (temjan) etj. gjithë një rrënjëse).

**Θύρα** (= derë. Rrënja **θυρ**, që është gjith' ajo fjala shqipe d e r a shumës d y e r (dyer-a = dera, dyert).

**Θύς – Θυός** , ose **Σύς – συός** (= thiu, derri, gjith' ajo fjala shqipe t h í – t h i u).

## I.

**Ίημι**(= shkonj, vete, ecënj. Né kemi fjalët v i n j , v e t e etj. ku ruajm edhé bigamën **υ**).

**Ίκνέω** dhe **ίκνοϋμαι**, **άρικνϋμαι** = harinj, mbrinj. Né kemi fjalën i k i n j me kuptim të kundërt.

**Ίππείω** (= hipinj mbi kalë, rrënja **ίππ, ϊππος** = kali. Gjith' ajo folja shqipe h i p, h i p i n j, h i p a etj.).

# K.

**Κακία**(= e keqe, ligshtí. Fjala shqipe k e q, i k e q, e k e q j e, k e q s í, **κακός, κακύς** = i keq, keq, gjithë po një rrënjëse).

**Καλέω** (= thres dikënt me embër që të afrohet, i vê embrin, ftonj, grish. Né kemi fjalët q u a n j, k l u a n j).

**Κάπετος** (= kopsh, bahçe. Fjala shqipe k o p s h t).

**Κάρα** (= kryet, koka, rrënja k a p ; që shqip kemi fjalët k ë r y e, ose k r y e,k ë r – e s ë, ose k r e s ë).

**Κάρφος**(= drû i vogël, leverzhgë druni, luspê. Fjala shqipe s h k a r p ë).

**Κείρω** (rrënja **κεθ-ρω-κείρω** = pres flokët, qeth. Gjith' ajo fjala shqipe q e t h, q e t h e m, q e t h u r, që edhé illyrët përdornin fjalën k e t h = q e t h, q e r o nj).

**Κέλης** ( – **Κέλητος** = kalë – kalit, gjith' ajo fjalë).

**Κέλμις**(= çun' i vogël, i mitur. Fjala shqipe ç i l i m i, k a l a m a).

**Κερχνός** (rrënja **κερχ** ose **κιρχ** , **Κέρχω** ose **Κίρχω** = jam i ngjirër, më është zën zëri, **Κέρχομαι** = ngjirem, **Κέρχ-ν-ός** = i ngjirur. Pra, fjalët shqip n g j i r, n g j i r e m, n g j i r u r ,kanë po atë rrënjë g i r, ose g i r g = **κιρκ, κερκ** gjith' ashtu).

**Κέω**(= shkoj me fjetë, shtrihem në shtrat, qetsohem. Më parë (dorisht) ka qenë **κέτω**, rrënja **κετ.** Që këtej derivojnë fjalët **κοίτη** = shtrat, krevat, kariollë, shtrat lumi etj. gjith' ashtu fjala **κοίτος** ka po atë kuptim. Né kemi fjalët shqipe q e t ë, q e t s i, q e t s o h e m, q e t o j etj. që janë po një rrënjëse).

**Κηράω** edhé **Τηράω** (= shoh me verejtje. Né kemi fjalët q y r, ose k q y r, q y r j e,ose k q y r j e).

**Κηρός** (= qiri, gjith' ajo fjala shqipe k i r i).

**Κίρκος** ose **Κίκλος** (rrënja **κιρκ**. Shqip kemi fjalët q a r k , q a r k o n i, q a r k o h e m ,q a r k u l l o n j etj.

**Κίων** (= qên , gjith' ajo fjalë shqipe q j ê n , q ë n – i).

**Κινϖ**(= lëvis, gërgas, zhigat. Fjala shqipe c ë n o n j , c ë n u a r , c e n i m , c ë n o h e m)

**Κιρκόω** (= lith rrokull, mbështjell, qarkonj. Fjala q e r t h u l l , q e r – k – t h u l l është po një rrënjëse, vegla d.m.thënë që mbështjell fijet e leshit, linit, ose pambukut,r o d h a n i).

**Κιχάνω** (= gjenj, stërdit, që është gjith' ajo fjala shqipe g j e n j , ose g j ê j , rrënja **κιχν**).

**Κλάξω** (= thres, bënj zhurmë. Shqip k ë l t h a s , k l i t h).

**Κλάω** (= thyenj, pres më dysh, coptonj. Né kemi fjalën o k l l a g í , ose o k l l a g j í = stapi, ose drun' i lëmueshëm që hapë petët e lakrorit).

**Κλέις** (= çelësh, kyç, klyç. Gjith' ajo fjala shqipe k l y ç ).

**Κλέω** (= qanj. Fjala shqipe k l a n j , k l a v a ose q a v a , k l a r ë ose q a r ë gjith' ajo).

**Κλήθω** (= thras, bërtas. Fjala shqipe k ë l t h a s, gjith' ajo rrënj **κληθ**- k ë l t h).

**Κλώθω** (= rí e ngroh vezë. Né kemi fjalën k l l u k ë (pula që ri mbi vezët e i ngroh për zogj) k l l u k e t ose k l l o ç e t).

**Κνήμη** (= shalë, këllk. Né kemi fjalën K ë m b ë,

kënbë. Rrënja **Κνημ** , d.m.th. me anastrofën[1] e gërmavet **νη** në **ην**).

**Κόθορνος**(= një farë çizmet me rrotullame që mund t'a mbathë ç' do këmbë. Hellenët e vjetër me fjalën **κόθορνος** nënkuptonin njerinë me dy palë faqe,mikun e gjithë botës d a l l k a u k u n Neohellenisht përdoret fjala **κοθόρνι** = mësalla me dy palë faqe, njeri hypokrit, i keq, klyracak.Né kemi fjalën k o t h ë r që sinjifikon rrotulloren e shoshes, ose të cigarishtes (pipës, çibukut). Po kemi edhé fjalën k o t h e r e = buk' e ftohtë. Në fshatrat e Dangllis përdoret fraza k o t h er e e k e q e për një njeri që shkon nga të dy anët, që u bën qefet kujdo, d.m.th. që është si një mësallë me dy palë faqe, sepsé shkon ku e si t' ja kërkojë interesi).

**Κοιμάω** (= vé në gjumë. Né kemi fjalën sh. G j u m ë).

**Καΐξω** (bërtas si derri. Edhé né kemi fjalën k o j i s , k o j i t, ose k u j i s si p.sh.: k u j i s i n d e r r a t e sidomos klyshët e derravet. Fjala k u j i s , ose k u j i t , k u j i s është po ajo me fjalën **κόΐξω**).

**Κομπέω** (rrënja **κομπ** = i bije kumbonës. Né kemi fjalët shqipe k u m b o n j , k u m b o n ë = kampanë, rrënja k o m p).

**Κόραξ** (= korbi, sorra. Një me fjalën **κόρξ**).

**Κόπτω** (= pres, këpus : **κόπτομαι** = prishem, këputem , gjith' ato fjalët shqipe k ë p u t, k ë p u t e m).

**Κορρένυμι** (= nginjem, ngopem. Né kemi fjalët k o r r ë = nginje, të nginjur, ngopje.I p a – k o r r ë t, aj, ajy që nuk nginjet, lufaqi, gjithë një rrënjese).

**Κόρση** (= flokët e kokës, gërsheti. Fjala g ë r s h e t – i është po ajo fjala **κόρση**).

**Κοτέω** , neohell. **κουτάω** = marr kurajo, kuxoj.Rrënja **κοτ**. Shqip kemi fjalët k u d – z o n j, k u x o n j , k u d z i m , k u x i m etj. që janë një rrënjëse).

---

[1]**anastrofa nga greqishtja ἀναστροφή (anastrophē) = inversion, përmbysje, kthim në drejtim të kundërt, ndrrim vëndesh, p.sh. mbajtëm - mbajtmë etj.**

**Κοτέω** (= bjerr kohën, sorollatem, rri plogët. Né kemi fjalët Shqipe k o t (më kot, shkon kot, rri kot) dhe verbin k o t e m , rri pa punë, bjerr kohën, rrënja gjith' ajo **κοτ**).

**Κοτύλη**(= gropë e vogël që bëjnë djelmt për të lojtur me ruza, ose arra. Shqip kemi fjalën kotel (Malsi e Shkodrës).

**Κρέω** (= krijonj, aratis, që edhé né kemi fjalët k r i j o n j , k r i j e s ë, k r y e n j , k r y e r . Zoti kreu, ose krijoj Botën).

**Κρουνός**, ose **Κρήνη**( = krua, çezmë. Gjith' ajo fjala shqipe k r u a , k r o n i).

**Κρυόω** (= mërdhinj, kam ftohtë, ngrinj. Pra, fjalë k r i j , ose n g r i j është gjith' ajo fjala **κρυόω**, prej së cilës derivojnë fjalët neohellenike **κρύο** = ftohtë **κρύος** , i, e ftohtë **κρυάδα**, **κρυαρός**, etj).

**Κτίξω** (= ndërtonj, ose ngreh mur. Né kemi fjalën k t h i s = m u r i).

**Κϋμα**(= lajm i keq, mandatë vdekjeje, rrymë e fortë, zvalë, tallos. Fjala shqipe g j ë m ë, si dhe fjalët g j ë m o j , g j ë m i m etj. rrënja **κυμ** ose g ë m).

**Κύπη** ose **Κύπελον** , (rrënja **κυπ** = kupë, gotë. Né kemi fjalët k u p ë , q y p, që janë po rrënja e fjalëve **κύπη** , **κύπελον**.

## Λ.

**Λάθω** , ose **λανθάνω** (= gabonj. Prej kësaj derivojnë fjalët **λάθος** , **λαθεύω** =gabim, gabonj. Në shqip kemi fjalët l a t h i t ose l a j t h i t , l a t h i n j , ose l a j t h i m, gjithë një rrënjet).

**Λάκκος** (= gropë e thellë, me ose pa ujë. Shqip kemi fjalën l a k = ujit, vadit, potis. L i q ê n = gjol, l a k - l a k u = gropë ku ngrehin çargje për me zënë zoq, ose shtâza të vogla, l a k = kurth. Rrënja gjithnjë **λακ**).

**Λάπαδον** , ose **λάπατον** (= lëmpjetë, lakër. Fjala shqip l ë p j e t ë , ose l ë m p j e t ë , rrënja **λαπ**).

**Λάπτω** (= ha me ngutsi, ha me lakmim, si i paparë. Shqip kemi fjalët l l a f i t , l u f i t , k o l l o f i t që janë një rrënjet e të një domethanjeje).

**Λάσιος** (= leshtor, njerí, ose shtâzë me lesh. Shqip kemi fjalët l e s h, l e s h t o r gjithë një rrënjëse).

**Λάσκω** (= bërtas fort, ulërinj. Nè kemi fjalën l e h , si p.sh. q e n i l e h, gjithë një rrënjet).

**Λάχνη** (= lesh, gjithë një rrënjëse. Rrënja **λαχ-σ-νη**).

**Λάω** (= shof për së largu. Edhè nè kemi fjalët l u a r , ose l j û a r = dragat, poljak, vreshtar).

**Λείριον** (= një farë lule që mban erë të mirë. Shqip kemi fjalën l a r – l a r i = dafinë).

**Λείχω** dhe neohell. **γλίφω** ( = lëpinj, me zevëndësimin e germës **χ** në **ρ**, d.m.th. po ajo fjalë).

**Λέκος** (= lëkurë. Rrënja **λεκ**. Shqip kemi fjalën l ë k u r ë po një rrënjëse).

**Λέπορις** (= lepër. (Eolikisht). Fjala shqipe l e p u r , ose l j e p u r, ljepurat gjith' ajo).

**Λέχος** (= martesë, shtrat martesor, bashkëshort. Prej kësaj derivon fjala **λεχώ**= l e h o n ë, grua që posa ka lindur një fëmijë. Nè kemi fjalët shqipe l è , ose l e h , l i n d , l e h o n ë që janë gjithë një rrënjëse e një kuptimi. Rrënja gjithë ajo l e h).

**Λέχος** (= kurth, grackë. Shqip kemi fjalën l a k ose l a k t h = kurth, rrënja **λεχ** ose **λεκ** = lak, gjith'ajo).

**Λίνος** (= lî-liri, ose lini, gjith' ajo fjala shqipe l i n i, i l i n j t ë t ë l i n j t a etj.).

**Λιώτω**(= kërkonj, dëshëronj, kërkonj lëmoshë, që edhè nè kemi fjalët l i p ë s , ose l y p ë s, l y p, l i p , ose l i p i n j , l i p j e ose l y p j e, gjithë një rrënjet).

**Λίττομαι** , ose **Λίσσομαι**(= adhuronj Zotin. Fjalët shqipe l u s, l u s j e , ose l u t j e , l u t e m , gjithë një rrënjëje).

**Λοιγος** (= shkatrim, prishje, vdekje. Homeri përmend **λοίγια έργα** = punë të këqija. Edhè nè kemi fjalën shqipe i l i k , e l i g ë , p u n ë t ë l i g a , që kanë po atë kuptim).

**Λούω** = (pass. **Λούομα** = lanj , l a h e m , gjith' ajo fjalë. **λουτρόν** , ose **λουτήρ** = lajtore, banjo, gjith' ajo rrënjë).

**Λυγνός** (= i ligur, i thatë, i mbarumun. Rrënja **λυγ** që edhè nè kemi fjalët shqipe (i, e) l i g u r , l i g, ose l i k = i sëmurë, l i g o s h = thatanik, i mbarumun, gjithë një rrënjet).

**Λύκος** (= gjith' ajo fjala shqipe u l k – u l k u).

**Λύμη** , ose **λίμα** , prej të cilave derivon edhè fjala **λείπος** = dhjamë , **ρύπος** = zgjyrë, lyrë.Po edhè kemi fjalët shqipe l y m ë, t ë l y m ë, ose t ë l y n ë , l y r ë , l y r o s , l y r o s e m etj. që janë gjithë një rrënjëse e një kuptimi).

**Λύω**(= zgjith, çlironj, lè të lirë. Edhè nè kemi fjalët , l è l i r ë l i r o n j , l ë s h o n j , gjithë një rrënjëse).

## M.

**Μακκοάω** (= flas ç'më vjen, budallina, flas pament. **Μάκκωδις** = budallí. Edhè nè kemi fjalën shqipe m e k ë (i) = budallë, i humbur, i çmendur, gjithë po ajo fjalë hell. **μάκκος**).

**Μάω**(= dëshëronj fort. Nè kemi fjalën m a l l ë – i = dëshir' e fortë; m ë z è m a l l i , k a m m a l l etj.).

**Μάω , Ματέω , Μαν-σ-θάνω** = mësonj, jap mësim. Prej këtyre derivon fjala Μούσα , Μούσοι (Zânat). Nè kemi fjalët m ë s i m m ë s o j , m ë s u e s , m e n t , m e n d j e etj. gjithë një rrënjëse).

**Μανία** (= marrija, marrzija. **Μαίνομαι** = marrohem, ose m a r r o s e m , (i , e) m a r r ë etj. gjithë një rrënjese).

**Μαραίνω** dhe pass. **Μαραίνομαι** = fishkem, ose vyshkem. Illyrët thoshin M a r a s = vdekje, zî. M a r a s m à = mbajë zî. Gjithë një rrënjëse).

**Μάσσω** (= mbleth, mbshtjell, palos. **Μάκτρον** = rizë, peshqirë. Nè kemi fjalën m ë s a l l ë – a , po një rrënjëse).

**Μαστήρ** (= ajy që rren, që mashtron, mashtruesi. **Μαστρέω** = mashtronj, gjith' ato fjalë shqipe m a s h t r i m , m a s h t r o n j , m a s h t r u ë s etj.). Po kemi edhè fjalën m a s h t a r = mashtruej).

**Μείξων** (= i math, më i math. Rrënja **μεγ** ose **μεδ** = madh, gjith' ajo fjala shqipe, i madh, e madhe, madhor, madhni, madhshti, madhosh etj.).

**Μείων** (= i metë. Rrënja **με** , që nè kemi fjalën shqipe (i, e metë) = i mangut, si edhè fjalën m b e t ë prej foljes m b e t - e m , sikur se duket edhè në fjalët hellen. **μειόω** = voglonj, lè të mbetë, të mangut , **μείωσις**, **μείον** = vogëlim, mbetje etj. Po nè kemi edhè fjalën m e j , ose m e h (Kosovë, Tiranë, Elbasan) = mbetem, shterron, si p.sh. m e h u u j ë t = shterroj uji, ose k y p u s s' m e h k u r r ë = s'mbetet kurrë pa ujë, nuk shterron kurrë, që rrënja është gjith' ajo **με** , ose m b è).

**Μέλι** ( mjalë, gjith' ajo fjala shqipe m j a l t ë).

**Μέλισσα** , ose **Μέλιττα** (= bleta ose mbleta. Rrënja **μελ-ι** = mjaltë. Edhè nè kemi fjalën një rrënjese b l e t a (meleta) , ose m b l e t a , ë m b ë l , ë m b ë l s s i etj.).

**Μένω** (= mbetem, rri mprapa, vonoj. Nè kemi fjalët m ë n o n j , m ë n o h e m, m e n j = mbetem prapa, vononj, që janë gjithë një rrënjet).

**Μέση** (= mes, mezi, **μέσον** = mes, mjet, gjithë një fjalë).

**Μέτρον** (= matje. **Μετράω** = mat. Rrënja **μετ**. Edhè nè kemi fjalët m a t , m a t j e ose m a s j e , m a t u r , m a s ë etj. gjithë një rrënjëse).

**Μήλον**(= m o l l ë , gjith' ajo fjalë).

**Μήν** (= muaj , gjithë një rrënjëse).

**Μήνις**(Hom.) = m ë n i , ose m ë r i , që është gjith' ajo fjalë.

**Μήστωρ** (= mjeshtër, ustah , zejtar. Gjith' ajo fjala **μήσωρ**).

**Μήτις** (Hom.) = ment, kuptim, njeri i ushtruar, njeri me experiencë, i zgjuar. Nè kemi fjalën m i t a r , m i t a r ë , njeri ose grua e ushtruar, ose e zonja për një veprim.Themi:T h e l l ë z a m i t a r e = thëlleza e zgjuar e aftë për me kndjellë thëllëzat e tjera për t' u rënë ose për t' u zënë në kurth nga an' e gjujtarit).

**Μοίτος** (= dhuratë, darovë, dhuntí, hir. Nè kemi fjalët shqipe m i t ë = dhuratë e pa-ligjshme, p.sh. j a p m i t ë , ose mori si m i t ë = mori një dhuratë illegale, që janë një kuptimi me fjalën **μοίτος**).

**Μόρος** (Hom) = vdekja. Nè kemi fjalën m o r t – i , ose m o r t j a).

**Μοχλός** (= llozi. Fjala përbëhet prej fjalëve **μοχ-λος** , prej së cilavet, fjala **μοχ** = mundim, shtyrje, por fjala tjetër është fjala shqipe l l o s – z i , mandalli , ose shuli, që i vemë dyerve prapa kur i mbyllim për siguri).

**Μόχθος**= mund-i , edhè verbi **μοχθέω** = mundem. Shqip kemi fjalët m u n d ,m u n d e m , m u n d o n j , m u n d o h e m , m u n d j e (smundje) , m u n d ë s i , m u n d i m etj. etj.).

**Μΰλος** (= mullí. Rrënja **μολ** , gjithë një rrënjese me fjalën m u l l í , prej së cilës kemi fjalët b l u a n j (mlluanj , bluaj) b l u a r , ose b l u e m (mlluem = i shtypur në mullí ose me anën e mullirit).

**Μΰς** (= miu , mini , po ajo fjalë shqipe m î – m i n i).

**Μΰω** (= myll, ose mbyll sŷtë, gjith' ajo fjala shqipe m b y l l).

**Μΰρω** (= mjeronj, qanj, vajtonj. Pass. **μΰρομαι** = mjerohem. Nè kemi fjalët m j e r ë , m j e r i m , m j e r o n j , m j e r o h e m , që janë gjithë një rrënjëse **μυρ-μειρ** = mjer-ë).

**N.**

**Ναΰς** (rrënja n a = anije. **Νέω** = lundronj, **Ναύτης** = detar. Gjith' ajo fjala shqipe a n i j e. Po kemi edhé fjalët n o t = bije më not, n o t o n j etj.).

**Νέμω** (= ndanj. Né kemi fjalët n e m = jepmë, ndanj, ndahem. **Νομή** = kullotë).

**Νήπιος**, **Νήκιον** (= i mitur, i vogël. Né kemi fjalën shqipe n i p – i).

**Νίξω** (= fillonj. Fjalët t' ona n i s , n i s e m, n i s j e etj.).

**Νύμφη** (= nuse, gjithë një rrënjëse).

**O.**

**Όδοΰς**(= dhëmp, gjithë po një fjalë e një rrënjë).

**Όδύνη** (= dhimbje, **Όδύνω** = dhemb, ndjenjë dhimbje. Gjith' ato fjalë shqiped h e m p , d h e m b je d h e m b u r í, etj.

**Όϊξυς** (Hom.), i zi, i nxirë, i mjerë, i dhimbshëm, i mëshirshëm. **Όίξυρος** = gjithashtu me ato kuptime. Né kemi fjalët z î , i z i - u e z e z ë etj. po një rrënjëse).

**Οίυος**(= venë, gjithë një rrënjet).

**Οϊχομαι** (= ikinj, largohem. Rrënja **οιχ**. Né kemi fjalët i k i j , i k j e etj. po një rrënjëse).

**Όκέλλω** (afrohem pranë tokës. Né kemi fjalët q e l l e m, s i l l e m, vinj rrotull, ndalohem, gjith ajo rrënja q e l l = **κελλ**).

**Όλισδαίνω** (= rëshqas, sqash, shklas. Rrënja **λισθ**. Gjithashtu né kemi fjalët r ë s q a s ose s h k l a s ku r-ja transformohet me l-në, si ngjet shpesh herë).

**Όλολύξω** (ulëronj, gjith' ajo fjalë. **Όλολιγμός** = ulëritje etj.).

**Όμύχλη** (= mjegull. Rrënja **μυχλ** , që né kemi fjalët shqipe, m j e g u l l , ose m j e r g u l l , po një rrënjëse).

**Όνειρον** (= ândërr. Fjalët â n d ë r , a n d ë r i m , a n d ë r o n j etj., kanë po atë rrënjë , **ονρ** a n r , a n d r).

**Όράω** (= shoh, verenj[1], kqyr. Rrënja **ορ** ose **βορ**. Né kemi fjalët v r e n j, ose v e r e n j, v r e j t j e, v r o j t m etj. ku ruajm edhé bigamën).

**Όργάω** (= punonj, ose livronj tokën. Vepëronj me fuqi. **Όργανον** = vegël punimi.Né kemi fjalën v a r g ë r, gjithë një rrënjëse me rrënjën **οργ** ose **βοργ**).

**Όρμάω** (= sulem, vrulem, turrem pass. **όρμάομαι**. Né kemi fjalët t u r r , t u r r e m. Turmes (**Ἑρμή** Mercurius). T u r r s i n j (Turrenë) t u r r ë etj.).

---

**1 Në Shkodër përdoret fjala "oroe" që shqiptohet "orëë" (me ë të gjatë ku bie dhe theksi). V.O. = veni oroe, ose vini rè.**

**Ὀρφανός** (= i mjerë, i vorfën, jetim. Rrënja **ορσ** ose **βορφ**. Né kemi fjalët v o r f ë n, ose v a r f ë r, v o r f n í etj., që janë gjithë një rrënjëse).

**Ὀσπήτιον** (= shtëpi. Rrënja **σπετ**, që né kemi fjalët s h t ë p i , ose s h p í , s h t ë p i j a k etj., po një rrënjëse).

**Ὀστοΰν** (=asht[1], po ajo fjalë).

**Οδαί !** = mjerë, si mjerë ! Ne kemi fjalën o j í ! )

**Οΰας ,** ose **οΰασ ,** (Hom.) = vesh, gjith' ajo fjalë **Οΰςώτός ,** gjithashtu v e s h , e cila ruen edhé bigamen).

**Οΰδας**(Hom.) **Ὀδός** (atik). = udhë, gjith' ajo fjalë).

**Ούρανός** (= Qielli, rrënja **ούραν** , ose **βαυραν**. Né kemi fjalët shqipe v r a n j,ose v r a j,v r e j t e m (vrânet Qiella) , v r e j t u n etj. gjithë një rrënjëse).

**Ούτάω** (= godit. Rrënja **ουτ** ose **γουτ**. Né kemi fjalët g o d i t , g o d i t e m ,g o d i t u r , g o d i t etj. që janë gjithashtu një rrënjëse).

**Ὀψ-όπός** (= pamje, fytyrë, **όποωα** = pashë, shëkova, **όψις** = pamje. Rrënja **οπ**. Edhé né kemi fjalët p a v a , ose p a s h ë , p a m j e , i p a r ë = ajy që shifet etj. gjith një rrënjët).

## **Π**.

**Παίω** (= godit. Gjith' ajo fjala b i j e = godit, raf me zëvendësin e **Π**-së në **β**).

**Παλάμη**(fjala shqipe p ë l l a m b ë, po ajo).

---

[1]**asht = kockë, eshtër.**

**Πάλλω**(= tunt, los në erë, në vrenglim. Rrënja **παλλ**. Né kemi fjalët shqipe p a l l a = kordha, shpata, edhe verbin p a l l, si p.sh. p a l l i[1] g o m a r i).

**Πάσχω** (= pësonj, vuanj. Rrënja **παδχ**. Fjalët shqipe p ë s o n j , p ë s i m etj. kanë po atë rrënjë).

**Παύω** (= pushonj, **παυομαι** = pushohem, **παῦος** = pushim, po ajo fjalë).

**Πέλαγος**(= pellk, det i hapët. Rrënja **πελγ.** Dhe fjala jonë p e l l k - g u , ka gjithashtu atë rrënjë).

**Περαίνω** (= jap funt. Rrënja **περαν.**Né kemi fjalët p r a n j = pushonj, m b a r o n j, që janë gjithë një rrënjet).

**Πίνω** (= pí. Sanshkr. e Illyr. p î , gjith' ajo rrënjë **πι**).

**Πιώτω** (= bije, rëzohem poshtë. Gjith' ajo fjala b i j e me zëvendësim të shkronjës **π** në **β**).

**Πίοτς** (= besa. **Πίοτείω** = besonj. Rrënja **πις** = bes, prej së cilës fjalët b e s a ,b e s i m , b e s o n j etj.)

**Πλήϑω** (= mbush plot, rafsh. Né kemi p l o t që është gjith' ajo rrënja **πληθ** , ku shpesh herë **τ**-ja bëhet **θ**)

**Πλήρης** (= plot, i plottë. Gjith' ajo fjalë)

**Πλήττω** , ose **πλήσσω** (godit, çik, përplas. Né kemi fjalët p l a s, p ë r p l a s , p ë l c a s , ose p ë l s a s, gjithë po një rrënjëse).

**Ποιέω** (= bënj. Gjith' ajo fjala b ë j , ose b a j ë , ku **π**-ja zëvendësohet me **β**-në).

---

[1] **pàlli (me pëllitë) = pëllet**

**Πόνος** (= punë, dhembje, mundim. Né kemi fjalët p u n ë , p u n i m , p u n o n j etj. që janë të gjitha një rrënjëse).

**Πραΰνω** (= zbut, pushonj një dhëmbje. Né kemi fjalët p r a n j = pushonj, s' bënj zë, hesht,p r e h e m p r e h j e etj. po të asaj rrënje).

**Πρήθω**(= prish, shkatronj. Rrënja **πρηθ**. Né kemi fjalët p r i s h , p r i s h j e ,p r i s h u n , etj. gjithë të një rrënje).

**Πρίω** (= sharonj, **πρίων** = sharrë. Né kemi fjalët p r e s , p r e s j e , p r i t e m ,p r e r ë etj. gjithë një rrënjëse).

**Πυνθάνομαι**(= pyes që të mësonj. Rrënja **πυνθ** ose **πυσθ**. Né kemi fjalët p y e s , p y e t j e etj. ).

**Πτύω** ( pshtynj. Rrënja **πτύ** , gjith' ajo fjala p s h t y n j).

**Πνργος**(= kullë , c h a t e a u. Fjala shqipe b u r g).

## **P**.

**Ρά** (pra, prandej (Hom.). Né kemi fjalën p r a , që përbëhet prej p ë r – r a = pra, gjith po ajo fjalë).

**Ράθυμος**(= i plogët, tempel. Né kemi fjalën i r a t h ë t , e r a t h ë t etj. gjith po t' asaj rrënje **ραθ**).

**Ραίω** (**ραίω** = godit, raf, bënj të keqe, shtyp. Rrënja **ρα** d.m.th. fjala shqipe r a h ose r a f, r a h j e , ose r a f j e etj. gjithë një rrënjëse).

**Ράκος** (Hom.) = zhele, reckë, raqe që edhé fjala shqipe r a q e, r a q e t etj. janë gjithë një me fjalën **ράκος**).

**Ράχις**(= kurriz mali, majë mali. Krahaso fjalën k r a h-h u).

**Ρέγχω** (rrënja **ρεχ** ose **ρεγ**, që shqip themi r e k o j, r ë n k o n j , r ë n k i m , r e n k u a r etj. gjithë të një rrënjet).

**Ρέω** (= rrjeth. **Ρεῦμα** = rrjedhje , **Ρεῦσις** = derdhje etj. Fjala shqipe rrjeth është gjith po ajo).

**Ρίξα** (= rrënjë, rrajë. Gjith' ajo fjala shqipe r r ë n j ë. Po kemi edhé verbin rí = qendronj, ze vent, ulem).

**Ρόμβος** (= pylkë, gozhdë druni që puthitet rrafsh, një farë vegle drunit në formë rrumbullake. Shqip kemi fjalët r r u m p , r u m b u l l, po të asaj rrënje).

**Ρομφαία** (= rrufé, një farë shpatet të gjatë të kohës së Israelitëvet. Rrënja **ρομφ**. Shqip kemi fjalën r r u f é , ose r r f é, po një rrënjet).

**Ρύτις** (= rudhë, zhubër. Rrënja **ρυτ**. Fjalët t' ona r u d h ë, r u d h u n , r u d h a k, etj. kanë gjithë po atë rrënjë.

**Ρύομαι** (= ruanj, vështronj, mbronj. Né kemi fjalën r u a j , r r ë n j a **ρυ** = ru gjith' ajo).

## Σ.

**Σατανάς**(= djall, i mallkuar. Sanskrit. S e t a n si edhe Thrakisht = djall. Gjith' ajo fjala shqipe s h e j t a n).

**Σϑέννυμι** (neohell. **σϑύω** , **σκύνω.** Shqip kemi fjalën s h u a j, gjithë një rrënjëse).

**Σείω** , ose **σέω** (= tunt, shkunt, shinj në lëmë. Rrënja **σε-σει**.Shqip kemi fjalët s h i n j (grurin etj.) s h i r ë etj. po një rrënjëse. Kemi edhé verbin grek **σήθω** = shkunt, shosh, që shqip kemi fjalët s i t , s i t ë , s h o s h , s h o s h e etj.).

**Σέλας** (= shalë kali. Gjith' ajo fjala shqipe s h a l ë. Po kemi edhé fjalën tjetër **σκέλος** = shalë (gjymtyrë trupi), **σκελιξω** = shalonj, kapërxenj me hapa shalësh. Rrënja s h a l = **σκέλ** , ose **σελ** , po ajo).

**Σήμα** (= shënjë, shënim. Rrënja **σην-μα**. Né kemi shqip fjalët s h ë n j ë , s h ë n o n j , s h ë n i m etj. që rrënja e tyne është s h ë n, gjith' ajo rrënja **σην**).

**Σίνος** (= mungesë,cen. Rrënja **σιν** . Shqip kemi fjalën c e n, gjithë një rrënjese. **Σίνομαι** = bënj dëm, damtonj të drejtat e tjetër kujt, cënonj një të drejtë. Edhé né kemi fjalët c e n o n j , c e n o h e m , c e n i m , c e n u a r , etj. që janë një rrënjet e një kuptimi. **Ἀσινης** = i pacënushëm etj.).

**Σκόπελος**(= shkëmp deti, ose gur i math, që ka zënë rrënjë në ujë, ose afër zallit. Rrënja **σκοπλ** , Thrakasit i theshin S k e m e l , që fjala Shqipe s h k e m p është po aj me atë kuptim).

**Σπάθη** (= shpatë, rrënja **σπαθ**. Fjala s h p a t ë është gjith' ajo fjalë).

**Σπέος** (= shpallë, spili. Gjithë një rrënjese).

**Σποδός** (rrënja **σποδ** = hî, shpuzë, rrënja s h p u d s-ë, d.m.th. një rrënjet e një kuptimi).

**Στέλλω** (= dërgonj, çonj, u mvesh, pështjell, ose shtjell. Rrënja **στέλλ**. Né kemi fjalët s h t j e l l , ose p ë s h t j e l l , s h t j e l l ë , p ë s h t j e l l ë etj.)

**Στερεύω** (= shterronj. Rrënja **στερ** = s h t e r r, gjith' ajo).

**Στέρω** , ose **στείρω** (= shtëronj, shtërponj. Kemi edhé fjalët **στείρος** edhé **στέρφυς** = burri shtërp , **στείρα** = gruaja shtërpë, ose beronjë. Rrënja **στερ** , gjith' ajo me rrënjën e fjalës shqipe s h t e r n j, s h t e r p o n j , s h t e r p ë etj. **Στείρομαι** = shterem, shterohem. Shif edhé fjalën **στερεύω**).

**Στοίβος** (= stivë, kapicë, gjith ' ajo fjala shqipe s t i v ë).

**Στρεβλόω** (= shtrembronj. Rrënja **στερεβλ** = s h t e b , s h t r e m b, gjith' ajo).

**Στρέφω** (= vërtit, shtrinj, gjith' ajo fjala s h t r i n j).

**Στρώννυμι**(= shtronj, gjith ajo fjalë, ku merret vesh se origjina është s h t r o n j, prej së cilës Hellenët fabrikuan fjalën **στρώννυμι** = s h t r o n j. Nè kemi edhè fjalët e tjera, s h t r o h e m , s h t r e s ë , s h t r u a r , s h t r a t , s h t r i h e m etj. si edhè Grekët **στρώνω, στρϖμα, στρϖσις , στρωτός** , gjithë një rrënjëse e një kuptimit).

**Στύλος**(= shtyllë, gjith' ajo me fjalën s h t y l l ë).

**Συλάω**(= çvesh një të vrarë, ose të vdekur, plaçkit një të vdekur, grabit, vjeth. Rrënja **συλ**. Në kemi fjalën s h u l l o n j = grabit, mvjeth, çvesh, gjith' ajo fjalë).

**Συλλέγω** (përbërë prej **συν-λέγω** = mbleth **Έκλέγω** ose **Διαλέγω**= zgjeth , ose zgleth. Mbleth = mbë-leth. Zgleth = zëg-leth , ose z-leth. Fjala l e t h , duket se është l e g t h , ose l e k t h , gjith' ajo fjala **λέγω** = flas , them , mbleth , përmbleth).

**Σφάλλω** (= bënj gabim , bënj faj. Rrënja **σφαλλ**. Nè kemi fjalët f a j , ose f a l (Çamëri) , f a j t o n j, f a j t o r , f y e n j etj. po të një rrënje e një kuptimi).

**Σφετερίζομαι**(= bënj një sent t'imin, përfitonj një sent për vehte. Nè kemi fjalën f i t o n j , rrënja f i t ose **φετ** me shtimin në krye të germës **σ** , e cila shtohet shpesh herë në disa verba greke).

**Σχίζω** (= gris, sqyenj , gjith' ajo fjala **σχίζω**).

## T.

**Τάω** (= shtrinj, zgjat. Nè kemi fjalët t e n j , ose n d e n j , si p.sh. ndenj teshat tëterren, ose thahen, që janë po një-rrënjëse e një kuptimi. **Τάσις** = shtritje , inklinasjon , **τάσσω** = vè në vent etj. etj., derivasjone të verbit **τάω**). Po kemi edhè fjalët **τείνω** , **έντείνω** = shtrinj, zgiat, gjithë ajo fjala shqipe t e n j ose n de n j).

**Ταράσσω** (= trazonj. Rrënja **ταρασ**. Nè kemi fjalët t r a z o n j , t r a z o h e m , t r a z i m etj. po një rrënjëse).

**Ταρβέω** (= tremp një njeri , tërbonj. Rrënja **ταρβ**. Fjala shqipe t ë r b o n j , si edhè t ë r b o h e m, t ë r b i m , t ë r b u a r etj. gjithë të një rrënje).

**Τείρω** (= tere , thanj, ngroh , tjerr , gjithë një kuptimi).

**Τέλλω** , ose **Τείλω** (= hap leshin , çepkas leshin , shpuploj,shgul flokët. Nè kemi fjalët t j e l l ,t j e r r , s h t j e l l , m b ë s h t j e l l, gjith' ajo rrënja **τελλ** , tuke ndruar domethënjen në të kunderten. Shif edhè fjalën **τείρω** = tjerr, thanj, terr).

**Τήκω** (= djek , tret , rrënja **τηκ , τεεκ** , gjith' ajo fjala d j e k. **Τήκομαι** = digjem).

**Τήλε**, ose **τηλόθι** (Hom.) = lark, për largu. Fjala Shqip t e j = tutje, përtej, është gjith' ajo).

**Τίπτε** (Hom.) prej fjalëve **τί** = ç' farë , dhe **πτε** = psè. Edhè nè themi shqip p s è v a j t e , p s è e b ë r e etj. gjith' ajo fjalë homerike **πτέ** = psè).

**Τοκάς** (=dhí pjellor. **Τίκτω** = pjell,lint.**Τόκος** = pjellje , lindje. Nè kemi fjalën t o k ë = dhè, arë, vent pjellor. Rrënja **τοκ** , gjith' ajo).

**Τόρνος** (= vegel që çpojnë vërra, ose bira, turno. Nè kemi fjalën t o r , ose t o r r = rrotull , si p.sh. s i l l e m t o r r = vinj rrotull , fjalën t o r r , ose t o r r o = i marrë mendsh, budallë, prej së cilës edhè fjalët t o r r o l l o c , t o r r o l l a k , ose t u r r u l l a k etj.).

**Τραχύνω** (= trash , ntrash. **Τραχύς** = i trashë. Rrënja **τράκ**. Gjithë një me fjalën t r a s h , t r a s h ë , t r a s h u r , t r a s h j e etj.).

**Τρέω** , ose **τρείω** (= tjerr. Gjith' ajo fjalë. Shif dhe fjalët **τείρω , τέλλω).**

**Τρόμος** (= tmerr , trembje. **Τρομάξω** = tremb. **Τρέμω** = trembem , gjith' ajo rrënja **τρομ** = trem , ose tremb).

**Τρυπάω** (= çponj. t-ponj = çponj, gjith' ajo fjalë).

**Τύπτω** (=shtyp , godit. **Τύπος** = shtypi , shtypëshkronje. Fjalët shqipe s h t y p , s h t y p e m , s h t y p j e etj. kanë gjithë po një rrënjë).

**Υ**.

**Ὑλάω** (= leh , p.sh. q e n i l e h , **ὑλακτέω** gjithashtu leh, **ὑλακή** = lehje. Rrënja **υλ** shqip l e h , që është gjithë një rrënjëse).

**Ὑπέρ , ὑπείρ** (Homeri) = sipër. Rrënja **συπρ** = s i p r , s i p ë r ; gjith' ajo fjala shqipe s i p ë r).

**Ὑω** (dhe person. III **ὑει** = bije shî. **Ὑετός** = shî i math, **ὕδωρ** = ujë etj. Rrënja **Υ** ose **υ-ω**. Fjalët shqipe , u j ë , u j i t etj. kanë po atë rrënjë. Gjith' ashtu fjala s h î është origjina e fjalës **ὑω** që ka qënë më parë **συ-ω** , rrënja **συ** = shî).

**Φ**.

**Φάργνυμι** (= thur, mbath një kafshë, tuke i vënë , ose mbërthyer patkuan. Nè kemi fjalët f a r k ë = thundër kafshe, f a r k t a r = ajy që mbath kafshët, nallbani. Rrënja **φαργ** ose f a r k gjith' ajo).

**Φάσκω**(= flas. **Φλάσκ-ω , φάσκω** , gjith' ajo fjala shqipe f l a s , f l e t, f l a s i m. Gjithashtu Grekët kanë edhè fjalën **φημί** = flas, rrënja **φα** ose **φε** e **φη**. Nè themi f l a s , f o l a ose f ë – l a s , gjith' ajo rrënja **φε** ose **φη** . Po prapë kemi edhè fjalën t h e m , që është gjith' ajo fjala greke **φημί** = them , thashë. Neohellinikja ka edhè verbin **φλυαρέ**ω edhe fjalën **φλύαρος,** që e para shpjegohet me fjalën shqipe = fjalos shumë, fjalos tepër, dhe e dyta me fjalën f o l ë s , l l o m o t i t ë s , l l a p a z a n. Edhè këtu rrënja është **φλυ** = f a l, ose f l a s, f o l a , f o l ë s , f o l j e etj.).

**Φαρόω** (= lëvronj tokën, i heth tokës, ose arës farë. Rrënja **φαρ** , që nè kemi fjalët shqipe f a r ë , f a r o n j , f a r o s , gjithë një rrënjë e një kuptimi **Ἄφαρος** = i pa-farët).

**Φάτις** (= zëri, fama, fati. Gjith' ajo fjala shqipe f a t – f a t i).

**Φθείρω** (= vdir, prish. **Φθορά** = prishje, shkatrim. Shqip v d i r , v d o r a , b j e r r etj.)

**Φλόκος** (= leshtë, gërshetet. Thohet edhè **πλόκας.** Rrënja **φλοκ**. Edhè nè shqip kemi fjalën f l o k ë , f l o k ë t , një rrënjë e një kuptimi).

**Φλόξ**(= flagë. Rrënja **φλογ-ς** = **φλόξ**, që edhè nè kemi shqip fjalën f l a g ë , një rrënje e një kuptimit).

**Φοιτάω** (= reshperonj, vinj dendur më një vent. **Φοιτκτής** , ajy që vjen dendur të dëgjojë ose të mësonjë një sent më një vent, ose institut, nxënës , student Universiteti. Shqip kemi fjalët f u t , f u t e m , rrënja f u t = **φοιτ** , gjith' ajo).

**Φράζω** (= flas , **Φράσις** = folje. Gjith' ajofjala f l a s. Shif edhè fjalën **φάσκω**).

**Φράττω** , ose **φράσσω** (= thurr me garth, mbyll me mur, ose me leth. Nè kemi fjalën f r a n g j i = meteris, sarapoll, istikàm, gjithë një rrënjëse).

**Φρίττω** , ose **φρίσσω** (= frikem, trembem, dridhem. **Φρίκη** = f r i k ë . Rrënja **φρισσ**, ose **φρικσ** = frik , që kuptohet se janë një rrënjet e një kuptimit).

**Φύω** (= mbinj. **Φύσις** = natyra. Rrënja **φυ**. Nè kemi fjalët b i n j , ose m b i n j , b i m ë , b i s k , ku b-ja zëvëndësohet me shkronjën **φ** , siç ngjet shumë herë. Pra, **φύω** dhe b i n j , ose m b i n j , b i m ë etj. janë po një rrënjëse).

## X.

**Χάρις**(= hîr. Gjith’ ajo fjalë).

**Χάσκω** (= hap gojën, kotem, rrënja **χα**. Nè kemi fjalët h a h a p gjithë po një rrënjë e një domethanjeje).

**Χρίω** (= lyenj , pagëzonj. Fjala shqip k r i t h , dhem = zhyt, zhytem).

**Χυλός**(= qull, çervish , lênk. Rrënja **χυλ** gjith’ ajo fjala jonë q u l l – i).

**Χώννυμι** (= fut , brenda në dhè. Rrënja **χοον** , që është fjala shqipe h y n j = f u t e m, etj.).

## Ω.

**Ώόν** ( = voè , gjith’ ajo fjalë).

**Ώρα** ( = orë, herë, gjith’ ajo fjala shqipe h e r ë)

*Funt*

***KRISTO FLOQI***

SHËNIM I HENRIK KAÇULINIT : Duke qenë se unë nuk e njoh gjuhën greke, dhe aq më tepër helenishten e lashtë, të cilës i është referuar në shumë fjalë Kristo Floqi në këtë artikull, kam qenë i detyruar të kopjoj nga kompjuteri im germë për germë fjalët në hellenishte, dhe këtë veprim e kam kontrolluar 3 (tre) herë. Në se ka gabime, ai që është i interesuar për këtë artikull, që për mua është me vlerë akademike, të ketë mirësinë e durimin që të bëjë korigjimin e duhur,në se është njohës me themel i hellenishtes klasike.

Në këtë artikull janë sjellërreth 380 fjalë njërrënjëse e të njëkuptimta midis shqipes e helenishtes, të nxjerra prej Kristo Floqit nga fjalorët e Greqishtes klasike (Helenishtes së vjetër), si dhe nga

historishkrues e vjershëtorë të vjetër, kryesisht nga Homeri, pa përfshirë këtu disa dhjetra fjalë të greqishtes së vjetër që derivojnë nga fjala kryesore si dhe shumë fjalë nga neohelenishtja. Rrënjët e këtyre fjalëve janë të barabarta me rrënjët e fjalëve tënjëkuptimta të gjuhës shqipe, gjë që tregon se gjuha shqipe dhe greqishtja klasike (helenishtja e vjetër) janë "kushërira të largëta", kanë prejardhje të përbashkët – pellasgjishten – për pasojë edhe origjina e kombit shqiptarështë shumë e vjetër, është pellasgjike. Kjo hedh poshtë pretendimet e dikurshme të grekëve për racën greke të shqiptarëve ose pretendimet e serbëve për origjinën slave të shqiptarëve.Për gjithë ata që pretendojnë se disa fjalë shqip kanë ethymollogjinë nga greqishtja, pasi të studjojnë këtë artikull duhet tëkuptojnë se e kanë gabim, ashtu siç e kanë gabim ata që pretendojnë se greqishtja është bijë e shqipes.

**KRISTO FLOQI**

# PIRRO NEOPTOLEMI

TRAGJEDI NË 5 AKTE

Mbas EUROPIDIT E RACINËS

VLORË

SHTYPSHKRONJA "VLORA" – G. DIRETTORE

1923

## Të dashur këndonjës,

Me këtë tragjedi që po ju paraqit kam dashur të heth pak dritë mbi ca ndollina të hershme proistorike për me rritë edhé më shumë kurreshtimin e popullit t'onë e për me i dhanë një shkak më tepër dramatollogëve t'onë për paravajtjen e mbrothësin' e sqenës s' onë theatrore. Po edhé një tjetër arsye më ka shtyrë për këtë vepër edhé kjo është dëshira që kam pasur për me kundjellë patriotët e mij në stërvitje më të gjatë e më të plottë që, përmes poesive epike të Homerit e të Hesiodhit, të tragjedijanëve klasikë Grekë Aesqyllit, Sofokliut edhé Europidit e të histori-shkronjësve Heradotit e Thuqididit të munt të gjejnë historin' e vërtetë të kombit të tyre.

Tyke qenë e pranuar përgjithësisht se Epiri ka qenë qysh në kohët e lashta një pjesë e madhe e Pelasgjisë, si kur se Thraka, Thessalia, Maqedonia, Illyria, etj. e se kjo Pelasgji ishte shumë më parë se filloj historija hellenike, po edhé Pelasgët e ahershëm s' janë zhdukur krejt mbassi rrojnë sot nipshtërnipat e tyre né Shqiptarët, një tragjedi pra, që bën fjalë për mbretin më të parë të Epirit **Pirro Neoptolemin**, nuk ësht' e huaj për dramatollogjinë Shqipëtare mbassi ajy Epiri i vjetër (Haonìa, Thesprotia, Mollosia etj. etj.) është gjith' ajo Shqipëri e sotme edhé Epirotasit e ahershëm si në gjak e në zakon si në tiparet e në sjelljet nuk ndryshojnë shumë me Shqiptarët e sotmë, si kur se Grekët e Homerit e të Thukididit me ata të kësaj kohe.

Lënda e dramës sa do që është marrë prej tragjedisë **Andromaque** të tragjedianit frënk **Jean Racine**, po zhdrivillimi i saj në këtë tekstin t' onë ndryshon shumë prej asaj së Racinës. Racina ka marrë para sŷsh Euripidin po më fort është bazuar te **Aeniada**[1]e Virgjilit, po edhé vet' ajy mjaft e ka ndryshuar themën, si kundër e pohon edhé në parathënien e tij të Andromakës. Unë kam marrë për thezë më fort Homerin, i cili heth mjaft dritë mbi të ngjarat e hershme të kombit t' onë, po edhé Euripidin (Troâdhes) si edhé stërhollimet që rrjedhin prej krahësimit të këtyre për dobì të historisë s' onë kombëtare.

Hypothez' e Racinës bazohet mbi këto strofe të vjershtorit latin **Virgilius**(Aenias libër III strofa 292 gjer 332):

*Littoraque Epeiri legimus portuque subimus*
*Chaonio et celsam Buthrotiascendimus urbem,*
*Solemnes tum forte dapes et tristia dona*
*Libabat cineri Andromache, Manesque vocabat*
*Hectoreum ad tumulum viridt quem cepiste inanem,*

[1] **Eneida**

*Et geminas, causam lacrymis sacraverat aras.....*
*Dejecit vultum, et demisa voce locuta est :*
*"O felix una ante alias Priameïa virgo,*
*"Hostilem ad tumullum, Trojae sub moenibus altis*
*"Jussamori ! quae sortitus non pertulit ullos,*
*"Nec victoris heri teligit captiva cubile.*
*"Nos patria incensa, diversa per aequora vectae,*
*"Stirpis Achileae fastus, juvenemquae suberbum,*
*"Servilio enixae, tulimus, qui deinde secutus*
*"Ledaeam Hermionem, Lacedaemonios que hymenaeos".*
*Ast illum, ereptae magno inflamatus amore*
*Conjugis, et celerum Furiis agitatus, Orestes*
*Excipit incautum, patrias que obtruncat ad aras.*

Në këto strofa përmblidhet gjithë lënda e "Andromakës" të Racinës. Këto për lehtësi të këndonjësvet po i përkthej në shqip :

*"Po lundrojmë rreth brigjeve të Epirit,*
*Po hyjmë në një liman të Haonisë*
*E po ngjitemi në qytetin e naltë të Buthrintit.*
*Në këtë ditë cok, Andromaka do binte*
*Disa kujtime e kushtime të hidhëshme*
*Hîrin e Hektorit për kujtimin e përjetëshmë*
*Po i pëzante **Manesi**[1]mbi varrin e Hektorit*
*Të zbrazur e të mbuluar me bimë të rimta*[2]
*Të cilat këjo i kishte ormisur*[3] *e kushtuar*
*Bashkë me dy alltarë ku lëshonte lotët*
*Unji kryet edhé pëshpëriti me një zê të vrazhdë :*
*"O ti e lumja virgjineshë midis vajzave tjera, e bij' e Priamit*[4]
*Që u dënove për vdekje për mbi varr të një armiku*
*Nënë keshtjellat e nalta të asaj Troje !*
*Ajo nuk mundi të duronjë fatin që po e priste*

**[1]Menés ishte themeltari i fes së Manikejvet, i lindur në Persì. Fjala këtu përdorohet për me shpjegue të mirën e të keqen, ashtu si e pat thënë edhé Zoroastri që besonte mbi dy principe, në Perëndinë e cila është *mendja*,ose *drita*, edhé në Djallin, i cili është *lënda* edhé *herrësira*.Prej kësaj derivon edhé fjala "Manikeïsmë" që do me thënë *doktrinë* e themeluar *mbi dy parime të përkundërta me njëra-jatrën, mbi të mirën e mbi të keqen.***

**[2] rimta = Që ka ngjyrë qielli të mbyllur në të hirtë a në të gjelbërt**

**[3]ormis = përgatit dikë a diçka, bëj gati, rregulloj, zbukuroj e stolis**

**[4] e bija e Priamit ishte Polyksena, e cila u sakrifikua prej Pirros Neoptolemit për mbi varrin e t' et Ahilefsit**

*Edhé sa do që ishte robneshë nuk e përketi*
*Shtratin e një gadhnuësi, që ishte dhespoti i saj !*
*Për kundrazi unë mbasi u shkrumbua Atdheu im*
*Tyke u larguar së gjati deteve të mbëdhenj*
*Pata edhé fëmijë si robneshë që isha zënë*
*E ka duruar mënin' e të birit Ahilefsit*[1]*,*
*Të këtij trimi të rî e krye naltë*
*I cili ishte fejuar me Hermionën*
*Prej racës së Lëdës nga Laqedhemona*
*Por se Oresti, i harbuar nga një dashuri e madhe*
*Për të fejuarën e tij që ja patnë grabitur*
*E i ndjekur prej Furijavet ndihmës të keqbërësve*
*E hasi (Pirron) në një kohë që nuk e ruan askush*
*E e ther pranë alltarëve prindorë !*

Ne, për titull të tragjedisë s' onë preferuam atë të Pirro Neoptolemit në vënt të "Andromakës" për arsye se deshim t' a paraqesim si një tragjedi në të cilën ka pjesë edhé historija e jonë, mbassi Pirro Neoptolemi, si thamë, ish mbreti i parë i Epirit e mbassi i ati i tij Ahilefsi ish mbreti i Thessalisë, një pjesës së madhe të Pelasgjidhës së vjetër. Që Ahilefsi nuk ishte grek merret vesh edhé prej Iliadhës së Homerit ku figuron si një ndihmës i huaj në expedicionin e famshëm të Troâdhës, edhé më fort prej një përshëndetje që i adreson Hŷjit Dodonas Pellasgjik të cilin e kujtonte si një Perëndi, protektor të Atdheut të tij[2]. Po edhé për një tjetër arësye preferuam titullin e naltpërmendur, sepse ndër gjithë bisedimet që Pirrua bën me Orestin ose Oresti me Pylladin kuptohet se Pirrua e heq vehten e tij prej një kombi tjetër krejt të huaj prej kombit grek e se këta dy të fundit e quajn gjithënjë Pirronsi një të huaj e barbar, si një armikun e Grekëve. Pylladi vetë i thotë Orestit se s' munt t' ja u marrë vesh gjuhën këtyre Epirotasve sa do që kish aqë muaj që ndodhej me ata, d.m. thënë se Epirotasit flasin tjetër gjuhë e jo greqishten.

---

[1] **Ahilefsi = me këtë emër grekët i thërrasin Akilit. I biri i Akilit (Ahilefsit) ishte Pirro Neoptolemi**

[2]**Ζεῦ "Ανα Δωδωναῖε Πελασγικέ, τηφόϑι ναίων**
**Δωδώνης μεδέωνδυσχειμέρρου, άμφίδέΣελλοί**
**Σοί νέουσιν ὓποφήται άνυπτόποδες χαμαιεῦναι.**
**( ΌΜΗΡΟΥ Ίλιάς XVI, 233 )**

**Do me thënë:**
**"O Zot, Mbret, Dodonas Pelasgjik që banon nder ata vende**
**"Sunduës i Dodonës që ësht' e ftohtë si akulli, Ti që ké rotull**
**"Selinjtë (Sulotët) dragomanët t' ënt, të cilët për nderin tënd**
**që flenë për dhé zbathur e me këmbë pa larë"**

Intelektualët t' onë sa do të meta që të gjejnë në këtë tragjedi lé të mos harrojnë se arësyenat për trajtimin e saj kanë qenë pikërisht dy : 1º Një dokument që Shqiptari ka jetuar edhé në kohën proistorike të prrallavet, 2º Një vepër më tepër për begatin e dramatollogjisë s' onë.

Në aktin e pêstë jemi larguar pak si prej tekstit të Euripidit ashtu edhé prej atij të Racinës. Për shëmbëll **Racina** n' a e paraqit Pirron të masakruar prej Orestit pranë alltarit prindorë, kur sé né përkundrazi tfaqim Orestin të zënë prej Pirros, mbassi s' u krye plani i tij për të assasinuar Pirron. Ndryshime të këtilla shihen shpesherë midis të tragjedianëve e të poetëve. Euripidi fjala vjen, në tragjedin' e tij "Ελένη" mendon se **Hellena** e shoqja e Menellaut nuk shkeli kurrë tokën e Troâdhës, ndonse Homeri gjithë Iliadhën e tij e ka trajtuar për shkak të Helenës, e cila sipas tij ka qenë në Troâdhë gjer sa mbaroj lufta, si shkaktare e vërtetë e gjithë asaj potere që shkrepi mbi Hellenët, psé e rrëmben **Paris** ose **Aleksandri**; po thotë se, mbas rrënimit të Troâdhës Menellau e gjeti të shoqen në Egjyptë ! Në këtë mendim ishte edhé **Herodhoti** (CXIII – CXV). Gjithashtu **Ahilefsi** , pas më të shumëve vjershëtorë ka qenë i plagosur në thembrën e këmbës, kurse Homeri thotë se u varrua në krahun (Iliadë XVI, 167). Tragjediani **Sofokliu** e tregon të vdekur Iokastën në atë çast që ajo ka njohur se burri i saj **Oedipus** ishte edhe bir' i saj (**Sofoklés**, Oedipus Tyrannos 1224 etj.) më një që Euripidi e paraqet të gjallë gjer sa të bijt' e saj Eteoklés e Poliniqis luftojnë me shoqi-shoqine vriten që të dy (**Euripidis** Foinissai 1456).

Tyke përfunduar them, se një tragjedi si këjo, si një tragjedi e historisë s' onë e prezantuar disa herë në Shkodër e në Tiranë e e mirë pritur prej popullit – si edhe dramat e mija të tjerat "Fé e Kombësi" e "Karllo Topija" – nuk do të kritikohet edhe aqe shumë.

**Auktori**

## HYPOTHEZ' I TRAGJEDISË

Mbas rrënimit të Troadhës e vrasjes së Hektorit,e shoq' e tij Andromaka me të birin Astyanaxin ranë robër në dorë të Pirros Neoptolemit, të birit t'Ahilefsit, i cili bashkë me këta vjen në *Buthrinto* (qytet i vjetër afër Delvinës) kryeqytet të Epirit, si kundër e qojti ajy. Menellau, mbret' i Spartës për me forcue edhe më tepër miqësinë e alleancën me Pirron, vloj[1] me këtë të bijën e tij Hermionën, të cilën ja dërgoj në Epir për martesë. Po Pirrua kishte hedhur të madhe dashuri mbi Andromakën, sado që këjo nuk desh as t' a shëkonte me sŷ. M' anë tjetër Oresti, i kushëriri i Hermionës me shkak si kur të marrë Astyanaxin prej Pirros për me ja dorzue si pênk Grekëve, vjen në Butrint, kû gjen edhé mikun e tij Pylladin e bashkë me këtë mendohen si të grabitin Hermionën, të cilën Oresti e dashuron fort. Pirrua, i dëshpëruar se nuk e bint Andromakën t' a marrë grua e tremp se do t' ju dorëzonjë Grekëve të bir' e saj Astyanaxin, që këjo e do tej shpirtit. Andromaka, mbassi nuk e shpëton ndryshe të birin, tregohet si kur se i bindet Pirros, po me këtë e bën me sigurue djalin prej mënisë së Grekëve, kurse këjo qellon të vrasë vehten, posa që zyrtarisht t' i marrë besën Pirros që do t' a rrittë Astyanaxin e do t' a restorasnjë[2] mbi fronin e Troâdhës. Hermiona, e cila është rivale e fortë e Andromakës tyke parë se Pirrua kot u tall me këtë kaqe kohë, merret vesh fshehtazi me Orestin e vendosin të vrasin Pirron e Andromakën kur këta të kurorëzohen pranë alltarit e kështu të grabitin edhé Astyanaxin e t' i venë zjarrin qytetit (Butrintit) tyke ikur me anijet e tyre, të cilat prisnin në liman. Kur Pirrua gjendet përpara alltarit në tempull vjen Oresti me shokë e jep kushtrimin e vrasjes së Pirros, po nuk i lijet kohë t' a mbaronjë e kështu ky bashkë me konspiratorët e tjerë bijen robër në duart e Pirros. Hermiona në dëshpërim e sipër vret Andromakën e tyke parë vehten e saja në rrezik të math prej Pirros vret edhé vehten e saja. Pirrua i topitur krejt prej aksidentit të papritur e i pangushëlluar i çon përshëndetjet e fundit Andromakës e cila tyke dhënë shpirt në duart e Pirros i lutet të kujdesohet si babë për Astyanaxin tyke mbajtur porosinë që i pat dhënë.

---

**[1] vloj = fejoj.**

**[2] restoras = rivendos ; storas = vendos, ul në fronin mbretëror.**

## Pirro Neoptolemi

---

## Dramatis personae

| | |
|---|---|
| **PIRRO NEOPTOLEMI** | - Mbret i Epirit |
| **ANDROMAKA** | - Robneshë e Pirros |
| **HERMIONA** | - E vlumja e Pirros |
| **ORESTI** | - Kushëriri e i dashur i Hermionës |
| **PYLLADI** | - Miku i Orestit |
| **KLEONA** | - Kujdestarja e Hermionës |
| **QEFISSA** | - Miqesha e Andromakës |
| **FOENIX** | - Miku e këshilltari i Pirros |

Ushtarë Epirotas e Grekë
Sqena në Buthrinto në pallas të Pirros
më 1260 para Krishtit

# A K T   I

(Theatri çfaq një sallë në pallasin e Pirros)

## SQENË I.

Oresti e Pylladi

### Oresti

Kush t' a besonte, miku im i dashur, se do haseshim këtej më këtë qytet të neveritur për mua, kryeqytetin e Epirit, ku mbretëron Pirro Neoptolemi, i biri i atij Ahilefsit që shkak i kaqë dëmeve u bë për Helenët! Ti e di sa n' a kushtoj zënia e tij me babanë t' em Agamemnonin për shkak të një robneshe. Lufta e shkretë ngjati më shumë se dhjetë vjet për prishjen e shkatërrimin t' onë ! Po, qofshin të lavdëruar perënditë që të pashë edhé një herë në një kohë që kujtonja se të humba krejt.

### Pylladi

Edhé unë i qofsha falë Athinasë e perëndive mbrojtës të kombit t' onë, me gjithë që Neptuni n' a shtyri anijet t' ona gjer këtu me tallazet e tij të harbuara. Isha fort i dëshpëruar se ngela këtu në Epir, i cili më duket si një arratì e trishtuar, se gjindem midis njerësve, të cilëve as gjuhën s' ju marr vesht, njerës që zembra ime i përbuz e s' i do as pak. Ah, gjendem lark nga vendet t' ona të bukura ! Të dish sa lotte të hidhura kam derdhur në këta shëmbinj të shkretë, sa të rahura zembre kam pasur lark jush, miqve e bashkatdhetarëve të mij ! Sa kam duruar e sa jam dëshpëruar, o miku im,sa rrezike e potera më shkonin ndër mënt për ju ! Po sot, lavdi Zotit po të shoh përpara meje e në pamjen t' ënde harronj gjithë mjerimet e mija e ngushëllohem se gjenj një shokun t' em me të cilin të qanj të këqijate mija. Po këtë s' e marr dot vesh, ç' të shtyri ty nga këta mjegjet[1] epirote, a ndo një fat i mirë, apo ndo një rrezik për atdhenë t' onë ?

### Oresti

Mjerisht ! Një dashuri e fortë e pa kufij, dashuri e përmallshme, dashuri shpirti, një flagë që s' munt t' a shuanj, ato më suall këtu edhé mos u çudit shumë në ardha këtu e gjenj lumërinë, ose vdekjen.

---

[1] **mjegje = kufi**

## Pylladi

Si ? Për çështje dashurie paske ardhur këtu ? Qënka kaqë e madhe kjo dashuri ? Pa folë, pa shpjegohu. Ti këtu nuk ké tjetër të njohur përveç se Hermionën, të bijën e Menellaut, kushërirën tënde, të vetëmen grua ndër këta vënde, se Epirotaet, grâ të hashpërta e të trasha nuk vlejnë gjê përpara gocave të buta e të lëmushme të Spartës e të Mekinës. Folë pra, cila dashuri të ka shituar[1] kaqe fort sa të hodhi gjer këtu ?

## Oresti

Pyllad, miku im nuk kam si fshihem përpara teje, të kam mik e munt të të zbras gjithë zembrën t' eme, edhé po të thom se ènkas për këtë dashuri ardha këtu, të cilën duhet t' a dish edhé ti e do më mëshirosh tyke mos më mohuar ndihmën t' ënde.

## Pylladi

Ahere çile gojën, i dashuri Orest edhé zbrazi mikut t' ënt zembrën, e të betohem mbi Apollonin e Afërditën që nuk do t' t' a kursenj krahun t' em si do që të jetë.

## Oresti

Tepër të falem nderit. Nuk dyshonja as pak prej një mikut si ty. Pra, si të të them, unë dua fort....(*me vehte*) O perëndi si t' ja thom....(*Pylladit*) Unë dua fort....

## Pylladi

Cilën , cilën ? Pse s' e thua ?

## Oresti

(*me kuxim*)

Ah, si të të them....dua Hermionën !

---

**[1]shituar = plagosur**

## Pylladi

(*i habitur*)

Hermionën ? Kushërirën tënde ? Të vlumen e Pirros ? Orest, a jé ndër mënt ?

## Oresti

Po, i dashuri Pyllad, atë dua Hermionën, edhé të betohem se një prej të dyjave, ja se do t' a rrëmbenj t' a bënj t' imen, ja se do lé edhe eshtrat e mija këtu !

## Pylladi

O, Perëndinj, kurrë s' e prisnja këtë prej të birit të Agamemnonit, prîjsit të sundimtarëve të Greqisë ! (*Orestit*) Po, qysh kur e dashuron Hermionën që unë s' e ditkam ?

## Oresti

Ah, jemi rritur me atë bashkë që në vogli edhé kemi njohur mjaft mirë njëri – tjetrin. Mjerisht lufta e gjatë e shkatëruese e Troâdhës n' a ndau e n' a ftovi, e tash, kur unë me gëzim të math po kthehesha prej lufte gati për me bashkue jetën t' eme me të sajnë, im unq Menellau e paska vluar, me cilin të thuash, me Pirro – Neoptolemin, të birin e atij Alehfsit, një të huaji, një barbari, armikut më të math të shtëpisë s' onë !

## Pylladi

Të drejtë ké vërtet ajy ish shkakëtari i mjerimeve t' ona, ajy, që e hiqte vehten si bir perëndeshe ! Po nuk më thua, ti â ja pate kërkuar Menellaut Hermionën ?

## Oresti

Shpesherë, sa edhé në Troâdhë, në pushimet e luftës, tyke bujtur në shatorren e tija, ja kisha përmendur edhé ajy m' a kish dhënë fjalën e ushqenja shpresën se kur të kthehem prej luftës do të martohesha me Hermionën e bukur.

## Pylladi

I gjori djalë ! E m’ andej, psé të dolli fjalet Menellau ?

## Oresti

Mbassi u vra pabesisht im’ atë prej s’ ime njerke Klytemnistrës e mbassi unë e vrava këtë për të marrë gjakun e t’ im ati, ungji im Menellau nuk di psé mori aqé hidhërim kundra meje e më nami e më mallkoj, sa s’ desh as të më shohë përpara e kështu as Hermionën s’ m’ a dha, po e fejoj me Pirron !

## Pylladi

E tani ç’ mendohesh të bësh ?

## Oresti

Të thashë, se jashtë dëshirës së t’ et unë vendosa t’ a rrëmbenj e prandaj lypa edhé ndihmën t’ënde, edhé në e marsha nuk do kthehem më në Spartë, po do jetonj në vënde të huaj harrin[1] të jem me Hermionën. Anijet e shokët që kam janë nënë urdhrin t’ em, besnikë e gati të bëjnë ç’ do therorì për mua. Kështu po të heqim edhé ty së këtejmi e po shpëton një her’ e mirë prej ç’ do rreziku.

## Pylladi

Ah, Oresti im, më duket se ti s’ e njeh mirë Pirro Neoptolemin ! Ti ndofta nuk di si ruhen këta bregjet e Epirit prej të cilëve s’ kuxon as një mizë të dalë jashtë. Ké të drejtë se nuk e di si ruhet Pirrua e si e ruan Hermionën. Mbi këto do të them se më vjen shumë keq se ké ardhur tepër von, se nesër bëhet zyrtarisht martesa e Pirros me Hermionën !

## Oresti
(*i trëmbur*)

Nesër ? Folë mirë !

---

[1]**harrin = boll, mjaft**

**Pylladi**

Mjerisht nesër !

**Oresti**
(*me një vendim*)

Ahere është nevoja sonte të marrë funt këjo punë.

**Pylladi**

Shumë frikë kam se do mos bëjmë gjê !

**Oresti**

Pyllad, mos më dëshpëro. Kam shpresë se Apolloni e Vullkani janë kurdoherë me né !

**Pylladi**

Nuk më thé a ju paraqite Pirros ?

**Oresti**

Sot në mëngjes.

**Pylladi**

Si e vërtetove ardhjen t' ënde këtu ?

**Oresti**

Qinse jam i dërguar prej kryetarëve Grekë për Astyanaxin, i cili n' a përket nevej si rop lufte, që të jemi të sigurtë se nuk do përkëmbet mê froni i Priamit.

**Pylladi**

Edhé kujtove se e binde Pirron t' a besonjë ?

**Oresti**

Më priti mirë e s’ më tha se jo.

**Pylladi**

Të këshillonj të ruhesh e të mos i zesh edhé shumë besë; dije se po morri vesh shkakun e vërtetë të ardhjes t’ ënde jé i fikur edhé ti edhé shokët e tu.

**Oresti**

Kam marrë të gjitha masat. Po nuk më thua, ti a shihesh shpesherë me Hermionën ? A të ka thënë gjê për mua ? A të ka çfaqur gjê ?

**Pylladi**

E shoh për dita, po kurrë ndo një herë s’ më bëri fjalë për ty.

**Oresti**

A e di ajo psé kam ardhur ? Ah, t’ a dinte ! Unë s’ e kam parë akoma, po sa herë e kujtonj ndjenj një drithmë që më depërton eshtrat e mija !

**Pylladi**

Munt edhé t’ a ketë mësuar që ardhe, po mos kujto se është gjë e lehtë të hasesh me një grua në pallasin e Pirros.

**Oresti**

Pylladi, miku im, flitet atjé poshtë në Greqi se Pirrua është marrë mentsh me të vehnë e Hektorit, Andromakën, të cilën kërkon t’ a marrë grua, sado që është i vluar me Hermionën. Në është e vërtetë këjo, ahere shpresonj se edhé Hemiona do jetë ftohur prej Pirros e ky është rasti mê i mirë për mua t’ a rrëmbenj ca më parë e të ikim ca më shpejt, prandaj nuk marr vesh si ësht’ e mundur të martohet nesër, si po thua me Hermionën, kur ajy do të martohet me Andromakën ? Këtë a mundesh të m’ a shpjegosh ?

## Pylladi

Janë të vërteta këto që thua, por se Andromaka, besnike gjithëmonë në dashurin e kujtimin e të shoqit Hektorit, jeton vetëm me kujtimin e tij edhé nuk do as kurrë të bëhet gruaja e Pirros. Prandaj edhé Pirrua i dëshpëruar krejt se nuk e bindi, vendosi të martohet me Hermionën edhé kurorëzimi, si të thashë, bëhet nesër në tempullin.

## Oresti

Këjo do jetë vdekja ime, Pylladi !

## Pylladi

Më vjen shumë keq, po mjerisht punët ashtu gjenden.

## Oresti

Duhet një or' e më parë të piqem me Hermionën e t' i kallxonj qellimet e mija.

## Pylladi

Do të të ndihmonj, po ja ku po të thom edhé një herë, mos e kij për punë të vogël të rrëmbyerit e Hermionës.

## Oresti

Un' e kam menduar edhé të thashë se kuximi im është aqe sa, në mos e rrëmbefsha dot, dobarem të më shohë ajo të shtrirë e pa shpirt përpara këmbëve të saja që të besonjë se sa tepër e kam dashur.

## Pylladi

Perëndit' e Olimpit të mbarofshin qellimet ! Si të të thom, më rren edhé mua pak uzdaja[1] se mundet më në funt diçka të bëhet.

[1]**uzdaja = shpresa**

## Oresti

Më ngushëllon tepër ! Po si, pa më thuaj.

## Pylladi

Pirrua e ka trembur shumë Andromakën, sa më së fundi, që t' a bindë, tha se do t' ja dorëzonjë Grekëve Astyanaxin dhe ata do t' a bëjnë si të duan, ose prej marazit munt edhé ky vetë t' a therë me duart e tija përpara s' ëmës, e kështu, në qoftë se nga frika bindet Andromaka e martohet me Pirron, ti e ké punën të lehtë ahere të marrësh Hermionën e të shkosh.

## Oresti

(*me gëzim të math*)

Oh, sa më ngushëllojnë fjalët e tua (*E puth në ballë*) Të lutem ahere, më rëfé si të sillem në këtë rast.

## Pylladi

Në qoftë ashtu si të tregova, kam shpresë së munt t' a bësh t' ënden Hermionën, po në qoftë se edhé Hermiona e do Pirron, si e kam dëgjuar, tyke parë një rivale të fortë në personin e Andromakës, ahere unë s' di si të sillemi. Po ti, Orest, a jé aqe i sigurt se të do për njëment Hermiona ?

## Oresti

Kam përpara jetën t' onë të djalërisë që kemi shkuar bashkë me atë, që kurrë ndonjë herë s' hidhëruam njeri-tjetrin tyke u rritur në një mendim që një dit do rronim burr' e grua. Andaj kurrë s' e besonj se Hermiona munt të dojë një njeri të ashpër si Pirron, veç munt t' a pranojë për të mos prishur zembrën e t' et Menellaut, i cili si zembër-gurtë që është, në këtë rasë ka vepruar gabimin më të math !

## Pylladi

Ah, Orest, Orest, mos u rrejt aqe shpejt. Ti s' e di se gruaja shumë herë shkon pas shkëlqimit, ose pas trimërisë së dokujt. Po me gjith' ato kij durim, se kush e di si kthehen punët.

## Oresti

Ah, unë e shoh se jam një fatzi !....Po të lutem, a s' më ka zënë kurrë një herë në gojë Hermiona, sa kohë jé ti këtu ?

## Pylladi

Po, më ngjan se dikur në dëshpërimin e saj kundra Pirros të ka kujtuar ty.

## Oresti

(*me gëzim*)

Vërtet ? E mjera vajzë ! Ah, ta dinja, kurrë do mos ja kursenja këtë krahun t' em. Hî e pluhur do bëhesha për dashurin' e saja !

## Pylladi

Më duket se po vjen këtej Pirrua. Të lutem shtrëngoje zembrën e mos e rëfé as pak hidhërimin t' ënt. Unë po shkonj të pregatit në muntsha Hermionën, tyke i treguar mendimet e tua se s' bën të n' a gjenjë këtu të dy mbreti. Ti kij mendjen (*del*).

# SQENË II

Oresti, Pirrua e Foenix

## Pirro

Gëzohem që ju shoh këtu në mbretërinë t' eme, e sado që prindët t' onë kanë pasë atë armiqësi të vjetër ndërmjet tyre, sikurse e dijni, né bijt' e tyre lipset të jemi miq përgjithmonë. Prandaj edhé urdhër kam dhënë t' ju bëhen gjith' ato nderime që i përkasin të birit të një mbreti të math të Greqsië.

## Oresti

Qofsh me nder e me famë gjithënjë, o bir i Ahilefsit, mbret i math i Epirit. E shoh edhé unë vehten të lumur, se ndodhem përpara birit të atij fatosit të math që u ndâ në shenjë mbi gjithë prijësit e asaj lufte së madhe!

Në qoftë se Hektori i math gjet vdekjen prej shigjetës s' atij Ahilefsit, po edhé Troâdha u gadhnua prej atij krahut t' uaj. Né Grekët, mirënjojtës kurdoherë përpara jyve, dëshërojmë të jemi me Epirotasit miq të përzembërt e të pandarë. Po, madhni, me qenë se nuk dijet se ç' munt të ngjasë më von e tyke pasur kurdoherë vesvesën[1] se mos ky zogu i Troâdhës Astyanaxi përkëmbet një dit e zé selin e t' et tyke çfryrë mënin' e tij kundra nesh, prijësit grekë, të luten me anën t' eme që këtë djalë të n' a e dorëzoni nevej t' a kemi si një penk të sigurt, që të mos vinjë edhé një herë ajo e zeza ditë që ky të frikësonte gjindjen e kombin t' onë, si kurse i ati ahere me zjarm në dorë doq anijet t' ona e faroj gjithë lulen e trimërisë greke !

## Pirro

E shoh se Greqija qënka tepër e paqetë për të birin e Hektorit e kështu paska dërguar sot të birin e Agamemnonit me një dërgatë aqe të madhe e të vështirë. Unë, prisnja një bujari më të madhe prej aleatëve të mij e jo të më lypin një djalë të vogël, një mituri të pafajshëm, i cili mirë gjendet në dorë t' eme. Nuk është mjaft për Greqinë se ky djalë është nënë fuqinë t' eme e se ata duhet të jenë krejt të prejtur ? Për ç' arsye duan të m' a nxjerin duarsh ? Mos, duan t' a sakrifikojnë ? A thua se ka njeri të drejtë mbi jetën e këtij djali ? Mos harroni, se ahere, kur nënë gërmadhat e tymosura të Troâdhës kemi ndarë fitime të luftës me ju, mua më ra në pjesë ky djalë bashkë me t' ëmën e tija, të cilët i kam në dorë me të drejtën e plottë e një gadhnuësi. Pra, si Grekët duan të më çkëputin duarsh një sent që ata vetë m' a dhanë ? Kur ajo Troâdhë u shduk krejt edhé vetëm ca shémtyra e një lumë gjaku mbetnë, si grekët paskan frikë se mos ngjallet prapë Troâdha ? Jo, Orest, jo. Grekët munden të lypin ç' tjetër të duan prej meje, po kurrë Astyanaxin. Është punë që s' bëhet.

## Oresti

Qellimi i asaj lufte, madhni, ka qenë rrënimi i plottë i asaj Troâdhe, e kur né shohim që rron akoma një pingjuell i asaj race, kujtojmë se nuk paska vdekur édhe Hektori i tmeruar, sado që yt atë e la të kafshonjë tokën e e hoqi tré ditë xvarë rotull fortesave të Troâdhës ju lutem edhé një herë, për kaqe gjë mos ju prishni zembrën aleatëve t' uaj.

---

**[1]Vesvesë = dyshim, ndërdyme**

## Pirro

Më vjen keq se po shoh se Grekët paskan harruar gjith’ ato therorì që bëmë né për ‘ta, sado që ishim të huaj. Né s’ kursyem gjakun t’ onë për nder’ e shtëpisë s’ uaj. Pa gjakun e t’ im ati Grekët s’ kishin fituar kurrë gjith’ atë luftë; këtë mos e mohoni.

## Oresti

Mos u zemroni, madhni, po e vërteta është që rritjen e Astyanaxit nuk e kqyrin me sŷ të mirë Grekët.

## Pirro

Do me thënë edhé prej meje u drojtkan ? Ahere lé të bëjnë edhé ndryshe, unë jam gati të pres ç’ do poterë nga an’ e tyre, se e shoh që nuk ësht’ e para herë që ata n’ a bëjnë miq gjer sa të mbarojnë punë.

## Oresti

Mos i shtyni punët aqe lark, madhni. Grekët po të kishin atë dyshim që po thoni, nuk do bënin atë krushqi me ju, tyke ju dhënë edhé të bijën e Menellaut për grua.

## Pirro

E shoh se ç’ do që bëjnë e bëjnë për interesin e tyre. Nuk jam i verbër. Po a kujtoni se bij’ e Menellaut do jetë aq e zonja sa të më përdorë si vegël për interesat tuaja ?

## Oresti

Unë miqësin t’ onë dua t’ a bazonj në lidhnin’ e vërtetë t’ onë e të pa hile. Koha do t’ a tregonjë. Tani, lé t’ i lemë këto fjalë si t’ anët që jemi, kemi kohë kur të flasim edhé me qenë se nesër do kem fatin e mirë të shoh kushërirën t’ eme Hermionën nënë hymenenë e krahut t’ uaj, me jep lejen të vetë t’ a shoh e të fjalosem me ‘të, se më ka zënë tepër malli.

## Pirro

Jé i lirë t’ a shohësh kur do herë të duash, urdhro.

**Oresti**
(*tyke qeshur*)

Falem nderit. T' u ngjatë jeta (*del*).

## SQENË III

Pirro, Foenixi

**Foenixi**

Ku e lé Orestin të vejë ?

**Pirro**

Te kushërira e tij, psé ?

**Foenixi**

A e di se ajy ka pasur me 'të dashuri qysh vogëlije ?

**Pirro**

E pra ?

**Foenixi**

Pra nuk kujton se ajy munt t' a bindë e t' a marrë për vehte atë që ti do të marrësh grua nesër ?

**Pirro**

Ah, Foenix, ti e di se unë s' e kam me zemër Hermionën. Do gëzohesha si kur t' a merrte e të m' a shkarkonte qafet. Si kur të m' a kërkonte do t' ja jepnja me gjithe qefë e do t' i përcillja të dy. Ti e di se unë s' dua tjetër për grua veç se Andromakën, até mbretëreshën e grave,edhé në qoftë se kam thënë edhé se e di populli që do martohem nesër zyrtarisht me Hermionën, e kam bërë që t' a njoh Andromakën a

ësht’ apo jo rivale e Hermionës edhé në mos qoftë unë prapë do t’ a shtynj dasmën gjer sa ta bint. Hermionën s’ e dua as pak !

### Foenixi

Habitem tepër, madhëni, prej këtyre fjalëve, edhé ju thom të drejtën që nuk i prisnja këto prej madhnisë s’ uaj, po....

### Pirro

(*i pret fjalën*)

Tjetër herë flasim, Foenix, të lutem preje fjalën e largohu pak se po vjen Andromaka, e cila duket di ç’ ka do më thotë.

## SQENË IV

Pirro,Andromaka

### Pirro

Urdhno, mbretneshë.

### Andromaka

(*me lott ndër sŷ*)

Mbret, kisha shkuar të shoh djalin t’ em si nga hera, si pas fjalës që më ké dhënë që t’ a shoh nga një herë ditën, po mjerisht nuk më lanë rojtarët t’ uaj e kështu më duket se jam edhé mê fatzezë e e përvajshime se isha më parë ! Ah, o mbret, fort mir’ e dijni se në këtë jetë s’ më mbet tjetër veç se ajy djalë, Astyanaxi im. Kur nuk muntkam t’ a shoh edhé këtë ahere pse më mbani kot në jetë, pse nuk më vrisni të shpëtonj ?

### Pirro

Ah, Andromakë, ti nuk e di akoma sa të këqija të tjera e sa lottë të pikëllyera po të presin!

### Andromaka

(*e trembur*)

Prej kujt em Zot ?

## Pirro

(*tyke tundur kryet*)

Mjerisht prej Grekëve. Ata s' janë nginjur me shkatërimin e Troâdhës e me vrasjen e Hektorit. Duan edhé të birin !

## Andromaka

Astyanaxin ? djalin t' em ? Oh, kûkû qyqja unë !....O mbret, zoti im, Perëndia ime, babë, vëlla, atdheu im, gjithë ç' ka, ah, mos u bint ti për një mynxyrë kaqe të dobët e të pashpirtë! në duart' ënde jam, kij mëshirë për djalin t' em.

## Pirro

(*seriozisht*)

I biri i Agamemnonit, Oresti ka ardhur këtu i porositur prej Grekëve që t' ju dorëzonj atyre t' ët bir. E merr vesh tani, Andromakë, psé Grekët e kërkojnë e janë vënë kaqe fort për Astyanaxin.

## Andromaka

(*Pa durim*)

E madhnija e jote ç' ju përgjiq Orestit ? A mundi zembra juaj të duronjë një mëkat kaqë të math e të padëgjuar ? Një kalamaq i vogël të bëhet kafshatë e gojës së ujkut ? Ah, mos madhëri ! Kujtoni Perënditë; mëshirë për djalin t' im, mos u përkûli aqe fort sa t' ja falni xhelatëve !

## Pirro

Qetsohu, mbretneshë, se i biri i Ahilefsit nuk është aqë i poshtër sa të bënjë një marrëzi të këtillë. Përgjigja ime përpara Grekëve ka qenë negative. Si kur kush e di si të ngjasë, si kur luftë të më deklarojnë, Astyanaxi nuk del prej dorës s' eme; në dorë armiku kurrë s' e lé

## Andromaka

Tani po marr frymë. Ah, Hŷji qoftë me ty, o mbret i Epirit !

## Pirro

Po Andromakë, për këtë zembrim që ju kallzonj Grekëve faqe kësaj therorije që po rëfenj për ty, ti psé s’ do të më dëgjosh edhé mua atë lutje që ta kam zgjatur kaqe herë tyke lutur ? Ah, harronj se jam mbreti i Epirit e se ti jé një robe përpara meje ! Të kam rënë unë në këmbë si kur të ishe një mbretneshë edhe unë një rop !

## Andromaka

Zot, mbaj rëndësinë t’ ënde e mos e unj vehten t’ ënde krenare përpara një gruaja të mjerë e ta hallakatur ! Kujto se ç’ farë përshtypje të keqe do të bënte këjo ndër Epirotët, kur të shihnin se mbreti i tyre lé një virgjineshë, një bijë mbreti, tyke u martuar me një të vehë, një robneshë. Ti s’ kishe ndofta me pâ kurrë një ditë të bardhë prej meje, se jeta ime do ishte gjithë vaj e lott për mua ! Munt, madhni, unë të harronj Hektorin t’em të rallë, i cili kaqe tepër më varfëroj e më shkretoj ? Unë do rronja me kujtimin e tij me uzdajën e djalit t’ em, prandaj prej një gruaje të tillë, mbret, s’ ké as një të mirë të preç, përveç se mjerime e vrerë ! Si një mbret i dëgjuar e fisnik që jé, tregohu shpirt-math e mëshironjës për të mjerët ! Në qoftë se më shtërngoni të pranonj një gjë që s’ ma do zemra, në më shtërngofshi me përdhûnë të bëhem gruaja juaj mos harroni se nesër do thonë për ty që i bir’ i Ahilefsit s’ ishte një bujâr po një tyran, se dhunoj një grua !

## Pirro

Ah, Andromakë, po unë s’ kam qënë para teje aqë i ashpër e i egër sa ti té mua. Kij mëshirë për mua që të dua kaqe fort edhé mos m’ a thyej dëshirën që kam për ty. Do të përkujdesohem si âtë i vërtetë për djalin t’ ënt; do të t’ a fal në gji t’ ënt t’ a kesh për gjithënjë, do t’ a stërvit e t’ a ushtronj vetë në armët e do t’ a bënj të birin e merituar të atij fatosit të math Hektorit. Do të përpiqem të storaset edhé një herë mbretrija e Priamit e mbi selin’ e Troâdhës do hipinj mbret Astyanaxin, tyke ngjallur *Ilion*[1] e vjetër, po nem, ah, nem fjalën t’ ënde që do bashkohesh me mua!

## Andromaka

Ah, o mbret i Epirit, unë s’ besonj të ngjallet dhe një herë Troâdha! Muret e fortesat e asaj të famshme nuk ngrihen edhé një herë

**[1] Ίλιον (Ilion)= emër tjetër i Trojës**

përpjetë ! Rreth atij qyteti të dëgjuar sot po rrethojnë sorrat e shkabat. Unë si humba ç' do gjë të vlefshme në këtë botë, sot rronj e mjerë e robneshë në arratì e s' kam tjetër përveç se hirin e shêjtë për kujtimin e Hektorit edhé djalin t' em Astyanaksin për ngushëllim. Më lerë madhnì, më lerë në mjerimin t' em e shko atjé ku të pret hymenêu[1] i ri e fati buzë qeshur !

## Pirro

Andromakë i ké përsëritur kaqë here këto fjalë,nuk munt më të të shoh kështu; nuk duronj të jesh gjithënjë e përzishme e fatkeqe. Folë edhé ji e sigurt se me një shënjën t' ënde të gjitha ndryshojnë fytyrë në këtë pallas. Ti jé mbretnesha e Epirit dhe ajo që ti kujton se ka ardhur të bëhet ime shoqe, Hermiona, ka me qenë robnesha e shërbëtorja jote, po folë, veç folë!

## Andromaka

Jo, kurrë ! Nuk dëshironj të bëhem shkaktare që të bëhet ajo e mjerë nga ana ime ! Sot unë jam një e vehë, prapë prej jush: ju më vratë burrin, ju më latë të mjerë ! Si kërkoni, mbret, të miqësohem me një armikun t' em, me vrasësin e burrit t' em ? Folë, nuk ish Ahilefsi vrasësi i Hektorit ? Munt të bashkohem ahere me të birin e vrasësit t' em ? Një besë që i dhashë një burri si munt t' ja jap edhé një tjetri ?

## Pirro

(*me hidhërim*)

Ashtu ? Mjaft mê ! Zonjë, mbassi s' mundem të të bint, po i shtrohem vullnetit t' ënt. Mbassi s' munt të më duash, ahere urréjmë dhe hodhbitmë.Shajmë e mshomë kur s' më do edhé unë po të harronj që sot e tutje. E pra, kqyr o e vehë e Hektorit, se një mbret i Epirit nuk përbuzet aqe lehtë; Qysh sot djalin t' ënt nuk do t'a shohësh mê me sŷ ! Grekët e kërkojnë edhé unë do t' ja dorëzonj edhé më qafë e paç ti !

## Andromaka

(*si e lojtur mentsh*)

Si, e shkelni fjalën që më dhatë ? Fjalën mbretnore ?

---

[1] **imene = martesë, shtrat martesor (nga italishtja poetike)**

**Pirro**

Në qoftë se ti nuk i bindesh dëshirës s' ime unji ahere kryet rrezikut ! Në të dhimbet Astyanaxi shpëtoje, në dorë e ké ! Folë pra fjalën e fundit se nuk kam kohë me bjerrë. Po, a po jo ?

**Andromaka**

(*i bije ndër këmbë*)

Mbret, për kryet t' ënt, mos u sill kështu përpara një gruaje të mjerë e të pafuqishme ! Zemra e jote duhet të kallzonjë një fisnikërì e një përdëllim[1] për mua. Ti e di sa e dua atë djalë; më shtërngon të vepronj një të keqe që s' ma do zemra ?

**Pirro**

Ah, sa jé e rrejtur ! Ah, sa jé kokë-fortë ! Ti po e vret vetë me dorën t' ënde t' ët bir, kur se mundesh me një fjalë t' a shpëtosh, të shpëtosh edhé vetë (*Me inat*). Ç' thua, se s' kam kohë të të pres ? Ndaje për të fundit herë.

**Andromaka**

Ah, po si ësht' e mundur ? Unë.....

**Pirro**

Ahere, e paç më qafë, lamtumirë ! (*E shtyn*)

**Andromaka**

(*e dëshpëruar*)

Ah, ah !....Hektor !...kush e priste këtë ditë ! (*rëzohet përmbys tyke qarë*).

## FUNT I AKTIT I

---

**[1]përdëllim = dhembshuri, mëshirë**

# A K T II

(Një dhomë e veçantë në pallas të Pirros)

## SQENË I

Hermiona, Kleona

### Hermiona

Kurrë s' e shkonja ndër ment se munt të vinte Oresti këtu. Zembra ime ndjen një ngushëllim të math në ardhjen e tija. Për fat të mirë ndodhet edhé Pylladi këtu, miku i Orestit e i shtëpisë s' onë. A e msove, Kleonë, pse ardhi Oresti ?

### Kleona

Jo !

### Hermiona

Ardhi të kërkonjë Astyanaxin për t' ja dorëzuar Grekëve.

### Kleona

(*tyke qeshur*)

Thuaj mê mirë se ka ardhur për ty.

### Hermiona

Për mua, e psé ?

### Kleona

Se Oresti, zonjë,s' ka harruar edhé sot atë dashuri të madhe që ka pasur tjetër herë për ty. Pylladi, miku i tij, m' a besoj me përgjërime këtë sekretë e më tha të të pregatit sa të mundem që të shkojmë të gjithë në Greqi bashkë me Orestin me anijet e tija që po n' a presin.

## Hermiona

Si thé, unë të shkonj në Greqi, unë e vluemja e Pirros edhé nesër gruaja e tija ? Ç’ thua Kleonë ? Çuditem si e paska kujtuar Oresti atë dashuri fëmijore që kishim dikur në vogli, si një dashuri të vërtetë sa të mundë të më ndanjë prej burrit t’ em ! Më vjen shumë keq për Orestin në qoftë se ka ardhur këtu me një qëllim të këtillë !

## Kleona

Qysh, princesë, harrove ti sa herë më ké bërë fjalë për Orestin ? Harrove sa herë m’ a ké zbrazur zembrën ?

## Hermiona

(*tyke u mentuar*)

Ké të drejtë, po dije se ç’ do që të thashë e bëra në zembrim e sipër prej zhaluzije, se s’ munt të duronja një robneshë Trojâne, një të vehë të përbuzur, të bëhet gruaja e Pirros. Po tani që e shoh se Pirrua ndroj mendje edhé nuk e do, tani po të siguronj se Pirrua do bëhet i jemi edhé si t’ ju dorëzonjë Grekëve Astyanaxin, Andromaka nuk do rronjë as një orë pa ‘të e kështu do të n’ a çporret edhé kjo brengë e keqe. Po prapë po të thom edhé këtë se në qoftë se Pirrua fillon të parat me atë, unë do shkonj me Orestin në Greqi se s’ munt të duronj mê atë poshtërsi.

## Kleona

Tani po merremi vesh. Pra unë, si mikja jote, po të këshillonj se Pirrua ty nuk të do me të vërtet, se ajy nuk heq dorë prej Andromakës, andaj edhé merr masat e tua.

## Hermiona

Kujton ti, o Kleonë, se Pirrua do më dalë fjalet ?

## Kleona

Mjerisht ashtu më duket !

## Hermiona

Në qoftë këjo e vërtetë do duket nesër, nesër është dita e martesës; pra në se ndryshoftë prapë e në zëntë të parat, po të jap fjalën se edhé unë do t’ a neverit e do mos e dua edhé do ikinj t’ a lé. Mjaft durova gjer më tani !

## Kleona

Edhe unë po të thom, o princesë, se kur sheh kështu një njeri, që të tradhton sheshazi psé të mos bashkohesh me Orestin, i cili kaqe fort të do edhé i cili ènkas për ty ka marrë gjithë këtë rrugë të gjatë ?

## Hermiona

Kleonë, mos më ngut edhé kaqe fort të bashkohem me një njeri, të cilin nuk m’ a ka dashur zemra. Në qoftë se bindem që Pirrua nuk më do, ahere vërtet do t’ a braktis edhé unë, po si t’ i shkaktonj dâme, për të cilat do pendohet tepër. Po që të bashkohem me Orestin këtë s’ e mendonj as pak.

## Kleona

Unë s’ kuptonj ç’ të mban akoma këtu, bija ime, edhé ç’ dobi pret ti prej një të huaji, i cili s’ ka as pikën e gjakut helenik ? Me një njeri që familja juaj ka një armiqësi të vjetër si kërkon ti të miqësohesh ? Unë kujtonj se yt ‘atë bëri një gabim të math që të vloj me Pirron.

## Hermiona

Psé, Kleonë, më lëndon zembrën ? Psé s’ më jep një ngushëllim? Po në qoftë se Pirrua pendohet me të vërtetë për sa ka bërë e sa më ka përbuzur e vjen e kërkon ndjesë prej mejet unë si duhet të sillem ?

## Kleona

Mos e beso kurrë.

## Hermiona

Ahere si të bënj ?

## Kleona

Të këshillonj t' i lesh kapriçjot më nj' anë. Ti e çprovove kaqe herë besën e tij. Ajy ç' do gjë që bën, e bën për Andromakën, edhé sikur të dojë ajo t' i hedhë një bisht sŷri ajy të lé ty si gunën e vjetër. Sa të preç t' a pësosh edhé një herë atë që ké pësuar gjer tani prej atij, është më mirë të bësh një kurajo të fortë e t' i japësh shkelmin sa të t' a japë ajy. T' a lesh vetë e të ngrihemi të ikim të gjithë në Greqi.

## Hermiona

Po të jap fjalën që do të të dëgjonj si po më thua, po me kushtin në më daltë prapë i pabesë Pirrua.

## Kleona

Prapë të parat ! Të thashë princesë harroji ato fjalë edhé kujto që këtu s' ké më nder ti. Kujto Orestin që të do aqë shumë. Kujto sa e lumur do jesh në vënt t' ënt (*Tyke parë tutje)*. Më duket se po vjen Oresti; të lutem hap sŷtë e mblidhe mendjen t' i përgjigjesh edhé ti në dashurinë që ajy ushqen për ty.

# SQENË II

Të parat, Oresti

## Oresti

(*Tyke përshëndetur*)

Oh, e dashura Hermionë, sa e ndjenj vehten i lumur që po të shoh edhé një herë pas kaqe vjet mërgimi ! Nuk t' a kallzonj dot mallin që më ka pushtuar për ty, o e dashura ime ! A e kujton pak Orestin t' ënt ?

## Hermiona

Ti munt të pyeç zembrën t' ënde, Orest. Pylladi më tregoj gjer' e gjatë për ardhjen t' ënde, e cila më ka ngushëlluar tepër. Po lé të flasë më mirë këjo Kleona për mua.

## Kleona

Princesa u rit[1] gazit, Orest, për këtë ardhjen t' ënde të papritur. Gjer tani fjalën t' ënde kishim edhé të siguronj se ti e përsërite edhé e ikura e saj me ty e lehtëson prej gjithë mjerimeve që ka hequr këtu.

## Oresti

M' i tregoj të gjitha Pylladi edhé gëzohem tepër që kam ardhur me kohë këtu. Anijet t' ona, princesë, presin me velat hapur urdhrin t' uaj. Jam gati me gjithë shokët t' ju shërbejmë për ç' ka të doni.

## Hermiona

Ah, Orest, sa të mjerë po më gjen ti mua në këtë ditë ! Pirrua më të cilin pa vullnetin t' em më vloj im 'atë, nuk më sheh me sŷ të mirë. Ësht' i pabesë, se nuk më do mua po atë robneshën Trojâne Andromakën! Po ti, ti Orest, a do durosh t' a shohësh kushërirën t' ënde të përbuzur e të poshtëruar në këtë mënyrë ?

## Oresti

(*Tyke mbledhur grushtin*)

Për Perënditë jo ! Ky krahu im do të marrë shpërblimin shpejt, e dashura Hermionë. Bazohu te mua.

## Hermiona

Orest, të përgjëroj mbi kujtimin e t' yt eti Agamemnonit, të cilit aqe mirë ja more shpagimin, ah,mos më lerë në këtë përbuzje e dëshpërim! Shpëtomë prej këtij tyrani, i cili përdor si kopile të bijën e Menellaut !

## Oresti

Mos u zgjat më tepër e dashura ime, i mora vesh të gjitha. Tani që ardha kij durim se me ndihmën e Vullkanit e të Neptunit do mbarohen të këqijat e tua. Po, o Hermionë, nuk më thé, a ndjen akoma zembra e jote atë dashurin' e parë që ka ndjerë dikur për mua ? A e do Orestin si

---

**[1]u rit = u përlot**

ajy të ka dashur ty ? Ah, besomë se kur u ktheva në Spartë e s' të gjeta, nuk e di si s' më lojtnë menttë ! Kur dëgjova që yt' atë të vloj me Pirron nuk e di si s' vrava vehten ! Rrufet' e Olymbit të grumbulloheshin mbi mua nuk do t' i ndjenja, sa lajmin e helmit të fejimit t' ënt me Pirron! I dëshpëruar edhé krejt si i marrë gjeta shkak dorëzimin e Astyanaxit që të munt të vinj të të shoh një herë e të të shkëput prej thojve të një barbari! Jam gati t' a bënj theror jetën t' ime për ty !

## Hermiona

Të paça sa malet për therorit' e tua. Më sheh pak të ftohtë, po kjo s' do me thënë se harrova dashurin' e parë. Si vajzë nuk munt t' i kundrështonja vullnetit të babës t' em. Të kishe ardhur në Spartë përpara se të vlohem do ndryshonte puna.

## Oresti

Ké të drejtë, Hermionë, faji është i jemi, këtë e shoh mirë.

## Hermiona

Orest, më duket se kot po i zgjatim fjalët. Kemi kohë për ato. Tani lipset të mendohemi si të shpëtojmë ikjen t' onë së këtejmi.

## Oresti

Atë ma lerë mua, Hermionë. I kam pregatitur të gjitha.

## Kleona

(*Orestit*)

A e dijni, Orest, se Pirrua ka dekllaruar që nesër do martohet zyrtarisht në tempull me Hermionën ?

## Oresti

M' a kallzoj edhé këtë Pylladi edhé e kam marrë parasŷsh.

## Kleona

Mendohu mirë se do gjeni shumë kundrështime përpara se t' a mbaroni punën. E ahere?

## Oresti

Ahere, ja se i shkel të gjitha ndalimet, ja se bije theror i një detyre të shenjtë. Por....unë kam frikë se mos princesa Hermionë gënjehet edhé një herë prej fjalëve të Pirros edhé atbotë i mjeri unë !

## Hermiona

Ah, Orest, sa pak besim ké mbi mua ! Të lutem mos më folë mê për këtë çështje; mos më lëndo plagët që kam dashur t' i harronj. Në daç të pyeç unë lyp edhé një shpërblim tjetër prej Pirros për ato përbuzje që më bëri.

## Oresti

Urdhro folë, jam gati për ç' do shpërblim për ty.

## Hermiona

Përpara se të lemë këto vende dua t' i shkaktonj një të keqe të madhe, po edhé kur të shkojmë dua të marr edhé rivalen t' ime me vehte, Andromakën, se nuk duronj t' a shoh në duart e tija.

## Oresti

Princesë, harrin të më duash si të dua e të kesh besim ndaj meje, të tjerat m' i lerë mua. Krahu im do të ta sjellë nderin në vent.

## Hermiona

Shumë më premtohesh, Orest, po a do jesh i zoti të nxjerësh mb' anë të gjitha këto?

## Oresti

Princesë, në qoftë se përnjëment ti s' e do Pirron, ç' qeder ké se ajy merr Andromakën për grua ? E në qoftë prapë se nuk do të ndahesh prej tij, psé më merr edhé mua më qafë? Këjo është dashuria jote për mua? Këjo është besa? Nuk më thua më mirë të largohem së këtejmi ca më parë, ose më mirë të vras vehten?Ah, Hermionë, sa jé e paqendruar në fjalën t' ënde !

## Kleona

Orest, të lutem, mos u zembro kaqe tepër. Mos i merr fjalët për ndryshe. Princesa ndofta flet ashtu prej marazit të math që ka kundra Pirros. Unë e njoh fort mirë dëshirën e saj;  mos kujto kurrë se ajo nuk të do.

## Oresti

Sjelljet e saj, Kleonë, e mënyra e fjalimit më venë në një dyshim të math, prandaj kam të drejtë të ankohem. Shkurt dua të di a më do me të vërtet princesa, a po vetëm sa të mbarronjë qëllimet e saja me anën t'eme.

## Hermiona

Orest, në qoftë se edhé ti më do me të vërtet e në qoftë se me të vërtet për mua ké ardhur, priti me gjakftohtësi fjalët e mija, fjalët e një gruaje që sot nuk urdhëron vehten. Shpëtomë nga kjo gjëndje, pastaj më folë për dashuri.

## Oresti

Nuk të janë mjaft, princesë, premtimet e një biri të Agamemnonit? Të mos ushqenja këtë dashuri të flaktë për ty a munt të merrnja përsipër një barrë kaqe të vështirë ? A munt të bënja fjalë për të rëmbyerit t' ënt ? Pra, po t' a përsërit edhé një herë, se në qoftë se jé penduar për Pirron, m' a thuaj sheshazi të rregullonj edhé unë punët e mija e të mos zgjatem më tepër.

## Hermiona

(*e zemruar*)

Do me thënë ti s' më zënke besë si do që flas ! Ahere, pra, lé të përmbyset bota, lé të bëhet ç' është m' e keqja, lé të derdhet gjak më tepër

se sa u derth për t' im ëmë Helenën, lé të bëhet hî e pluhur gjithë Epiri edhé bashkë me 'të edhé unë ! A ka ku të shkonjë më tutje ?

### Oresti

Mos u zemro ! Unë të fola n' atë mënyrë se shihnja një dyshim në fjalët e tua. Po prapë po të thom se fjalës s' ime i qëndronj si burrë, veç dua të më thuash e të më sigurosh mbi nderin t' ënt mbretnor, më do me të vërtetë, po a po jo ?

### Kleona

Orest, mos dysho për këtë. Dorëzënëse të bëhem unë. Princesën mos e shty më tutje. Ti nise punën e çështjen tjetër m' a lerë mua. Shpëtimi jonë në duart e tua (*Hermionës*) Né, princesë, eja të shkojmë të mos n' a gjenjë Pirrua këtu se munt të vinjë kudo që të jetë.

### Oresti
(*Hermionës*)

Princesë, jemi pra në një mëndje ?

### Hermiona
(*Tyke dalë*)

Vepëro, në më do edhé mos më pyet fare (*Kleona dhe Hermiona dalin).*

## SQENË III
Oresti (*vetëm*)

### Oresti

Un' e shoh se Hermiona e do me të vërtet mbretin e Epirit, e do të martohet me atë psé ka edhé rivale Andromakën. Po edhé mua më do si kujtonj unë, po vetëm sa të mbaronjë qëllimet e saja. Unë si duhet të sillem ? Si duhet të bënj ? Në qoftë se ajo s' më do psé t' i hynj këtij rreziku ? Psé të marr më qafë edhé vehten time edhe Pylladin e gjorë edhé gjithë shokët e mij ? Të shkonj së këtejmi pa kryer as një punë ? Edhé këjo s' bëhet ! E në qoftë se nuk marr me vehte sidomos as Astyanaxin, si do t' ju dal përpara atyre që më dërguan? Po as këtë s' po m' a dorzon

Pirrua. Të ikinj pa rëmbyer Hermionën që këtej? T’ ja lé në duart këtij të huaji, këtij tyrani? Si kur t’ i shpornja së këtejmi Andromakën e di sigur se Hermiona nuk do të desh të ndahesh prej Pirros. Si të bënj? Të bëhem një gjakpirës e të marr njerëz më qafë, tyke u bërë një vegël e dobët e kësaj (*mentohet*). Jo, jo duhet t’ i japim funt kësaj çështje, koha, s’ pret, lipset të zgjedhim njerën ose tjetrën ! Edhé në mos më dashtë Hermiona, unë s’ lipset prapë t’ a lé në duart e Pirros. Nuk duronj t’ a shoh t’ a ketë për grua. Si kur t’ a gjenja të martuar edhé ahere do vrisnja njërin ose tjetrin, ose vehten t’ ime ! Dua t’ a lé se s’ më do, po prapë nuk mundem me gjithë që s’ më do. O, Perëndinj, un’ e dua, ah, e dua me të vërtet të pabesën ! Ç’ them unë, në e dua ? Ah, po unë kam bjerrë gjithë të drejtat e fronit nga hatri i saj ! Humba gjithë pasurinë t’ ime, u arratisa, u fika, e tani të ngrihem t’ a lé? T’ a lé në duart e tija ? Jo, kurrë ! Do t’ a marr edhé në mos dashtë, do t’ a marr me pahir, do t’ a shtije në anijen t’ eme, edhé në më preftë udhën dikush, do t’ a vras, do t’ a shtyp, do t’ a mbyt kush do qoftë ! Hermiona do që të mbarronjë qëllimet e saja me anën t’ eme, po edhé unë lé të mbaronj punën t’ eme !...Po qé, po vjen Pirrua, lé të pushojmë.

## SQENË IV

Pirrua, Oresti

### Pirro

Princ, po të kërkonja. Më ndjé se kur kemi folur të parën herë kam qënë pak i rëmbyer. Është karakteri im i ashpërt, nuk munt t’ a mohonj, prandaj vinj të të lyp ndjesë në qoftë se fjalët e mija të shkaktuan ndo një hidhërim.

### Oresti

Madhnija jote, lé të mos trazohet. Unë s’ e mora për të keq atë bisedim, andaj edhé nuk ishte nevoja të më lypnit ndjesë. Né jemi si vëllezër në mes t’ onë; vëllezërit nuk zëmbrohen kurrë.

### Pirro

Ashtu vërtet; pra edhé unë po të thom se ndrova mendim. E shoh se kanë një të drejtë Grekët të kërkojnë prej meje Astyanaxin. Njoh mundimet e therorit e Grekëve në atë luftë shkatruëse të Trojës, edhé bindem t’ ju dorëzonj Astyanaxin, po bashkë me këtë do t’ ju dorëzonj

edhé t' ëmën e tij Andromakën e ju do më garantohi për jetën e këtyre edhé se do rriten me nderimet e lehtësit' e duhura mbretnore në pallasin e Menellaut.

## Oresti

Ju falem nderit madhni (*me vehte*) Si ndryshoj kaqe shpejt mendim ? Këjo është më e madhe çudi ! Mos fshihet ndo një sent tjetër prapa këtyre fjalëve ? Lé të shohim.

## Pirro

Sot, mbassi fati të pruri këtu o princ i Spartës, e mbassi nesër martohemi zyrtarisht me princeshën Hermionën, dëshironj shumë që ti vetë t' a shoqërosh t' yt kushërirë, si më i afërmi i saj e të m' a bijësh për krahu në tempullin ku do kurorëzohemi !

## Oresti

(*i turbulluar, më vehte*)

O Perëndij, Plluton e Tartarë! O rrufé të Olymbit, si do t' a duronj unë gjithë këtë të keqe, këtë të sharë, këtë koritje? (*Tyke fshehur hidhërimin, Pirros*). Edhé unë, madhni, e ndjej vehten të lumur se pata fatin të ndodhem këtu e të bëhem vëllam[1] i kushërirës s' ime së dashur.

## Pirro

Ti kushëriri i saj do më ndodhesh për dëshmitar nga an' e gruas.

## Oresti

(*më vehte*)

Të jem edhé dëshmitar ! O Perëndij, si nuk hapet dheu të mê pijë mê mirë ! O Qiej, o vdekje pse s' më merr?

---

**[1]vëllam = kuptimi i dytë : një i afërm i dhëndrit, që shoqëron nusen kur i vihej kurora; seicili nga të dy fëmijët që rrinin pranë dhëndrit e nuses kur këta vinin kurorë**

## Pirro

(*pason sa do që e sheh të turbulluar*)

Unë, o princ, të kam ty edhé në vënt të vjehrit t' em Menellaut, se jé gjak e fis me atë. Kur të jesh ti pranë nuses edhé përpara alltarit të shënjtë, kur të qëndrosh ti dëshmuës i kësaj martese, unë do kujtonj se po kam gjithë Grekët përpara, me të cilët dua të rrojmë më një harmoni të plottë pas këtaj.

## Oresti

(*si i lojtur mentsh, më vehte)*

O Hŷ e Posidhon e Apollon e Hermes, për mua gjithë kjo ironi, për të birin e mbretit të mbretërvet ? Ah,si po e duronj !

## Pirro

(*bëhet si kur s' merr vesh gjë*)

Hé, princi im, ç' po mentohesh ? (*Tyke i fërkuar supet)*. Shko, pra, kushëriri i gruas s' ime e siguroje princesën t'ët kushërirë,se unë e dua tepër, thuaji të niset mirë e të pregatitet ca më parë hymenenë[1], se nuk pres orën, sa t' a shoh të bëhet gruaja ime. Lajmo edhé gjithë Grekët që ké pru këtu me anijet e tua; dua të gjithë të ndodhen në ceremoninë e martesës s' onë.

## Oresti

(*më vehte*)

A ka mê të madhe përbuzje ? A ka mê të dobët poshtërsi për mua? Po mos kij keq, o tyran, do të t' i shpaguaj të gjitha (*Tyke ju sjellë Pirros me nënëqeshje)* S' ka mê i math gëzim për mua se ky, madhnì, edhé po shkonj t' a pregatit kushërirën t' eme të dashur si të jetë mê mirë. Po shkonj (*me vehte*) Ah, mos e harrifasha kurrë atë ditë (*del*).

---

[1]**hymen = kuptimi i dytë i kësaj fjale është "martesë".**

## SQENË V

Pirrua, Foenix

### Pirro

Tani posa përcolla Orestin.

### Foenix

Ku e dërgove ?

### Pirro

Te princesha e kushërira që t' i kallzonjë se nesër vé kurorë me atë në tempull e se dëshëronj ky të m'a sjellë për krahu përpara alltarit si mê i afërmi i saj.

### Foenix

Si t' u duk Oresti

### Pirro

Mjaft i trubulluar. E pashë që s' i vinte mirë kur i thashë ato fjalë. Në sŷt' e tija njoha një melankolì të trishtuar. E kupëtonj se ky e do tepër kushërirën, po sot s' ka se ç' bën.

### Foenix

A të tha gjë ?

### Pirro

Drejt për së drejti jo, përveç se fjalë të ëmbla e të buta, po veçanërisht ajy dijti si i gëlltiti fjalët e mija, edhé ç' munt të bënte po të më kish në dorë !

### Foenix

Për Astyanaxin a bëtë fjalë mê ?

**Pirro**

I thashë se munt t' ja dorëzonj Grekëve edhé Astyanaxin edhé t' ëmën e tij Andromakën.

**Foenix**

Po Oresti a u duk i kënaqur ?

**Pirro**

Po edhé jo, po mê mirë munt të them se këjo s' i bëri as një përshtypje si e pashë nga fytyra e kështu më dha të kuptonj se s' është qellimi i tij Astyanaxi, po Hermiona.

**Foenix**

Si kur të kënaqeshe me dorimin e Astyanaxit e Andromakës, ti a kishe me ja dhanë ?

**Pirro**

Zoti mos e dhashtë ! Kujton, Foenix, se jam aq' i pashpirtë ? Po a munt të lé unë Andromakën në duart e tyre, Andromakën që vdes për të ? Po ç' do që i thashë Orestit ja thashë vetëm sa t' i marr mendjen se qysh e ka e psé ka ardhur pikërisht.

**Foenix**

Mirë ké bërë.

**Pirro**

Ti e di se s' më ndahet shpirti prej asaj bujareshë grua, Andromakës së rallë. Talentet e virtutet e saj, sjelljet e fisnikëria më kanë marrë mentsh. E shoh, Foenix, që është një typ gruaje i mbaruar. Vërtet mbretëreshë është. Ah, si kur të më desh mua një të dhjetën nga sa ka dashur Hektorin, sa i lumur do isha ! Në qoftë se e tremp nga ndo një herë për Astyanaxin se do t' ja dorëzonj Grekëve, ti e di se e bënj vetëm e vetëm që t' i kthenj mendjen, të bindet t' a marr për grua. Në qoftë se i thom se do martohem me Hermionën e bënj prapë që t' i shoh në është

zhalloze, po mjerisht Andromaka, as për të birin s' tutet se e di se unë s'e bënj atë, as çështja e Hermionës s' e tunt nga vendi. Si të sillem?

## Foenix

E në qoftë se Oresti ka ardhur për Hermionën, si do silleshe ?

## Pirro

S' kam as një kundrështim t' ja dorëzonj e t' i përsjell gjer në skelë. Ti e di se unë nuk ndjenj ndo një dashuri për Hermionën, sado e bukur që është edhé sado që ësht' e bij e një mbreti.

## Foenix

Për këtë të m' a falë madhnija jote t' i bënj verejtjen se ka gabim.

## Pirro

Si gabim ?

## Foenix

Një vajz' e ré, një bijë mbreti me të cilën zyrtarisht jé vluar e të cilën po e mban kaqe kohë në pallasin t' ënt t' a lesh pastaj të përbuzur e të çnderuar në rrugën e madhe dhe këjo është një pun' e dobët, një pun' e keqe ! Një mbreti, edhé mbreti si ty, një të birit të fatosit të math Ahilefsit këjo s' i vete aspak ! Mendohu, madhni, ç' do thonë të huajt për ty, mendohu që munt të të shkaktosh gjakderdhje të mnershme e do t' a bësh këtë qytet si Troâdhën e dytë!

## Pirro

E di edhé vetë se s' është pun' e mirë, po ç't'i bënj kësaj dashurie që s' më ka anë ? Sa për gjakderdhjen që po më thua atë as e shkonj ndër ment as e peshonj. Lé të bëhet ç' të dojë, lé të dalë ujë,lé të përmbyset bota, harrin Andromakën të kem.

## Foenix

Po si, madhni, kërkon të martohesh me Andromakën kur ajo s' të do ty, si po thua?

## Pirro

Kam shpresë se do mê dojë mê von si të martohemi. Po dije mirë edhé këtë, Foenix, se edhé pa Andromakën s' mundem të rronj. Unë Hermionën nuk e kam dashur, as që i porosita Menellaut të m' a dërgonjë, po as këjo s' ka mundur të më tërheqnjë e të më bënjë t' a dua, sa kohë që ndodhet në pallasin t' em, që kështu t' a harronja dal-nga-dal Andromakën.

## Foenix

I marr vesht të gjitha, po nga ana ime nuk të këshillonj kurrë të përbuzësh e të lesh të shkretë një princesë ! Bujarija jote ësht' ajo kur të marrësh Hermionën për grua e kur t' i japësh Andromakës djalin e saj, tyke ju dhënë dhoma të veçanta e tyke i nderuar më shërbëtorë e me shërbëtore brënda në pallasin t' ënt e tyke i lënë rehat në hallin e tyre po edhé tyke i ngushëlluar.

## Pirro

(*si mentohet pak)*

Foenix, ké të drejtë. Gabimin t' em e njoh, po si të vepëronj kundra dëshirës s' eme ?

## Foenix

Shko e i fal Andromakës të birin, m' andej kthehu e miqësohu me Hermionën e jepi fjalën e nderit që po vé kurorë me atë, e Orestin përcille si mik. Në tregoftë pakënaqësi, ose ndo një kundrështim per Hermionën, ahere rëfeji vendin. Unë po shkoj të ormis[1] mê mirë pregatitjet e dasmës, edhé ti, o mbret, pafsh Perënditë, mos ju shmang kësaj këshille (*del jashtë*).

# SQENË VI

## Pirro

(*vetëm)*

Sa turp, për Perënditë tërë, një mbret si unë, një i biri i Ahilefsit të math të jem kaqe i pa qendruar në fjalët e mija ! Edhé vetë e njoh fajin, i kuptonj gabimet, po, ah, ç' t' i bënj kësaj flage, ç' ti bënj kësaj

---

**[1]ormis = Përgatit dikë a diçka, bëj gati; rregulloj, vë në rregull; e zbukuroj, e stolis.**

dashurije? Ah, Andromakë, Andromakë, mê mirë mos të të kisha njohur! E mallkuar qoftë ajo ditë që më hasi me ty, e u njohmë për të parën herë!Tri her' e mallkuar qoftë Helena, që u bê shkak i asaj lufte, ku u vra Hektori e mbet e vehë Andromaka!.... Por, ah, un' e dua, e dua, s' munt t' a fsheh ! O Perëndij, dëshmorë ju të ankthit t' em, të agonisë s' eme, me ndjeni për fajet e gabimet që po bënj njërin pas tjetrit. Edhé vetë s' e dua, po nuk jam i zoti i vehtes s' ime ! S' ka gjë se s' më pret kurrë me të mirë Andromaka, s' ka gjë se më rëfehet kaqe e ftohtë, unë prapë e dua. Sa i math është halli im, ju e shëkoni, o Perëndinj ! Ti, Hŷ Pellazgjik i Dodonës tregomë ç' udhë duhet të marr. A ka gjë më të vështirë, se sa t' a kesh robe, t' a kesh në dorë, të mundësh t' a kthesh e t' a vërtitësh nga të duash, t' a njohë e t' a dijë fort mirë rrezikun që po e pret e me gjith' ato të mos mundesh t' a bindësh, të mos epet, të mos përkulet?.... (*me një vendim të plottë)*. Jo,jo !.... këjo punë duhet të marrë funt, duhet të mbarohet ! Ndryshe s' bëhet ! Në qoftë se qellimi im shkon kot, në qoftë se s' marr Andromakën për grua ahere qjelli e dheu lé të bëhen bashkë, lé të dalë Posidhoni me trijênën[1] e tija e lé të tundë detet an' e kant të shkumbëzuara, lé të mbytet gjithë bota, lé të shuhet shkëndij' e Djellit, lé të shuhet Jeta ! (*Zé kryet me të dŷ duart)*. Ah, Andromakë, Andromakë !

## FUNT I AKTIT II

**[1]Poseidoni = një nga të 12 perënditë e Olimpit. Sipas mitologjisë Greke ishte perëndia e detit, fortunës, tërmeteve dhe kuajve.Në skulpturat e pikturat e bëra për të ai paraqitet me një heshtë në dorë në majë të të cilës ishin tre "dhëmbë" të mprehtë,pra trijêna (fjalë greqisht) është cfurku tridhëmbësh që mbante në dorë Poseidoni.**

# AKT III

(Theatri çfaq një shesh afër pallasit të Pirros. Nga an’ e djathtë një kopsht, nga e mëngjra duket pallasi)

## SQENË I

Pylladi, Oresti

### Pylladi

Qetsohu e mos trego gjithë këtë hidhërim të math që ké. Sŷri yt, fytyra,lëvizjet t’ a kallzojnë kjartazi turbullimin t’ ënt, të tradhtojnë. S’ je Oresti i parë, e ké humbur krejt, po ndro fytyrë se jé në rrezik.

### Oresti

Pylladi, këshillat t’ ënde s’ kanë mê vleftë për mua,nuk i dëgjonj. Sot duhet t’ a ndanj njërën dysh, ose do t’ a rëmbenj Hermionën, ose do lé edhé jetën t’ ime këtu. U mbush gota nuk nxé mê !

### Pylladi

Ani, rëmbeje, nuk kundrështonj, po mos trego sheshazi gjaknxehtësinë t’ ënde, se kjo munt të të hajë kokën para se të mbarosh punë.

### Oresti

S’ kam qedér si do më ngjasë. E kam vendosur të vdes më gjithë që Hermiona nuk e meriton këtë therorì !

### Pylladi

Psé s’ e meriton ?

### Oresti

O Perëndinj ! Po pyet akoma Pylladi ? Për të këqijat që po heq lermë e mos më skëlfit[1] plagën që kam !

---

**[1]skëlfit = malcoj,pezmatoj, mahis.**

**Pylladi**

Psé s’ më thua, prej meje druhesh ?

**Oresti**

Jo, s’ druhem prej teje, po s’ dua t’ i përsërit edhé një herë.

**Pylladi**

Ç’ ka ngjarë nuk më thua ?

**Oresti**

Prej fjalimit të fundit u binda se Hermiona nuk më do as pak, ajo do Pirron me gjithë që e ka poshtëruar kaqe herë. Mua do më përdorë veglë për të mbaruar ambicjet e saja. Këtë e pashë në sŷt e saja e e njoha mirë fort !

**Pylladi**

Do me thënë s’ të do. Ahere edhé mê mirë për ty. Mos e duaj edhé ti edhé eja të ngrihemi të ikim e t’ a lemë të bënjë si të dojë me atë.

**Oresti**

Mjerisht s’ e bënj dot !

**Pylladi**

Mos jé i marrë ?

**Oresti**

Jo, i dashur mik, nuk jam i marrë, po nuk mundem t’ a bënj.

**Pylladi**

Për sé, ç’ të ndalon ?

## Oresti

Nuk duronj të shoh Hermionën nënë përgëdhelimet e një rivali t' em ! Mendoje e peshoje mirë, Pylladi, si munt të qëndronj unë i ftohtë e apathik kur të vërë kurorë me Hermionën përpara sŷve të mija ? Duhet të kem humbur mëndjen, të kem humbur ndjenjat e mija e pastaj të qendronj dëshmitar i pandërgjegjtë në këto ngjarje ! A ka përbuzje mê të madhe për një që dashuron në të vërtetë ? Folë !

## Pylladi

Të drejtë ké, por kur e sheh se ajo s' të do, s' t' a njeh të mirën, ahere psé çan kryet kot, psé futesh në rezik për atë ?

## Oresti

Ashtu është, po s' më lé zembra të vepëronj si po thua.

## Pylladi

Po kush të siguron ty se do të shkosh mirë me atë, në qoftë se e rëmben sot e e merr grua mê von ? Në vënt të gjesh një lumní do preç një fatkeqësi. Ajo që s' të do sot as nesër s' të do.

## Oresti

E di po s' kam ç' bënj. Pirros s' munt t' ja lé në dorë.

## Pylladi

Nuk mendohesh se bëhesh një grabitës i dytë nderi, si kur se Párisi që grabiti Helenën? Si do thotë Menellau kur të marrë vesh që i rëmbeve të bijën, që ajy vet e vloj me tjetër kënt ? A nuk peshon sa armiq do bësh me këtë punë ? Pa lé pastaj po as e besoj t' a qitësh mb' anë me Pirron e do n' a marrësh edhé né më qafë.

## Oresti

Të gjitha i kam para sŷsh, po nuk bënj dot ndryshe !

## Pylladi

Ahere po të thom shkurt se qënke i marrë ! Përpara, pra, lé t' i japim funt kësaj çështje kur qënka kështu. Lé t' a rëmbejmë Hermionën, lé të futemi në rrezik kur dashke ti, lé të lemë edhé lëkurat t' ona këtu!

## Oresti

Pylladi, miku im, e di se të kam mërzitur tepër, po e di se s' kam edhé tjetër mik veç teje në këtë shekull. Të lutem falja fajin një të mjeri si mua, që sheh se ka bjerrë tërë shpresën e tija !

## Pylladi

M' a dëgjo një këshillë, Oresti, se s' të flas për të keq. Mbaje vehten mos trego ç' ké se do tradhëtohesh, harroje, përkohësisht Hermionën dhe mosmirënjohtjen e saja gjer sa të mbarojmë punë. Kqyr se filluan të çohen tallazet e detit kundra mureve të kështjellave të Buthrotës; anijet t' ona po lëkunden, duket se po n' a presin né të paduruara. Lé të mos humbasim kohë, lé të ikim ca mê parë prej këtij vendi të shkretë ! Un' i di të gjitha rrugat e monopatet e fshehta të këtij pallasi me rrethet e tij e kjo n' a ndihmon shumë për vështirësitë që munt të n' a takojnë. Kij durim edhé shpreso mbi mua. Po shkonj një herë, të pregatitemi.

## Oresti

Po Hermionën ?

## Pylladi

Leri tani ato marrina; bëhu burrë e dëgjomë mua (*del*).

## Oresti

Do bënj durim, s' kam ç' bënj tjetër. Hŷji e bëftë mirë !

## SQENË II.

Hermiona, Oresti

### Hermiona

Orest, ku ké qënë gjithë ditën që s' të kam parë ? Shumë u bëra merak.

### Oresti

(*më vehte*)

Pa lé t' a shprovojmë edhé një herë se mos e kam gabim. (*Hermionës*). Fola mjaft me mbretin e Epirit, o princesë, edhé po e shoh se Pirrua nuk është ashtu si thua ti. Pirrua të do me gjithë zembrën, po s' t' a ka thënë gjer sot se ka dashur të të shprovonjë në e do edhé ti më gjithë zëmër si të do ajy ; edhé në qoftë se ké parë dikur që ajy i ka kallzuar një farë dashurije Andromakës, këtë e ka bërë vetëm që të të njohë karakterin t' ënt, se në e do vërtet Pirron, ahere do t' a shohësh me sŷ zhalluzije Andromakën, po kurrë mos e mbeso se, mbreti i Epirit munt të marrë për grua një të vehë, një robneshë, një të mjerë, e cila më në funt nuk e do !

### Hermiona

(*veçanërisht, me buzë në gas*)

Oh, sa gëzim i math ! Kush t' a kujtonte se Pirrua më dashka kaqë fort ? Oh, sa e ndjenj vehten të lumur sot ! (*Orestit*). T' i tha me gojë Pirrua këto fjalë ty ?

### Oresti

Jo vetëm m' i tha po edhé m' u lut të t' i them edhé ty edhé të të pregatit ca më parë si t' imen që të kam edhé të të heq për krahu gjer në tempull ku do vini kurorë zyrtarisht me atë.

### Hermiona

Oh, sa më gëzon me këto fjalë. Po ti ç' ju përgjigje ? A i tregove një kënaqësi për kushërirën t' ënde ? Si i thé pa më thuaj.

**Oresti**

(*ndron fytyrë me një herë*)

Si deshe t' i them, si t' i përgjigjem ? Ah, mizore, e pabesë, ty që të fryn era nga të dojë ! Tani e marr vesht sa e do Pirron e se shpirti yt nuk shkëputet prej atij ! Tash e shoh sa qënkam i rrejtur pas teje, o gjarpnushe, o hyjenë ! Qoft' e mallkuar ora që u nisa prej Greqije me anijat e mija për ty ! Qënke gjarpër helmatuës, qënke shpirt-keqe !.....

**Hermiona**

Orest....

**Oresti**

Largohu mejet bish' e tmeruar, shkaktare e mjerimeve të mija! Ty Menadhat e Errinyjat[1] t' a shpërblefshin atë që më bëre ! Qofsh e mallkuar ! (*Largohet me vrap*).

# SQENË III.

**Hermiona** (*vetëm*)

U hidhërua tepër ! Ani, s' na prish punë. Funt i fundit unë nuk e dua. Për mua harrin të më dojë Pirrua, ajo është lumnija ime. Në qoftë se heq dorë prej asaj fatkeqes Andromakë, unë po ja ndjenj të gjitha sa më ka punuar. Dhashtë Hŷji e marrtë funt këjo martesa jonë e kështu shpëtojmë edhé nga Oresti, i cili më në funt lé të marrë edhé mikun e tij Pylladin, e lé të n' a kthejnë krahët së këtejmi. Po dikush po vjen, lé të pushojmë....A !.... qënka Kleona. (*Kleonës*). Eja, Kleonë, këtu jam.

# SQENË IV.

Hermiona, Kleona

**Kleona**

Këtu je ? Pse të shoh të zbetë ?

**Hermiona**

---

**[1]Menadha, Erinyja (në mitologjinë greke) dhe Furria (në mitologjinë romake) janë personifikimi femror i hakmarrjes, apo shpërblimit siç permend termin juridik Kristo Floqi. Skjarimin e bën vetë autori në fundin e kësaj tragjedije.**

Ishte Oresti gjer tani këtu edhé bëmë ca fjalë.

## Kleona

Po të bije një lajme të mirë. Pirrua urdhroj pregatitjet e dasmës se po martohet me ty. Msova se u dëshpërua krejt prej Andromakës e e braktisi fare. Gëzohu pra, se zû të nënëqeshë fati yt.

## Hermiona

Çudi më vjen si u ndrua kaqë shpejt Pirrua !

## Kleona

Ndofta ky ndryshim ardhi prej dëshpërimit që pat nga Andromaka. Po ti, si do që të jetë, gëzohu sot, se edhé për pak orë do të jesh e shoq' e Pirros e mbretëreshë e Epirit.

## Hermiona

Po me Orestin si do pajtohemi ?

## Kleona

Unë isha që të ngutja për Orestin, po tani e kuptova se ajy është një kacék me erë edhé jo gjë tjetër. Një rival i keq i Pirros që ka fjalë shumë e s' është i zoti të bënjë gjë. Përpara një Pirro-Neoptolemi, përpara të birit t'Ahilefsit a munt të preferonjë të birin e Agamemnonit, assasinin[1] e së njerkës edhé më në funt një kushëririn t' ënt?

## Hermiona

Edhé unë ashtu them e të falem nderit që jé me mendjen t' ime.

**[1]assasin = vrasës.**

**Kleona**
(*tyke parë për tej*)

Po shoh se po vjen këtejzaj Andromaka tyke qarë. Nuk e di ç' ka e si lipset t' i themi.

**Hermiona**

Lermë të hiqem që këtej se s' munt t' a shoh atë fatkeqe. (*Merr edhé Kleonën për dore e fillojnë të dalin, por hasin ne dera Andromakën e Qefissën*)

## SQENË V.

Të parat, Andromaka

**Andromaka**
(*Hermionës*)

Ku po shkon me aqë ngutësi e lumtura princesë ?

**Hermiona**
(*me zëmrim*)

Shkonj atjé ku kam punë e po më presin. Ti ç' do prej meje ?

**Andromaka**

Në mes të këtij gëzimi që po të çfaqet përpara, o princesë, kij mëshirë për një të ngratë grua, e cila me flokët e çthurura e me sŷtë me lott e vjen të të lutet për një hîrë të vogël.

**Hermiona**

Folë shpejt se s' kam kohë.

**Kleona**
(*Andromakës*)

Mos n' a ndal prej rrugës për një hîrë aqë të vogël, si po thua.

## Andromaka

O zonja, mos u tregoni kaqe krenare përpara një robneshe ! Nuk kini qënë nëna edhé nuk dijni ç' do me thënë evlad[1] ! (*Hermionës*) Ah, o princesë, të përgjëronj mbi kurorën që po të pret, ndërmjetso të më japin djalin t' im Astyanaxin !

## Hermiona

Ajo s' është puna ime.

## Andromaka

Princesë, po të sbulonj një sent që s' e ke ditur gjer më sot.

## Hermiona

Folë shpejt.

## Andromaka

Jot' ëmë Helena, kur Troja ish qarkuar prej Grekëve, një dit u dënua për vdekje edhé do ishte vrarë prej Troasve si shkakëtare e gjithë atyre të zezave po të mos ndërmjetësonja unë e t' a shpëtonja. Ju luta burrit t' em Hektorit që të mos vritet Helena e jot' ëmë shpëtoj. Kur të haseni me 'të do mbesoni fjalët e mîja. Pra, o princesë, atë që kam bërë unë edhé Hektori për nënën t' ënde shpërbleje ti këtyre tyke ndërmjetësuar përpara Pirros për djalin e tyre. Ah, duan të më marrin djalin, djalin t' im të vetëm, duan t' ja u dorëzojnë Grekëve ! Po më grabitin jetën, shpresën, të vetëmin thesar që kam në botë ! Ç' fitim kanë Grekët prej një foshnje ? Ç' rrezik munt t' i gjejë ?

## Hermiona

Ç' do prej meje ahere ?

## Andromaka

Ti që për pak bëhesh e shoq' e Pirros dhe mbretëreshë e Epirit, të lutem binde Pirron të më japë djalin t' im. Dua t' a marr e të ikinj me gjith 'të; dua t' a fsheh ku të mos duket.

---

**[1]evlad = bir, djalë, fëmija im etj. (nga turqishtja )**

## Kleona

(*Andromakës*)

Ti e kishe vetë në dorë, kaqe kohë si s' munde t' a bindësh të të japë t' ët bir ? Ti ké fuqi mbi vullnetin e mbretit, pse n' a thua nevej ?

## Hermiona

Ti jé armikja ime, ti më ké shkaktuar gjith' atë përbuzje e mëri nga an' e Pirros. Po të mos ishe ti, martesa jonë do ish mbaruar me kohë. E tani që e prure punën kështu ç' pret prej meje ? Jo, s' të dëgjonj, ké qënë e jé armikja ime !

## Andromaka

Për mëshirat e perëndive, zonja, mos tregohi kaqe të pamëshirta. S' ju kam faj un' e shkreta; jam një e mjerë e fatit, ah, mos më shkelmoni edhe ju ! (*Ju bije më gjunjë*).

## Hermiona

Mos u loth, ësht' e tepër të n' a lutesh.

## Andromaka

Princesë, mendohu se munt të jesh edhé ti nënë një dit. Dhëntë Zoti mos arthç në këtë ditën t' ime. Ah, të lutem bëmë kaqë hîrë, o princesë! Mëshirë për mua fatkeqen !

## Kleona

Kot mos u mundo !

## Andromaka

(*e dëshpruar*)

O, ju njerës, a mermerë, hekur a granit, a ç' ka jini ! Dua djalin, djalin t' em, me ç' të drejtë m' a rëmbejnë ? Ç' kanë me djalin t' im ? Ah, e dua, e dua djalin ! (*i përfshin prej gjunjëve).*

**Hermiona**
(*me inat*)

Do rish urtë a po t' ju thres rojtarëve të të heqin së këtejmi me përdhunë ? (*E shtyn)*. Çporru, mos t' i shoh sŷtë. (*Shkojnë bashkë me Kleonën*)

**Andromaka**
(*rënë përmbys*)

Ah,....ah, ....e mjera unë ! (*I bije vilani*)

## SQENË VI.

Qefissa, Andromaka

**Qefissa**
(*tyke hyrë*)

Më vjen se dëgjova një zê, kush bërti kaqe fort ? (*Tyke kqyrur Andromakën përmbys)*. O, qenka zonja ime këtu ! (*E ngreh*). Ç' pate, o e dashura zonjë, ç' të ka gjetur ?

**Andromaka**
(*tyke ardhur ndër mënt)*

Ah, o Qefissë, të kam sidomos ty për ngushëllim !

**Qefissa**

Po ç' pate, moj bijë, që të ra të fikët ?

**Andromaka**

Ah, më mbyti vreri, o Qefissa ime, s' di se ku jam !

**Qefissa**

Ka qënë kush këtu ?

**Andromaka**

Princesa Hermiona me Kleonën.

**Qefissa**

Kini shkëmbyer fjalë ?

**Andromaka**

Ju luta si njerës, si tjetrës të ndërmjetësojnë të më japin djalin.

**Qefissa**

E ato ç' të thanë ?

**Andromaka**

Më neveritnë, më shanë, më shtynë e iknë e më lanë !

**Qefissa**

Ah, njerës të pa shpirtë ! Ah, ju arthtë edhé juve mbi krye këjo poterë e ahere të mbesoni!

**Andromaka**

Mos i mallko Qefissë ! Hŷji mos më lëntë edhé mua në të keqe !....! Ah, t'a dish, Qefissa ime, sa më dridhet zëmra për atë djalë se mos u dorëzohet Grekëve, pastaj lumi e deti për mua!....Ah, nëna mos qoftë, o Qefissë !....

**Qefissa**

Qetsohu moj bijë, se nuk mbesonj Pirrua i math të bënjë një poshtërsi aqë të madhe! Nuk ka t' atillë zëmër !

**Andromaka**

Frika më depërton eshtrat; djersë e ftohtë më përshkon shtatin !

## Qefissa

Jo, jo, ngushëllohu; të siguronj se karakteri i Pirros edhé burrnija e tij nuk munt të bëjnë një çnderim kësodoret ! Po nuk të thashë, se u habita. Pirrua deshte të hasej me ty sot që të të thoshte disa fjalë. Ashtu mora vesh (*Tyke parë tutje*). Edhé më duket se këtej po vjen bashkë me Foenixin. Kam një shpresë të mirë për ty se po m' a ndjen edhé zëmra. Qetsohu edhé prite mirë, të lutem.

## Andromaka

Ah, moj Qefissë, po ç' tjetër munt të më thotë mbreti përveç se fjalëve të para ? Të të thom, nuk duronj më ! M' u nxi jeta, më plasi shpirti, u shojt çdo shpresë për mua !

# SQENË VII.

Të parët, Pirrua, Foenixi

## Pirrua

Ç' po bën këtu Andromakë ?

## Andromaka

Po qanj hallin t' em se e shoh që më kanë lënë të gjithë !

## Pirrua

Të thashë, Andromakë, ti fatin t' ënt e ké në dorë; do e sillesh kot. Me gjithë që alltari më pret për kurorë, me gjithë që jemi gati për martesë me Hermionën, prapë po të them se një fjalë e jote i ndryshon të gjitha këtu brenda edhé ti edhé yt bir shpëtoni prej rrezikut e rroni të lumur. Në mos daç; ahere po martohem me Hermionën edhé Astyanixin po ja u dorëzonj Grekëve.

## Andromaka

O mbret i Epirit, o i bir’ i të famshmit Ahiléut, mos u trego kaqe i pamëshirtë kundra një gruaje të pafuqishme e fatzeze !

## Qefissa

Për mëshirën e Hŷjit pellasgjik, mos e shtyni, madhní, në dëshpërim këtë të mjerë ! Faljani djalin e kësaj, tjetër gjê s’ ju kërkon.

## Pirrua

(*Qefissës*)

Ti hesht e mos folë, nuk është nevoja të hysh ndërmjetëse.

## Foenix

Madhní, në qoftë se më jep lêjen, do të të lutesha edhé vetë për këtë të mjerë. Lere në mjerimin e saj që ka. Lere të rronjë me kujtimin e burrit të saj, që aqe mizorisht dha jetën e tija përpara kështjellave të Trojës ! Madhnija jote sot është pregatitur për një tjetër fat. Atjé në tempull po ju pret hymënêu i shkëlqyer me të bukurën princesë Hermionën. Ajo të përket për grua e jo një e vehë e mjerë, që nuk ndjen gjë tjetër në këtë jetë përveç se helm e vrer ! Jepja djalin, të vetëmen uzdajë që ka këjo e shkretë, e do shohsh sa do jesh i prehur e sa kënaqësi do të të ndjenjë zëmra. Perënditë do të t’ a shpërblejnë dyfijsh këtë mirësí! Ç’ fitim ké në ja u dorëzofsh Grekëve ? Për ty është një mëkat i math e i pandjerë, se Grekët nuk do t’ a lenë të gjallë djalin që posa t’ ju bjerë në dorë. Zëmra jote, ndërgjigja do të helmojnë shpirtin në i bëfsh kësaj një të keqe të këtillë edhé kurrë do mos kesh qetësí ! Madhëní, edhé një herë po të këshillonj për të mirën t’ ënde, jepi djalin kësaj të mjere edhé lere të qetë në hallin e saj.

## Pirrua

Foenix, të thashë, po edhé sado që t’ a dhashë fjalën prapë s’ heq dorë nga të parat. M’ u mbush mëndja, s’ dëgjonj më këshilla. Sot është çashti i fundit që Andromaka duhet të mentohet mirë e të përfundonjë. Njërën prej të dyjave, ose do bëhet gruaja ime, do marrë djalin e do rronjë e lumur si mbretëreshë, ose do martohem me Hermionën edhé djalin do t’ ja u jap Grekëve !

## Andromaka

(*tyke i rënë ndër këmbët*)

Madhëní, të përgjëronj për shpirtin e atij famë madhit Ahilefsit !

## Pirrua

Me përgjërata mos prit të më bindësh !

## Andromaka

Të betohem se do jem shërbëtorja jote e do të të shërbejmë besnikërisht bashkë me djalin t' im sa të rrojmë !

## Pirrua

Leri ato fjalë !

## Andromaka

Më bën një të mirë që s' ta harronj kurrë !

## Pirrua

Nuk dëgjonj as gjë !

## Andromaka

Do t' i falem nat' e ditë Hŷjit për lumërinë t' ënde !

## Pirrua

Në daç mos ju fal, s' më hŷn në punë.

## Andromaka

Vramë mê mirë, po djalin mos t' a shoh në duar të Grekëve !

**Pirrua**

Po të të vras shpëton, po dua të mundohesh si mê mundon !

**Andromaka**

Sillu si bujar përpara një robneshe !

**Pirrua**

S’ dua të jem bujar përpara një pamirënjohtëse !

**Andromaka**

Rënkimet e një nëne s’ të bëjnë përshtypje ?

**Pirrua**
(*me zëmrim*)

Mjaft fole ! (*Foenixit*) Foenix, eja të shkojmë, s’ dua të rri mê këtu. Vendimi im ësht’ i dhënë, vemi t’ a vëmë në veprim.

**Andromaka**
(*si e çartallosur*)

Ç’ farë vendim ? Të lutem....ç’ farë ?

**Pirrua**

Vendimin që di ; t’ ju dorëzonj Grekëve Astyanaxin !

**Andromaka**
(*e dëshpëruar*)

Do t’ a bësh këtë të keqe, a t’ a duron zëmra ?

**Pirrua**

Tani pa e sheh !

**Andromaka**

(*me agoní*)

Vërtet ? Ah, e mjera unë ! (*Bije përmbys*).

**Foenix**

Madhní ! ....

**Pirrua**

(*me inat*)

S’ dua të dëgjonj fjalë, eja shkojmë. (*Pirrua me Foenixin dalin tyke lënë Andromakën e Qefissën).*

## SQENË VIII.

Qefissa, Andromaka

**Qefissa**

Ah, fat, i shkretë fat ! Ah, e mjera Andromakë, ku të qënkan rojtur gjithë këto të këqija! Ah, mos e hump shpresën, o bija ime, se ka Zoti i math edhé për ty !

**Andromaka**

Ah, perëndonj hýlli im, Qefissë !.... Po mê marrin djalin, ah, ah, po m’ a marrin ! Ku të vete, ku të përpjek kokën ? S’ më ish mjaft që humbi Troja, që humba prindët e mij e gjithë të dashurit edhé mê në funt edhé Hektorin t’ em të paharruar, po të humbas edhé djalin ? Djalin t’ em të vetmin ? Ah, si duronj e gjallë pa djalin t’ em, Qefissë ! (*I bije grushta kokës).* Ah, si nuk mê rëmbeu edhé mua kosa e vdekjes bashkë me njerëzit e mij po mê la të vuanj kështu ?

**Qefissa**

Në këtë dëshpërim të math që ké mbaje vehten, o bija ime. Shko e këshillohu me hîjen e Hektorit, me shpuzën e hirit të tij ! Shko e këshillohu një herë, nuk besonj të të qertonjë !

### Andromaka

S’ të marr vesh se ç’ thua.

### Qefissa

Në mes të rrezikut që të ka rethuar shpëto djalin, tyke marrë për burrë Pirron. Nuk është mëkat përpara një rrezikut të këtillë.

### Andromaka

Qefissë, mos m’ a përsërit edhé një herë këtë fjalë. Një burrë mora unë, Hektorin, atij i dhashë besën, nuk munt t’ i dal e pabesë ! Shoqi i tij nuk lindet më në botë. Do të rronj me kujtimin e tij gjer sa t’ a ngrys këtë jetë, gjer sa t’ i vete pranë !

### Qefissa

Po djalin t’ ënt, Andromakë, djalin t’ ënt nuk e menton ?

### Andromaka

(*tyke unjur kryet*)

Djalin t’ em ?....Po, mirë thua, djalin t’ em !....Astyanaxin, djalin e Hektorit t’ em ! Ah, mendja më hikën kur e mendonj ! Më terren sŷtë ! nuk di ku jam !....Ah, djalin t’ em, djalin ; ah h h h !

## SQENË IX

Të parat, Foenix

### Foenix

(*me zê të përvajshme*)

Zonjë, zonjë të lutem dy fjalë.

### Andromaka

(*e habitur*)

Foenixi ! (*me vehte*). Pse të jetë kthyer prapë ? Ç’ kërkon të më thotë ? E mjera unë ! (*Foenixit*). Urdhro, zotni.

### Foenix

Mezí që e kam ndaluar mbretin për të mos bërë atë poshtërsi të pashoqe, t' ju dorëzonjë Grekëve djalin.

### Andromaka

Ah, Foenix, më tmeron !

### Foenix

Tmer nuk është lajmi që ju jap, tmer do ishte po të dorëzohej djali. Andromakë, për të shpëtuar djalin un' i dhashë fjalën Pirros se do t' ju bint që t' a merrni burrë !

### Andromaka

(*tundet vendit*)

Unë Pirron ? Kurrë !

### Foenix

Mos thuaj kurrë ! Mendo rrezikun, mos jí kokë-fortë !

### Qefissa

(*Foenixit*)

Aman, Foenix, binde të lutem.

### Foenix

Fjalën, Andromakë, se s' pret koha.

### Andromaka

Unë t' i shkel besën Hektorit ? Unë, unë ?

### Foenix

Hektori vdiq, tani shpëto Astyanaxin. Né që po të shofim se ç' rrezik po të mvarret mbi krye të japim të drejtë. Tyke vënë këmbën ti s' bën gjë tjetër përveç se dënon djalin për vdekje; vret Astynaksin !

**Andromaka**
(*me lott ndër sý*)

Po si më këshillon mua të ngratën ?

**Foenix**

T' i japësh fjalën. Këjo është më e mira. Të siguronj se nuk do pendohesh.

**Andromaka**

Ah, sa këshillë e rëndë për mua !

**Foenix**

E rëndë vërtet po shpëtimtare ! Jam plak e më vjen shumë keq për ty. Nuk duronj të të shoh në këtë hall.

**Andromaka**

Ah, sa jam e mjerë, Foenix !

**Foenix**

E di edhé unë, bija ime, po s' ké se ç' bën !

**Andromaka**

Ah, si të bënj qyqarja unë !

**Foenix**

Mos e xgjat më tepër, të lutem, se s' kemi kohë.

**Qefissa**

Jepe fjalën shpejt e shpëto djalin.

**Andromaka**
(*e dëshpëruar*)

Ah, Hektor, Hektor, ku di ti se ç' heq sot jotë shoqe ! Ah Astyanax!.... Ah, Foenix !

**Foenix**

Folë pra !

**Andromaka**
(*me një ndërdyme*)

Shko Foenix dhe thuaj mbretit si të t' a marrë mëndja, po aman, të përgjëronj, djalin ! Dua djalin !

**Foenix**

Tash shpëtove, edhé djalin e kërko prej mejet. Hŷji të dhëntë kurajo e durim ! (*Del jashtë).*

## SQENË X

Qefissa, Andromaka

**Qefissa**

Tani jam e lumtur ! Andromakë mos u pendo për fjalën që dhé

**Andromaka**

Qefissë, të lutem mos më folë më për këtë punë.

**Qefissa**

Pa mendohu sa e lumtur do jesh kur të shtërngosh t' ët bir në gjî!

**Andromaka**

A thua se do t' a shoh Astyanaxin me sŷ ? Do t' a shtërngonj në krahrorin t' em ? Do t' a puth ? Ah bir' bir, sa lotte e pikëllime i ké kushtuar s' at ëme !..... Ah, Qefissë, a menton se cilin me jepni për burrë?

Të birin e atij që vravi t' em shoq ! Ah, ironí e dobët e Fatit ! Duhet t' i unj kryet ! Duhet t' a pi gotën gjer në funt !... O hije e t' em shoqi, o prindët e mij, njerëzit e mij, Atdheu im i dashur, që u shduktë për mua, ah kujt Hýjit' i falem tani ? Qënka shumë e madhe dashurija për evladin! Vemi, Qefissë, shkojmë.

### Qefissa

Kû ?

### Andromaka

Atjé ku më çon fati i verbër !....Qënka urdhri i Perëndive !

## FUNT I AKTIT III.

# A K T IV.

(Salla e parë e aktit të parë në pallas të Pirros)

## SQENË I.

Pirrua, Andromaka

### Pirrua

Me të vërtetë, e dashura Andromakë, tani munt të them se jam i lumtur. Jam i lumtur, se e shoh ëndrën t' ime të çfaqur, e shoh qellimin t' em të mbaruar. Andromakë, ti ké pasur shumë çprova të dashurisë s' ime, m' a ke njohur zembrën që, tjetër grua veç teje nuk ka dashur. Pra, po thom se jam mê fatbardhi i mbretërve; hŷlli im nisi të ndritë, se ti më dhé fjalën, më do. E kur ti pas pak do vesh kurorë me mua, kur të vesh mbi krye stemën epirote, për mua lint një tjetër jetë. Oh, m' a fal m' a fal Andromakë, se u tregova aqe i egër e aqe mizor përpara teje. Mos e beso se isha i zoti të bënja një dobësi aqe të fëlliqtë sa t' ju dorëzonj Grekëve Astyanaxin, të cilin un' e di fort mirë sa e do; jo nuk e kam dashur, po nevoja e madhe më shtyri gjer atjé. Tash që ti po bëhesh gruaja ime edhé Oresti do kthehet me duar zbrazët në Greqi. Hermiona që pregatitej të verë kurorë me mua tash lé të kthehet dhe ajo në prehërin e t' et. Kush munt kuxojë prej Grekëve të verë dorë mbi Astyanaxin ? Lé të më msyjnë po të duan, jam gati këtu t' i pres, edhé të betohem mbi hijen e shêjtë të

t’ im eti, se me gjithë që u farros kryekëput Troâdha, unë do të ngreh një dit fronin e Priamit e të Hektorit edhé mbi selin’ e famëshme do kurorëzonj për mbret nipin e djalin e tyre. (*Tyke i rënë mê gjû*). Tani, a mê fal, Andromakë, për sa të shkaktova vojtje e mjerime ?

### Andromaka

Mbret i Epirit, im zot, të lutem mos i përsërit mê këto fjalë, të cilat sa të më gëzojnë zëmrën mê tepër m’ a helmojnë. Kështu ishte thënë prej Perëndive : unë ju shtrova Fatit, mbassi nuk delte ndryshe.

### Pirrua

Të lutem mos u tundo ; nuk të bijë mê më qafë e tani, mbassi duhen ormisur të gjitha nevojat e martesës, ty po të lé këtu në qetsinë t’ ënde e unë po shkonj të jap urdhrat e duhura (*e përshëndet).*

## SQENË II.

### Andromaka

(*vetëm*)

O fat, fat i zî e i mallkuar ! O biri im, mburrimi i gjithë të këqijave të mija ! Edhé për pak kam me qënë gruaja e ati që m’ a vrau t’ em shoq, e atij që farroj njerëzit e mij e Atdhenë t’ em ! Edhé për pak duhet të harronj Hektorin t’ em e të marr tjetër embër ! Të flé me tjetër burrë, unë që u betova të mos bashkohem me tjetër njeri veç se me Hektorin, atë luân që për dhjetë vjet rreshtas mbajti më këmbë gjith’ atë ushtëri greke me aqe mbretërinj e prîësa ! A do m’ a ndjenjë këtë faj Hektori im ? A do mos më qortonjë ndërgjegja ? Oh, sa dridhem, sa tmerohem ! Vetëm kujtimi fatal më përshkon trupin e më kllet tmerin ! (*Tyke parë hîjen e Hektorit që po del si fandazmë).* O, o ! Ç’ është ajo hîje ? Ç’ është ajo fandazmë ? Mos jam në kllapí, mos shoh ëndër ?

### Hîja

Andromaaaakë, Andromaaaakë !

**Andromaka**
(*e topitur*)

O ! Kush flet ? Cili jé ti ? Ç' ké me mua ? Folë !

**Hîja**
(*nga dale*)

Andromakë, këjo është besa jote ?

**Andromaka**

A ! Hektori, Hektori im ! O Perëndîj !

**Hîja**
(*me zê të rëndë*)

Andromakë, e harrove Hektorin !

**Andromaka**

O, tmerohem, o Zot, o Hŷ (*Tyke u dredhur*) He...kto...ri !

**Hîja**
(*nga dale*)

Andromakë, po e trathëton Hektorin ! Merr vrasësin t' em ! Harrove gjakun t' em, harrove Trojën !

**Andromaka**

Hektor, Hektor, të lutem pusho; largoje atë fytyrë se s' e shoh dot! Ah, hiqu s' andejmi.... mjaft më mundove. Ah,.... vramë më mirë e .... mos më qorto !

**Hîja**
(*tyke u shmangur*)

Lamtumirë, Andromakë, kujto Hektorin ! (*Hîja shduket*).

### Andromaka
(*si vjen ndër mënt*)

O Perëndîj, vërtet e pashë Hektorin ? Vërtet i dëgjova zërin? O Apollon, e Dianë, unë të bëhem bês-shkelëse ? Unë të tradhëtonj Hektorin ? Jo, kurrë ! Hektor, Hektor, ah, të jam besnike kurdoherë, edhé në rashë në gabim më shtyri dashurija e madhe e djalit t' onë ! Mbassi ti s' e aprovon këtë martesë të keqe, pritmë, o pritmë Hektor, se do të vinj për pak edhé unë pranë teje. Ty s' të këmbenj me gjithë botën, e sa për djalin t' onë lé t' a kenë kujdés Perënditë !

## SQENË III.

Andromaka, Qefissa

### Qefissa
(*tyke qeshur*)

Ah, zonja ime sa jam e gëzuar që u sosnë taksiratet e tua. Me një fjalën t' ënde shpëtove djalin edhé vehten t' ënde. Sot lipset t' i harrosh të gjitha të këqijat; lipset të gëzohesh. Ah, t' a dish ç' bëhet përjashta ! Hermiona e ka marrë vesht edhé gati duket si e çartallosur, si e prishur mentsh; Grekët po bëjnë të madhe poterë për pabesin' e Pirros, i cili as Astynaxin s' ja u dorëzoj, as Hermionën s' e mori grua; Pirrua më tjetrën anë po i ngut të ikin ca mê parë; a e sheh, zonja ime, sa e rëndë paska qënë fjala jote ? E sheh se ç' bën dashurija ?

### Andromaka

Ti munt të jesh e gëzuar, Qefissë, për zonjën t' ënde po jo edhé zonja jote ! Zonja jote kurrë s' munt të harronjë Hektorin e saj të vlertë ! Pirrua s' munt të zërë vëndin e Hektorit të math, sado që ësht' i biri i Ahilefsit e mbreti i gjith' Epirit !

### Qefissa

Këto leri, të lutem, më nj' anë, mos më kujto mê të parat. Alltari ty po të pret me gëzim; edhé për pak jé mbretëresha e këtij vëndi.

## Andromaka

Ah, Qefissë, po ti kur më pé një herë të më qeshë buza? Kujtimi i Hektorit, hîja e tij më ndjekin kudo. E shoh në ëndër natën, më çfaqet edhé ditën !....O .... kam shumë frikë prej tij !

## Qefissa

Frikë prej një të vdekuri ? Frikë prej hîjes së tij ? Pusho, moj bijë.

## Andromaka

Po, po, prej hîjes së tija ! (*Tyke parë*). Ah, tí s’ e di Qefissë, se edhé tani, tani, këtu brenda e pashë hîjen e Hektorit ! Dëgjova zën’ e Hektorit, Qefissë, atë zê aq të përmallshmë e të tmershmë ! Jam krejt e dëshpëruar; s’ më bëjnë këmbët të shkonj në tempull !

## Qefissa

Harroji të gjitha tani, o zonja ime, edhé eja të pregatitesh për kurorë.

## Andromaka

Për kurorë ? Ah, ç’ flet ashtu, Qefissë, për hîrët e Perëndive ! Të lutem eja shkojmë një herë të piqem me djalin t’ em e t’ a shtërngonj me gjithë fuqinë në krahërorët e mija e të çmallem. Eja (*E merr përdore*).

## Qefissa

Psé ngutesh kaqe ?

## Andromaka

Shkojmë, po të thom, t’ a shohim për të fundit herë.

## Qefissa

Për të fundit herë ? Ç’ thua kështu ? Ti po më tmeron !

## Andromaka

Po, për të fundit herë. Nuk dua të t' a fsheh, Qefissë, si kundrë nuk kam fshehur as gjê prej teje. Si thua, Qefissë, është e mundur t' i dal un' e pabesë Hektorit, t' a trathëtonj ? Kam një djalë, edhé e dua që ky të rritet e të rronjë, pra fjalën mbretnore ja kam marrë Pirros edhé e di se do t' a mbanjë. Mbassi djali im ka shpëtuar nga rreziku që do t' ju dorëzohej Grekëve edhé qellimi im ahere mbaroj. Andromaka e gjallë nuk do shtrihet kurrë mbi shtratin mbretënor të Pirros, ajy po të dojë lé të përfshinjë një kufomë. Edhé ti, Qefissë, mos harro se jé në këmbën t' eme e do t' i vlesh si nënë djalit t' em.

## Qefissa

(*me një ngashërim*)

Ç' flet ashtu, Andromakë ? Për Perënditë tërë a jé ndër mënt ? Ç' farë punë të këqija mendohesh ? O Hŷ, o Foebus Apollon, o Det e Dhé e Djellë e Qiej mos ka lojtur mentsh e ngrata ? O Andromakë, të përgjëronj për kryet e djalit të vetëm, rehatohu e mos më ngrî gjakun! Fjalët e tua më përshkojnë zembrën si shigjeta të flakta, si rrufé të zjarta ! Eja të shkojmë ku n' a pret gëzimi edhé çporre mentsh atë dëshpërim !

## Andromaka

Mos më pengo, Qefissë, mos më ndalo nga rruga që kam marrë. E di se Pirrua, sa do që do mos e harrinjë atë ditë që të më ketë grua, po për kujtimin t' im e për fjalën që më ka dhënë do m' a rritë djalin mirë e do m' a ketë kujdes.

## Qefissa

Andromakë, të thashë, mos më zerë në gojë kësij fjalësh. Më shtije tmerin !

## Andromaka

Gjer në tempull do vete, Qefissë, po t' a dish se vete vetëm sa t' i marr edhé një herë fjalën zyrtarisht Pirros për rritjen e Astyanaxit. Si të kryhet këjo ahere do jesh ti dëshmore e të mbaruarit të detyrës s' eme edhé ti do më mbyllësh sŷtë kur të nisem edhé unë për të hasur Hektorin t' em !

## Qefissa

E shoh se nuk heqke dorë nga ky mendim i keq e fatal, po mos kujto se do të të lemë t' i japësh funt aqe mizorisht jetës ! Ta dish se edhé unë pa ty nuk munt të rronj.

## Andromaka

Jo Qefissë, ti s' mundesh të vish atjé ku shkonj unë. Në qoftë se gjer tashti ké jetuar për mua, duhet edhé paskëtaj të jetosh për djalin t' em. S' kam tjetër veç teje në këmbën t' eme. Ty po t' a besonj thesarin e vetëm t' im. Vego[1] për mbi 'tê, vego që t' i përmëndësh Pirros fjalën që më ka dhënë edhé besën që m' u betua. Vego që t' i kallzosh t' im biri racën e tij, Atdhen' e babën e tij. Mento sa ké me i vleftë Trojës një ditë!

## Qefissa

Oh, ç' farë porosí të këqija po më lé, o zonja ime ! Ah, mos i rënça këmbës unë atë ditë që të gdhihem pa ty ! Për djalin s' të vjen keq ? (*Qan*).

## Andromaka

Mbaji lottet, Qefissa ime, se nuk dua të shohë njeri, që të marrë vesh mendimet t' ona. Pusho .... po vjen Hermiona me Kleonën. Bëjmë mirë të dalim jashtë të mos n' a gjejnë (*dalin*).

# SQENË IV.

Hermiona, Kleona

## Hermiona

Hé, nuk të thashë unë që kisha të drejtë të dyshonja ?

## Kleona

E psé ?

---

[1]**vego (me vegue) = qëndroi pranë, hapi sytë, shife, etj.**

**Hermiona**

Pirrua ndrroj mendje prapë e po martohet me të vehnë e Hektorit!

**Kleona**

Qysh ? Po fjalët e tija, po premtimet e pregatitjet ? O trathëtí e pashoqtë, o pabesí e poshtër !

**Hermiona**

Kleonë, leri fjalët edhé shko shpejt më thirrë Orestin këtû.

**Kleona**

Po shkonj ku të duash, o princesa ime.

**Hermiona**

Vrapo e mos bjerrë as minutën (*Kleona del*)

## SQENË V.

**Hermiona (*vetëm*)**

E kisha ditur ! Fjalët e sjelljet e tija e trathëtonin gjithënjë përpara meje, edhé ahere kur zyrtarisht m' a dha besën e më nguti të pregatitem për martesën, prapë sŷr' i tij i trubull fshihte një tradhëtí e një rrezik për mua ! Ajy e donte fort robneshën Frigjane, e kisha çprovuar shpesh herë. O tradhtí e keqe ! Un' e bij' e një mbreti, e bij' e vetëm e Menellaut të përbuzem e të poshtërohem në këtë mënyrë prej një barbari ! E kam dashur të pabesin, po ajy këtë dashuri m' a ka shpërblyer me çnderime ! .... Jo, jo, s' e duronj dot këtë koritje, këtë njollë të poshtër ! Duhet të shbërthenjë e pamëshirtë ahmarrja ime ! Duhet të çilet Ferri e të përpinjë një gjaksor të tillë të pashpirtë ! O ti Hŷ i Olymbit, Zoti i Taygjetit e i shtërgjyshëve të mij, protektorët e Helladhës çfryni mninë t' uaj mbi tradhëtorin, mbi çorroditësin t' em ! Mos pranoni kurrë të poshtërohet prej një të huaji një princesë Greke ! (*Hyn Oresti*)

# SQENË VI.

Oresti, Hermiona

## Oresti

Më kishe kërkuar, o princesë ?

## Hermiona

Po, afrohu shpejt e pa vonim.

## Oresti

Dukesh tepër e turbull e më ngjan se do kesh nevojën t' eme.

## Hermiona

Orest, leri mê nj' anë ironitë edhé më thuaj seriozisht a mê do ti mua me gjithë fuqin' e shpirtit ?

## Oresti

Prova të kam dhënë disa po ti s' ké dashur t' i besosh.

## Hermiona

Mirë fort të zê besë. Ahere a jé i zoti të bësh ç' do farë therorije për mua ?

## Oresti

Nuk është pyetje ajo. Unë të kam thënë vetë se ç' munt të bënj për ty, harrin ti të duash e të kesh besim mbi mua.

## Hermiona

Pra, Orest, unë jam poshtëruar fort prej Pirros e po të betohem për mbi prindët e mij e mbi të këqijat që kam hequr, se unë s' dua mê t' a shoh me sŷ, po dua t' i marr edhé shpërblim të rëndë me ç' do therori ! Orest, dua të m' a marrësh hakkun ti.

## Oresti

Jam gati. Pra, lé të fillojmë, lé të bëhet ç' të bëhet, lé të derdhet gjak, lé të digjet gjith' Epiri më keq se Troja. Eja t' i vemë zjarë këtij pallasi të mallkuar e të të grabit, si Pârisi t' ët ëmë, edhé lé të shkojmë me anijet t' ona.

## Hermiona

Ashtu jo ! Unë dua të qëndrojmë këtu. Dua që, kur të verë kurorë me atë robneshën e keqe, ju me shokët të jini në tempull e para se të kurorëzohen t' i vrisni m' atë çast që të dy, m' andej të rëmbeni Astyanaxin, t' i vini zjarin kryeqytetit te Epirit edhé ashtu të shkojmë. Dua të kullonjë në gjak e në lotte gjithë raca Epirote ! Këto a jé i zoti t' i marrësh për sipër ?

## Oresti

Shumë kërkon me një herë. Janë sende të pa mundura.

## Hermiona

A, t' u dhimka lëkura ! Ahere cila është therorija jote faqe dashurisë për mua ?

## Oresti

Mjaft shpërblim është ajo që të thashë, që munt të më kushtonjë edhé jetën t' ime.

## Hermiona

Ahere pohoje këtu përpara meje që s' qënke i zoti e mos u zotô tjetër herë ! Hiqmu qafet pra, se jam e zonja vetë t' a marr hakën.

## Oresti

Mos më rëzo kaqë poshtë, o princesë. Mos harro se unë jam ajy Oresti që vrava Klytemnistrën e i mora gjakun t' im ati !

## Hermiona

Mua mos m' u mburr me vrasjen e një gruaje. A jé i zoti të vraç një burrë si ky, një tyran kaqe të math ? Po duket se të ka lënë zëmra.

## Oresti

Mua më ka lënë zëmra ? Jo, as pak, atë s' e pranonj. Po më thuaj, si munt t' a vras ditë më drekë edhé përpara popullit, i cili e adhuron? Unë pardje ardha këtu edhé nuk di edhé vendin mirë; nuk di cilin vent të zgjeth për më të sigurt për këtë qellim. Ti do që më një or' e sipër të rrëzohet e të shembet një Mbretërí e tërë prej duarve të mija. Si ësht' e mundur ? Do që të vritet një mbret, i rrethuar kaqe shumë prej ushtërisë së vet, edhé s' më jep as pakë kohë. Si bëhen gjithë këto kështu? Lermë ahere të bënj pllanin t' em për këtë barrë e pastaj flasim.

## Hermiona

(*me zëmrim*)

Unë tash e dua shpagimin e jo prapa. Pirrua edhé për një orë shkon atjé përpara tyke ja mbajtur për në tempull, pa rrojtarë, pa njeri. Është barabar si kur të të thotë që "kryet t' ime në duart t'ënde". Shko shpejt, pregatit pllanin e jep kushtrimin më atë çasht që do t' i kish vrarë të dy. Shko dhe ktheu me duar lyer në gjak të atij tyrani e ahere do bindem e do besonj se më do me të vërtet.

## Oresti

Princesë, mendohu mirë edhé pêshohi ato që thua !

## Hermiona

Nuk kam pse mendohem. Ti kot po e shtyn kohën. Ndaje njërën dysh kështu a ashtu, në mos po lermë të shkonj vetë edhé ti shko t' ju lëvdohesh të tjerëve që ke vrarë një grua ! Po shkonj atjé ku ti s' kuxon të shkosh e të çponj atë zembër që s' munt t' a bint të më dojë edhé të vdes bashkë me atë se sa të rronj me një frikaç si ty !

### Oresti

Ahere të siguronj se Pirrua do vdesë prej krahut t' em, jo prej t' ëndit.

### Hermiona

Nisu, pra e shko se mjaft ké bjerrë kohë edhé pregatitni anijet.

### Oresti

T' u mirë mbeç, Hermionë, edhé ja kthehem i gjallë, ja mbetem këtu, ti do dish t' a çmosh dashurinë t' eme për ty.

### Hermiona

Zoti me ju; kemi kohë kur të flasim për dashuri. Udhën e mbarë e kij kurajo (*Oresti del)*.

## SQENË VII.

Hermiona, Kleona

### Kleona

U qetsove pak, princesa ime ?

### Hermiona

As un s' di ku jam Kleonë !

### Kleona

Shëko mirë, zonjë, se mos marrësh vehten më qafë !

### Hermiona

I kam menduar që të dyja si rrojtjen, ashtu edhé vdekjen, harrin të marr shpërblim ! Shko shpejt, Kleonë e pregatiti. Shko i thuaj Orestit

që kur t' a vrasë të pabesin t' i thotë se e vrau dora ime për tradhëtinë që më bëri. Shko shpejt. (*Zé të dalë Kleona, porse sheh Pirron që po vjen).*

### Kleona

O Perëndí ! .... O zonja ime, ç' ka po shoh ? .... Pirrua !

### Hermiona

(*më vehte*)

Nuk po marr vesh ç' do ky këtej e psé nuk shkoj në tempull për të vënë kurorë ? Mos i ngjau gjê ? Mos është penduar ? Apo vjen të më kallzonjë edhé një herë tradhëtit' e tija ? (*Kleonës*). Shko shpejt e ndaloje Orestin, mos bënjë gjê gjer sa të shihet me mua. (*Kleona del*).

## SQENË VIII

Pirrua, Hermiona

### Pirrua

Princesë, ndofta nuk më prisnje në këtë orë. Vinj të të thom se e kam marrë vesht fort mirë psé ka ardhur këtu yt kushëri Oresti. Dashurinë që paski pasur qysh tjetër herë me njëri-jatrin, mjerisht e msova edhé po të siguronj se nuk dua t' ju ndalonj nga ky bashkim as pak. Në vënt t' a marr për liksht punën, për kundrazi gëzohem që e msova edhé me gjith zembër po ju lé të lirë. Munt të shkoni kur të doni; munt t' ju përcjell pa hidhërim edhé t' ju jap gjithë lehtësitë që të kërkoni edhé në dashçi që këtë orë.

### Hermiona

(*e egërsuar fort*)

O ti i pabesë, shkakëtar i mjerimeve të mija, nuk të janë mjaft gjithë të këqijat që më punove gjer më sot, po ké kuximin edhé të dalësh përpara meje e të m' akuzosh me një bigoní, për të cilën unë s' jam as pak fajtore ? Në vent të më kërkosh ndjesë e të pendohesh për tradhëtínë të pashpirtë që më ngjize, vjen të më ngarkosh edhé me të tjera gjëra fandastike, të pangjara e të paqëna? Kush të ka thënë se unë dua Orestin? Këjo është një çpifje e dobët, qesharake ! Unë që për ty humba të ritë t' im, unë të dua Orestin? Ku i ké provat? Me këtë kërkon të fshehësh

fajin e math, e paudhësinë që më ké shkaktuar? Kujton se këto të shkarkojnë prej mëkatit të math që bën? Kujton se të lehtësojnë ndërgjegjen ? A nuk i di unë marrëdhënjet fajtore që ké me atë robneshën e dobët, me atë magjistaren Frigâne? Nuk ké turp të lidhesh me një virgjineshë, bijë mbreti të dëgjuar e pastaj të kesh relacjone me një të vehë, me një armiken t' onë? Kush të shtërngoj të më heqësh prej gjirit të prindvet të mij? Psé s' më lé në qetësinë t' eme kur kishe këto qëllime? Vjen të shtosh helmin t' im ? Vjen të më poshtërosh edhé më tepër me fjalët e tua çpifarake ? S' ke frikë nga Perënditë? S' ké turp nga njerëzija?

## Pirrua

Princesë, mjaft fole. Jé në pallasin t' em e nuk dua të sillem jashta zakonit, po edhé të thom që nuk i duronj dot këto fjalë. Ndofta ké marras e do të zbrazesh, po fajin s' e kam unë. Kur i kishe dhënë fjalën Orestit psé të vish gjer këtu ?

## Hermiona

Ngul këmbë akoma në një rrenë, në një mashtrim, në një çpifje të dobët ? Ké prova për këtë që thua ? Ti, kur jé i zoti e martohesh me atë që i farrove ç' të shenjtë kish mbi dhé, që vrave me duart e tua Priamin, një plak të shkretë, që s' kish për veç një pikë gjakut edhé atë të akullt, që therre të bijën e tij virgjineshën Polyksenë e që shkaktove mijë mjerime, nuk mundesh sot të bësh kurban edhé një virgjineshë tjetër, mua? Ç' kërkon prej mejet ? Nuk më lé me gjithë hallet që kam ?

## Pirrua

Të këshillonj të ikni sa më parë me gjithë Orestin edhé Grekët e tjerë. Këjo është mê e mira punë që munt të bëni, mbassi edhé Oresti për këtë punë paska ardhur. Sa të të grabitnjë nuk është më e mira të shkoni tyke pasur edhé lêjen t' eme ?

## Hermiona

Më dbon? Më ndjek së këtejmi? O Perëndinj, e harriva edhé këtë ditë? Unë të dbohem në këtë mënyrë, un' e bij' e Menellaut? O rrufét' e Olymbit pse nuk shbërtheni ? Shkëmbënjt' e Taygjetit pse nuk rrëkëllehi? (*Pirros*). Jo, mbret i Epirit, jo, nuk shkonj; dua të të shoh si do martohesh me atë robneshë, dua të rri të të veshgëllonj; si thua s'më bën as këtë hîrë?

**Pirrua**

Do të rrish sa për këtë ? Qendro; në daç eja edhé në tempull.

**Hermiona**

Po, do vinj. Do vinj, i pabesë, do vinj !

**Pirrua**

Si të mbarohet ceremonija lipset të ikni. kam dhënë urdhër të mos ju lenë më tepër. Sa do të më tregohesh e pafajshme në dashurinë mëkatare me t' ët kushëri, unë e di çështjen me rrënjë edhé nuk dëshëronj t' a zgjat më tepër, as që dua të të jap prova. Mjafton të të thom se e di, ashtu si e di edhé ti edhé Oresti. Prandaj të them se pas ceremonisë të martesës s' eme me Andromakën duhet të lini kryeqytetin.

**Hermiona**

S'ka mê bukur ! Edhé né ashtu do bëjmë, qetësohi ! Tani shko shpejt te hymenêu që po të pret, shko t' i betohesh edhé robneshës vejushe ato që m' u betove mua ! Shko i pabesë edhé në daç përbuzi edhé Perënditë që të kanë mbajtur gjer sot në fuqí. Prej meje qofsh i mallkuar edhé të arthçin mbi krye ato që kam vojtur gjer më sot për ty. Kurrë mos t' u heqshin poteret e travajet ! Menadhat e Erinijat t' a shpërblefshin! (*Del me inat*)

# SQENË IX

Pirrua, pastaj Foenix

I prisnja të gjitha këto prej bijës Menellaut ! Gojën e shpenguar edhé gjuhën e rreptë të saj i kam shprovuar shpesh herë. Nuk e kam dashur edhé fajin e ka i ati që m' a dërgoj ! Kaqë kohë që ndodhet në këtë pallas s' ka mundur të më tërheqnjë që t' a dua. Kërkonja një shkak t' a largonj edhé shkakun e gjeta. Oresti më tha se ardhi për Astyanaxin, një sent që as unë s' e besova, se Oresti ardhi vetëm për me grabitë Hermionën së këtejmi si Aleksandri i Troâdhës që rrëmbeu Helenën tjetër herë, ndonse Menellau e priti me nder si një shtektar. Ajy shkaktoj një luftë dhjetëvjetshe edhé shgatërimin e Trojës prej themeleve; po këjo nuk do ngjasë edhé me mua. Mbassi u sigurova se edhé këjo e dashka ësht' e tepër të martohet me mua, ësht' e tepër të rrijë këtu. Kështu vjen të

përmbarohet vullneti i Perëndive, i cili është që Andromaka e bukur, Andromaka bujare e krenare të bëhet gruaja ime, mbretëresha e Epirit e jo një greke. Lavdi paçin Perënditë që i prunë punët kështu !

**Foenix**

(*hyn me ngutësí*)

Madhëní, të gjitha janë gati; populli është grumbulluar e po ju pret në tempull pa durim. Për se vonohi ?

**Pirrua**

Kini të drejtë. Vonova pak këtu pa dashur. Po, Foenix, nuk më thua, Andromaka është aty?

**Foenix**

Si urdhron aty është. Ka ardhur bashkë me besniken e saj Qefissën e po presin përpara alltarit.

**Pirrua**

(*me vehte*)

E gjora Andromakë ! (*Foenixit*) Si po të duket fytyra e saj Foenix? Ësht' e vrazhët si më parë, a po nënëqesh ?

**Foenix**

Do t' a shohësh vetë, madhni, po tani ju lutem mos u sillni, se po ju presin.

**Pirrua**

Kam frikë se mos nënëqesh vetëm për sŷt' e vullgut[1], se asaj kurrë s' i del hidhërimi ! Po ç' po thom ? Për mua mjaft është që Andromaka e rallë të bëhet për pak gruaja ime. Eja shpejt Foenix, eja të vemi ku n' a presin. (*dalin).*

**FUNT I AKTIT IV**.

---

[1] **vullg = popull, të pranishëm etj.**

# A K T V

(Theatri çfaq dhomën e veçantë të Hermionës)

## SQENË I

**Hermiona** (*vetëm*)

Ku jam? Psé po sillem akoma? Ah, e arratisur, e mërguar prej prindve të mij pa një gëzim, pa një shpresë, e mjerë, e përbuzur e çnderuar, po qendronj edhé në këtë pallas, në këtë vënt të mërzitur! Ah, tradhëtor i pashpirtë, ti që qesh e tallesh me të këqijat e mija, me lotët e pikëllimet që derth, ti po pregatitesh taní të vesh kurorë me tjetër grua! Edhé për pak po vjen përpara alltarit bashkë e po kurorëzohesh me rivalen t' eme përpara sŷve të mija pa pikën e turpit, pa frikën e Perëndive! Oh, sa e madhe e keqe për mua ! E un' e shkreta ! .... ah, duhet të mbyll sŷtë e të duronj ! (*Egërsohet*). Jo, jo, s' durohet kështu; vendimin që dhamë s' duhet t' a marrim prapë ! Lé të vdesë dhe ajy, lé të humbasë kështu si humbas unë, mbassi nuk rron për mua ! Gjakpirësi po triumfon e po qesh me taksiratin t' em, edhé kujton se vetëm në lote e në ngashërime kufizohet helmi im; kujton se e turpëruar e e pafuqishme do marr sýt e këmbët e do kthehem në Spartë ! Ah, jo, jo tyran, gjaksor, tradhëtor, nuk jam Hermiona e parë; nuk t' a fal kurrë këtë faj; sot s'e kam fjalën unë; fjalën e ka *marrazi, cmiri, ahtmarrja* edhé mbassi ti po më shtyn të kërkoj vdekjen t' ime, qé edhé unë po kërkonj t' ënden mê parë, pastaj edhé t' imen. Lé të vdesë, ....po, lé të vdesë ! Lé të mbaronjë sot këjo lodër e keqe. Kështu e do puna, kështu e do nderi im!

## SQENË II.

Hermiona, Kleona

### Hermiona

Hé, u mblodhë ? Pirrua me atë rivalen t' ime jan' atjé

### Kleona

(*tyke qarë*)

Ah, zonja ime, mjerisht atjé janë të gjithë rrotull alltarit !

**Hermiona**

Si t' u duk Pirrua ?

**Kleona**
(*gjithashtu*)

Mê tepër krenar e kryelartër se kurdoherë !

**Hermiona**
(*me vehte*)

Krenar e kryelartër ! (*Kleonës*). E ajo, ajo si t' u duk ?

**Kleona**

Edhé ajo nuk dukej mê pak e gëzuar se ajy !

**Hermiona**

Ah, bish' e Frigjîsë !

**Kleona**

Populli po pret pa durim ceremoninë, e cila është gati të fillonjë.

**Hermiona**

Po, Oresti, Kleonë, Oresti a shihet gjëkunt ?

**Kleona**

Sa do që veshgëllova nuk pashë as Orestin, as Pylladin.

**Hermiona**

Ah, o Perëndinj, ku të jenë këta? Mos pregatitin planin e vrasjes? Si mjerë né, në qoftë se janë shmangur prej planit prej ndo një frike! Kleonë, shpejt shko të gjesh Orestin e shih ç' po bëjnë e më thuaj. Po të pres. (*Kleona del*).

## SQENË III.

### Hermiona

(*vetëm*)

Ah, ç' kam frikë se do mos bëhet gjê ! Duket se Oresti vetëm fjalë të trasha ka pasur, ndryshe i dhimbet shumë lëkura ! Ah, sa trembem se mos n' a tradhëtoj edhé ky ! Kush e di, në vënt të verë në zbatim pllanin ajy nga frika është nisur për në Greqi bashkë me Pylladin! Anijet do kenë hapur velat tani e janë nisur e un' e shkreta kot këtu po pres, edhé ç' pres? Vdekjen ! Ah, sa paskam qënë fatzezë! Çudi s'e pashë gjëkunt sa do që e kërkova. Po, u bê ç'u bê. Unë psé rrî këtu? Psé bjerr kohën? Ajy tash po shkon pran' alltarit bashkë me robneshën e tij, unë kur do gjenj kohë të marr shpërblim? Në qoftë se nuk e marr sot, këtë orë, këtë çast, ahere nuk do t' a marr kurrë ! Duhet të bënj mendimin e fundit, unë e humbur jam kështu ose ashtu. Në vepërim pra. (*Fillon të shkonjë po haset me Kleonën*)

## SQENË IV.

Hermiona, Kleona

### Hermiona

Hé ! E gjete ?

### Kleona

Mjerisht jo, princesa ime, Oresti nuk shihet gjëkundi edhé nuk di se ku t' a kërkonj !

### Hermiona

(*me dëshpërim)*

Ah, i dobti, n' a tradhëtoj ! (*Kleonës*). Po Pylladin a e pé ?

### Kleona

Nuk duket as ajy !

## Hermiona

Mirë e mendova. Kanë shkuar që të dy ! Ah, Kleonë, e shoh se mê lanë që të dy në mëshirën e Pirros të pamëshirtë ! Ah, fatzeza unë, jam e tradhëtuar, e fikur krejt ! (*Zé kryet me të dy duart).*

## Kleona

Zonjë, princesa ime, të lutem mos hump shpresën.

# SQENË V.

Të parët, Oresti, Pylladi

## Hermiona

(*tyke parë Orestin*)

Ah, tradhëtor, ç' më bëre ! Kështu m' a mbajte fjalën ? Kështu m' a mbarove porosinë? Ah, sa jé i keq, i pamëshirtë, i pa-zoti !

## Oresti

Mos u zembro, Hermionë, qetsohe gjakun. S' jam i pabesë, as tradhëtor e i pazoti. Né me Pylladin kemi qënë mê së pari në tempull, edhé pllanin e kemi shtruar, tyke zgjedhur edhé vendin prej të cilit do të msymë. Kemi marrë edhé shokë me vehte, ata mê të mirët e i kemi sheshtuar në pritat e nevojshme. Ata presin vetëm kushtrimin t' onë. Synthemën[1] gjithashtu ja kemi kumtuar. Edhé anijet t' ona janë gati të gjitha.

## Hermiona

Më ngjan se është tepër von. Ajy me atë do jenë tani përpara alltarit edhé në qoftë se nuk vepëron tani, kurrë s' kini për të kryer gjê edhé kam frikë se do tradhëtohemi të gjithë e do t' a pësojmë.

---

**[1]synthema = kuptimi në këtë rast është që plani është hartuar e zbërthyer deri në detajet më të vogla dhe ja kemi bërë me dije**

### Pylladi

Qetsohu, princesë, i kemi marrë të gjitha para sŷsh.

### Hermiona

(*Pylladit*)

Mjerisht unë s’ po shoh gjê; gjer tani duhej të ish vrarë Pirrua. Kujtonj se kot do mundohemi, se tash munt edhé të kenë shkuar. S’ po dëgjohet zê, s’ jan’ atjé.

### Pylladi

Mos dyshò aqe fort, princesë, se e dijmë né orën e minutën.

### Oresti

Hermionë, né s’ arthmë këtu që të bjerrim kohën, po arthmë të të qetësojmë një herë për planin që kemi bërë e të të themi bashkë me këtë se duhet tani, tani të shkoni bashkë me Kleonën në anijet t’ ona; do t’ ju çonjë atjé Pylladi. Hyni në anijen t’ eme e më prisni, e në qoftë se mê ësht’ e thënë të mbetem këtu, ahere ju shkoni shpejt e shpëtoni prej rrezikut. Besonjse do të të jepet rasti të njohësh dashurin’ e madhe që kam pasur për ty. Shkoni pra, e u pjekshim shëndoshë. Lamtumirë, Hermionë ! (*E përqafon*). Në mos u pjekshim të gjallë, do piqemi në atë jetën tjetër ! Lamtumirë !

### Hermiona

Perënditë të protektofshin[1] ! (*Oresti del*)

## SQENË VI.

Të parët, përveç Orestit

### Pylladi

Ejani të shkojmë sa mê parë.

---

[1]**protektofshin = të mbrojtshin**

## Hermiona

Ah, Pylladi, nuk di se ç' kam, nuk jam nder ment. S' di psé s' më bëjnë këmbët të ikinj që këtej !

## Pylladi

Princesë, ora po kalon edhé rreziku po afrohet; në qoftë se nuk nguteni të shkojmë kam frikë se mos n' a gjenjë potera !

## Kleona

(*e zé për krahu Hermionën*)

Eja shpejt, princesa ime, të shkojmë ca më parë në liman.

## Hermiona

Ah, Kleonë, ti mendon të shpëtosh vehten po unë mendonj edhé një gjë tjetër, mendonj edhé shpërblimin që duhet të marr!

## Kleona

Atë barrë e ka marrë përsipër Oresti, po né duhet të ikim.

## Pylladi

(*me ngutsi)*

Princesë, fjalën e fundit, se ndryshe jemi të humbur. Doni të ikim, apo jo?

## Hermiona

(*tyke trokitur kêmbën*)

Jo, nuk shkonj, dua të rri këtu gjer më në funt !

## Pylladi

(*ngreh duart përpjetë*)

O Perëndinj ! .... Princesë, a jé ndër ment ? Ç' kërkon të bësh ? Ti po n' a merr më qafë të gjithve; a s' e sheh rrezikun që n' a mvarret mbi kryet ?

**Hermiona**

Jo, Pylladi, unë nuku shkonj. Do rri këtu si do që të ngjasë. Ju me Kleonën mundeni të shkoni, jini të lirë. Dua me sŷt' e mija të shoh vrasjen e tija edhé në mos qoftë i zoti për këtë Oresti, do t' a marr vetë shpërblimin me këtë dorë.

**Pylladi**

Princesë, s' e ké mirë, mendohu. Të lutem eja me né.

**Kleona**

Zonjë, mos merr vehten më qafë.

**Hermiona**

E kam menduar e pêshuar mirë !

**Pylladi**

Princesë !

**Kleona**

Zonjë !

**Hermiona**

Mos m' u lutni më; ju thashë, jini të lirë, shkoni.

**Pylladi**

N' a more më qafë !

**Kleona**

Kemi sharruar !

**Hermiona**

S' dëgjonj kurrgjë prej këtyre. Po shkonj të mbaronj qëllimet e mija. Lamtumirë (*i zë përdore Pylladin edhé Kleonën).*

## Pylladi e Kleona

Për kryet t' ate, princesë, mos !

## Hermiona

Lamtumirë ! (*shkon*)

## Pylladi

Kleonë, ç' thua, a do vish ti, mbassi princesa kërkon kot të humbasë kryet ? A vjen ti me né të pregatitemi ca më parë, se ndofta munt t' a sjellë Oresti princesën kur të kthehet ?

## Kleona

Unë të vinj vetëm pa t' ëme zonjë ? Unë t' a lé atë këtu e vetë të ikinj ? Jo, Pylladi, ajo s' bëhet kurrë ! Kur u nismë prej Spartet bashkë u nismë edhé prindët e saj m' a besuan në dorën t' eme. Unë jam shoqja e kujdestarja e saj; nuk munt t' a lé kurrë vetëm. Mendohu Pylladi ç' do më thoshnin në Greqi kur të kthehesha pa zojûshën t' eme ! Ah, jo, kësij pabesije nuk munt të bënjë Kleona !

## Pylladi

Ahere do rish edhé ti me princeshën bashkë?

## Kleona

Ësht' e ditur, s' kam si të bënj ndryshe; ç' të vinjë mbi 'të lé ta heq edhé unë.

## Pylladi

Më qafë pra paçi vehten, s' kam se ç' t' ju them tjetër. Unë po shkonj shpejt se më presin shokët, se s' kam të drejtë t' i marr më qafë dhe ata për shkak t' uaj (*ikën*).

# SQENË VII.

**Kleona**(*vetëm*)

Ah, qyqarja unë, ç’ poterë e tmerrshme po n’ a vërvitet ! Sigurisht atjé në tempull do t’ a gjejmë vdekjen ! Ësht’ e rrezikshme ahtmarja e një gruaje ! Kush e di se ç’do bënjë; ah, e mjera unë që do t’ a humbas zonjën t’ eme ! Po psé bjerr kohën këtu ? Duhet të harrinj shpejt atjé, duhet t’ i ndodhem afër ! Ah, ti o Athinâ, o Afërditë, bëjuni mprojtëse të zonjës s’ eme ! (*Shkon me vrap).*

**BIJE NAPA**

# Tablô

Theatri çfaq të brendëshmen e tempullit; në mes të tempullit një alltar; dy pishtarë të ndezura nga e djathta e nga e mëngjra; mb’ at’ anë alltarit qendrojnë Pirrua me Andromakën, veshur me roba zyrtare. Prapa Pirros e Andromakës duken Qefissa e Foenixi; rrotull këtyre janë popull burrash e grash edhé ushtarë e shtizëtarë Epirotas. Një fonksionar fetar gjindet përpara alltarit për kurorëzimin e drejtimin e ceremonisë

# SQENË I

Pirrua, Andromaka, Qefissa, Foenix

## Pirrua

Po të shoh, o Andromakë, përpara këtij alltari të shenjtë edhé munt të mendohesh sa i math është sot gëzimi im ! Shoh që ëndra ime u realizua, se edhe për pak ti jé gruaja ime edhé unë yt shoq. Dëshpërimi im i gjertanishmë u kthye në një gëzim të patreguar. Tani e besova se lumërija afrohet nga mua, tani e shoh sa do rronj me ty fatbardhë.

Gëzohu, Andromakë, se jé mbretëresha e Epirit, gëzohu se jé mê e lumura e gjithë gravet !

## Andromaka

Edhé unë nuk i mohonj sa thua, o mbret i Epirit. Po të lutem edhé një herë zyrtarisht e përpara këtij alltari, përpara Perëndive protektorë të Epirit, të më japësh fjalën t' ënde mbretnore, të më japësh besën se, djalin t' em Astŷanaxin do t'a rritësh si një babâ i dytë, do t' a kesh si djalin t' ënt, si kur te ishte vetë Hektori ! Betohu këtu, se do t' a bësh njeri të mirë e të drejtë, të zotin që një ditë të ngjallë Troâdhën e shdukur, kû, mbi selinë mbretnore t' a storasësh ti. Jepmë fjalën se do mos kursesh gjê për të, se në as një mënyrë nuk do t' ja u dorëzosh Grekëve edhé se do t' i dalësh zot në ç' do rrezik të tij.

## Pirrua

S' ishte nevojë, e dashura ime, të m' i përsëritnje gjithë këto fjalë për besën, të cilën t' a kam dhënë disa herë. Po mbassi e kërkon sot zyrtarisht, (*ngreh dorën*) po të betohem përpara këtij alltari të shenjtë, përpara Perëndive, të cilët i thres dëshmitarë, përpara hîjes së t' im ati, se kam me i krye një nga një gjithë porositë t' ënde që më sajove për Astyanaxin. Do t' a kem bir' e do t' a rit si baba, do t' a mpronj e do përpiqem t' a bënj mbretin e Trojës edhé të dêjtin djalë të fatosit të math Hektorit ! Betohem se kurrkush nuk do kuxojë të verë dorë mbi djalin t'ënt; edhé në kuxoftë do gjenjë gati këtë krahnorin t' em edhé gjithë shigjetat epirote përpara ! Armiqt' e tij kam me i kqyrë si armiqtë të mij edhé kurrë nuk do t' i ndahem këmba-këmbës. (*Andromakës*) Por, Andromakë, ç' janë, të lutem gjithë këto lotte që po derth si rrëké përpara këtij alltari? Ç' është gjithë këjo paqetësí e kjo e dredhur që të kanë hipur? Ç' janë gjithë këto vesvese[1] e dyshime që po shëkonj? Nuk ju zé besë fjalëve të mija? Nuk do t' a rritim bashkë Astyanaxin? Qetsohu, Andromakë, e shtroje gjakun. (*Duket në funt të sqenës Oresti, i cili hyn i shoqëruar me disa Grekë të tjerë ushtarë të armatisur. Nga an' e djathtë duket Hermiona, e cila po i afrohet alltarit).*

**[1]vesves = që dyshon për çdo gjë që nuk beson dhe e ha meraku gjithnjë se s'është ashtu, që shqetësohet e bëhet merak për çdo gjë**

### Andromaka
*(tyke fshirë lotet)*

Të jam falur, o mbret i math i Epirit, e të jam tepër mirënjohtëse për betimet që më dhé. Jam e sigurt se do m' i kryesh gjithë këto porosi. (*Qefissës*). Ti Qefissa ime, mos harro ç' të kam thënë !

### Pirrua
(*tyke marrë diademën – kurorën mbretnore – prej alltarit)*

O, Andromakë, merre këtë kurorë që po të jep mbreti i Epirit, burri yt, e po të quhan këtu zyrtarisht gruan e tija e mbretëreshën e Epirit. (*Kur fillon t' i verë kurorën mbi krye Andromakës, Hermiona me leshrat lëshuar e me fytyrë të zgurdulluar afrohet me një herë edhé me të shpejtë ja rëmben kurorën Pirros prej duarsh, e çqyen copë, copë e heth për dhé e e shkel).*

## SQENË II.
Të parët, Hermiona, Oresti

### Hermiona
(*tyke shkelur dîademën*)

Jo, jo, nuk bëhet mbretëresh' e Epirit një robneshë, një e vehë, një armike ! (*Pirros).* Gjer këtu, mos shko mê tutje, o i pabesë, tradhëtor, gjakpirës ! (*Turbullim i math*).

### Andromaka
(*më vehte*)

O Perëndij, ç' është gjithë kjo bolbë[1] e madhe!

---

[1]**bolbë = e keqe e madhe, fatkeqësi e madhe, gjëmë, e zezë; ngatërresë, bela, hatâ**

### Foenix

(*gjithashtu)*

O, sa e madhe mnija e një rivale !

### Pirrua

(*tepër i egërsuar*)

O ti, bij' e Grekut, kuximtare e paturpshme, ku e gjete gjithë këtë kurajo ? Mos ké lojtur mentsh, e marrë ! Nuk di sa faj i math është ky edhé se ndëshkohet reptësisht ?

### Hermiona

Tyran, çorroditës i nderit t' em, ti që më more prej gjirit të prindëve të mij e më prure këtu që të më lesh rrugave e të më çnderosh në këtë mënyrë, ké kuxim akoma të më shohësh në sŷ? Ké kuxim të martohesh me një tjetër, tyke qenë i vluar me mua ?

### Pirrua

(*më vehte*)

O Apollon e Posidhon, Hermiona ka lojtur mentsh ! (*bërtet*). Ushtarë Epirotas ku jini? Do lijni kështu të përbuzet mbreti juaj ? (*Dëgjohet një fishkëllim. Oresti jep kushtrimin Grekëve për me vrâ Pirron; bëhet një zhurmë e madhe*) Kush fishkëllen kështu ? Ç' është këjo zhurmë?

### Oresti

(i *derdhet Pirros me një kamë në dorë*)

Unë jam, tyran, unë ! (*Tŷke dashur t' i bjerë*) Mso, o tyran, si çnderohet një princesë greke ! (*i bije me kamë po s' e mbërthen dot se shmanget Pirrua me një herë)*

### Foenix

(*tyke i zënë dorën Orestit*)

Ndalu assasin, nuk vritet kështu mbreti i Epirit !

## Pirrua

Tradhëtor i poshtër, ti kundra meje? (*Ushtarëve*). O burra, binjuni, ç' i lijni të gjallë ? Bini, mos shpëtonjë këmbë së këtejmi! (*Ushtarët Epirotas lëshohen mbi Orestin e grekët e tjerë e i zenë. Një bujë e madhe në tempull)*

## Oresti

(*tyke u hequr prej Epirotasve*)

Mbret i Epirit, nuk do të të lemë të gjallë ! Mos kujto se Grekët do harrojnë gjakun e Orestit ! (*Oresti me Grekët konspiratorë shduken krejt prej sqene*).

## Andromaka

(*Qefissës*)

Mbrini ora, Qefissë, që të bënj edhé unë detyrën t' eme !

## Qefissa

(*i bije mbë gjunjë*)

Për të këqijat që ké hequr, ndale dorën, zonjë !

## Pirrua

(*Hermionës*)

Çporru edhé ti fytyrë-keqe, ikë mos të t' i shoh sŷtë!

## Hermiona

(*më vehte*)

Mbaroj punë jeme ! Oresti s' e kreu dot detyrën e tija edhé çorroditësi im mbet prapë herôji i patalokut[1]. Ajy po triumfon, po unë ç' pres më?

---

**[1]patalok = vend i rrafshët, shesh; shesh i madh ku zakonisht bëheshin dyluftime**

## Pirrua

(*Hermionës*)

Ty po të them, hiqu shpejt s' andejmi, se për ndryshe vijn' e të heqin ushtarët e mij me përdhûnë.

## Hermiona

O mbret i pabesë, o tradhëtor, kujton ti se pa një shpërblim munt të ndahet e bij' e Menellaut prej teje? Mbassi mbaroj për mua ç'do shpresë, merr edhé ti ndëshkimin që të meriton ! (*Nxjer një thikë prej xhepit edhé i bije Andromakës)*. Na, vdis o robnesh' e keqe ! (*E vret Andromakën e cila rëzohet mbë dhé. Pirrua unjet i trembur t'a ngrehë si dhe Qefissa. Hermiona passon tyke ju adresuar Pirros*). Tani martohu edhé ti me këtë !

## Pirrua

(*sulet të kapë Hermionën*)

Ah, bish' e Greqisë, magjistare e dobët, vrasëse, t' u thaftë krahu ç' bëre ! (*Kur i vërsulet Pirrua, Hermiona mprohet me kamën që ka në dorë*).

## Hermiona

Ndalohu ! S' jé ti i Zoti të më përkatsh mua ! Këtë lêje s' ta kanë dhênë Perënditë !

## Pirrua

Ah, tigër, hyenë e tërbuar ! (*i sulet*).

## Hermiona

(*tyke u mbrojtur*)

Gjer aty ! Tash mso, tyran, si vdesin virgjineshat e Greqisë (*Ngreh duart*). O Perëndesha të shpërblimit Erinnŷja e Furrîja, ju merrjani hakkun këtij tradhëtori ! (*qellon zembrën e saj me thikën edhé me një herë rëzohet e vdekur. Një poter' e madhe bëhet; disa ushtarë shkojnë e ngrehin Hermionën e e nxjerrin jashtë)*.

**Pirrua**

(*i hutuar*)

O Apollon e Turmës ç' janë gjithë këto betaje[1] ? (*tyke ju sjellë Andromakës)*. O Andromakë e dashur, hap sytë, çohu, unë po të thres Pirrua, burri yt !

**Qefissa**

(*tyke qarë*)

Ah, e mjera unë, më shkoj zonja ime ! O Hefestion[2] psé s' më shigjetove me rrufetë t' ënde të zjarta përpara se të harrinj këtë ditë !

**Pirrua**

Andromakë ah, folë, ngushëllomë të mjerin mua !

**Andromaka**

(*tyke levizur nga pakë*)

Ah ...... sa ...... jam ...... e ..... mjerë !

**Pirrua**

(*si i dalë mentsh*)

O, folë, folë të dëgjonj edhé një herë zërin t'ënt të ëmbël ! Ngjallu për mua, Andromakë, mos më lerë në këtë dëshprim. Të betohem që do t' a marr shumë shtrenjt gjakun t' ënt !

**Qefissa**

O Perëndí e Perëndesha e gjithë sa jini, bëni një mrekulli për zonjën t' eme e në vent të saj merrni, në daçi shpirtin t' em!

---

**[1]bëtaje = frikë e madhe, lemeri; diçka që të ngjall frikë ose që sjell fatkeqësi; poterë**

**[2]Hefestion = Efes, Perëndia mythologjike e zjarrit e e mjeshtrive**

**Foenix**

(*tyke parë damarin e Andromakës)*

Madhní, këjo është plagosur shumë rëndë, nuk ka shpëtim.

**Pirrua**

(*fort i trëmbur*)

Si? Nuk shpëton? Oh, i mjeri unë! (*Zé kryet me të dy duart*).

**Andromaka**

(*me zê të përvajshme*)

Mbret ...... urdhro ...... të ..... më ...... bijen ..... këtu ...... djalin ...... t' em ...... t' a ....... shoh ....... për ...... të ...... fundit ...... herë !

**Pirrua**

(*Qefissës*)

Shpejt, Qefissë, bjere Astyanaxin këtu, bjere shpejt.

**Andromaka**

(*Qefissës*)

Ndalu ...... pak ...... Qefissë.

**Qefissa**

Urdhro, zonja ime.

**Andromaka**

Po ...... vdes ...... mos ...... u largo !

**Pirrua**

(*me zê të ngashëruar*)

Jo Andromakë, nuk do vdeç, do të ngjallesh për mua!

## Andromaka

Mbret ...... i ...... Epirit ...... po ...... vdes ! ...... Bëhu ...... babë ...... për ...... djalin ...... t' em ! ...... Ah ! ....... mbamë ...... porositë ...... (*Qefissës*) Ti ...... e dashura ...... Qefissë ...... tregohu ...... nënë ...... për ...... t' em ...... bir ...... Ah ! ...... bi i i i i ri ...... im ! (*rzohet e vdekur. Foenix e Qefissa e mbajnë)*.

## Foenix

(*tyke nxjerë krenaren*)

Vdiq ! (*Pirrua e ushtarët të gjithë si edhé populli nxjerrin krenaret e kësulet e tyre)*

## Pirrua

(*tyke rënë më gjunjë*)

Ah, Andromakë, Andromakë, sa fort më plagose zembrën ! Sa më fike shpirtin ! Ah, sa i mjerë jam pa ty !....Foenix, çohu e shko shih djalin, Astyanaxin t' em edhé jep urdhër të ruhen mirë Oresti edhé robët e tjerë Grekë. Ndaloni ikjen e anijeve të tyre, ruani limanin. Ah, tani do shohin ata këtë krahun t' em sa i rëndë do bjerë mbi 'ta ! Oh, sa i lumur isha e sa i mjerë jam ! A jetohet kështu ? (*ngreh duart përpjetë e e sheh me sŷ dëshpërimi*). Ah, Andromakë, Andromakë!

(**BIJE NAPA**)

**FUNT I AKTIT V. E I TRAGJEDISË**

# K O S O V A
## (S E R B Ì  E  V J E T Ë R!)

STUDIM ETHNOGRAFIK E STATISTIK

(Përgjegje Z. Prof. Zvijich-it).

*Shkruen* : Dr. Kristo Floqi

(Ky artikull i Kristo Floqit është botuar në të përmuajshmen "AGIMI"

Nr. 2 Shkodër Qershuer 1920,Nr. 3 Korrik 1920, Nr.4 Gusht 1920,Nr.5 Shtatuer 1920,Nr.7-8 Nânduer-Dhetuer, Nr.12 Prill 1921 )

Përore[1] Shqyptarët kanë ndie tue u bâ fjalë prej fqijve t' onë për Kosovën shqyptare, të cillen Serbët nen titullin *Stara Serbia (Sërbi e vjetër)*, e Bullgarët si nji pjesë të Maqedonis, të vetëthanun *bullgare*, e kërkojnë për të veten. Fjalë shum kanë bâmun Serbët mbi ket çâshtje e shum kanë vikatë Bullgarët : janë shkrue studime, broshyra e libra të panjehun; si edhe artikuj e botime tjera ndër fletore e të përkohshme, sidomos në gjuhën frangishte si prej njênes ânë ashtu edhe prej tjetrës. Tue lânë në njênë ânë Grekët me kërkimet e tyne të pa-sosuna mbi Maqedoni, lufta mâ e rrebtë *pêndore* âsht bâmun ndërmjet Serbve e Bullgarve prej mâ të përmendunit profesora t' Universitetit të Belgradit e të Sofis e prej sa e sa shkrimtarësh tjerë. Të dy këta popuj, të cillët kanë interesa të përkunderta me shoqi shoqin në Kosovë, njêni tue e lypë si Serbi të vjetër e tjetri si trashigim të Carve të hershëm të Bullgaris, janë nxé edhe mâ fort e kanë luftue egersisht njêni kundra tjetrit qŷsh se u nenshkrue traktati i Berlinit, qŷsh se u njoften zyrtarisht si mbretni e i u caktuen kufîjt e njênit e të tjetrit. Kundërshtimi ndërmjet tyne kaloi ç' do masë qŷsh në kohë të luftës ballkanike e qŷsh se u nenshkrue traktati i Bukureshtit.

Na shqyptarët deri tash kemi ndêjë krejt të jashtëm në ket çâshtje politike e ethnografike, pa folë kurrgjâ, pa u përzie aspak si me kênë të huej, si mos me u interesue kurrsesi, sado qi këjo çâshtje, këjo luftë bâhej në shpî t' onë, në votër t'onë e ç' do përfundim do të shkrepte mbi shpinë, mbi fatin e mbi ardhjen e Shqypnis. Kundra këtyne dy komeve të reja, të cillët dje kanë ardhë në Kosovë e gjinden ené sot mbrênda, e të cillët

[1] **përore = orë e ças, gjithnjë**

brihen[1] e grîhen për gjân e pasunin e tjetërkuj, kemi detyrë me e çilë te e mbramja gojën edhe na Shqyptarët, qi drejt për së drejti jemi t' interesuem në ket çashtje kaq serjoze.

Nji broshyrë ethnografik mbi Sllavët e Maqedonis e shpallun prej profesoritt' Universitetit të Belgradit Z. J. Zvijich[2], na ka bâmun nji përshtypje të madhe për pretensjonet, qi ky ka mbi Maqedoni, tue xânë në gojë mâ fort viset e Kosovës, kû ne Shqyptarët na mban krejt të jashtëm e nuk na njef asnji të drejtë trashigimi !

Z. Zvijich shkruen se: a) Krahinat e Shkupit e të Tetovës janë vênde të Serbis së vjetër; b) kartat ethnografike të Germanve, t' Hinglizve e të Francezve mbi Kosovë janë të mashtrueme e s' janë aspak ethnografike as lingvistike; c) statistika përmbi Kosovë janë tepër të mângta; d) Emni "Maqedoni" nuk spjegon nji domethânje geografike të plotë. Në nji artikull tjetër[3] kallxon shkaqet të vetëthânuna historike, me të cillat don me provue se Kosova âsht nji gjâ e tyne, ku vetëm Serbët kanë të drejtë trashigimi e se Shqyptarët janë të huej në ket vend.

Pra ky studim i jonë ka për qellim me qitë pak dritë mbi ndollinat e hershme historike e ethnografike për Kosovën t' onë, e cilla, jo vetëm prej dijetarve të vjetër e të rijve, por edhe prej ngjarjeve e statistikave të mbrame, merret vesht kjarisht, qi âsht *tokë shqyptare* edhe populli i saj në shumicë thjesht *Shqyptar* qysh prej kohve të para e deri në ditën e sodit.

***

Cilla âsht *Serbija e vjetër*? Po i përgjigjem profesorit Zvijich e bashkë me këtê edhe bashkë atdhetarve të tij Serbë, të cillët kaq tepër kanë punuem për ket qellim në këto vjett e mbrame.

Êmni "Stara Serbia" âsht nji titull i ri, i cilli âsht njoftë vetëm atëherë kur Serbija u shpallë si nji Princni[4]. Vetë *Vuk Karadich-i*, njeri i madh edhe i mendshëm i Serbisë, i cilli ka pasë shetitë Kosovën qysh prej malit "Stara Planina" e deri në Drî, edhe i cilli e ka dijtë bukur historin e ethnografin e Serbvet e të Serbis, sa do qi ka jetue shî n' at kohë kur Serbija u njoft si mbretni, kurr s' e ka përdorue êmnin "Stara Serbia"

---

**[1]Brihen = luftojnë e zihen sikurse desht me brirë njëri kundra tjetrit**

**[2]Remarques sur l' ethnographie de la Macedoine, par le Dr. *J. Zvijich*. Z.J. Zvihich, professor i letresis n' Universitet të Belgradit, âsht nji ndër mâ të mdhajt e mâ të permendunit filosofa e ethnografa të Serbis së sotshme.**

**[3] Situation géographique et particularités géographiques communes à la Macedoine et â la Vieille Serbie.**

**[4] *Dr.A. Ichircoff*, - Etude éthnographique sur les Slaves de Macédoine. Paris 1908.**

ndër sa e sa shkrime me rândsi, qi ka shkrue e botue për komin serb[1]. Kush pra e pagzoi kështu Kosovën, ket pjesë të vjetër e të thjeshtë shqyptare? Për të vërtetë s' dihet se kush e foli së pari ket fjalë, porse titulli i ri i Kosovës si "Serbi e vjetër" shifet për të parën herë në kartën ethnografike të mbrethis serbe të *Jean Bugarsk-it*[2], ku fusha e bardhë kah jugu i Serbis dallohet si "Pjesa e Serbis së vjetër" (!) ase e "Shqypnis së re". Gjith ashtu êmnin "Stara Serbia" e shofim edhe në nji libër serbisht të shkruem prej dy Serbvet *Jankoviq* e *Gruiq* mbi komet sllave të Jugut (Jankovich, si Slaves du Sud, ou le peuple Serbe avec les Croates te les Bulgares, Paris 1853. Fq. 126). Këta për Kosovën përdorojnë dy tituj "Stara Serbija" e "Metokje"[3]. Në kartën e profesorit frank *Desjardins* vetëm qytetet *Kurshunli, Prokuplje, Mitrovicë, Vuçiternë e Leskovac* me rrethet e tyne figurojnë si qytete të Serbis së Vjetër. Këjo don me thânë, se deri në vjetë 1853, qi doli këjo kartë, titulli i ri i Kosovës nuk u njifte.

Tre auktorë Serbë të kësaj kohe marrin vesht për Serbi të vjetër tri vênde ase ngastra të ndryshme njêna prej tjetrës. Prej këtyne, i pari *Miloeviq* (Voyages en Vieille et Vraie Serbie. Belgrade 1871-1877), shpiku për të parën herë êmnin "Stara Serbia", ase sikurse atij i kandej me e titulluem "Serbi e vërtetë", me të cillin êmën ky êmnonte gadi të gjitha vendet e të gjitha viset e Ballkanit.

Mbas Miloeviqit, i cilli kje shkaktar i të përhapunit t' êmnit të ri, duel nji shumsi e madhe ethnografësh, shkruesash, politikanësh e dashamirë tjerë të komit serb, të cillët, seicilli si e gjet mâ mirë, trilloi nji përthânje të ndryshme të kufîjvet të Serbis së Vjetër, tue marrë për themel kufit e mbretnive të kohës së *Milotinit* e të *Dushanit* e herë viset ku përmendet emni "Slava", atje ku këndohen kângët trimnore të fatosit serb Marko Krajljeviqit. (*Slava* serbisht d.m.th. "famë" gloire).

Ndër kufîjt e rij politikë, qi i u caktuene Mbretnive të gadishullit ballkanit mbassi mbaroi lufta ruso-turke, kurrkund nuk shifet êmni "Serbi e vjetër", por gjithkund përmendet êmni "Maqedoni" ase "Kosovë", ase "Vilajeti i Kosovës", ase "Fusha e Kosovës"; e kështu titulli "Stara

---

[1]***Vouk Karadjik*. Description géographique et statistique de la Serbie.**

[2] ***Jean Bugarski*. Carte de la principanté se Serbie. Belgrade.**

[3] **Sa për Metokjen, e cilla âsht nji fjalë greke "Metohi", qi d.m.th. "Kuvênd", i vetmi dokument serb për pretensjonin e tyne, âsht këjo qi në kohë të mbretit serb Dushanit, Serbët kishin atje nji kuvênd, qi âsht kuvêndi i sotshëm i Deçanit e prej këtij mori êmnin "Metokje" edhe krahina qi gjindet rreth kuvêndit. Por kso kuvêndesh kanë pasë Serbët edhe ndër vende tjera të Shqypnis,si në breg të Shen Gjinit, në krahinë të Korçës (afër katundit Hoçisht), në Vithkuq në kohën e sundimit të tyne në Shqypni, por a mundet nji vend prej njij kishe ase kuvendi të marrë njyrën ethnografike të njij komi ?**

Serbia" ka kênë nji utopi e qi letresija e huej, për pa i vû veshin kësaj fjale e për pa e gjikue ket êmën me ndërgjegje e dokumenta, por vetëm pse e mori prej gojës së Serbvet, e përdoroi sà herë qi e prûni puna.

Kundërshtimet e ethnografve e të geografve germanë, të cillët me fakta e me prova të dokumentueme, nuk i epshin të drejtë Serbve për me êmnue si "Serbi të vjetër" viset e Bosnjes e të Hercegovinës, i dispruene krejt Serbt nacjonalista, të cillët mandej hodhën sŷt kahë jugu i Serbis, kah ai vend pjelluer e i begatshëm i Kosovës, të cillin nuk prituen me e pagzue për "Serbi të vjetër".

Paravumja e Prof. Zvijich-it për me u shtrî *Serbija e vjetër* edhe pertej malit "Shar" e me pershî kështu edhe qarqet e Shkupit e të Kallkandelenit, shton edhe nji gabim mâ tepër në veprën e vet, sado qi ky mundohet me i dhânë çâshtjes nji njyrë scientifike. Si përgjigje mundemi me i paraqitë Prof. Zvijich-it kto arsyena:

a). – Ndër të gjitha censurat statistike[1] qi ka mbajtun Qeverija otomane për Kosovë, as nji herë nuk ka përmêndë si "Sërbi të vjetër", por gjithmonë si "Kosova-Vilajeti", i cilli përshînte Shkupin e Tetovën.

b). – Ndër korespondencat e ambashatorve të huej në Turki përmbi çâshtjet qi i përkitshin Kosovës, kurrkund sâ përmendet êmni "Serbi e vjetër".

c). – Në të gjitha dheshkrojet serbe të vjetra nuk bâhet fjalë aspak për Kosovë si "Serbi e vjetër".

d).–Në nji vëllim të diplomatit francez *G. Verdene* ("La verité sur la question macédonienne. Paris 1905) përmbi çâshtjen e Maqedonis, sado qi aty gjinden mâ të përmêndunit dokumenta për popullin serb e bullgar të Kosovës, titulli "Serbi e vjetër" as nuk xêhet në gojë.

e). – Në fjalorin e madh historik e geografik *t'Ahmet Rifatit* (Ahmet Rifaat Pacha. – Grand dictionaire historique et geographique 1884) jo vetëm nuk përmendet êmni "Serbi e vjetër", jo vetëm Shkupi e Kallkandeleni nuk quhen vende serbiane, por edhe shifet kjartas, se Shari âsht kufini veriak i Maqedonis, qi e ndan prej Serbije.

Z. Zvijich-i per me i dhânë nji trajtë të vertetë e nji kuptim të padyshimshëm kufînit, qi ndan Maqedonin prej Serbis së vjetër e kështu me u pështetë si në nji themel ashtu të thânun *scientifik*, bân ket sylogizëm[2]: "Nji êmen, që tjetër here ka kênë *nji êmën ethnografik, historik*, ase nji *êmen Shteti*, ky êmën me kohë vjen e bâhet *nji shêj geografik*. Kso dore vêndet, tue marrë seicilli nganji êmën e tue u bâmun

---

[1] **Censurë statistike = censiment apo regjistrim i përgjithëshëm**

[2]**sylogjizëm = tip themelor i arsyetimit deduktiv në llogjikën aristetoliane që përbëhet nga një premisë madhore pohuese ose mohuese, e nga një premisë e vogël, që jep një konkluzion të detyrueshëm**

shêje të caktueme geografike, shênjohen mandej mbi kartat me nji caktim sa të mundet mâ të plotë. Tue vijue në ket mynyrë, mbesin si pjesë geografike deri sa të mërrijnë me xânë rrâjë në dhjalektin, në gjuhën e popullit. – Pra thotë Prof. Zvijich-i – kujtoj e besoj se methudha kartografike âsht mâ e pranueshme se të gjitha methudhat historike, ethnografike e lingvistike, të cillat munden me tfaqë plotsisht nji përfytyrim të njij êmni geografik mbrenda në nji vênd, por shêji geografik âsht ai qi mbetë i përfytyruem mbi kartën geografike, prej së cillës mâ lehtë e merr populli".

Deri në nji farë pike dijetari serb ka të drejtë, por se në ket rasën t' onë gabimi i tij trashanik për emnimin e Kosovës si "Serbi e vjetër" vjen, si duket, prej njij ndërlikimi, në të cillin âsht pështjellë, tue mêndue se deri sa u lirue Serbija prej thojve të Turqis as nji kartë geografike, prej save qi pat njoftë Dr. Zvijich-i, nuk kishte përmendë Kosovën si pjesë të Maqedonis, as nuk kishte shestue[1] Shkupin e Tetovën si vende qi i përkitshin Kosovës. Z.Zvijich-i âsht i rrêjtun, duket, prej do kartave tjera, ku gabimisht qyteti i Shkupit âsht i përshîmun mbrenda kufîjve serb. (Këso kartash janë këto: La Carte d' Europe par Mercatori 1554; le Cartes de Kastaldi 1566; La Carte de F. Berteli 1565; la Carte de Corneli 1692; shif edhe kartat e F. de Vit, de Blaeau, H.Moll, Homann, etj.) Ky mashtrim e ka pasë shtŷ Dr. Zvijich-in me besue serjozisht, se ky vend ka kênë Serbi e Vjetër e kështu ka dashtë me pagzue me ket êmën viset e Shkupit e të Tetovës, me gjith qi e ka dijtë fort bukur se Serbët (?) e kësaj ane (të Kosovës) me Serbët e anës përtej Sharit (Serbët e Serbisë) s' kanë asnji lidhni, as nji afrim, as gjak, as gjuhë, pse këta janë Sllavë e ata Shqyptarë.

Dr. Zvijich-i tue mos kênun marrun hollë me geografit historike, na bâhet t' a besojnë se nuk i kanë râ në sŷ kartat geografike e historike të shekujve XVI, XVII,XVIII, ku Shkupi e Tetova figurojnë si qytete të vilajetit të Kosovëes e jo të Serbis së Vjetër. (Këto janë kartat e njoftuna nen titullin: "*Nona Europae tabula et decima Europae tabula*" të shtypuna në Rromë në vjetë 1490 mb. Kr.). Këto karta të cillat kanë për themel Atlas-in e geografit Ptolomeut, na tregojnë hollë, se Serbija ndahet prej Kosovës e prej Maqedonis mbarë me anë të maleve të Sharit e të Stara Planina, të cillat ndër këto karta quhen *Skardhos* e *Orvillos*. Këto karta janë mâ të pëlqyeshmet e mâ të vërtetat e pra ndër këto kurrkund s' duket qi Kosova t' êmnohet si "Serbi e vjetër".

Mundimet e Prof. Zvijich-it për me na bindë, se êmni i Shkupit vjen prej fjalës "Skoplje" e qi kjo âsht nji fjalë serbe, âsht nji marrì, nji

[1] **Shestoj = përcaktoj vijat kryesore se si do të bëhet diçka**

idheologji platonike, qi kurr s' i avitet së vërtetës e historis. Êmni "*Shkup*" ase "*Shkop*" âsht shum mâ i motshëm se sa kujton Dr. Zvijich-i me shokët e vet; âsht êmni qi vetë historishkruesi *Ptolemeu* i a ka ngjitë këtij qyteti të bukur e historik, ndërtuem mbi brigjet e *Axius-it* (Vardarit) e âsht fjalë qi rrjedh prej êmnit "Shqype" e jo prej êmnit "Skoplje". Të gjitha kartat geografike, qi meritojnë me u marrë në kujdes, perdorojnë fjalen "Skup" ase "Skupi" e jo "Skoplje"; edhe Tyrqit i thonë "Y-shqyp".

E sigurojmë Prof. Zvijich-in, se Kosova ka kenë gjithmonë e njoftun si nji tokë shqyptare me popull thjesht shqyptar e se qytetet Shkup, Kumanovë, Tetovë, Pejë, Gjakovë, Prizrend, Prishtinë, Mitrovicë, etj. me rrethinat e veta kanë figurue si qytete të vilajetit të Kosovës e jo të Serbis së vjetër jo vetëm ndër kartat e përmenduna, por edhe ndër shum e shum të tjera, prej të cillave po kondendohemi me i paraqitë Dr. Zvijich-it këto sa për vërtetim të kundërshtimit t' onë:

a). Theatrum orbis terrarum sive atlas novus. Pars tertia, prej Guillaume e F. Blaeu. Amsterdam 1650.

b). Mercurio geografico, prej G. Rossit, Rromë 1674.

c). Troisieme partie de la Carte d' Europe. Anville 1760.

d). Nuovo Atlante geographico universalle. Cassini 1792.

e). European Dominions of the Ottomans, or Turkey in Europe, by W.Faden London 1795.

f). Karte von dem Osmanischen Reiches in Europa, prej Franz von Reilly, Wien 1769.

g).Imperi i Osmani sive Turcici europaei tabula ad normam Recentissimarum Observationum concinnata Santibus, edidit John Walchi 1797.

h). The Europen map, by A. Arrasmith, London, i cilli jo vetëm Shkupin e Kumanovën, por edhe qytetin "Istip" e ven në Kosovë, të cillen e njef për Maqedoni e jo për Serbi të vjetër.

k). Carte de la Turquie d' Europe en 15 feuilles, par P.G.Chanlaire, Paris 1800.

Për vërtetim se Kosova ka kênë nji pjesë e Maqedonis qysh në kohët e para e se kurr nuk âsht përmêndun si Serbi e vjetër e se Maqedonija ndahej qysh n' ato kohët e kalueme prej maleve *Berciska, Skardhos, Orvillos, Rodopit e Haemit*, po marrim e rreshtojmë këtu nji pjesë prej geografis të mâ famshmit e authentik geograf të Greqis e të gjith botës të *Strabon-it*, i cilli kqyr se shka thotë në librin e vet të VII.

*Ek vorra dhe ti noümeni euthiagrammi, ti dhia tou Vertsisku orous kai Skardhou kai Orvillon kai Rodhopis kai Aimon; ta gar ori tauta apo tou Adhria arhomena dhiiqi kat efthijan grammin eos tou Euksinou Pontou, poiounta herroneson megalin pros noton tin te Thraqin omou kai Maqedhonian kai Epiron kai Ahajian.* Qi don me thânë: "Nga âna e

veriut viza e drejtë, qi mund të merret me mend për të gjatë të malevet Berciska, Skardos, Orvillos, Rodop e Hämos, të cillat fillojnë gati prej detit Adriatik edhe shkojnë drejt e mbarojnë ndër brigjet e Detit të Zi, këjo vizë ndan Maqedonin (prej Misjes së poshtme e së naltes); këto male përbâjnë nji sinisi të madhe nga âna e jugut e përfshijnë Thrakjen, Maqedonin, Epirin e Ahajen[1].

Në kartën historike nen titullin *Atlando Veneto* 1694 (faqe 110), ku bâhet fjalë për lumin "Vardar", prap se prap kallxohen kufîjt që ndan Maqedonin prej Serbis, por nuk përmendet fare êmni "Stara Serbia[2]".

Në mos mjaftojshin këto për me i bindë fëqijt t' onë Serbët se fjala "Serbi e vjetër" s' ka kênë kurr nji njoftim geografik për Serbët, e se Kosova ka pas kênë gjithmonë nji pjesë e së madhes Maqedoni, shtërngohemi me i shkue punës edhe mâ gjatë. Lumnisht kemi edhe do dokumenta tjerë të sigurtë për mbi çâshtjen e kufîjvet të Serbis e të Maqedonis, të cillët dokumenta i nxjerrim prej letresis pasanike të Propagandës katholike në Sinisin e Ballkanit.

Pjetër Bogdani, kryeipeshkvi i Shkupit (1675) i cilli ka pasë ndêjë disa vjet në Kosovë edhe i cilli e ka pasë dijtë mirë topografin e vendit, kurr nuk përmendë nji "Serbi të vjetër" ndër sa e sa shkrime qi ka bâ. Në nji raport qi i çon ipeshkvit të Prizrêndit me 10 të Frorit 1675, i thotë se lumi Morava qi dikur quhej "Kiabros", ndan Bullgarín e Serbín, e cilla nga âna e jugut ndahet prej Shqypnis me anë të malevet të vjetra illyrjane, (qi janë malet Shar e Mal i Zi ase Orvillos[3]).

Në geografin e Melet-it (faqe 412) shofim, se të dyja Mysjet e sypermja e e poshtmja (qi sot janë Serbija e Bullgarija) janë nji lagje e madhe e Illyris lindore; këto të dyja shtrîhen prej Prêndimit në Lindje mjedis Maqedonis e të Thrakis kah jugu i Dacis, prej së cillës ndahen me ânë të lumit Danub. (Dacija âsht Rumanija ase Vllahija e sotshme). Lumi Ciabrus (Kiabron, Morava e sotme) ndàn Mysín e epërme prej Mysís së

---

**[1] "Ahaîja âsht nji krahinë e Peloponesit me kryeqytet "Patre". Shif edhe Domitrof "La Macedoine dans son passe". Dr.M. Doll "Studien zur Geographie des alten Macedoniens", 1891 faqe 125.**

**[2]Il Vardar, detto da Tolomeo "Axios", ma da Zonara "Bardarius" nasce dal monte "Maranaj" gia detto "Skardos" ed oggi da Paesoni "Liubotin Platina" negli ultimi confini della Macedonia. Atlando Veneto 1694.**

**[3]"Il fiume *Morava* chiamato anticamente *Ciabrus* divide da oriente il regno di Bulgaria e la Serbia, dal mezzogiorno la dividono i monti d' Albania chiamandosi anticamente *Monti Illyrici* e la Macedonia" Pietro Bogdani 1675, 10 Febraio. Shif edhe *E.Fermendzin* Liv.XXV. 1892 fq. 187-192. Pjetër Bogdani,si nji njeri me dije të thellë, e i cilli ka pasë zakon me përmendë sa e sa dijetarë klasikë qi njifte të vjetër e të rij, e qi me aq hollsi e plotsi shkruen për Kosovë, a ishte punë mos të përmêndte êmnin "Serbi e vjetër"? Bogdani me kênë do t' a përmêndte, mbassi ka jetue n' at kohë kur Serbët për të parën herë çpiken êmnin "Stara Serbia".**

poshtme. Êmnat “Serbí” (për Mysín e epërme) “Bullgari” (për Mysin e poshme) i u janë ngjitë këtyne viseve prej Serbve e Bullgarve vetë. Si merret vesht prej këtyne êmni “Serbi e vjetër” s’ përmêndet kurrsesi; gjith ashtu nuk përmêndet as ndër kartat geografike e historike, as ndër shkrimet e dokumentat e shkrimtarve klasikë e të rij, porse gjithkund caktohenkufîjt e Serbis (si të së vjetrës ashtu edhe të së rés) pertej maleve illyrike, qi janë malet e Shqypnis e qi ndajnë nga âna e jugut Serbin prej Kosovës, si thotë edhe Pjetër Bogdani.

Po cillët janë këto malet e Shqypnis, malet Illyrike, qi kaq tepër i përmendin shkrimtarët klasikë? *Straboni* âsht ai, qi mundet me përgjegjë kjartas në ket pyetje, ai âsht qi mundet me derdhë mâ të madhen dritë e me dlirë ket çâshtje. Historishkruesi austriak *Tomachek*, i cilli e ka analizue bukur historin e geografin e vjetër të Strabonit, në libër të vet *Zur Kunde der Hämus-Halbinsel, Wien, 1882* shkruen kësi soji: “Straboni, nji prej atyne qi njofin hollë Maqedonin e Veriut, në librin e vet të VII, prej të cillit s’ kanë mbetë përveç do copa (fragmenta), thotë se ata vargoj malesh të padame, prej të cillavet shpërndahen ujnat e Vardarit, i quen *male illyrike, male peonike e male trakike* edhe burimet e lumit *Axius* (Vardarit) thotë se gjinden në malet e Peonis. Tomacheku, tue u bazue mbi Strabonin pranon se malet e Peonis janë *Mali i Zi* ase *Orvillos* (Stara Planina) bashkë me malin *Osogovë*, e malet e Illyris merret vesht se janë gjith ato malet e Sharrit e të Ballkanit (Haemos), të cillat shtrihen deri ku bashkohen Drini i bardhë me Drinin e Zi.

Provë tjera për me dishmue se Prof. Zvijich- s’ ka të drejtë me e kërkue Kosovën si për Serbi të vjetër, po e paraqesim këtu dy bashkëatdhetarët e tij d.m.th. profesorin serb *V. Karitch* edhe historishkruesin serb *Ivan Rajitch* i pari në nji libër të vet (V.Karitch, La Serbie, faqe 480-481, Belgrade 1887), tue u bazue atje ku janë themelue të gjith historishkruesat serb, na tregon si për kufij të Serbis malet illyrike të Shqypnis, ku Kosovën i a len Shqypnisë; i dyti, qi ka kenë i pari Serb qi ka caktue kufijt e Serbis, në libër të vet *Histoire des peuples slaves, Vienne 1794-95*, thotë se, Mysja e epërme muer emnin “Serbi” e kishte për kufi Danubin e Savën nga ana e veriut, Malin e Sharrit e Maqedonin nga ana e jugut; Drinin nga ana e Prendimit e lumin Tribica (i cilli duket të jet Morava) nga ana e Lindjes. Ky me gjith qi cakton si kufij prendimorë e lindorë Drinin e Moravën, qi kështu duket se don me përfshi mbrenda në Serbi edhe *Triballin* e vjetër e *Dardanin* (vende thjesht shqyptare), por prap se prap emnin “Serbi e vjetër” nuk e përmendë aspak (Në ket mendim janë edhe historishkruesat e shekullit t’ onë *Saksi Farlach* etj.).

Gjithashtu nji tjetër geograf serb *Solaritch* në geografin e vet serbe, të botueme me 1804 thotë se, Serbì âsht ai vend, qi shtrihet nga

prendimi i Bullgaris ndërmjet të malit Sharr e të Lumit Tunë. Pra dhe ky, sado qi âsht serb, as nuk përmendë as nuk bân fjalë për Serbi të vjetër. Atëherë pra ku e gjen Prof. Zvijich-i Serbin e vjetër?.....

Historishkruesi serb *Raitch* (Ivan Raitch, edition de Boudim 1823. Liv.IX.chap.V.§ 9), kur ban fjalë për luftat e *Huniadit* kundra Turkis, thotë këto : "Ky (Huniadi) mbassi ndêj nji kohë të shkurtë në Vidin, u lëshue porsi rrëfé në *Fushë të Kosovës*…etj. T' ishte Kosova Serbi e vjetër doemos do t' a përmendte nji dijetar i këtillë serb, i cili shkruen në vjetë 1823 !

Tue u mbëshetë mbi letresin ethnografike serbe, profesori *Desjardins* botoi në vjetin 1853 nji kartë të Serbis me viset e saja, ku kufizimin e të folunit të gjuhës serbe i a shenjon mjaft të kjartë. Ky kufizim nuk shtrihet nga ana e jugut përveç se deri në mal të Sharrit; nga jug-lindja merr vijën ku dahen *Ibari e Toplica* e Morava nga lindja. Mbas kësaj karte, e cilla bazohet mbi letresin e glosollogin serbe, qytetet Bela-Palanka, Pirot, Leskovac,Vrania, Gjilan, Preshova, Kaçanik, Tetova, Shkupi, Kumanova e Gostivari etj. etj. mbesin jashta kufijve të Serbis, jashta kufijve linguistikë serb (d.m.th. jashta atyne vendeve ku flitet serbishtja); mbesin në Kosovë, e cilla, mbas këtij, âsht nji pjesë e Shqypnis.

Anëtarët e ortës serbe për nji *Federatë Ballkanike*, e cilla ka lé në fushën komtare serbe qysh në vjetin 1860, kanë pasë nji interesë tepër të madhe për të përhapunit e idhealizmit serb mbi Kosovë. Në ket vjet Shoqnija dijetare (Sociètè savante) e Serbis, e cilla kishte botue kângët popullore maqedonjane të *Verkovitchit* ("Srpstvo" Nr. 21 e 25, Milioukoff faqe 77), shtini rrâjët e para të serbismit mbi Kosovë, të cillën filluene qysh at-here me e shikjue me nji sy lakmijet si t' ishte nji vend serb.

*Dimitri Stefanovich*, nji antar i flakët i Federatës Panslaviste, në nji broshyrë qi pat botue më 1881 (Slaves et Grecs devant la Turquie) nuk lypë tjetër për Serbin, përveç se Bosnjen, Herzegovinen e Novi Pazarin. *Vladimir Jovanovich*, në nji liber të vet (Les Serbes et la mission de la Serbie dans l' Europe d' Orient, f.242), i cilli u përkthye edhe anglisht, si Serbi të vjetër quen vetëm Serbin, Bosnin, Herzegovinën Metokin (të Monastirit e të Deçanit); vetëm këta, thotë, përbajnë banuesat e Serbis së vjetër[1]. Kështu prap se prap Kosovën e njef për Shqypni.

Nji tjetër Serb nacjonalist nën pseudonim C.C. (C.C. La question d' orient et la Serbie, Belgrade - 1870 thotë se "âsht nji gabim me besue

---

**[1]Ce sont des Serbes d' Herzegovina, de la Bosnie et de la Metoche, appelêes STARA SERBIE Voir aussi Milucoff, rapports Serbo-Bulgares dans la question macédonienne; page 77.**

se në Thrakë, në Rumelí e në Maqedoní (Me emnin Maqedoni përshijnë ky edhe vilajetin e Kosovës, ashtu si kur se shpjegohet ma poshtë, tue vazhdue tregimet e tija) ka Grekë. Shumica e këtyne gjindet vetëm për së gjati të zalleve të detit Egée, porse banuesit e këtyne vendeve janë Shqyptarë, Bullgarë, Kucovllehë e Turq". Po Serbët ? Këta s' përmenden kurrkund ! Pse ? Pse po t' u gjindeshin do t' ishin permendun.

Nji arkimandrit bullgar *Neofiti i Hilindarit*, në nji geografí të vogël qi ka pasë shkrue për dobi të djelmënís bullgare (Petite geographie politique a l' usage de la jeunesse bullgare-Karagujevastz), kùr flet për mbi Kosovën, thotë se këjo ndahet prej Serbis prej maleve të Sharit, i cilli asht ndërmjet të Maqedonis e të kufijvet t' Illyris e se në Kosovë e në të gjith Maqedonin nuk flitet gjuha serbe, për veç në një pakicë të vogël, qi janë të gjith të djergun(emigrant) prej Serbije, e se banuesat e Kosovës që janë ma se 3/4 Shqyptarë, të cilët janë elementi vendak, mandej vijnë Bullgarët, Kucovllehtë e Turqit, shumica e të cillëvet nuk kalon 1/4 (Prap petite geographie…faqe 31).

Shtegtarët e shekullit XIX, të cillët kanë pasë vû bazat geografike e kartografike të Shteteve te Balkanit, kanë kalxue secilli kjarisht se mbi Shar e Orvill janë kufijt e veriut të Maqedonis edhe viza që ndan Bullgarin me Serbin. Sa për Kosovën kanë qenë të gjithë më nji mendje se këjo âsht tokë shqyptare e banohet 80 e 85 % prej popullit thjeshtë shqyptar, kur se 10 a 15 % janë raca të ndryshme, Serbë, Bullgarë, Kucovllehë, Turqë, Israelitë e Ciganë. Edhe këjo nuk âsht nji gabim i tyne, si kujton z. Dr, Zvijich, por nji përfundim i bazuem në letërsinë mâ fort të motshme, në traditionet e në gojëdhânat e këtyne popujve.

Pouqueville'i[1], edhe ky tregon se mali Skardos âsht kufini natyral që dán Illyrin me Bullgarin e Serbin; kah ân' e jugut të këtij mali shtrihet fusha e Kosovës, e cila banohet prej asaj race të vjetër, prej shqyptarve. Âsht e dijtun se nji njeri, nji shkrimtar si konsull i Francës pranë Ali Pashës, Pouquevill'i, mis i kaqë Akademinave e historishkrues prej atyneve mâ të famëshmvet, nuk muejte t' a qitte në pushim nji send kaq me randësi si Kosovën me historin e saj, e kishte me thanë dishka në kjoftë se vereverte këjo ka kêne dikur Serbi e vjetër.

Ashtû edhe nji tjetër historishkrues frang Ami Boue[2] qytetet e Shkupit, Tetovës e të Kratovës i vêndon në Kosovë, për të cillën kurrkund s' bân fjalë se ka kênë Serbi e vjetër. Edhe ky përfundon se mali Shar

[1] **Voyages en Morée à Constantinople et en Albanie pendant les années 1798,1799,1800,1801 Paris 1805, p. 249 .**

[2] **Récueîl d' itinéraires dans la Turquie d' Europe. Viene 1854, t. I. p. 244,264,344. t. II p. 107 et suivant.**

(Shar-dag) ndan Maqedonin prej Shqypnis s' epërme, e cilla Shqypni e Epërme, thotë, âsht vilajeti i Kosovës edhe Sanxhaku (Novi-Pazar).

Profesor Zvijich' i për pa e vërejtë mirë psykologjin e popullit të Kosovës, e vetëm tue marrë para sŷsh do informacione të falsifikueme, ka kujtue se djalekti populluer i rrethinave të Shkupit, Kumanovës, Tetovës, Gostivarit, Prizrendit, Prishtinës, Ferizovikut, Gilanit e Mitrovicës âsht mâ të shumten serbjan e se gjuha e sllavëve të tjerë të Kosovës âsht dikû serbe e dikû bullgare ! e Shqyptarët s' i përmendë aspak.

Âsht për t' u ardhë keq se Profesor Zvijich'i në ket pikë kalon ç' do fuqi arsyjet e tregon me këtê se nuk din, ose nuk don me dijtë ethnografin e vërtetë të Kosovës, ose s' ka marrë a s' ka dashtë me marrë para sŷsh kartat geografike të Kosovës[1], e s' e din kso dore statistikën e vërtetë të vêndit. Sikur të merrte mundimin e të shetitëte Kosovën, ndër pak ditë kishte me i u mbushë mêndja se populli i këtij vêndi, si i qyteteve ashtû edhe i rretheve âsht me të vërtetë nji element thjesht shqyptar si me gjuhë, si me doke e se Serbët e Bullgarët që banojnë në ket vênd s'janë as 10%, por edhe këta t' ardhun e jo vêndas, emigracjoni (muhaxheret) mâ i madh i të cillëvet vehet oroe qysh në vjetin 1879 e këndej. Mâ të shumët e këtyne janë shqyptarë të sllavizuem me përdhueni, ose qi kanë hupë gjuhen prej të përzimunit e prej marrëdhanievet me ata, por edhe këta nuk mohojnë se kanë kênë shqyptarë.

Z.Zvijich në studimin e tij të naltpërmêndun shton edhe këto për të vetëthanmen "Serbi e vjetër" "L' appelation de *Vieille Serbie*, n' a pas été creée en vue de servir des prétentions nationales, et les limites meridionales de la Vieille Serbie peuvent encore s'étendre en delà du Char et principalement sur la région aujourd' hui comprise dans le vilayet de Kossovo". Emnimi, d.m.thanë, i Serbis së vjetër nuk u krijue për me i u sherbye kerkimeve nacionale, sepse kufijt jugorë të Serbis së vjetër munden akoma të shtrihen edhe përtej Sharit pikrisht mbi gjansin qi përshijnë sod vilajeti i Kosovës. Ky paragraf i punesës së profesorit vjen si kundrështim i parsimevet të deritashëm të tij sepse nen titullin "Serbi e vjetër" këtû merret vesht Serbija përtej Sharit kah ân' e verit e jo Kosova, si ka pasë pretendue ky deri më tash. Ky paragraf s' mundet të merret vesht ndryshej, për veç si nji zblim i përdhunshëm i qellimevet

**[1]Mâ të përmêndunat janë ata të Chafarik-ut, të Lejean-it, të Mackenz-it, të Yrby-t, të Bradaska-s, të Petermann-it, të Kiepr-it e të Weigand-it etj. etj. për të cillët Dr. Zvijich-i thotë se janë të falsifikuem. Këta geografë e kanë studjue mirë karakterin shqyptar të popullit të Kosovës; prandej as nji prej këtyne s' e përmêndë êmnin "Serbi e vjetër", por të gjithë e quejn "Kosovë" .**

imperialistike të Serbve, për pa i pshtetë shqencës, historis, due me thanë ethnografis, por vetëm se kështû i pelqehet Z.Dr.Zvijich-it ! Por edhe sikur t' a zâmë se êmnimi i Kosovës si "Stara Serbia" prej Serbvet nuk u krijue për pretenca komtare serbe, dhe sikur të thona se Prof. Zvijich-i nuk ka kalxue për Serbi të vjetër, për veç se "Metokjen", kû thotë se gjinden qytete serbe plot me kujtime historike, qi sjellin nji datë qysh në kohën e mbretnis serbe të vjetër, prap se prap ky êmnim (Serbi e vjetër) âsht përhapun e po përhapet edhe sot me nji furi për dobi të qellimeve të tyne komtare. Per me sigurue këta parsime, sa e sa mjete t' egra e të shnjerzueshme edhe sa vrasje të mndershme e mizore nuk vepruene Serbët kundra Shqyptarëve të shkretë, mbassi iu ra në dorë ky vênd mbas luftës balkanike, për me farue krejt racën shqyptare prej Kosovet ? Historija, gjyqtar i drejtë i ndollinavet të shekullit, ka me folë nji ditë për këto mizorina serbe, të cillat kanë kên shum mâ të mndershme se sa të gjith të këqijat e tjera që ngjanë në kêt vend të mjerueshëm prej gjith pushtuesave të huej edhe prej Atillës në daç. Mundimet, pra të Prof. Zvijich-it për me qitë Kosovën si Serbi të vjetër janë vetëm ideale, andrra pa as nji farë randsijet, sepse nuk bazohen kurrsesi n' argumenta shqencore.

Qi kjo vepër e Dr. Zvijich-it âsht shkrue cok për qellime politike e imperialistike, merret vesh edhe prej Dr. *Osterreich*-it[1], i cilli i ka shetitë and' e kand Kosovën, e e ka studjue mirë edhe i cilli sado që ka kalxue gjithmonë nji sympathi të madhe për Serbët, e qet poshtë êmnimin "Stara Serbia", tue thanë se s' ka kurr nji kuptim e as nuk përfaqëson nji pjesë të vërtetë geografike, por se âsht i çpikun prej propagandistvet serb për me i u shërbye qellimevet imperialistike serbe.

Por le të vijmë edhe në vepra qi të mos thotë Dr. Zvijich-i se kufizohemi vetëm në theori të thata e të pafrytshme; le të vijmë në praktikë e kështû me fakta të gjalla, me dokumenta të sigurta e të pa-trondituna të mundena me i a mbushë menden atij edhe shokëve të tij, të cillët rrehen mbas soje, tue thanë *Amin*, për ç' do andrrim e idealizmë qi i vjen në krye e i a flet goja.

Le të marrim vesh e le të mësojnë gjith Serbt se sa janë gabueshëm në ket pretencë të pa-kênun.

Âsht nevoja këtû me i paraqitë Prof. Zvijich-it edhe gjithë Serbve të interesuem per Kosoven statistika të plota per popullsin qi përmban këjo pjesë, per me pà sà Serb kan aty qi duen të quhet Serbi e vjetër.Âsht e tepër të thomi se jena mundue me i caktue banorët e Kosovës me nji hollsi sa të mujtme e per të cillat s' do të ket dyshim Pr. Zvijich-i, qi janë

**[1]Dr. Osterreich, Reiseindrücke aus dem Vilayet von Kossovo (Abhandlung der K. u K. Geograph. Geselts schaft in Wien, 1899. t. I,4 e 5 blê, f. 332) .**

të pa-mbeta e të vërteta e për në dashtë mundet edhe aj vetë t' a shprovojë[1].

## Drrasa e I.

*Statistikë e vilajetit të Kosovës*
*para luftës ballkanike.*

Shqyptarë 743.710, Bullgarë 56616, Serbë 106109, Israelitë 2008, Cigânë 5046, gjithsejt 902796.

Këjo dërrasë âsht mbas statistikës së mbramë të Qeveris tyrke të vjetit 1911. E shef pra Prof. Zvijich-i me Serbët e tij, se aso kohe (tash 9 vjet) s' ishin as 12% Serbët e Kosovës përpara popullsisë shqyptare. Në do vênde, si në Shkup, Tetovë, Vuçiternë e njeti s' janë as 10% Serbët; në Gjakovë kundrejt nji popullsije prej 155.663 (ku afër gjindet edhe Metokja e Serbëve) gjinden vetëm 686 Serbë edhe ata t' ardhun ! Në distrikt të Kaçanikut për fat s' gjindet as nji gjurmë Serbi.

## Drrasa e II.

*Statistikë e popullsis së Kosovës*
*t' aneksueme Serbis e Malit të Zi*
*në vjetin 1913*

Shqyptarë 810.066, Serbë 100.988, Bullgarë 48.858, Tyrq 3.955, Grekë 650, Çifutë 567, Boshnjakë 20.462, Vllenj 65.

Prapë edhe në këtë statistikë t' aneksimit popullsija Serbe s' âsht as 12% para popullsis shqyptare, me gjith qi Serbët s' lanë mjet pa përdorue per me mujte me farue krejt racen shqyptare; s' lanë mizori pa bâmunm sa edhe shpesh herë të gjallë i kanë mjellë si në vend të purrîjve[2] Shqyptarët e shkretë !! Në hjekshim veçan popullsin e shtueme të Jenipazarit, Serbët nuk analogjisin as 10% në vilajet të Kosovës.

## Drrasa e III

---

**[2]Statistika, po të kishin vênd e të mos na qitte pêngime shtypi, kishim me i rreshtue gjânë e gjatë për se cillin qytet veças, sikurse janë në tekst t' auktorit; kështu pra do të jemi konênd me shumën e përgjithshme.**

**Drejtimi (i revistës "Agimi")**

**[2] purri = në dialektin shkodran "pras, presh"**

*Statistike e familjeve e e banorve*
*të distriktit të Shkupit me 1918*

Shqyptarë familje 20.026, banorë 108.205, Tyrq familje 893, banorë 5.363; Bullgarë familje 2024, banorë 12.740; Bullgarë familje 2024, banorë 15.504 (Emigrantë prej Bullgarije qysh në luften Serbo-bullgare 1913, këta punojnë nder çifliqet e shqyptarëve si bujqë e kopshtarë).

Serbë familje 51, banorë 255. Distrikti i Shkupit vetëm 51 familje serbe ka me 255 ndenjës. Ata qi ishin në kohë të Tyrqisë kanë emigrue në Serbi e në Amerikë e mâ të shumët janë vrà në luften ballkanike.

Israelite familje 93, banorë 567. Vëlleh familje 11, banorë 56. Grekë familje 130, banorë 650. Boshnjakë familje 200, banorë 1400. Emigrantë prej Bosnjes e Herzegovinës qysh më 1898. Gjithsejt familje 23.438, banorë 144.740

Më ket drasë mungon populli cigân (gabelët), të cillët, si njerz që së kanë nji ndêje të ngulme s' i numruem në ket listë. Âsht e teper të shtojmë këtu qi banorët tyrq të Shkupit edhe të Kosovës mbarë e heqin vehten për Shqyptarë si edhe Israelitët e Vëllejtë, te e mbramja edhe Bullgarët të cillët duen të jetojnë nen flamurin Shqyptar në qoftë se nuk sundohen prej Bullgarësh.

## Drrasa e IV

*Statistikë e familjeve e e banorve*
*të qytetit të Shkupit.*

Shqyptarë familje 11.450, banorë 57.250. Tyrq fam. 450 banorë 2.250,Bullgarë fam. 1.054, ban. 5.270, Serbë fam. 51, ban. 255. Israelitë fam. 98, ban. 567, Grekë fam. 130, ban. 650, Vëllenj fam 11, ban. 56. Gjithsejt familje 13.244m banorë 66.298.

*Vërejtje:* Grekët e Shkupit u serbizuene me perdhuni.

Shkupi kà 27 Xhamija të mdhaja, 52 të vogla, 19 teqe, 12 medrese, 2 kisha katholike Shqyptarësh, dy Kisha bullgare, nji të madhe, e nji të vogel, 1 kishë eksarciste bullgare; 1 lycée tyrko-shqyptare, nji shkollë komplementare ushtrake, nji shkollë teknike të mjeshtrive e harteve, nji shkollë normale, ku gjuha Shqype msohet detyrisht, nji shkollë fillestare katholike shqyptare, nji shkollë private (të drejtueme prej djelmnis shqyptare), 52 shkolla fillore ku gjuha shqype msohet detyrisht, nji shkollë bullgare, nji shkollë greke, 1 shkollë israelite e nji synagogë israelite.

Posë ktyne qyteti kà 23 hotele, 14 hâne, 3459 dugâjë (prej të cilave 193 bullgare, 15 greke, 3 rrumune, 54 israelitë, 7 serbe, 11 tyrke e tjerat gjith dugâjë shqyptare).

SHËNIM: Ky artikull vazhdon me disa tabela të tjera të hollsishme e fshat për fshat mbi popullsinë e Kosovës për të vërtetuar që Kosova ka qenë një vend multietnik ku shumica përbahej prej rodit shqiptar, të cilët kanë mirëpritun familje të etnive të tjera. Nuk e pashë me vend që këto tabela t' i vendos këtu, por ato që janë të interesuar, mund t' i gjejnë në internet tek Biblioteka "Marin Barleti" Shkodër, "Katalogu on-line".

Shënimet në fund të faqeve janë të Kristo faqes, kurse ndonjë shpjegim është i Henrik Kaçulinit

***F U N D***

## Shënime biografike të Kristo Floqit

-Lindi më 24/5 Nëndor 1872 në lagjen "Mantho" të qytetit të Korçës
-Më 1899 fiton titullin "Doktor i Drejtësis" në Fakultetin e Drejtësisë Universiteti i Athinës
-Më 1900 shkon në Stamboll për të perfeksionuar gjuhën juridike turke, që i duhej për profesionin e tij të avokatit. Aty viziton idhullin e tij Naim Frashërin, pak ditë përpara se të vdiste,gjithashtu takon edhe Sami Frashërin. Për këto takime arrestohet e burgoset për 19 ditë.
-Më 1905 martohet me Uranija Poçi, motrën e Marigo Posio (Themeliu), "Nënën e Flamurit Kombëtar Shqiptar".
-Më 1911 ai caktohet nga shoqëria "Besa-Besën"drejtor i gazetës "Dielli" në Boston (USA).Ai organizon 326 konferenca në kolonitë shqiptare,duke u bërë Ciceroni shqiptar në Amerikë për formimin e Federatës Pan Shqiptare ku ai ishte inisiatori i themelimit të saj, në bashkëpunim me F. Konitzën dhe F.Nolin (Noli ka meritën që propozoi Federatën emrin "Vatra" e që u miratua). Në shumë nga kto konferenca ai shoqërohej nga prifti patriot At Naum Cërri.
-Më 1912 themelon në New-York gazetën "Zëri i Popullit"
-Më 1913 në një takim me gazetarët në Washington ai me 2 shqiptarë i ngren Presidentit Amerikan të sapozgjedhur W.Willson problemin e Shqipëtarëve i cili i dha fjalën se "**nuk do t'a lerë kurrë Shqipërinë të vuajë**"(ASHQ F.429 D.1 f.359.1-360).Ky testament i Presidentit Willson u zbatua rigorozisht nga të gjitha administratat Amerikane deri në ditët e sotme.
-Më 1913 merr pjesë në Kongresin Panshqiptar të Triestes.
-Më 1913 emërohet Kryetar i Gjykatës civile e penale në Vlorë duke u bërë kështu gjykatsi i parë i Shtetit të pavarur shqiptar,dhe jep Vendimin e parë gjyqsor në historinë e drejtësis shqiptare në gjuhën shqipe. Harton një fjalor prej më se 5.000 termash dhe fjalish juridike që përdoren edhe sot e kësaj dite në drejtësin shqiptare[1] (Arkivi Qendror Shteror Fondi 429 Dok.1 faqe 385). Në po atë vit, vëllai i tij, nënshkruesi i Aktit të Pavarësisë të Shqipërisë më 1912, Av. Thanas Floqi, me udhëzim të Kristo Floqit, organizon gjyqin me Jurì në Elbasan,për dënimin e krimeve të rënda, sipas ligjit hartuar nga Petro Poga, por që pësoi një dështim të plotë.
-Më 08 prill 1920 boton në Shkodër "E drejta themelore ose konstitucjonare",që është trajtimi i parë shkencor për hartimin e një

[1]**Më gjatë për këtë problem shkruan gazeta "Perlindja e Shqipniës" që botohej në Vlonë në vitin 1913, me drejtor D.Beratti në artikujt "Gjyqësia në Shqipëri" dhe "Skanjet teknike".**

Kushtetute shqiptare që do çonte Shqiptarët në gjirin e popujve të qytetëruar e të civilizuar.
-Më 1921 ftohet nga princ Wiedi në rezidencën e tij në Achen të Austris,ku Mbreti Wilhelm I-rë, në gjuhën shqipe e dialektin shkodran e informon se po pregatit një forcë gjermane për vendosjen e rregullit në Shqipëri dhe marrjen e Fronit Mbretnor duke i propozuar postin e Ministrit të Pallatit, që pranohet nga K.Floqi.Wiedi i jep dekoratën e komandarit të Shkabës së zezë.
-Më 1922 harton tekstin e "Marshit të Zogut" për ta lëvduar atë si Ministër i Brendshëm për suksesin e arritur duke thyer ushtritë e ardhura nga Shijaku që donin të përsëritnin rrebelimin e vitit 1914 të Haxhi Qamilit. Ky tekst muzikohet nga dardhari Thoma Nasi (dirigjent i bandës së Tiranës) dhe kur Zogu bëhet Mbret "Marshi i Zogut" u bë Hymni Kombëtar Shqiptar.
-Më 21 Janar 1925 Shqipëria shpallet për herë të parë Republikë (Festa e Republikës). Po atë ditë miratohet edhe Kushtetuta e parë e Shtetit Shqiptar, bazuar në trajtimin shkencor të parimeve për një Kushtetutë Perëndimore bërë nga K.Floqi në "E drejta themelore ose Kushtetuese"
-Më 1926 Mbreti i Italisë Viktor Emmanueli III e dekoron K.Floqin si Commendator me medaljen e "Koronës së Italisë".
-Në Maj 1928 K. Floqi thirret nga Presidenti A.Zog, në cilësinë e këshilltarit juridik, për t' i marrë mendimin mbi ndryshimin e Regjimit Republikan me regjimin Monarkik. K.Floqi e pyet në se ai kishte ndër mend të bëhej Mbret. A.Zogu i përgjigjet se nuk kishte mend të bëhej Mbret.K.Floqi e këshillon që Shqipëria duhet të jetë Republikë dhe i përmend të këqijat që do kishte ai vetë dhe shqiptarët nga Monarkia, të cilat fatkeqësisht rezultuan të vërteta pas disa kohësh. Në Parlament K.Floqi ishte i vetmi ndër 57 deputetët e kohës që kundërshtoi kthimin e Shqipërisë nga Republikë në Monarki, duke propozuar zgjedhjen e një Asambleje Kushtetuese (pra është i pari që propozon organizimin e referendumit popullor për ndryshimin e Kushtetutës).Kur A.Zogu bëhet Mbret ai heq dorë nga politika e rifillon detyrën e avokatit.
-Më 1936 emërohet antar i Këshillit të Shtetit dhe mbas 1939 ai ishte Kryetar i tij, detyrë që e mbajti deri më 1943.
-Më 1937 i dhuron Muzeumit të Tiranës, stampën e Shqiponjës dykrenore, skalitur nga prifti katolik shkodran Dom Mark Vassa, me të cilin Marigo Pozio stampoi Flamurin Kombëtar Shqiptar, që valoi në Vlorë më 28 Nëndor 1912[1], kurse vetë ky Flamur, 2 X 3 metra, me

[1] **Marigo Pozio, hartuesja e Flamurit Shqiptar që u ngrit në Vlorë më 28 Nëndor 1912, ishte kunata e Kristo Floqit. Prej saj Kristo Floqi kishte trashëguar këtë stampë. Marigo Pozio ka jetuar 4 vitet e fundit të jetës së saj në shtëpinë e Kristo**

vendimin e Qeverisë Shqiptare të dt. 02 Dhjetor 1929 u transferua nga muzeumi i Vlorës në Muzeumin e Tiranës.

-Më 24 Maj 1944 refuzon ftesën për të marrë pjesë në Kongresin e Përmetit, ku iu vunë minat Kushtetutës Shqiptare, pra themeleve të Shtetit Shqiptar, për të vendosur një Shtet despotik mesjetar, siç ishte ai i Enver Hoxhës.

-Më 29 Nëndor 1944 sekuestrohet[1] nga Brigadat e Kuqe dhe mbahet në birucë (nuk dihet se ku) deri në fund të vitit 1950.

-Më 29 Dhjetor 1950 vdes në varfëri të plotë. E, me gjithë këto të zeza që psoi nga disa shqiptarë turko-sllavokratë fanatikë, nga goja dhe penda e tij kurrë ndonji herë nuk doli një fjalë e keqe për Shqipërinë e për shqiptarët.Mendoj se këtë e ka bërë për hir të dashurisë së tij për Shqipërinë dhe për Perëndinë.

-Nga fundi i viteve 1960, buldozeri i merr eshtrat e tija dhe i vendos në themelet e shtëpijave të ndërtuara tek "Varri i Bamit".

Henrik Kaçulini

Tiranë, Nëndor 2020

---

**Floqit, ku edhé ka vdekur. Shtëpia e Kristo Floqit ka qenë në Tiranë, Rruga e "Dibrës", sot vila "Goldi". Shif gazetën "Drita", 1937, Nr. 40, faqe 3**

**[1] Kam përdorur termin "sekuestruar" dhe jo "arrestuar", sepse kundrejt Kristo Floqit nuk ka asnjë vendim gjyqsor, pra ai nuk është gjykuar e dënuar nga Shteti Shqiptar, por nga "Brigadat e Kuqe" (H. Kaçulini)**

